# الْمَدْخَلُ إِلَى التَّوْحِيْدِ وَالسُّنَّةِ عَلَى فَهْمِ سَلَفِ الأُمَّةِ

# Hyrje për në *Teuhid* dhe *Sunnet* bazuar në kuptimin e të parëve (*Selefëve*) të *Ummetit*

Autor: Ebu Haxher

Përktheu:




WWW.THIRRJA-NE-TEUHID.COM

# الْمِدْخَلُ إِلَى التَّوْحِيْدِ وَالسُّنَّةِ عَلَى فَهْمِ سَلَفِ الأُمَّةِ

# Hyrje për në *Teuhid* dhe *Sunnet* bazuar në kuptimin e të parëve (*Selefëve*) të *Ummetit*

Autor: Ebu Haxher

Përktheu, Kopertina dhe Boton:



بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

**Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit**

**Paqja dhe bekimet e panumërta qofshin mbi Muhammedin, familjen e tij, shokët e tij dhe ata që i pasojnë në të mirë deri në Ditën e Gjykimit.**

**Më pas:**

## Nijeti i saktë

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

إِنَّمَا الْأَعْمَالُ بِالنِّيَّاتِ وَإِنَّمَا لِكُلِّ امْرِئٍ مَا نَوَى فَمَنْ كَانَتْ هِجْرَتُهُ إِلَى اللَّهِ وَرَسُولِهِ فَهِجْرَتُهُ إِلَى اللَّهِ وَرَسُولِهِ وَمَنْ كَانَتْ هِجْرَتُهُ لِدُنْيَا يُصِيبُهَا أَوِ امْرَأَةٍ يَنْكِحُهَا فَهِجْرَتُهُ إِلَى مَا هَاجَرَ إِلَيْهِ

***"Vërtetë që veprat janë sipas nijeteve, dhe vërtet që çdo personit i takon ajo që e ka synuar. Ai, që emigrimi i tij ka qenë për Allahun dhe të Dërguarin e Tij atëherë emigrimi i tij është për Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Ai, që emigrimi i tij ka qenë për dynja që të marr (*diçka*) prej saj apo për një grua, që ta martojë atë atëherë emigrimi i tij është për atë që ka emigruar."***[1]

Me të vërtetë, nijeti i një personit mund t'i ndryshojë veprat e tij nga të qenurit e diçkaje në dobi të tij në diçka që e çon drejt shkatërrimit, ashtu siç Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka njoftuar për këtë në një *hadith* që flet për ndodhitë në Ditën e Gjykimit:

ورَجُلٌ تَعَلَّمَ العِلْمَ، وعَلَّمَهُ وقَرَأَ القُرْآنَ، فَأُتِيَ به فَعَرَّفَهُ نِعَمَهُ فَعَرَفَها، قالَ: فَما عَمِلْتَ فيها؟ قالَ: تَعَلَّمْتُ العِلْمَ، وعَلَّمْتُهُ وقَرَأْتُ فِيكَ القُرْآنَ، قالَ :كَذَبْتَ، ولَكِنَّكَ تَعَلَّمْتَ العِلْمَ لِيُقالَ: عالِمٌ، وقَرَأْتَ القُرْآنَ لِيُقالَ: هو قارِئٌ، فقَدْ قيلَ، ثُمَّ أُمِرَ به فَسُحِبَ علَى وجْهِهِ حتَّى أُلْقِيَ في النَّارِ

***"Një njeri që e ka mësuar dijen, ua ka mësuar atë (*të tjerëve*) dhe e ka lexuar Kur'anin. Ky do të sillet, ndërsa Ai (*Allahu*) ia bënë të njohura atij mirësitë e Tij dhe ai i pranon ato. Ai (*Allahu*) thotë: 'Çfarë ke punuar?' Ai thotë: 'E kam mësuar dijen, ua kam mësuar atë (*të tjerëve*) dhe e kam lexuar për hir Tëndin Kur'anin.' Ai (*Allahu*) thotë: 'Gënjeve, ti e ke mësuar dijen që të thuhet dijetar, dhe e ke lexuar Kur'anin që të thuhet ai është lexues, dhe vërtet kështu është thënë.' Pastaj urdhërohen me të, dhe ai tërhiqet zvarrë mbi fytyrën e tij derisa të hidhet në Zjarr."***[2]

Prandaj lexuesi këshillohet të lus Allahun dhe të rregullojë nijetin e tij përpara se të fillojë me leximin e këtij libri dhe përpara çdo vepre që ai e bën. I sukseshëm është ai që e ndryshon nijetin në mënyrë që nijeti i tij të jetë vetëm e vetëm për Allahun, pra, çfarëdo që ai të bëjë është vetëm të arrijë Kënaqësinë e Allahut dhe të ruhet nga Zemërimi i Tij. Sa i përketë atij që e kërkon dijen vetëm për të debatuar, vetëm të gjej gabime apo për të ngritur veten në

[1] *Sahih el-Bukharij, Sahih Muslim*.
[2] *Sahih Muslim*.

një nivel më të lartë e duke i ulur të tjerët dhe duke i treguar gabimet e tyre atëherë nijeti i tij, sigurisht do t'i asgjësoj veprat e tij dhe nuk do të përfitoj nga to asgjë.

# Parathënie

Këto janë disa fjalë të thjeshta që i tregojnë bazat mbi të cilat është ndërtuar feja Islame. Allahu – *i Lartësuar* – e ka zgjedhur Islamin si fe për robërit e Tij, dhe Ai nuk pranon diçka tjetër pos Islamit. Prandaj, kushdo që dëshiron të takojë Allahun në një gjendje e cila do ia sigurojë atij hyrjen në Xhenet atëherë ai, në këtë jetë, duhet të bazojë fenë e tij në atë që e ka shpallur Allahu tek i Dërguari i Tij – *salAllahu alejhi ue selem* –, dhe ai nuk duhet të vdesë pos në këtë.

I Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – është Muhammedi i biri i Abdullahut të fisit Kurejshij, i cili ka lindur në Mekë. Ai e pranoi shpalljen nga Allahu – *i Lartësuar* – nëpërmjet *melekut* Xhibril – *alejhi el-selam* – në moshën dyzet vjeçare. Pas kësaj ai – *salAllahu alejhi ue selem*– qëndroi në Mekë për tri vite të tjera, pas së cilave ai emigroi në Medine, këtu ai vazhdoi të ftojë për te Zoti i tij derisa Allahu – *i Lartësuar* – ia mori shpirtin në moshën gjashtëdhjetë e tri vjeçare, kur ai – *salAllahu alejhi ue selem*– e kishte kryer misionin e tij. Ai u varros në Medine, ku varri i tij ende është i pranishëm. Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi Pejgamberin dhe të Dërguarin e Allahut. *Amin*.

Allahu – *i Lartësuar* – e ka bërë fenë, me të cilën Ai është i Kënaqur, të lehtë, dhe Ai – *i Lartësuari* – nuk dëshiron ndonjë vështirësi për njerëzimin. Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

هُوَ اجْتَبَاكُمْ وَمَا جَعَلَ عَلَيْكُمْ فِي الدِّينِ مِنْ حَرَجٍ ۚ مِّلَّةَ أَبِيكُمْ إِبْرَاهِيمَ ﴿٧٨﴾

《 **... Ai** (Allahu) **ju ka zgjedhur juve, dhe nuk ka vënë mbi ju ndonjë mundim në fe; (**e cila**) është feja e babait tuaj Ibrahimit... 》** [22:78]

Prandaj, askush mos të mendojë për një çast se Allahu e ka bërë të vështirë për të dalluar rrugën e drejtë nga llojet e ndryshme të devijimit, apo se Allahu ka lejuar që një person të ndjekë një rrugë dhe pastaj të shpresoj se kjo është rruga e drejtë, me të cilën Allahu është i Kënaqur. Përkundrazi Allahu e shpalli Librin me sqarim dhe Ai dërgoi një të Dërguar që të jetë bartës i përgëzimëve për ata që e ndjekun shpalljen dhe paralajmërues për ata që devijojnë prej saj. Ai e bëri këtë që njeriu të jetë me bindje të plotë në fenë e tij, dhe kështu zemra e tij të ndiejë qetësinë e të qenurit në të vërtetën dhe të mallëngjehët për takimin me Zotin e saj. Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

لَا إِكْرَاهَ فِي الدِّينِ ۖ قَد تَّبَيَّنَ الرُّشْدُ مِنَ الْغَيِّ ﴿٢٥٦﴾

《 **Nuk ka asnjë detyrim në fe. Vërtetë, Rruga e Drejtë është bërë e qartë nga rruga e**

**gabuar…》** [2:256]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

رُّسُلًا مُّبَشِّرِينَ وَمُنذِرِينَ لِئَلَّا يَكُونَ لِلنَّاسِ عَلَى اللَّهِ حُجَّةٌ بَعْدَ الرُّسُلِ ۚ وَكَانَ اللَّهُ عَزِيزًا حَكِيمًا ﴿١٦٥﴾

**《 Të Dërguar si përgëzues dhe si paralajmërues në mënyrë që njerëzimi të mos ketë më arsye për t'u shfajësuar ndaj Allahut pas të Dërguarve. Allahu është kurdoherë i Gjithëfuqishëm, më i Urti Gjithëgjykues. 》** [4:165]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

يُدَبِّرُ الْأَمْرَ يُفَصِّلُ الْآيَاتِ لَعَلَّكُم بِلِقَاءِ رَبِّكُمْ تُوقِنُونَ ﴿٢﴾

**《 Ai i rregullon të gjitha çështjet, i shpjegon ajetet (**argumentet, provat, shenjat e Tij**) në imtësi, që ju të besoni me bindje të plotë për takimin me Zotin tuaj. 》** [13:2]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

إِنَّمَا الْمُؤْمِنُونَ الَّذِينَ آمَنُوا بِاللَّهِ وَرَسُولِهِ ثُمَّ لَمْ يَرْتَابُوا ﴿١٥﴾

**《 Sigurisht që besimtarë janë vetëm ata të cilët e kanë kanë besuar Allahun dhe të Dërguarin e Tij, pastaj nuk dyshojnë… 》** [49:15]

I Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

قَدْ تَرَكْتُكُمْ عَلَى الْبَيْضَاءِ لَيْلُهَا كَنَهَارِهَا لاَ يَزِيغُ عَنْهَا بَعْدِي إِلاَّ هَالِكٌ

***"Vërtetë që unë ju kam lënë në të bardhën, nata e saj është sikurse dita e saj, nuk devijon nga ajo pas meje pos i shkatërruari."***[3]

Ndërsa ajo që na ka lënë i Dërguari – *salAllahu alejhi ue selem* – është *Kur'ani* fjala e Allahut, që është zbritur nga Allahu nëpërmjet Xhibrilit – *alejhi el-selam* – tek Muhammedi – *salAllahu alejhi ue selem* –, dhe *Sunneti* që është çdo gjë që Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – e ka thënë, e ka bërë, na e ka treguar dhe e ka pohuar.

Prandaj, qëllimi i këtij teksti është sqarimi i bazave themelore mbi të cilat ndërtohet kjo fe në mënyrë të lehtë, të thjeshtë dhe të klasifikuar, e kështu muslimani të di se si të kërkojë fenë e tij, nga kush dhe nga ku duhet të pranojë e nga kush dhe prej kujt duhet të refuzojë,

---

[3] *Sunen ibnu Maxheh – hadithi* është *sahih.*

në mënyrë që ai të ketë një peshore, me të cilin të mundet të vërtetojë nëse ajo në të cilën beson është e saktë apo jo dhe nga kjo të ketë bindje të plotë në fenë e tij. E sa për secilën çështje që është përmendur atëherë ky tekst vetëm shërben si një hyrje e shkurtër.

I gjithë suksesi është nga Allahu ndërsa të gjitha gabimet janë nga autori.

## **Burimet e fesë**

Islami ndërtohet mbi dy burime kryesore[4], këto janë *Kur'ani* dhe *Sunneti*. Çdo gjë që nuk e ka bazën e saj në këto të dyja është devijim dhe e refuzuar për atë që beson në të.

> **Por a mund ta kuptojë dikush *Kur'anin* dhe *Sunnetin* ashtu siç dëshiron dhe ka qejf? Përgjigja është: Jo.**

Allahu – *i Lartësuar* – zgjodhi që fenë e Tij ta shpall tek një popull – që me lejen e Allahut – ishin të aftë ta kuptojnë, ta ndjekin dhe ta mbrojnë atë. Allahu – *i Lartësuar* – e ka dëshmuar drejtësinë e atyre gjeneratave në disa vende në Librin e Tij, nga kjo dëshmi janë fjalët e Tij:

وَمَن يُشَاقِقِ الرَّسُولَ مِن بَعْدِ مَا تَبَيَّنَ لَهُ الْهُدَىٰ وَيَتَّبِعْ غَيْرَ سَبِيلِ الْمُؤْمِنِينَ نُوَلِّهِ مَا تَوَلَّىٰ وَنُصْلِهِ جَهَنَّمَ ۖ وَسَاءَتْ مَصِيرًا ﴿١١٥﴾

《 **Kushdo që e kundërshton të Dërguarin (**Muhammedin – alejhiel-selam**), pasi t'i jetë treguar atij udhëzimi dhe ndjek rrugë tjetër pos atë të besimtarëve, Ne do ta mbajmë atë në atë drejtim që ai vetë e ka zgjedhur, dhe do ta djegim atë në Zjarr – e sa përfundim i keq është ai!** 》 [4:115]

Gjithashtu fjalët e Tij:

وَالسَّابِقُونَ الْأَوَّلُونَ مِنَ الْمُهَاجِرِينَ وَالْأَنصَارِ وَالَّذِينَ اتَّبَعُوهُم بِإِحْسَانٍ رَّضِيَ اللَّهُ عَنْهُمْ وَرَضُوا عَنْهُ وَأَعَدَّ لَهُمْ جَنَّاتٍ تَجْرِي تَحْتَهَا الْأَنْهَارُ خَالِدِينَ فِيهَا أَبَدًا ۚ ذَٰلِكَ الْفَوْزُ الْعَظِيمُ ﴿١٠٠﴾

《 **Të parët që paraprinë (**në iman**) nga *muhaxhirët* (**besimtarët që u shpërngulën nga Meka në Medinë**) dhe *ensarët* (**besimtarët e Medinës që i strehuan dhe i ndihmuan ata**) edhe ata të cilët i ndoqën në mirësi ata, Allahu është i kënaqur me ta dhe ata janë të kënaqur me Të. Ai ka përgatitur për ta Xhenete nën të cilat rrjedhin lumenj që të banojnë përgjithmonë aty. Ky është ngadhënjimi madhështor.** 》 [9:100]

I Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

خَيْرُ النَّاسِ قَرْنِي ثُمَّ الَّذِينَ يَلُونَهُمْ ثُمَّ الَّذِينَ يَلُونَهُمْ

---

[4] Ndër burimet legjislative të Islamit janë *ixhmaja* (pajtueshmëria e muslimanëve) dhe *kijasi* (analogjia bazuar në argumentet e *Kur'anit* dhe *Sunnetit*), gjithashtu fjalët dhe besimet e *Sahabëve* llogariten se janë pjesë e *Sunnetit* ngase nuk pretendohet se ata kanë folur në fe nga vetja e tyre porse ata flisnin vetëm sipas asaj që e dinin nga i Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem*.

*"**Njerëzit më të mirë janë gjenerata ime pastaj ata të cilët vijnë pas tyre pastaj ata të cilët vijnë pas tyre.**"*[5]

Gjenerata e të Dërguarit të Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – janë ***Sahabët*** – *Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* – të cilët jetuan me të Dërguarin e Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – dhe e panë atë. Ata e kuptuan më së miri *Kur'anin* dhe *Sunnetin* sepse ata jetuan gjatë shpalljes së tyre, ata i përjetuan skenat për të cilat ka folur *Kur'ani*, dhe ata janë të cilët ishin më së afërti me të Dërguarin e Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* –, duke i bërë pyetje atij, duke e dëgjuar fjalimin e tij dhe duke i parë veprat e tij.

Gjenerata pas tyre janë ***tabi'inët*** (ndjekësit) të cilët janë ata që mësuan nga *Sahabët* – *Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* –, prandaj pozita e tyre në fe bazohet se ata mësuan nga *Sahabët*, të cilët mësuan nga i Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* –.

Gjenerata pas tyre janë ***tabi tabi'inët*** (ndjekësit e ndjekësve) të cilët janë ata që mësuan nga ndjekësit e *Sahabëve* – *Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* –, prandaj pozita e tyre në fe bazohet se ata mësuan nga *tabi'inët*, të cilët mësuan nga *Sahabët*, të cilët mësuan nga i Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* –.

Këto janë tri gjeneratat që i Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – i ka përshkruar ndër gjeneratat më të mira të këtij *Ummeti* dhe ata janë *Selefët* (të parët) tanë. Pra, kushdo që dëshiron të ndjek atë me të cilën Allahu është i Kënaqur dhe e Do atëherë ai duhet t'i ndjek këto tri gjenerata në fenë e tyre, burimet e të cilëve janë drejtpërdrejt nga *Kur'ani* dhe *Sunneti*, sepse nuk do të ketë kurrë njerëz më të mirë pas tyre.

Enes ibnu Malik – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

اصْبِرُوا، فإنَّه لا يَأْتِي علَيْكُم زَمَانٌ إلَّا الذي بَعْدَهُ شَرٌّ منه، حتَّى تَلْقَوْا رَبَّكُمْ سَمِعْتُهُ مِن نَبِيِّكُمْ صَلَّى اللهُ عليه وسلَّمَ

*"Bëni durim, ngase nuk do të vij një zaman (kohë) te ju pos ai që është pas tij do të jet më i keq, derisa të takoni Zotin tuaj, këtë e kam dëgjuar nga Pejgamberi juaj – salAllahu alejhi ue selem –."*

Abdullah ibnu Mesudi – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

لَيْسَ عَامٌ إِلاَّ وَالَّذِي بَعْدَهُ شَرٌّ مِنْهُ؛ لا أَقُولُ: عَامٌ أَمْطَرُ مِنْ عَامٍ, وَلا عَامٌ أَخْصَبُ مِنْ عَامٍ, وَلا أَمِيرٌ خَيْرٌ مِنْ أَمِيرٍ, لَكِنْ ذَهَابُ عُلَمَائِكُمْ وَخِيَارِكُمْ, ثُمَّ يَحْدُثُ أَقْوَامٌ يَقِيسُونَ الأُمُورَ بآرَائِهِمْ؛ فَيُهْدَمُ الإِسْلامُ وَيُثْلَمُ

[5] *Sahih el-Bukharij, Sahih Muslim*.

*"Nuk ka ndonjë vit pos ai që është pas tij është më i keq, nuk po them një vit me më shumë shi sesa një vit tjetër e as një vit më pjellor sesa një vit tjetër e as një udhëheqës më i mirë sesa një udhëheqës tjetër porse do të vdesin dijetarët dhe më të mirët tuaj pastaj do të vijnë disa popuj që do t'i masin çështjet me mendimet e tyre (që nuk kanë bazë as në Kur'an e as në Sunnet), atëherë shkatërrohet dhe thyhet Islami."*[6]

Prandaj njerëzit e së vërtetës janë ata që thonë:

*"**Ne e ndjekim, dhe e besojmë Kuranin e Sunnetin,**
**sipas kuptimit të Selefëve**."*

Këto nuk janë vetëm disa fjalë prej tyre porse nuk ka ndonjë ajet në Librin e Allahut apo ndonjë *hadith* nga i Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – apo ndonjë besim që besohet në fe pos që ata e shqyrtojnë dhe pyesin:

A është kjo mënyra se si e kanë kuptuar dhe kanë punuar *Selefët* sipas këtij ajeti?

A është kjo mënyra se si e kanë kuptuar dhe kanë punuar *Selefët* sipas këtij *hadithi*?

A është kjo mënyra se si kanë besuar *Selefët* në këtë çështje?

Me këtë ata i vërtetojnë kufijtë e Islamit, duke mos lejuar asnjë lloj devjimi e as shpikje që të hyjë në fenë e tyre, dhe me këtë ata janë të vërtetë në pretendimin e tyre në ndjekjen e *Kur'anit* dhe *Sunnetit* sipas kuptimit të *Selefëve*, dhe me këtë ata mund të pretendojnë se janë ithtarë të *Teuhidit* dhe *Sunnetit* dhe që besojnë në to, e jo vetëm si një pretendim bosh pa asnjë përmbajtje në të.

Ebu Bekr el-Axhurrij (v. 320h) e ka mbledhur kuptimin e kësaj që është përmendur në këtë kaptinë, ai ka thënë:

وَأَخْبَرَنَا ابْنُ عَبْدِ الْحَمِيدِ أَيْضًا قَالَ نا زُهَيْرُ بْنُ مُحَمَّدٍ قَالَ : أَخْبَرَنَا سُلَيْمَانُ بْنُ حَرْبٍ قَالَ : حَدَّثَنَا حَمَّادُ بْنُ زَيْدٍ ، عَنْ عَاصِمٍ الْأَحْوَلِ قَالَ : قَالَ أَبُو الْعَالِيَةِ : تَعَلَّمُوا الْإِسْلَامَ ، فَإِذَا تَعَلَّمْتُمُوهُ فَلَا تَرْغَبُوا عَنْهُ ، وَعَلَيْكُمْ بِالصِّرَاطِ الْمُسْتَقِيمِ فَإِنَّهُ الْإِسْلَامُ ، وَلَا تُحَرِّفُوا الصِّرَاطَ يَمِينًا وَلَا شِمَالًا ، وَعَلَيْكُمْ بِسُنَّةِ نَبِيِّكُمْ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ وَالَّذِي عَلَيْهَا أَصْحَابُهُ ، فَإِنَّا قَدْ قَرَأْنَا الْقُرْآنَ مِنْ قَبْلِ أَنْ يَفْعَلُوا الَّذِي فَعَلُوهُ خَمْسَ عَشْرَةَ سَنَةً ، وَإِيَّاكُمْ وَهَذِهِ الْأَهْوَاءَ الَّتِي تُلْقِي بَيْنَ النَّاسِ الْعَدَاوَةَ وَالْبَغْضَاءَ قَالَ : فَحَدَّثْتُ بِهِ الْحَسَنَ فَقَالَ : صَدَقَ وَنَصَحَ ، وَحَدَّثْتُ بِهِ حَفْصَةَ بِنْتَ سِيرِينَ ، فَقَالَتْ : يَا بُنَيَّ أَحَدَّثْتَ بِهَذَا مُحَمَّدًا ؟ قُلْتُ : لَا ، قَالَتْ : فَحَدِّثْهُ إِذَنْ قَالَ مُحَمَّدُ بْنُ الْحُسَيْنِ : عَلَامَةُ مَنْ أَرَادَ اللَّهُ بِهِ خَيْرًا : سُلُوكُ هَذَا الطَّرِيقِ , كِتَابُ اللَّهِ ، وَسُنَنُ رَسُولِ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ ، وَسُنَنُ أَصْحَابِهِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمْ وَمَنْ تَبِعَهُمْ بِإِحْسَانٍ ، وَمَا كَانَ عَلَيْهِ أَئِمَّةُ

[6] *El-Bidah libnu el-Ueddah.*

الْمُسْلِمِينَ فِي كُلِّ بَلَدٍ إِلَى آخِرِ مَا كَانَ مِنَ الْعُلَمَاءِ مِثْلَ الْأَوْزَاعِيِّ وَسُفْيَانَ الثَّوْرِيِّ وَمَالِكِ بْنِ أَنَسٍ ، وَالشَّافِعِيِّ ، وَأَحْمَدَ بْنِ حَنْبَلٍ ، وَالْقَاسِمِ بْنِ سَلَّامٍ ، وَمَنْ كَانَ عَلَى مِثْلِ طَرِيقَتِهِمْ ، وَمُجَانَبَةُ كُلِّ مَذْهَبٍ يَذُمُّهُ هَؤُلَاءِ الْعُلَمَاءُ

*"Gjithashtu na ka treguar ibnu Abdul-Hamid duke thënë: Na ka treguar Zuhejr ibnu Muhammed duke thënë: Na ka treguar Sulejman ibnu Harb duke thënë: Na ka treguar Hammad ibnu Zejd nga Asim el-Ehuel i cili ka thënë: Ebu el-Alijeh ka thënë: 'Mësoni Islamin, kur ta mësoni atë atëherë mos u largoni prej tij, përmbajuni rrugës së drejtë sepse ajo është Islami, dhe mos anoni në rrugën e drejtë as djathtas e as majtas, përmbajuni Sunnetit të Pejgamberit tuaj – salAllahu alejhi ue selem – dhe në atë që janë shokët e tij. Vërtetë ne e kemi lexuar Kur'anin pesëmbëdhjetë vite para se ata ta vepronin atë që e vepruan. Keni kujdes ndaj këtyre epshëve, të cilat hedhin mes njerëzve armiqësi dhe urrejtje.' Ai (transmetuesi) ka thënë: 'Ia tregova këtë Hasanit dhe ai tha: 'Ai e ka thënë të vërtetën dhe ka këshilluar.' Dhe ia tregova këtë Hafsah bintu Sirin dhe ajo tha: 'O biri im, a ia ke treguar këtë Muhammedit?' Unë thashë: 'Jo.' Ajo tha: 'Atëherë tregoi atij.'' Muhammed ibnu el-Husejn tha: 'Shenja që Allahu ia do dikujt hajrin është ndjekja e kësaj rruge, librit të Allahut, Sunnetit të Dërguarit të Allahut – salAllahu alejhi ue selem –, Sunnetit të Sahabëve të tij – Allahu qoftë i kënaqur prej tyre –, të atyre që i ndoqën ata në mirësi, të asaj që ishin Imamët e muslimanëve në çdo vend, e deri tek i fundit që ishte prej dijetarëve si shëmbulli i el-Euzaijut, Sufjan el-Theurijut, Malik ibnu Enesit, el-Shafijut, Ahmed ibnu Hanbelit, Kasim ibnu Selamit, dhe të atyre që ishin në të njëjtën rrugë si ata, dhe largimi nga çdo medh'heb (rrugë, mendim) që e kanë kritikuar këta dijetarë.'"*[7]

Ebu Amr el-Euzaij (v. 157h) ka thënë:

وأنا أوصيك بواحدة، فإنها تجلو الشك عنك، وتصيب بالاعتصام بها سبيل الرشد إن شاء الله – تعالى –: تنظر إلى ما كان عليه أصحاب رسول الله – صلى الله عليه وسلم – من هذا الأمر،فإن كانوا اختلفوا فيه، فخذ بما وافقك من أقاويلهم، فإنك حينئذ منه في سعة وإن كانوا اجتمعوا منه على أمر واحد لم يشذ عنه منهم أحد، فأين المذهب عنهم، فإن الهلكة في خلافهم، وإنهم لم يجتمعوا على شيء قط فكان الهدى في غيره، وقد أثنى الله – عز وجل – على أهل القدوة بهم فقال: (وَالَّذِينَ اتَّبَعُوهُم بِإِحسَانٍ[ )التوبة: 100] واحذر كل متأول للقرآن على خلاف ما كانوا عليه

*"Unë të këshilloj për një gjë sepse ajo e largon dyshimin prej teje dhe me të ia qëllon të kapesh në rrugën e drejtë, nëse do Allahu – i Lartësuar –, shiko në atë që ishin shokët e të Dërguarit të Allahut – salAllahu alejhi ue selem – nga kjo çështje, nëse ata kanë mospajtime në të atëherë kapu për atë që pajton me ty në fjalët e tyre, atëherë ti në atë çast do të jesh në rehati nga ajo (çështje), ndërsa nëse ata u bashkuan për atë (çështje), në të njëjtën fjalë dhe nuk ka dalur nga ajo asnjëri prej tyre atëherë cili është ai medh'heb (rrugë, mendim) që është kundra tyre? Ngase vërtetë shkatërrimi*

[7] *El-Sheriah lil-Axhurrij* 1/301.

*qëndron në kundërshtimin e tyre. Vërtet ata nuk u bashkuan kurrë për një gjë e që udhëzimi të jetë në diçka tjetër pos saj, dhe vërtet Allahu – i Lartë Madhërishëm – i ka lavdëruar ithtarët që i morrin për shëmbull ata:*

﴿وَالَّذِينَ اتَّبَعُوهُم بِإِحْسَانٍ ﴿١٠٠﴾﴾

《 **... edhe ata të cilët i ndoqën në mirësi ata...** 》 [9:100]

*Druajuni secilit që e interpreton Kur'anin në kundërshtim me atë që ata (Sahabët dhe shokët e tyre) ishin në të."*[8]

Gjithashtu el-Euzaij (v. 157h) ka thënë:

عليك بآثار من سلف وإن رفضك الناس، وإيّاك وآراء الرجال وإن زخرفوها لك بالقول

*"Përmbaju transmetimit të Seleféve edhe nëse të refuzojnë njerëzit dhe ruaju mendimit të njerëzve edhe nëse i zbukurojnë ato për ty me fjalë."*[9]

Ebu Seid el-Darimij (v. 280h) ka thënë:

الله تعالى أثنى على التابعين في كتابه فقال: {والسابقون الأولون من المهاجرين والأنصار والذين اتبعوهم بإحسان رضي الله عنهم} فشهد باتباع الصحابة واستيجاب الرضوان من الله تعالى باتباعهم أصحاب محمد ﷺ. واجتمعت الكلمة من جميع المسلمين أن سموهم التابعين ولم يزالوا يأثرون عنهم بالأسانيد كما يأثرون عن الصحابة ويحتجون بهم في أمر دينهم ويرون آراءهم ألزم من آراء من بعدهم للاسم الذي استحقوا من الله تعالى ومن جماعة المسلمين الذين سموهم تابعي أصحاب محمد ﷺ

*"Allahu – i Lartësuar – i ka lavdëruar tabi'inët në Librin e Tij, Ai ka thënë:*

﴿وَالسَّابِقُونَ الْأَوَّلُونَ مِنَ الْمُهَاجِرِينَ وَالْأَنصَارِ وَالَّذِينَ اتَّبَعُوهُم بِإِحْسَانٍ رَّضِيَ اللَّهُ عَنْهُمْ ﴿١٠٠﴾﴾

《***Të parët që paraprinë (****në iman****) nga muhaxhirët (****besimtarët që u shpërngulën nga Meka në Medinë****) dhe ensarët (****besimtarët e Medinës që i strehuan dhe i ndihmuan ata****) edhe ata të cilët i ndoqën në mirësi ata, Allahu është i kënaqur me ta...*** 》 *[9:100]*

*Ai dëshmoi për ndejkjen e Sahabëve dhe për meritën e Kënaqësisë së Allahut – të Lartësuar – me ndjekjen që ata ia bënë Sahabëve të Muhammedit – salAllahu alejhi ue selem –. Janë pajtuar për fjalën, të gjithë muslimanët, se ata u emërtuan tabi'in, dhe (muslimanët) nuk ndalën së transmetuar prej*

[8] *El-Ibaneh el-Kubra libnu Bettah* 2/254.
[9] *El-Sheriah lil-Axhurrij.*

*tyre me zinxhire të transmetimit sikurse ata (tabi'inët) transmetuan prej Sahabëve. Ata (muslimanët) argumentohen me ta (tabi'inët) në çështjen e fesë së tyre, dhe i shohin mendimet e tyre më obligative sesa mendimet e atyre që erdhen pas tyre për shkak të emrit që u emërtuan me mëritë nga Allahu – i Lartësuar –, dhe nga xhemati i muslimanëve që i emërtuan ata pasuesit (tabi'inët) e shokëve të Muhammedit – salAllahu alejhi ue selem –."*[10]

Ebu el-Kasim el-Lalekaij (v. 418h) ka thënë:

أستدِلُّ على صحة مذاهب أهل السنة بما ورد في كتاب الله تعالى فيها، وبما روي عن رسول الله ﷺ، فإن وجدت فيها جميعا ذكرتها، وإن وجدت في أحدهما دون الآخر ذكرته،وإن لم أجد فيها إلا عن الصحابة رضي الله عنهم والذين أمر الله ورسوله أن يقتدى بهم، ويهتدى بأقوالهم، ويستضاء بأنوارهم لمشاهدتهم الوحي والتنزيل، ومعرفتهم معاني التأويل؛ احتججت بها،فإن لم يكن فيها أثر عن صحابي فعن التابعين لهم بإحسان الذين في قولهم الشفاء والهدى، والتدين بقولهم القربة إلى الله والزلفى، فإذا رأيناهم قد أجمعوا على شيء عولنا عليه، ومن أنكروا قوله، أو ردوا عليه بدعته أو كفروه حكمنا به واعتقدناه .ولم يزل من لدن رسول الله إلى يومنا هذا قوم يحفظون هذه الطريقة، ويتدينون بها، وإنما هلك من حاد عن هذه الطريقة لجهله طرق الاتباع.

*"Argumentohem për saktësinë e medh'hebëve të Ehli Sunnetit me atë që është përmendur në Librin e Allahut – të Lartësuar – për ta, dhe me atë që është transmetuar nga i Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem –. Nëse gjej diçka në të dyja ato, atëherë i përmendi ato, e nëse gjej diçka vetëm në njëren prej tyre atëherë e përmend atë, e nëse nuk gjej asgjë për të përveç nga Sahabët – Allahu qoftë i kënaqur prej tyre – dhe prej atyre që ka urdhëruar Allahu dhe i Dërguari i Tij që të merren për shembull, të udhëzohet me fjalët e tyre, të ndriçohet me dritat e tyre për shkak se ata ishin dëshmitarë të shpalljes dhe zbritjes (së Kur'anit dhe mrekullive të tjera) dhe njohurisë së tyre për domethënien e interpretimit, jam argumentuar me to. Nëse nuk ka për të ndonjë transmetim nga Sahabët atëherë nga pasuesit e tyre në mirësi, në fjalët e të cilëve ka shërim dhe udhëzim. Marrja e fjalëve të tyre për fe është afrim te Allahu. Nëse shohim se ata janë bashkuar për një gjë atëherë ne mbështetemi në të. Kujtdo që ata ia kanë mohuar fjalën apo ia kanë refuzuar bidatin (shpikjen, risinë) atij apo e kanë bërë tekfir atë atëherë edhe ne gjykojmë me të dhe e besojmë atë. Vazhdon të ketë, që nga i Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem – e deri në këtë ditën tonë, njerëz që e mbrojnë këtë rrugë dhe e marrin për fe atë, dhe vërtet që është i shkatërruar ai që devijon nga kjo rrugë, për shkak të injorancës së tij ndaj rrugëve të pasimit."*[11]

Këto janë fjalët e Allahut – *të Lartësuar* –, të Dërguarit të Tij – *salAllahu alejhi ue selem* –, të *Sahabëve – Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* – dhe të dijetarëve musliman, që të gjithë theksojnë

[10] *El-Nakd lil-Darimij.*
[11] *Usul Itikad Ehlu el-Sunneh lil-Lalekaij* 1/27.

se feja është ajo që ka ardhur në *Kur'an* dhe *Sunnet* sipas kuptimit të *Selefëve*. Kjo është rrugë e nënshtrimit dhe ndjekjes së argumenteve dhe transmetimeve.

Allahu na bëftë prej tyre. *Amin*.

## <u>Dëshmitë e Islamit (Njësimi i Allahut dhe Mesazhi Pejgamberik)</u>

Muslimani hynë në fe me dy dëshimitë, nëse ai e takon Allahun me kuptimin e tyre të vërtetë dhe gjithashtu me plotësimin e kërkesave të tyre, atëherë Allahu ka premtuar që do ta fus atë në Xhenet. Këto dy dëshmi janë fjalët ***La  ilahe illAllah Muhammedun Rasulullah*** (nuk ka të adhuruar me të drejtë pos Allahut, Muhammedi është i Dërguari i Allahut).

*La ilahe illAllah* është *Teuhidi* (njësimi) i Allahut, me të është dërguar çdo Pejgamber dhe i Dërguar – që prej Nuhit, *alejhi el-selam*, e deri te Muhammedi, *salAllahu alejhi ue selem*, –, ndërsa *Muhammedun Rasulullah* është mesazhi, i cili është legjislacioni dhe dija që është e veçantë për Muhammedin – *salAllahu alejhi ue selem*.

Nuk ka ndonjë gjë që muslimani e bën në fenë e tij vetëm se ka lidhje me këto dy dëshmi, kjo për faktin se për çdo vepër  të adhurimit – si në vepra ashtu edhe në besime – <u>**janë dy kushte që ajo të pranohet nga Allahu**</u>:

1. Ajo të bëhet me <u>***ikhlas***</u>, e që është sinqeriteti në qëllim, e cila domethënë se ajo vepër bëhet vetëm për Allahun pa e përlyer atë me ndonjë formë të shirkut të madh apo të vogël, e që është shoqërimi i ortakve me Allahun në adhurim apo qëllim.
2. Që ajo të kryhet sipas Sunnetit të të Dërguarit të Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* –, e cila domethënë se ajo të bëhet pa e përlyer atë me ndonjë formë të *bidatit* (shpikjes).

Prandaj, kushdo që dëshmon fjalët *la ilahe illAllah Muhammedun Rasulullah* ka dëshmuar për faktin se ai e adhuron vetëm një *ilah* (të adhuruar) – si në besim ashtu edhe në vepra – dhe se ai e adhuron Allahun në të njëjtën mënyrë siç na ka mësuar i Dërguari i Tij – *salAllahu alejhi ue selem* – si në besim ashtu edhe në vepra. Prandaj një person nuk ka mundësi të jetë musliman që është i distancuar prej *shirkut* (shoqërimit të ortakve me Allahun) dhe *bidatit*, pa e ditur kuptimin e vërtetë të këtyre dy dëshmive, pa besuar në kuptimin e tyre, pa punuar me to dhe pa u larguar prej çdo gjëje që i asgjëson ato.

Nuk bën dobi njëra prej këtyre dëshmive pa tjetrën. Kushdo që e adhuron vetëm Allahun porse nuk beson në të Dërguarin e Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – dhe nuk e ndjek rrugën e tij atëherë ai nuk është musliman. Kushdo që beson në të Dërguarin e Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – porse nuk e adhuron vetëm Allahun – pa i bërë Atij ortak – atëherë ai nuk është musliman. Të dy dëshmitë, që askush nuk mund ta mohojë, janë të lidhura njëra me tjetrën, e që domethënë se asgjësimi i njërës prej tyre automatikisht e asgjëson dhe tjetrën, gjë e cila do të qartësohet në këtë libër.

## **Dëshmia e parë: *La ilahe illAllah***

Çdo lloj i adhurimit në Islam i ka shtyllat dhe kushtet e tij, të cilat duhen të plotësohen që ajo të pranohet. Që namazi të pranohet, kushtet e tij duhet të plotësohen siç është të qënurit normal, të qënurit në moshë madhore, të qënurit në gjendje të pastërtisë rituale, mbulimi i *avertit* (pjesëve të turpshme) etj. kur kushtet të plotësohen namazi do t'i pranohet robit, kur ai i kryen shtyllat e namazit siç është *tekbiri* fillestar (thënia e fjalës *Allahu ekber* në fillim të namazit), leximi i *Fatihas* (*surës* së parë të *Kur'anit*, e cila duhet të recitohet në secilin *rekat*), *rukuja* (përulja), *sexhdja* etj.

Po kështu është edhe me adhurimin më të madh dhe më fisnik, dëshmia *la ilahe illAllah*. Kushtet e fjalës *la ilahe illAllah* janë shtatë:

1. ***Ikhlas;*** që ajo të thuhet sinqerisht vetëm për Allahun. Kjo e mohon ***shirkun*** dhe **veprën sa për sy e faqe**.
2. ***Sidk;*** që ajo të thuhet me vërtetësi duke e synuar kuptimin e saj. Kjo e mohon **hipokrizinë** (*nifakun*).
3. ***Kabul;*** që një person të pranojë kuptimin e saj, dhe atë që e kërkon ajo nga veprat dhe besimet. Kjo e mohon **refuzimin**.
4. ***'Ilm;*** që ajo të thuhet duke pasur dije për atë që domethënë, e kërkon dhe e asgjëson atë. Kjo e mohon **injorancën**.
5. ***Inkijad;*** që ajo të thuhet duke u nënshtruar dhe duke vepruar sipas kuptimit dhe kërkesave të saj. Kjo e mohon **largimin**.
6. ***Mehhabeh;*** që një person e do domethënien e saj. Kjo e mohon **urrejtjen**.
7. ***Jekin;*** që ajo të thuhet me besim të plotë në kuptimin e saj. Kjo e mohon **dyshimin**.

I është thënë Uehb ibnu Munebihut (v. 114h):

أَلَيْسَ لَا إِلَهَ إِلَّا اَللَّهُ مِفْتَاحُ اَلْجَنَّةِ؟ قَالَ: "بَلَى، وَلَكِنْ مَا مِنْ مِفْتَاحٍ إِلَّا وَلَهُ أَسْنَانٌ، فَإِنْ جِئْتَ بِمِفْتَاحٍ لَهُ أَسْنَانٌ فُتِحَ لَكَ، وَإِلَّا لَمْ يُفْتَحْ لَكَ

*"'A nuk është fjala 'La ilaheillAllah' çelësi i Xhenetit?' Ai tha: 'Po porse nuk ka ndonjë çelës vetëm se ai ka dhëmbë, nëse vjen me çelës që ka dhëmbë, hapët për ty përndryshe nuk hapët.'"*[12]

Kur këto kushte të plotësohen nga robi atëherë puna e tij dhe besimi në shtyllat e fjalës *la ilahe illAllah* do të pranohen, e sa i përketë atij që thotë *la ilahe illAllah* porse nuk e bën këtë sinqerisht për Allahun, përkundrazi ai e bën këtë për arsye të tjera apo e thotë atë duke mos e synuar kuptimin e saj apo ai nuk e pranon apo nuk i nënshtrohet kuptimit të saj apo ai

[12] *Sahih el-Bukharij.*

është injorant ndaj kuptimit dhe kërkesave të saj apo ai e urren atë apo dyshon se ajo është e vërteta atëherë dëshmia nuk i bën dobi këtij personi në Ditën e Gjykimit edhe nëse ai konsiderohet musliman në dynja dhe trajtohet sipas asaj që nuk ka shfaq ndonjë asgjësues të Islamit apo sipas asaj që ai nuk e ka mohuar ndonjë prej këtyre kushteve.

Sa i përketë shtyllave të fjalës *la ilahe illAllah* atëherë dëshmia *la ilahe illAllah* përbëhet prej dy shtyllave:

E para është: ***La ilahe*** përkthimi i kësaj domethënë: "*Nuk ka ilah (të adhuruar)*" ndërsa ajo që synohet është "*Askush nuk ka të drejtë të adhurohet*" dhe kjo është pjesa e dëshmisë që mohon hyjninë (apo meritën e adhurimit) për çdo gjë. Gjithashtu kjo quhet *el-kufru bit-tagut* që domethënë mohimin e çdo *taguti* (çdo gjëje që adhurohet përveç apo krahas Allahut).

E dyta është: ***illAllah*** përkthimi i saj domethënë: "*Pos Allahut*" ndërsa kjo pjesë e dëshmisë e pohon hyjninë (apo meritën e adhurimit) vetëm për Allahun. Gjithashtu kjo quhet *el-imanu billah* (besimi i Allahut).

Prej argumenteve të këtyre dy shtylla janë fjalët e Allahut – *të Lartësuar* –:

فَمَن يَكْفُرْ بِالطَّاغُوتِ وَيُؤْمِن بِاللَّهِ فَقَدِ اسْتَمْسَكَ بِالْعُرْوَةِ الْوُثْقَىٰ لَا انفِصَامَ لَهَا ۗ وَاللَّهُ سَمِيعٌ عَلِيمٌ



《 **... Kushdo që mohon *tagutin* (**çdo gjë tjetër që adhurohet përveç apo krahas Allahut**) dhe beson në Allahun, atëherë ai është kapur për litarin më të sigurt që nuk këputet kurrë, dhe Allahu është Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri.** 》 [2:256]

Gjithashtu fjalët e Tij:

وَلَقَدْ بَعَثْنَا فِي كُلِّ أُمَّةٍ رَّسُولًا أَنِ اعْبُدُوا اللَّهَ وَاجْتَنِبُوا الطَّاغُوتَ ﴿٣٦﴾

《 **Me të vërtetë që Ne kemi dërguar te çdo *Ummet* (**bashkësi njerëzish, popull, komb**) të Dërguar (**duke shpallur**): "Adhuroni vetëm Allahun dhe shmanguni dhe i rrini larg *tagutit* (**çdo gjëje tjetër që adhurohet pos Allahut**)."...** 》 [16:36]

Gjithashtu fjalët e Tij:

وَالَّذِينَ اجْتَنَبُوا الطَّاغُوتَ أَن يَعْبُدُوهَا وَأَنَابُوا إِلَى اللَّهِ لَهُمُ الْبُشْرَىٰ ۚ فَبَشِّرْ عِبَادِ ﴿١٧﴾

《**Ata të cilët i largohen *tagutit* (**çdo gjëje tjetër që adhurohet pos Allahut**) duke mos i adhuruar ata dhe që i kthehen Allahut me pendim, për këta janë përgëzimet e mëdha. Shpallu pra lajmin e gëzuar robëve të Mi.** 》 [39:17]

Ajo që lehtësisht mund të kuptohet nga këto ajete – dhe ajo që tashmë dihet nga njerëzit përmes natyrshmëris (*fitrah*) – është që Allahu kërkon nga krijesat e Tij që ato ta adhurojnë vetëm Atë, dhe që mos t'i shoqërojnë asnjë ortak Atij – *të Lartësuarit* –.

Muadh ibnu Xhebeli – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

فقلتُ : يا رسولَ اللَّهِ أخبرني بعمَلٍ يُدخِلُني الجنَّةَ ويباعِدُني من النَّارِ ، قالَ : لقد سألتَني عَن عظيمٍ ، وإنَّهُ ليسيرٌ على من يسَّرَهُ اللَّهُ علَيهِ ، تعبدُ اللَّهَ ولا تشرِكْ بِهِ شيئًا ، وتُقيمُ الصَّلاةَ ، وتُؤتي الزَّكاةَ ، وتصومُ رمضانَ ، وتحجُّ البيتَ

*"Thashë: 'O i Dërguari i Allahut më trego për një punë që do të më shpie në Xhenet dhe do të më largoi nga Zjarri.' Ai (i Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem –) tha: '**Vërtet më ke pyetur për një gjë të madhe, ndërsa ajo është e lehtë për atë që Allahun ia lehtëson. Të adhurosh Allahun dhe të mos shoqërosh ndonjë gjë me Të, të falesh namazin, të jepesh zeqatin, të agjërosh Ramazanin dhe të bësh haxh në shtëpi (**qabe**).**'"*[13]

Gjithashtu Abdullah ibnu Amr – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka transmetuar se Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

مَن لقيَ اللَّهَ لا يشرِكُ به شيئًا؛ لم تضُرَّهُ معه خطيئةٌ، ومَن مات وهو يشرِكُ به؛ لم ينفَعْهُ معه حسنةٌ.

*"**Kushdo që e takon Allahun pa shoqëruar ndonjë gjë me Të, nuk i bëjnë zarar atij gjynahet me të, ndërsa kushdo që vdesë duke shoqëruar ortak me Të, nuk i bëjnë dobi veprat e mira me të.**"*[14]

Ibnu Xherir el-Taberij (310h.) në *tefsirin* e tij për ajetin në vazhdim ka thënë:

وَإِلَٰهُكُمْ إِلَٰهٌ وَاحِدٌ ۖ لَّا إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ الرَّحْمَٰنُ الرَّحِيمُ ﴿١٦٣﴾

《 ***Ilahu* (**i Adhuruari**) juaj është Një i Adhuruar i Vetëm, nuk ka të adhuruar tjetër të merituar veç Atij, i Gjithëmëshirshmi, Mëshirëploti.** 》 [2:163]

---

[13] *El-Tirmidhij – hadithi* është *sahih*.

[14] *Imam Ahmed*. Zinxhiri i transmetimit është i saktë sipas kushtëve të Bukhariut dhe Muslimit.

وأما قوله: " لا إله إلا هو "، فإنه خبرٌ منه تعالى ذكره أنه لا رب للعالمين غيرُه, ولا يستوجبُ على العبادِ العبادةَ سواه, وأنّ كلّ ما سواه فهُم خَلقه, والواجبُ على جميعهم طاعته والانقيادُ لأمره، وتركُ عبادة ما سواه من الأنداد والآلهة، وهجْر الأوثان والأصنام. لأنّ جميع ذلك خلقُه، وعلى جميعهم الدينونة له بالوحدانية والألوهة, ولا تَنبغي الألوهة إلا له,

*"Sa i përketë fjalëve të Tij:*

لَا إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ ﴿١٦٣﴾

***《... nuk ka të adhuruar tjetër të merituar veç Atij... 》*** *[2:163]*

*Atëherë ky është lajm prej Tij se nuk ka Zot të botrave pos Tij, dhe nuk i obligohet robërve adhurimi i dikujt tjetër pos Tij, ndërsa çdo gjë tjetër që është pos Tij, janë krijesat e Tij. Obligimi i të gjitha atyre është bindja ndaj Tij dhe nënshtrimi ndaj Urdhërit të Tij, braktisja e adhurimit të dikujt tjetër pos Tij prej rivalve dhe të adhuruarve, braktisja e idhujve dhe statujave, sepse të gjitha këto janë krijesat e Tij, dhe ato të gjitha e kanë obligim që fenë t'ia përkushtojnë Atij me njësim dhe adhurim dhe nuk i takon adhurimi dikujt tjetër pos Tij."*[15]

*Kur'ani*, *Sunneti*, fjalët e *Sahabëve* dhe të atyre që i ndoqën ata, janë të mbushura me këtë kuptim, që fjala *la ilaheill Allah* domethënë se merita e adhurimit i takon vetëm Allahut. Kështu që askush nuk mund të pretendojë injorancën në këtë çështje, porse ai që është injorant apo i devijuar në këtë çështje për shkak të ndjekjes së ndonjë gjëje tjetër pos këtyre burimëve atëherë ai duhet vetëm veten e tij të fajësojë, ndërsa në Ditën e Gjykimit ai nuk do të arsyetohet për *shirkun* që ia ka bërë Allahut.

Ebu Muhammed el-Berbeharij (v. 329h) ka thënë:

واعلم رحمك الله أن الدين إنما جاء من قبل الله تبارك وتعالى لم يوضع على عقول الرجال وآرائهم وعلمه عند الله وعند رسوله فلا تتبع شيئا بهواك فتمرق من الدين فتخرج من الإسلام فإنه لا حجة لك فقد بين رسول الله ﷺ لأمته السنة وأوضحها لأصحابه وهم الجماعة وهم السواد الأعظم والسواد الأعظم الحق وأهله فمن خالف أصحاب رسول الله ﷺ في شيء من أمر الدين فقد كفر.

*"Dije – Allahu të mëshiroftë – se feja është ajo që erdhi nga Allahu e ajo nuk është vendosur (si zgjidhje) në mendjet e njerëzve dhe mendimet e tyre. Dituria e saj (fesë) është tek Allahu dhe tek i Dërguari i Tij. Mos ndiq ndonjë gjë me epshin tënd e ta çash fenë pastaj të dalesh prej Islamit ngase nuk ka argument për ty. Me të vërtetë i Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem – ia ka sqaruar Ummetit të tij Sunnetin dhe shokëve të tij ua ka bërë të qartë atë, e ata janë xhemati, ata janë*

[15] *Tefsir el-Taberij.*

*el-Suvad el-Eadham (shumica e madhe) ndërsa el-Suvad el-Eadham është haku dhe ithtarët e saj. Kushdo që i kundërshton Sahabët e të Dërguarit të Allahut – salAllahu alejhi ue selem – në ndonjë gjë nga çështja e fesë ka bërë kufër."*[16]

Më e mira prej të gjitha veprave të mira është *Teuhidi* (njësimi i Allahut në adhurim) ndërsa më e keqja prej të gjitha veprave të këqija është *shirku* (shoqërimi i ortakëve me Allahun).

[16] *Sherh el-Sunneh lil-Berbeharij.*

## **Shtylla e parë: *el-Kufru bit-tagut* (mohimi i *tagutit*)**

Fillimisht emri *tagut* domethënë dikush apo diçka që i tejkalon kufijtë e tij apo e saj. Në kontekstin Islamik emri *tagut* domethënë dikush apo diçka që i tejkalon kufijtë e tij, duke u adhuruar prej të tjerve, duke i'u bindur apo duke u ndjekur pos Allahut. Kjo nuk vlenë për atë që nuk është i kënaqur me adhurimin që i bëhet, dhe distancohet nga ky adhurim.

Ibnu Uehb (v. 197h) ka thënë:

قال لي مالك: الطاغوت: ما يعبدون من دون الله

*"Maliku (Imam Maliku) më tha: 'Taguti është ajo që ata (njerëzit) e adhurojnë pos Allahut.'"*[17]

Koka e të gjithë *tagutëve* është iblisi, i cili është shejtani (djalli). Ai nuk pranoi t'i bindej Allahut, që t'i bëjë sexhde Ademit kur Allahu e krijoi atë me Dy Duart e Tij, si rrjedhojë ai u dëbua nga Xheneti, i refuzuar, i poshtëruar dhe i mallkuar, ai u betua që të devijojë sa më shumë që të jetë e mundur nga bijtë e Ademit, duke i nxitur ata që të bëjnë *shirk*, *kufër* dhe mëkate. Shumë nga ta do t'i ndjekin nxitjet e tij për në të keqen që ai thërret, dhe në Ditën e Ringjalljes ai do të distancohet nga ata që i devijoi, ai nuk do të jetë në gjendje t'i ndihmojë ata me asgjë.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

إِذْ قَالَ رَبُّكَ لِلْمَلَائِكَةِ إِنِّي خَالِقٌ بَشَرًا مِّن طِينٍ ﴿٧١﴾ فَإِذَا سَوَّيْتُهُ وَنَفَخْتُ فِيهِ مِن رُّوحِي فَقَعُوا لَهُ
سَاجِدِينَ ﴿٧٢﴾ فَسَجَدَ الْمَلَائِكَةُ كُلُّهُمْ أَجْمَعُونَ ﴿٧٣﴾ إِلَّا إِبْلِيسَ اسْتَكْبَرَ وَكَانَ مِنَ الْكَافِرِينَ ﴿٧٤﴾
قَالَ يَا إِبْلِيسُ مَا مَنَعَكَ أَن تَسْجُدَ لِمَا خَلَقْتُ بِيَدَيَّ ۖ أَسْتَكْبَرْتَ أَمْ كُنتَ مِنَ الْعَالِينَ ﴿٧٥﴾ قَالَ أَنَا خَيْرٌ
مِّنْهُ ۖ خَلَقْتَنِي مِن نَّارٍ وَخَلَقْتَهُ مِن طِينٍ ﴿٧٦﴾ قَالَ فَاخْرُجْ مِنْهَا فَإِنَّكَ رَجِيمٌ ﴿٧٧﴾ وَإِنَّ عَلَيْكَ لَعْنَتِي إِلَىٰ
يَوْمِ الدِّينِ ﴿٧٨﴾ قَالَ رَبِّ فَأَنظِرْنِي إِلَىٰ يَوْمِ يُبْعَثُونَ ﴿٧٩﴾ قَالَ فَإِنَّكَ مِنَ الْمُنظَرِينَ ﴿٨٠﴾ إِلَىٰ يَوْمِ
الْوَقْتِ الْمَعْلُومِ ﴿٨١﴾ قَالَ فَبِعِزَّتِكَ لَأُغْوِيَنَّهُمْ أَجْمَعِينَ ﴿٨٢﴾ إِلَّا عِبَادَكَ مِنْهُمُ الْمُخْلَصِينَ ﴿٨٣﴾

**《 Kur Zoti yt u tha melekëve: "Me të vërtetë që Unë do të krijoi njeriun nga balta. Kështu pra, kur Unë t'i kem dhënë plotësisht formën atij dhe t'i kem fryrë shpirtin që**

[17] *Tefsir ibn ebi Hatim.*

**Unë e kam krijuar për të, atëherë përkuljuni atij duke i rënë në *sexhde*." Kështu melekët të gjithë i ranë në *sexhde*, të gjithë së bashku, pos iblisit, u bë arrogant dhe qe prej mohuesve. (**Allahu**) Tha: "O Iblis! Ç'të ndaloi ty që t'i mos i biesh në *sexhde* atij të cilin Unë e krijova me Dy Duart e Mia? A je tepër kryelartë, apo je prej të lartëve?" (**Iblisi**) tha: "Unë jam më i mirë se ky, Ti më krijove mua nga zjarri dhe Ti e krijove atë nga balta."(**Allahu**) i tha: "Dil pra prej këndej, pasi me të vërtetë ti je i përzënë. Me të vërtetë mbi ty do të jetë Mallkimi Im deri Ditën e Gjykimit." (**Iblisi**) tha: "Zoti im! Më jep pra mua afat deri Ditën kur të Ringjallen." (**Allahu**) Tha: "Sigurisht që të është dhënë afat, deri Ditën e kohës së përcaktuar." (**Iblisi**) tha: "Atëherë, Pasha Krenarinë Tënde, padyshim që unë do t'i devijoi të gjithë, përveç robëve të Tu të sinqertë."** 》 [38:71-83]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

كَمَثَلِ الشَّيْطَانِ إِذْ قَالَ لِلْإِنسَانِ اكْفُرْ فَلَمَّا كَفَرَ قَالَ إِنِّي بَرِيءٌ مِّنكَ إِنِّي أَخَافُ اللَّهَ رَبَّ الْعَالَمِينَ ﴿١٦﴾

《 **Si shembulli i shejtanit kur i thotë njeriut: "Moho", por kur ai (**njeriu**) mohon, (**shejtani**) i thotë: "Unë distancohem prej teje. Unë kam frikë Zotin e Botrave!"** 》 [59:16]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

وَقَالَ الشَّيْطَانُ لَمَّا قُضِيَ الْأَمْرُ إِنَّ اللَّهَ وَعَدَكُمْ وَعْدَ الْحَقِّ وَوَعَدتُّكُمْ فَأَخْلَفْتُكُمْ ۖ وَمَا كَانَ لِيَ عَلَيْكُم مِّن سُلْطَانٍ إِلَّا أَن دَعَوْتُكُمْ فَاسْتَجَبْتُمْ لِي ۖ فَلَا تَلُومُونِي وَلُومُوا أَنفُسَكُم ۖ مَّا أَنَا بِمُصْرِخِكُمْ وَمَا أَنتُم بِمُصْرِخِيَّ ۖ إِنِّي كَفَرْتُ بِمَا أَشْرَكْتُمُونِ مِن قَبْلُ ۗ إِنَّ الظَّالِمِينَ لَهُمْ عَذَابٌ أَلِيمٌ ﴿٢٢﴾

《 **E shejtani do të thotë kur të jetë përfunduar çështja: "Padyshim që Allahu ju bëri juve një premtim të vërtetë, edhe unë ju premtova gjithashtu, por unë ju tradhëtova. Unë nuk kisha asnjë fuqi përmbi ju, por vetëm sa ju bëra thirrje dhe ju m'u përgjigjët. Kështu pra, mos më fajësoni mua, por fajësoni veten tuaj. Unë nuk mund t'ju ndihmoj dhe as ju nuk mund të më ndihmoni mua. Unë e mohoj veprimin tuaj të parë duke më lidhur mua si shok me Allahun (**duke m'u bindur mua në jetën e dynjasë**). Vërtet që për *Dhalimunët* (**keqbërësit, mohuesit**), për ata është ndëshkim i dhimbshëm."** 》 [14:22]

Disa prej shembujve të *tagutëve* që gjenden sot janë:

* Ai i cili adhurohet pos Allahut apo është i kënaqur me çfarëdo lloj adhurimi që i bëhet atij. Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

أَلَمْ أَعْهَدْ إِلَيْكُمْ يَا بَنِي آدَمَ أَن لَّا تَعْبُدُوا الشَّيْطَانَ ۖ إِنَّهُ لَكُمْ عَدُوٌّ مُّبِينٌ ﴿٦٠﴾

《 **A nuk ua përcaktova juve, o Bij të Ademit, që të mos adhuroni shejtanin? Vërtetë që ai për juve është armik i qartë.** 》 [36:60]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

وَمَن يَقُلْ مِنْهُمْ إِنِّي إِلَٰهٌ مِّن دُونِهِ فَذَٰلِكَ نَجْزِيهِ جَهَنَّمَ ۚ كَذَٰلِكَ نَجْزِي الظَّالِمِينَ ﴿٢٩﴾

《 **Kushdo që prej tyre thotë: "Unë jam i adhuruar pos Atij (**Allahut**)", një të tillë Ne do ta shpërblejmë me Xhehenem, kështu i shpërblejmë *Dhalimunët* (**keqbërësit mosbesimtarë e politeistë**).** 》 [21:29]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

وَلَقَدْ بَعَثْنَا فِي كُلِّ أُمَّةٍ رَّسُولًا أَنِ اعْبُدُوا اللَّهَ وَاجْتَنِبُوا الطَّاغُوتَ ﴿٣٦﴾

《 **Me të vërtetë që Ne kemi dërguar te çdo *Ummet* (**bashkësi njerëzish, popull, komb**) të Dërguar (**duke shpallur**): "Adhuroni vetëm Allahun dhe shmanguni dhe i rrini larg *tagutit* (**çdo gjëje tjetër që adhurohet pos Allahut**)."...** 》 [16:36]

* Ai që e ndryshon *hukmin* (gjykimin) e Allahut, sikurse ai që jep *fetva* (ndonjë vendim), apo miraton një ligj që thotë se *zinaja* (kurvëria) lejohet, apo thotë se vepruesi i *shirkut* është musliman. Allahu – *i Lartësuar* – thotë:

أَلَمْ تَرَ إِلَى الَّذِينَ يَزْعُمُونَ أَنَّهُمْ آمَنُوا بِمَا أُنزِلَ إِلَيْكَ وَمَا أُنزِلَ مِن قَبْلِكَ يُرِيدُونَ أَن يَتَحَاكَمُوا إِلَى الطَّاغُوتِ وَقَدْ أُمِرُوا أَن يَكْفُرُوا بِهِ وَيُرِيدُ الشَّيْطَانُ أَن يُضِلَّهُمْ ضَلَالًا بَعِيدًا ﴿٦٠﴾

《 **A i ke parë ata (**hipokritët**) të cilët shtiren se besojnë në atë që të është zbritur ty dhe në atë që është zbritur para teje, ata duan të shkojnë për tu gjykuar te *taghutët*, ndërkohë që janë urdhëruar t'i mohojnë ata. Por është shejtani ai i cili dëshiron t'i humbasë ata në pafundësi.** 》 [4:60]

* Ai që gjykon apo qeveris mbi njerëz me ligje të shpikura nga njerëzit, të cilat e kundërshtojnë *Sheriatin* dhe e kanë bazën në legjislacione tjera pos *Sheriatit*. Sikurse janë presidentët, parlamentarët, liderët politikanët dhe të gjithë ata që marrin pjesë në organe legjislative, themeli i të cilave është diçka tjetër pos *Sheriatit*, siç është demokracia, sekularizmi, komunizmi etj. Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

وَمَن لَّمْ يَحْكُم بِمَا أَنزَلَ اللَّهُ فَأُولَٰئِكَ هُمُ الْكَافِرُونَ ﴿٤٤﴾

《 **Kushdo që nuk gjykon me atë që ka shpallur Allahu, të këtillët janë *kafira* (**jobesimtarë**).** 》 [5:44]

* Ai që pretendon se e di të *gajbin* (të fshehtën, të panjohurën, të ardhmën), kësisoj njerëzit vijnë dhe e pyesin rreth saj.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

قُل لَّا يَعْلَمُ مَن فِي السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ الْغَيْبَ إِلَّا اللَّهُ ۚ وَمَا يَشْعُرُونَ أَيَّانَ يُبْعَثُونَ ﴿٦٥﴾

《 **Thuaj (**o Muhammed**): "Askush në qiej dhe në tokë nuk e di *gajbin* (**të fshehtën, të panjohurën, të ardhmën**) veç Allahut, as nuk mund ta ndjejnë se kur do të ringjallen."** 》 [27:65]

* Ai për të cilin njerëzit besojnë se mund të bëjë dobi dhe dëm njëjtë si Allahu që mund të bëjë dobi dhe dëm, kështu ata kërkojnë prej tij dobi dhe strehohen tek ai nga dëmi, ndërsa ai nuk e refuzon këtë, apo njerëzit e vdekur në varre, të cilët thirren dhe luten për këto çështje.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

يَدْعُو مِن دُونِ اللَّهِ مَا لَا يَضُرُّهُ وَمَا لَا يَنفَعُهُ ۚ ذَٰلِكَ هُوَ الضَّلَالُ الْبَعِيدُ ﴿١٢﴾

《 **Ai në vend të Allahut lut atë që nuk mund t'i sjellë as dëm e as dobi. Mu ky është devijimii largët.** 》 [22:12]

* Nacionalizmi (Kombësia), kur njerëzit duan dhe urrejnë, shoqërojnë dhe armiqësojnë bazuar në nacionalitet e jo për hir të Allahut, atëherë nacionaliteti është bërë *tagut* për ta, të cilin ata e adhurojnë. Kjo është kur një person i parapëlqen *kafirat* e nacionalitetit të tij mbi muslimanët, i ndihmon ata kundër tyre dhe pretendon se ata janë më të mirë se muslimanët për shkak të nacionalitetit të tyre.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا لَا تَتَّخِذُوا الْيَهُودَ وَالنَّصَارَىٰ أَوْلِيَاءَ ۘ بَعْضُهُمْ أَوْلِيَاءُ بَعْضٍ ۚ وَمَن يَتَوَلَّهُم مِّنكُمْ فَإِنَّهُ مِنْهُمْ ۗ إِنَّ اللَّهَ لَا يَهْدِي الْقَوْمَ الظَّالِمِينَ ﴿٥١﴾

《 **O ju që keni besuar! Mos i merrni çifutët dhe të krishterët për *eulija* (**shokë, miq e mbrojtës**). Ata janë *eulija* vetëm për njëri-tjetrin dhe nëse ndonjë prej jush i merr ata**

***eulija*, atëherë nuk ka dyshim se ai është një prej tyre. Vërtetë që Allahu nuk e udhëzon atë popull që është *Dhalimun* (**keqbërës, mohues**).** 》 [5:51]

* Dëshirat dhe epshet, Shumë njerëz injorant thonë: "*Unë e ndjej se nëse e bëj këtë dhe atë atëherë unë jam njeri i mirë e Allahu nuk do të më dënojë.*" Kështu, ndërsa ai vepron gjëra që e asgjësojnë Islamin e tij, me këtë ai i ka bërë epshet dhe dëshirat e veta për *ilah* (të adhuruarin e tij), për shkak të besimit të tij në to, sesa besimit të tij në tekstet e Islamit. Gjithashtu ai bëhet *kafir* dhe adhurues i dëshirave të tij, nëse ai bën mëkate duke besuar se *Sheriati* nuk është obligim për të, apo i ndryshon gjykimet sipas dëshirave të tij.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

أَرَأَيْتَ مَنِ اتَّخَذَ إِلَٰهَهُ هَوَاهُ أَفَأَنتَ تَكُونُ عَلَيْهِ وَكِيلًا ﴿٤٣﴾

《 **A e ke parë ti (**O Muhammed**) atë i cili e ka marrur për *ilah* (**të adhuruar**) të tij dëshirën e vet? A do të ishe ti atëherë *uekil* i tij (**vëzhgues e rregullues i punëve të tij**)?** 》 [25:43]

Kuptimi i detajuar i *el-kufru bit-tagut* (mohimit të *tagutit*) mund të gjendet në ajetet që vijojnë:

قَدْ كَانَتْ لَكُمْ أُسْوَةٌ حَسَنَةٌ فِي إِبْرَاهِيمَ وَالَّذِينَ مَعَهُ إِذْ قَالُوا لِقَوْمِهِمْ إِنَّا بُرَآءُ مِنكُمْ وَمِمَّا تَعْبُدُونَ مِن دُونِ اللَّهِ كَفَرْنَا بِكُمْ وَبَدَا بَيْنَنَا وَبَيْنَكُمُ الْعَدَاوَةُ وَالْبَغْضَاءُ أَبَدًا حَتَّىٰ تُؤْمِنُوا بِاللَّهِ وَحْدَهُ ﴿٤﴾

《 **Me të vërtetë që ka qenë një shembull i shkëlqyer për ju tek Ibrahimi dhe tek ata që ishin me të, kur i thanë popullit të tyre: "Vërtetë që ne distancohemi prej jush dhe prej gjithçka që ju adhuroni në vend të Allahut; ne ju mohojmë juve dhe ndërmjet nesh dhe jush ka filluar armiqësi dhe urrejtje përgjithnjë, derisa të besoni në Allahun Një të Vetëm"...** 》 [60:4]

Gjithashtu fjalët e Tij:

ذَٰلِكَ بِأَنَّ اللَّهَ هُوَ الْحَقُّ وَأَنَّ مَا يَدْعُونَ مِن دُونِهِ هُوَ الْبَاطِلُ وَأَنَّ اللَّهَ هُوَ الْعَلِيُّ الْكَبِيرُ ﴿٦٢﴾

《 **Kjo ngaqë Allahu, Ai është i Vërteti, dhe gjithçka që ata (**idhujtarët**) lusin në vend të Allahut ose përkrah Tij është *batil* (**e rreme, e kotë**). Vërtetë Allahu, Ai është më i Larti, më i Madhi.** 》 [22:62]

Gjithashtu fjalët e Tij:

وَيَعْبُدُونَ مِن دُونِ اللَّهِ مَا لَا يَنفَعُهُمْ وَلَا يَضُرُّهُمْ ۗ وَكَانَ الْكَافِرُ عَلَىٰ رَبِّهِ ظَهِيرًا ﴿٥٥﴾

《 **E ata në vend të Allahut adhurojnë atë që as nuk mund t'u sjellë dobi, as nuk i dëmton dhe *kafiri* është gjithnjë ndihmues (**i shejtanit**) përkundër Zotit të vet.** 》 [25:55]

Ajo që nevojitet (kërkohet prej besimtarit) është:

- Lënia e adhurimit të *tagutit*.
- Mohimi i hyjnisë (shenjterisë) për *tagutin*, sepse ai është i kotë.
- Mohimi i adhurimit që i bëhet *tagutit*, duke besuar se është i kotë dhe i pavlefshëm, dhe se *taguti* nuk bën dobi e as dëm.
- Mohimi i atyre që e adhurojnë *tagutin*, duke e ditur se ata nuk janë musliman.
- Urrejtja e këtyre njerëzve dhe e asaj që e adhurojnë.
- Të pasurit armiqësi ndaj tyre.

Ndërsa sa i përket asaj që t'i thuhet *mushrikut* (atij që i bën Allahut *shirk*) në fytyrën se është *mushrik* apo *kafir*, apo të treguarit e armiqësisë dhe urrejtjes ndaj tij haptazi në të folur dhe vepra atëherë kjo varet nga parimi i dëmit dhe dobisë, bazuar në rregullat e *Sheriatit*.

Ajo e cila mjafton që një person të jetë *Muvahid* (ai që e adhuron vetëm Allahun) është që ai ta braktisë adhurimin e *tagutit*, të mohoj hyjninë e tyre, të dijë se *taguti* nuk bën as dëm e as dobi nëpërmjet adhurimit të tyre[18], të dijë dhe të besojë se kushdo që adhuron diçka tjetër pos Allahut atëherë i tilli është *mushrik* dhe nuk është musliman, dhe t'i urrejë *mushrikët*.

Kushdo që nuk e plotëson këtë shtyllë ashtu siç është përshkruar, nuk e ka mohuar *tagutin*, e me këtë i tilli është *mushrik* dhe nuk është musliman.

Mënyra më e mirë e të mësuarit e *el-kufru bit-tagut* është marrja e njohurive rreth Allahut, besimi në Të, adhurimi i Tij, mësimi i Emrave dhe Cilësive të Tij, pastaj mos drejtimi i ndonjërës prej këtyre dikujt tjetër pos Tij.

---

[18] Natyrisht, ai që e adhuron *tagutin* dhe vdes në këtë, do të pësojë dëmin më të madh, të hyrjes dhe qëndrimit të përherëshëm në Zjarr. Ajo që kihet për qëllim këtu është se *taguti* i cili adhurohet nuk mund t'i bëjë dëm robit në këtë jetë ashtu sikurse nuk mund t'i sjellë dobi atij. Porse i gjithë dëmi dhe dobia është caktim prej Allahut.

## ***Tekfiri* (të shpallurit për kafira) i *mushrikëve***

Allahu i ka krijuar njerëzit në *fitrah* (natyrshmëri) përmes të cilës ata e njohin Zotin e tyre dhe *Teuhidin* e Tij[19]. Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

وَإِذْ أَخَذَ رَبُّكَ مِن بَنِي آدَمَ مِن ظُهُورِهِمْ ذُرِّيَّتَهُمْ وَأَشْهَدَهُمْ عَلَىٰ أَنفُسِهِمْ أَلَسْتُ بِرَبِّكُمْ ۖ قَالُوا بَلَىٰ ۛ شَهِدْنَا ۛ أَن تَقُولُوا يَوْمَ الْقِيَامَةِ إِنَّا كُنَّا عَنْ هَٰذَا غَافِلِينَ ﴿١٧٢﴾ أَوْ تَقُولُوا إِنَّمَا أَشْرَكَ آبَاؤُنَا مِن قَبْلُ وَكُنَّا ذُرِّيَّةً مِّن بَعْدِهِمْ ۖ أَفَتُهْلِكُنَا بِمَا فَعَلَ الْمُبْطِلُونَ ﴿١٧٣﴾

《 **Kur Zoti yt i nxorri bijtë e Ademit, nga kërbishtja e tyre farën e tyre (**ose nga kërbishtja e Ademit sollëm pasardhësit e tij**) dhe i bëmë ata të dëshmojnë për veten e tyre (**duke u thënë**): "A nuk jam Unë Zoti juaj?" Ata thanë: "Po, ne dëshmojmë!" Që të mos thoni në Ditën e Ringjalljes: "Në të vërtetë ne nuk e kemi ditur këtë." Apo të thoni: "Vetëm baballarët tanë kohë më parë kanë bërë *shirk*, e ne (**thjeshtë**) jemi pasardhësit e tyre. A do të na shkatërrosh për shkak të asaj që e punuan njerëzit e të kotës (**politeizëm, krime e mëkate duke adhuruar të tjerë përkrah e përveç Allahut**)?"** 》 [7:172-173]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

فَأَقِمْ وَجْهَكَ لِلدِّينِ حَنِيفًا ۚ فِطْرَتَ اللَّهِ الَّتِي فَطَرَ النَّاسَ عَلَيْهَا ۚ لَا تَبْدِيلَ لِخَلْقِ اللَّهِ ۚ ذَٰلِكَ الدِّينُ الْقَيِّمُ وَلَٰكِنَّ أَكْثَرَ النَّاسِ لَا يَعْلَمُونَ ﴿٣٠﴾

《 **Kështu drejto fytyrën tënde ti (**O Muhammed**) drejt Besimit të Pastër Islam në një Zot të Vetëm, *el-Hanif* (**mosadhurimi i asgjëje veç Allahut Një e të Vetëm, larg shirkut**), *fitrah* e Allahut në të cilën Ai i ka krijuar njerëzit. Nuk ka ndryshim në krijimin e Allahut. Kjo është feja e drejtë, por shumica e njerëzve nuk e dinë.** 》 [30:30]

Përmes *fitres* njeriu e di shëmtinë e *shirkut* dhe se vetëm Allahu është meritor për adhurim. Veç kësaj ai e di se personi që adhuron diçka tjetër pos Allahut nuk është musliman, i cili e adhuron vetëm një Zot. Kështu, nëse e pyesni një person – i cili nuk është prishur nga dyshimët dhe argumentët e shejtanit, dhe ndjeksve të tij prej njerëzve – se a është monoteist personi që adhuron diçka tjetër pos Allahut, sigurisht ai do të thotë: *"Jo."* E kushdo që nuk është monoteist atëherë ai patjetër është politeist (idhujtar, *mushrik*).

---

[19] Kjo nuk vlen për ata Emra dhe Cilësi të Allahut që njihen vetëm përmes teksteve të *Kur'anit* dhe *Sunnetit*, kjo përmendet në pjesën e *Teuhidit* të Emrave dhe Cilësive të Allahut.

Gjithashtu, kur shtylla e parë e fjalës *la ilahe illAllah* është lënia e adhurimit të *tagutit*, atëherë ai që bën *shirk* duke e adhuruar *tagutin*, natyrisht, nuk e ka plotësuar këtë shtyllë të dëshmisë dhe dëshmia e tij është e pavlefshme, sikurse nëse një person do ta linte *sexhden* në namaz atëherë namazi i tij gjithashtu do të ishte i pavlefshëm për shkak të mos plotësimit të një shtylle të namazit.

Shtoja kësaj që në gjuhën arabe ai që e bën veprën e *shirkut*, duke adhuruar diçka tjetër pos Allahut, i jepet emri *mushrik*. Vetëm një person që nuk i di bazat e gjuhës arabe nuk pranon ta quaj personin që bën *shirk* si *mushrik*.

Prandaj, konkluzioni është, ai që refuzon ta bëj *tekfir mushrikun* (d.m.th. refuzon ta konsiderojë personin që bën *shirk* me emertimin *idhujtar*), e ka kundërshtuar *fitran*, argumentet, gjuhën arabe dhe kuptimin e përbashkët. Allahu – *i Lartësuar* – dëshmoi dhe e shpjegoi këtë fakt, kur Ai e sqaroi pamundësinë e atij që e adhuron vetëm Allahun të jetë i barabartë me atë që adhuron të tjetër bashkë me Allahun:

ضَرَبَ اللَّهُ مَثَلًا رَّجُلًا فِيهِ شُرَكَاءُ مُتَشَاكِسُونَ وَرَجُلًا سَلَمًا لِّرَجُلٍ هَلْ يَسْتَوِيَانِ مَثَلًا ۚ الْحَمْدُ لِلَّهِ ۚ بَلْ أَكْثَرُهُمْ لَا يَعْلَمُونَ ﴿٢٩﴾

《 **Allahu ju sjell një shembull: një njeri e kanë në bashkëpronësi disa pronarë së bashku (**si ata që adhurojnë shumë zota përkrah a përveç Allahut**) që hahen me njëri-tjetrin dhe një njeri i cili i përket plotësisht një pronari të vetëm (**si ata që adhurojnë Allahun, Një e të Vetëm**). A janë këta të dy të barabartë në krahasim? I gjithë falënderimi i qoftë Allahut! Por shumica e tyre nuk e dinë.** 》 [39:29]

El-Taberiju (v. 310h) në *tefsirin* e tij ka thënë:

يَقُول تَعَالَى ذِكْره : مَثَّلَ اللہ مَثَلًا لِلْكَافِرِ بِاَللَّهِ الَّذِي يَعْبُد آلِهَة شَتَّى , وَيُطِيع جَمَاعَة مِنْ الشَّيَاطِين , وَالْمُؤْمِن الَّذِي لَا يَعْبُد إِلَّا اللہ الْوَاحِد

*"Ai (Allahu) po thotë: 'Allahu ilustron një shembull, të atij që e mohon Allahun (kafirit), i cili adhuron të adhuruar të ndryshëm dhe i bindet një grupi të shejtanëve, dhe besimtarit, i cili nuk adhuron diç pos Allahut, të Vetmit.'"*[20]

Gjithashtu ai në *tefsirin* e këtij ajeti përmend:

[20] *Tefsir el-Taberij.*

حَدَّثَنَا بِشْر , قَالَ : ثنا يَزِيد , قَالَ : ثنا سَعِيد , عَنْ قَتَادَة , قَوْله : { ضَرَبَ اللَّه مَثَلًا رَجُلًا فِيهِ شُرَكَاء مُتَشَاكِسُونَ } قَالَ : هَذَا الْمُشْرِك تَتَنَازَعهُ الشَّيَاطِين , لَا يُقِرّ بِهِ بَعْضهمْ لِبَعْضٍ " وَرَجُلًا سَالِمًا لِرَجُلٍ " قَالَ : هُوَ الْمُؤْمِن أَخْلَصَ الدَّعْوَة وَالْعِبَادَة

*"Na ka treguar Bishri duke thënë: Na ka treguar Jezidi duke thënë: Na ka treguar Seidi nga Katadeh për fjalët e Tij (Allahut):*

ضَرَبَ اللَّهُ مَثَلًا رَّجُلًا فِيهِ شُرَكَاءُ مُتَشَاكِسُونَ ﴿٢٩﴾

**《*Allahu ju sjell një shembull, një njeri e kanë në bashkëpronësi disa pronarë së bashku* (*si ata që adhurojnë shumë zota përkrah a përveç Allahut*) *që hahen me njëri-tjetrin…* 》** *[39:29]*

*Ai (Katadeh) ka thënë: 'Ky (këtu) është mushriku, rreth të cilit grinden shejtanët, asnjëri tjetrit nuk ia pohojnë atë (t'i takoj ndokujt prej tyre).'*

وَرَجُلًا سَلَمًا لِّرَجُلٍ ﴿٢٩﴾

**《*… një njeri i cili i përket plotësisht një pronari të vetëm* (*si ata që adhurojnë Allahun, Një e të Vetëm*)*…* 》** *[39:29]*

*Ai (Katadeh) ka thënë: 'Ky (këtu) është besimtari që e pastron lutjen dhe adhurimin (nga shirku).'"*[21]

Ndërsa sa i përket asaj që t'i thuhet *mushrikut* në fytyrë se ai nuk është musliman atëherë kjo nuk është një domosdoshmëri për të plotësuar *tekfirin*, porse është e domosdoshme që ai të besojë se personi që bën *shirk* është në *kufër* (d.m.th. mohim të Allahut) dhe nuk është pjesë e Islamit. Allahu e ka përshkruar qartë atë që i atribon ortak dhe rival Allahut në adhurim është në *kufër*, Ai ka thënë:

وَجَعَلَ لِلَّهِ أَندَادًا لِّيُضِلَّ عَن سَبِيلِهِ ۚ قُلْ تَمَتَّعْ بِكُفْرِكَ قَلِيلًا ۖ إِنَّكَ مِنْ أَصْحَابِ النَّارِ ﴿٨﴾

**《 … dhe i vë otrak Allahut, me qëllim që të humbë të tjerë nga Udha e Tij. Thuaj: "Kënaqu me *kufrin* tënd për pak, padyshim që ti je nga banorët e Zjarrit!" 》** [39:8]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

وَمَن يَدْعُ مَعَ اللَّهِ إِلَٰهًا آخَرَ لَا بُرْهَانَ لَهُ بِهِ فَإِنَّمَا حِسَابُهُ عِندَ رَبِّهِ ۚ إِنَّهُ لَا يُفْلِحُ الْكَافِرُونَ ﴿١١٧﴾

[21] Po aty.

**《 Dhe kushdo që lut (**ose adhuron**) së bashku me Allahun një të adhuruar tjetër për të cilin nuk ka asnjë argument, atëherë llogaria e tij është vetëm te Zoti i tij. Vërtetë që kafirët nuk do të shpëtojnë (**mohuesit e njësisë së Allahut**).》** [23:117]

Gjithashtu i Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – ka dëshmuar se kushdo që vdes në *shirk* do të hyjë në Zjarr, dhe askush nuk hyn përgjithmonë në Zjarr pos *kafirit*. Abdullah ibnu Mesud – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

قالَ: النبيُّ صَلَّى اللهُ عليه وسلَّمَ كَلِمَةً وقُلتُ أُخْرَى، قالَ النبيُّ صَلَّى اللهُ عليه وسلَّمَ: مَن مَاتَ وهْوَ يَدْعُو مِن دُونِ اللَّهِ نِدًّا دَخَلَ النَّارَ وقُلتُ أنَا: مَن مَاتَ وهْوَ لا يَدْعُو لِلَّهِ نِدًّا دَخَلَ الجَنَّةَ.

*"Pejgamberi – salAllahu alejhi ue selem – e ka thënë një fjalë ndërsa unë e thashë një tjetër. Pejgamberi – salAllahu alejhi ue selem – ka thënë: '**Kushdo që vdes ndërsa ai lut një rival pos Allahut, hyn në Zjarr.**' Unë thashë: 'Kushdo që vdes ndërsa ai nuk lut ndonjë rival pos Allahun, hyn në Xhenet.'"*

Shtoja kësaj që Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – do ta lidhte gjykimin me Islam (d.m.th. t'i jepet dikujt emri musliman) në dynja me faktin se njeriu nuk adhuron asgjë tjetër pos Allahut[22].

I Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

مَن قالَ: لا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ، وَكَفَرَ بما يُعْبَدُ مَن دُونِ اللهِ، حَرُمَ مَالُهُ وَدَمُهُ، وَحِسَابُهُ علَى اللَّهِ. وفي رواية: مَن وَحَّدَ اللَّهَ... ثُمَّ ذَكَرَ، بمِثْلِهِ.

***"Kushdo që thotë: 'la ilaheillAllah.' Dhe e mohon atë që adhurohet pos Allahut, pasuria dhe gjaku i tij bëhen haram ndërsa llogaria e tij është te Allahu."*** E në një transmetim tjetër: *"**Kushdo që e njëson Allahun…**"*Pastaj është përmendur e njëjta.[23]

Pra, kushti për të marr gjykimin me Islam në dynja është që ai të dëshmoj *la ilahe illAllah* dhe të mohoj atë që adhurohet pos Allahut, duke mos e adhuruar atë. Kështu, nëse ai adhuron diçka tjetër pos Allahut – apo shfaq ndonjë asgjësues tjetër nga asgjësuesit e Islamit – atëherë gjykimi me Islam i hiqet atij, për shkak se ai nuk i ka plotësuar kushtet për të marr këtë gjykim.

---

22 Kjo është sa i përket asaj që shfaqet haptazi, nëse ai e fsheh *shirkun* dhe *kufrin* e tij e në anën tjetër e shfaq Islamin nga jashtë atëherë i tilli është *munafik*, dhe gjykimi i Islamit (d.m.th. emri musliman dhe dispozitat e muslimanit) ende i jepet atij.
23 *Sahih Muslim*.

Kështu që çështja e *tekfirit* të *mushrikut* është shumë e lehtë për njerëzit e së vërtetës, meqënëse përgjigja e kësaj çështje është thënë qartë në *Kur'an* dhe *Sunnet*.

El-Berbeharij (v. 329h) ka thënë:

ولا يخرج أحد من أهل القبلة من الإسلام حتى يرد آية من كتاب الله تعالى أو يرد شيئا من آثار رسول الله ﷺ أو يصلي لغير الله أو يذبح لغير الله وإذا فعل شيئا من ذلك فقد وجب عليك أن تخرجه من الإسلام

*"Nuk del askush prej Ehli el-Kibleh (d.m.th. ata që falen) nga Islami pos nëse ai e mohon ndonjë ajet nga Libri i Allahut apo mohon ndonjë gjë nga transmetimet e të Dërguarit të Allahut – salAllahu alejhi ue selem – apo there për dikë tjetër pos Allahut apo falet për dikë tjetër pos Allahut, nëse ai vepron diçka nga këto atëherë të obligohet ty ta nxjerrësh atë nga Islami."*[24]

[24] *Sherh el-Sunneh lil-Berbeharij*.

## <u>Arsyetimi me injorancë dhe ai që e konsideron *mushrikun* si musliman</u>

Allahu nuk e ka arsyetuar ndonjë person me injorancë, e as që e ka bërë këtë i Dërguari i Tij – *salAllahu alejhi ue selem* –, për këtë arsye edhe muslimani nuk e arsyeton atë që bën *shirk* me injorancë.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

وَإِنْ أَحَدٌ مِّنَ الْمُشْرِكِينَ اسْتَجَارَكَ فَأَجِرْهُ حَتَّىٰ يَسْمَعَ كَلَامَ اللَّهِ ثُمَّ أَبْلِغْهُ مَأْمَنَهُ ۚ ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمْ قَوْمٌ لَّا يَعْلَمُونَ



《 **Në qoftë se ndonjë prej *mushrikëve*** (idhujtarëve) **kërkon mbrojtjen tënde, atëherë mbroje atë, me qëllim që ai të dëgjojë fjalën e Allahut, dhe pastaj përcilleni në vend të sigurt, sepse ata janë njerëz që nuk dinë.** 》 [9:6]

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

لَمْ يَكُنِ الَّذِينَ كَفَرُوا مِنْ أَهْلِ الْكِتَابِ وَالْمُشْرِكِينَ مُنفَكِّينَ حَتَّىٰ تَأْتِيَهُمُ الْبَيِّنَةُ ﴿١﴾

《 **Ata që mohojnë nga ithtarët e librit** (çifut e të krishterë) **dhe *mushrikët* nuk do ta linin** (rrugën e tyre të mosbesimit)**, derisa t'u vinte atyre dëshmi e qartë.** 》 [98:1]

Në këto dy ajete Allahu u jep emrin *mushrik* atyre që i përshkruajnë ortakë dhe rival Atij në adhurim **<u>përpara</u>** se t'i arrijnë argumentet atyre, e që janë *Kur'ani* dhe i Dërguari – *salAllahu alejhi ue selem* –. Prandaj, nëse këta njerëz nuk u arsyetuan si mund të pretendoj dikush se personi që pretendon se është musliman, e reciton *Kur'anin*, i përmend *hadithet* dhe jeton në mesin e muslimanëve, është i arsyetuar kur Allahu nuk i ka arsyetuar ata të cilët nuk i ka arritur libri dhe i Dërguari?

Veç kësaj Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – në një *hadith sahih* të transmetuar nga Ebu Hurajrah – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

والذي نَفْسُ مُحَمَّدٍ بيَدِهِ، لا يَسْمَعُ بي أحَدٌ مِن هذِه الأُمَّةِ يَهُودِيٌّ، ولا نَصْرانِيٌّ، ثُمَّ يَمُوتُ ولَمْ يُؤْمِنْ بالَّذِي أُرْسِلْتُ به، إلَّا كانَ مِن أصْحابِ النَّارِ.

***"Pasha Atë në Dorën e të Cilit është shpirti i Muhammedit, nuk dëgjon për mua dikush prej këtij Ummeti, çifut e i krishterë pastaj vdes dhe nuk beson në atë me të cilën jam dërguar pos që është prej banorëve të Zjarrit."***[25]

Pra, secili çifut, i krishterë, zjarrputist, budist, ateist dhe të gjithë të tjerët në këtë jetë, që kanë dëgjuar për të Dërguarin e Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – dhe pastaj vdes në diçka tjetër pos *Teuhidit* të Allahut dhe mesazhit të Muhammedit – *salAllahu alejhi ue selem* – atëherë ai do të jetë në Zjarr. Sa i guximshëm dhe sa injorant është pretendimi se personi që pohon se është musliman dhe më pas e prish *Teuhidin* e tij duke bërë *shirk* është i arsyetuar ndërsa ata që u përmendën më sipër do të shkojnë në Zjarr?

Shtoja kësaj që nëse personi ta fal namazin ndërsa ai është i injorant për faktin se namazi përbëhet nga *sexhdja* dhe nuk e bën atë, atëherë namazi i tij nuk është akoma i vlefshëm edhe nëse ai është injorant për këtë fakt, po kështu është edhe me *Teuhidin*. Nëse ai ishte injorant vetëm i një llojit të *shirkut* dhe e bën atë atëherë ai nuk arsyetohet me injorancë dhe dëshmia e tij e *la ilahe illAllah* nuk është e vlefshme derisa ai të marr dijen e duhur, e korrigjon besimin e tij dhe distancohet nga *shirku* që e ka bërë.

Kjo, për shkak se dija rreth Allahut dhe *Teuhidit* të Tij është *fard ajn* (obligim për secilin individ) dhe askush nuk është i arsyetuar prej këtij *farzi* nëse ai është me mendje të shëndoshë.

Prandaj, ai që bën *shirk* dhe vdes në të pa u penduar, pa u distancuar nga *shirku* dhe ithtarët e tij, ai do të hyjë në Zjarr sipas premtimit të Allahut – *të Lartësuar* –, i Cili nuk e thyen Premtimin e Tij.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

إِنَّهُ مَن يُشْرِكْ بِاللَّهِ فَقَدْ حَرَّمَ اللَّهُ عَلَيْهِ الْجَنَّةَ وَمَأْوَاهُ النَّارُ ۖ وَمَا لِلظَّالِمِينَ مِنْ أَنصَارٍ ﴿٧٢﴾

《 **... Vërtetë se kushdo që i bën *shirk* Allahut, atëherë Allahu e ka bërë haram** (të ndaluar) **Xhenetin për të dhe vendbanimi i tij do të jetë Zjarri. E për *Dhalimunët*** (mosbesimtarët, keqbërësit e mizorët) **nuk do të ketë asnjë ndihmues.** 》 [5:72]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

[25] *Sahih Muslim.*

إِنَّ اللَّهَ لَا يَغْفِرُ أَن يُشْرَكَ بِهِ وَيَغْفِرُ مَا دُونَ ذَٰلِكَ لِمَن يَشَاءُ ۚ وَمَن يُشْرِكْ بِاللَّهِ فَقَدْ ضَلَّ ضَلَالًا بَعِيدًا



《 **Vërtetë që Allahu nuk e fal *shirkun*, por Ai i falë kujtdo që Ai dëshiron gjynahe të tjera përveç këtij. E kushdo që i vë shok në adhurim Allahut, vërtet ai ka humbur rrugën tepër larg.** 》 [4:116]

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – në një *hadith sahih* të transmetuar nga Ebu Hurajrah – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

فيُنادي منادٍ : ألا تتَّبعُ كلُّ أمَّةٍ ما كانت تعبُدُ ، فيُتَّبعُ الشَّياطينُ ، والصَّليبُ وأولياؤُهم إلى جهنَّمَ ، وبَقينا أيُّها المؤمنون ، فيأتينا ربُّنا فيقولُ : على ما هؤلاء ؟ فنقولُ : نحن عبادُ اللهِ المؤمنون آمنَّا بربِّنا ، ولم نُشرِكْ به شيئًا وهو ربُّنا – تبارك وتعالَى – وهو يأتينا ، وهو يُثبِّتُنا ، وهذا مقامُنا حتَّى يأتيَنا ربُّنا ، فيقولُ : أنا ربُّكم فانطلِقوا.

*"**(**Në Ditën e Gjykimit**)** **Një thirrës do të thërras: 'Vërtet që çdo Ummet do të ndjek atë që e adhuronte.' Dhe do të ndiqen shejtanët, kryqi dhe evlijat e tyre për në Xhehenem, dhe mbesim ne o ju besimtarë, atëherë do të vijë tek ne Zoti ynë dhe do të thotë: 'Në çka janë këta?' Ne do të themi: 'Ne jemi robërit e Allahut, besmitarët, ne e kemi besuar Zotin tonë dhe nuk i kemi bërë atij shirk asgjë. Ai është Zoti ynë – tebareke ue teala –, Ai do të vijë tek ne, Ai do të na forcojë neve, ky është vendi ynë derisa të vijë tek ne Zoti ynë.' Ndërsa Ai do të thotë: 'Unë jam Zoti juaj, ju jeni të lirë.'"***[26]

Prandaj, kushdo që vdes në *shirk* pasi që *Kur'ani* t'i ketë arritur atij, ai do të jetë në Zjarr. Kjo ka të bëjë me dënimin e tij në *ahiret*, porse në *dynja* ai është *mushrik* pavarësisht se a e ka arritur atë *Kur'ani* apo jo sepse ai adhuron diçka tjetër pos Allahut dhe jo vetëm Allahun.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

فَرِيقًا هَدَىٰ وَفَرِيقًا حَقَّ عَلَيْهِمُ الضَّلَالَةُ ۗ إِنَّهُمُ اتَّخَذُوا الشَّيَاطِينَ أَوْلِيَاءَ مِن دُونِ اللَّهِ وَيَحْسَبُونَ أَنَّهُم مُّهْتَدُونَ



[26] *El-Teuhid libnu Khuzejmeh*. Ky *hadith* transmetohet me një zinxhir të fortë të transmetimit dhe gjithashtu të saktë.

《 **Një grup Ai e udhëzoi dhe për një grup devijimi u bë realitet. Ata zgjodhën shejtanët për mbrojtës e ndihmës në vend të Allahut, duke menduar në këtë mënyrë se janë të udhëzuar.** 》 [7:30]

El-Taberiju (v. 310h) në *tefsirin* e tij për këtë ajet ka thënë:

يَقُول تَعَالَى ذِكْره : إِنَّ الْفَرِيق الَّذِي حَقَّ عَلَيْهِمْ الضَّلَالَة إِنَّمَا ضَلُّوا عَنْ سَبِيل اللَّه وَجَارُوا عَنْ قَصْد الْمَحَجَّة , بِاتِّخَاذِهِمْ الشَّيَاطِين نُصَرَاء مِنْ دُون اللَّه وَظُهَرَاء , جَهْلًا مِنْهُمْ بِخَطَأ مَا هُمْ عَلَيْهِ مِنْ ذَلِكَ ; بَلْ فَعَلُوا ذَلِكَ وَهُمْ يَظُنُّونَ أَنَّهُمْ عَلَى هُدًى وَحَقّ , وَأَنَّ الصَّوَاب مَا أَتَوْهُ وَرَكِبُوا . وَهَذَا مِنْ أَبْيَن الدَّلَالَة عَلَى خَطَأ قَوْل مَنْ زَعَمَ أَنَّ اللَّه لَا يُعَذِّب أَحَدًا عَلَى مَعْصِيَة رَكِبَهَا أَوْ ضَلَالَة اِعْتَقَدَهَا إِلَّا أَنْ يَأْتِيهَا بَعْد عِلْم مِنْهُ بِصَوَابِ وَجْههَا فَيَرْكَبهَا عِنَادًا مِنْهُ لِرَبِّهِ فِيهَا

*"Ai (Allahu) po thotë: 'Me të vërtetë që grupi i cili e meritoi të jetë ne devijim, ata devijuan nga rruga e Allahut dhe dolën nga qëllimi i synuar, me marrjen e shejtanëve për ndihmësa pos Allahut, duke qenë injorant me gabimin në të cilin ishin prej kësaj. Bile ata e kanë bërë këtë duke menduar se janë në të vërtetën dhe në udhëzim, dhe se e vërteta është ajo me të cilën ata kanë ardhur dhe e kanë punuar. E ky (ajet) është nga argumentet më të qarta për kotësinë e mendimit të atij që pretendon se Allahu nuk e dënon askënd për gjynahun që e ka bërë apo për devijimin në të cilin ka besuar pos nëse ai e bën (apo e beson) atë pas dijes për të vërtetën, dhe e bën atë me inat ndaj Zotit të tij.'"*[27]

Gjithashtu i njëjti kuptim gjendet në ajetet vijuese:

قُلْ هَلْ نُنَبِّئُكُم بِالْأَخْسَرِينَ أَعْمَالًا ﴿١٠٣﴾ الَّذِينَ ضَلَّ سَعْيُهُمْ فِي الْحَيَاةِ الدُّنْيَا وَهُمْ يَحْسَبُونَ أَنَّهُمْ يُحْسِنُونَ صُنْعًا ﴿١٠٤﴾

《 **Thuaju (**O Muhammed**): "A t'ju njoftojmë për humbësit më të mëdhenj në vepra? Ata të cilët i devijuan punët e tyre në jetën e dynjasë duke llogaritur se ata po bëjnë punë të mirë!** 》 [18:103-104]

El-Taberiju (v. 310h) në *tefsirin* e tij për këtë ajet ka thënë:

وَهَذَا مِنْ أَدِلَّة الدَّلَائِل عَلَى خَطَأ قَوْل مَنْ زَعَمَ أَنَّهُ لَا يَكْفُر بِاللَّهِ أَحَد إِلَّا مِنْ حَيْثُ يَقْصِد إِلَى الْكُفْر بَعْد الْعِلْم بِوَحْدَانِيَّتِهِ , وَذَلِكَ أَنَّ اللَّه تَعَالَى ذِكْرُهُ أَخْبَرَ عَنْ هَؤُلَاءِ الَّذِينَ وَصَفَ صِفَتهمْ فِي هَذِهِ الْآيَة , أَنَّ سَعْيهمْ الَّذِي سَعَوْا فِي الدُّنْيَا ذَهَبَ ضَلَالًا , وَقَدْ كَانُوا يَحْسَبُونَ أَنَّهُمْ مُحْسِنُونَ فِي صُنْعهمْ ذَلِكَ , وَأَخْبَرَ عَنْهُمْ أَنَّهُمْ هُمْ الَّذِينَ كَفَرُوا بِآيَاتِ رَبّهمْ . وَلَوْ كَانَ الْقَوْل كَمَا قَالَ الَّذِي زَعَمُوا أَنَّهُ لَا يَكْفُر بِاللَّهِ أَحَد إِلَّا

[27] *Tefsir el-Taberij.*

مِنْ حَيْثُ يَعْلَم , لَوَجَبَ أَنْ يَكُون هَؤُلَاءِ الْقَوْم فِي عَمَلهمْ الَّذِي أَخْبَرَ اَللّه عَنْهُمْ أَنَّهُمْ كَانُوا يَحْسَبُونَ فِيهِ أَنَّهُمْ يُحْسِنُونَ صُنْعه , كَانُوا مُثَابِينَ مَأْجُورِينَ عَلَيْهَا , وَلَكِنَّ الْقَوْل بِخِلَافِ مَا قَالُوا , فَأَخْبَرَ جَلَّ ثَنَاؤُهُ عَنْهُمْ أَنَّهُمْ بِاَللَّهِ كَفَرَة , وَأَنَّ أَعْمَالهمْ حَابِطَة.

*"E ky (ajet) është argument nga argumentet për kotësinë e mendimit të atij që pretendon se askush nuk bën kufër në Allahun pos nëse e synon kufrin me qëllim, pas dijes në njëshmërinë e Tij (Allahut). Kësisoj Allahu – i Lartësuar – njoftoi për këta që i ka treguar cilësitë e tyre në këtë ajet, se veprat e tyre të cilat i punuan në dynja kanë shkuar huq, e vërtetë që ata kanë menduar se janë bamirës në veprat e tyre. Ai njoftoi rreth tyre se ata janë të cilët i mohuan ajetet e Zotit të tyre. Sikur të ishte mendimi (i saktë) ashtu sikurse kanë thënë ata që pretenduan se askush nuk bën kufër në Allahun pos nëse ka dije, do të obligohej që këta në punët e tyre të jenë njerëzit e shpërblyer, – për të cilët Allahu ka treguar për ta, se ata menduan që janë duke bërë punë të mirë. Porse mendimi i saktë është e kundërta e asaj që ata kanë thënë. Ai njoftoi për ta se ata kanë bërë kufër në Allahun dhe se veprat e tyre janë asgjësuar."*[28]

Andaj, ai që e arsyeton *mushrikun* me injorancë – apo ndonjë arsyetim tjetër – dhe i thotë atij musliman, atëherë ai vet nuk është musliman për shkak të kësaj:

* Dëshmia e tij e *la ilahe illAllah* nuk është e vlefshme ngase kushti i parë për vlefshmërin e dëshmisë është dija. Kështu që ai duhet ta dijë domethënien e dëshmisë, kërkesat e saj dhe çka e kundërshton atë. Personi i cili nuk e di se ai që vepron *shirk* nuk është musliman atëherë në realitet ai nuk e di domethënien e fjalës *la ilahe illAllah* që është të adhurosh vetëm Allahun dhe të mos i bësh *shirk* Atij. Porse ai e ka kuptuar Islamin se personi mund të jetë musliman pa e mohuar *tagutin* ndërkohë që Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

وَالَّذِينَ اجْتَنَبُوا الطَّاغُوتَ أَن يَعْبُدُوهَا وَأَنَابُوا إِلَى اللَّهِ لَهُمُ الْبُشْرَىٰ ۚ فَبَشِّرْ عِبَادِ ﴿١٧﴾

《 **Ata të cilët i largohen *tagutit* (**çdo gjëje tjetër që adhurohet pos Allahut**) duke mos i adhuruar ata dhe që i kthehen Allahut me pendim, për këta janë përgëzimet e mëdha. Shpallu pra lajmin e gëzuar robëve të Mi.** 》 [39:17]

* I tilli nuk e ka mohuar *tagutin*, e që është shtylla e parë e cila duhet plotësuar që dëshmia e tij e fjalës *la ilahe illAllah* të jetë e vlefshme, për shkak se *el-kufru bit-tagut* përbëhet nga *tekfiri* i atij që e adhuron *tagutin*, argument për këtë janë fjalët e Allahut – *të Lartësuar* –:

[28] Po aty.

قُلْ يَا أَيُّهَا الْكَافِرُونَ ﴿١﴾ لَا أَعْبُدُ مَا تَعْبُدُونَ ﴿٢﴾ وَلَا أَنتُمْ عَابِدُونَ مَا أَعْبُدُ ﴿٣﴾ وَلَا أَنَا عَابِدٌ مَّا عَبَدتُّمْ ﴿٤﴾ وَلَا أَنتُمْ عَابِدُونَ مَا أَعْبُدُ ﴿٥﴾ لَكُمْ دِينُكُمْ وَلِيَ دِينِ ﴿٦﴾

《 **Thuaj: "O ju *kafira*! Unë nuk adhuroj atë që ju e adhuroni, dhe as ju nuk do të jeni adhurues të Atij që unë adhuroj, dhe as unë nuk do të jem adhurues i atyre që ju po i adhuroni, dhe as ju nuk do të jeni adhurues të Atij që unë adhuroj. Ju keni fenë tuaj dhe unë kam Fenë time (**Islamin**)."** 》 [109:1-6]

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – për këtë *sure* ka thënë:

فإنّها براءةٌ مِن الشِّركِ

*"**Vërtet ajo është distancim prej shirkut.**"*[29]

E prej kësaj mësojmë se distancimi prej *shirkut* dhe mohimi i *tagutit* përbëhet nga:

**1.** Distancimi prej asaj (objektit apo individit) që adhurohet.

لَا أَعْبُدُ مَا تَعْبُدُونَ ﴿٢﴾

《 **Unë nuk adhuroj atë që ju e adhuroni.** 》 [109:2]

**2.** Distancimi prej vet adhurimit (llojit të veprës qe ata bëjnë).

لَكُمْ دِينُكُمْ وَلِيَ دِينِ ﴿٦﴾

《 **Ju keni fenë tuaj dhe unë kam Fenë time (**Islamin**).** 》 [109:6]

Vërtetë që feja është adhurim.

**3.** Distancimi prej adhuruesit të *taghutit*.

قُلْ يَا أَيُّهَا الْكَافِرُونَ ﴿١﴾

《 **Thuaj: "O ju *kafira*."** 》 [109:1]

***** I tilli ka rënë nën *el-uela* (dashuri) të madhe me *mushrikët*, duke i llogaritur ata si musliman, me anë të së cilës bëhet obligim dashuria ndaj tyre, ndërsa të kesh këtë formë të dashurisë

---

[29] *Sahih ibnu Hibban*.

është *kufër*, gjë që e nxjerr personin nga Islami, për shkak të fjalëve të Allahut – *të Lartësuar* –:

وَمَن يَتَوَلَّهُم مِّنكُمْ فَإِنَّهُ مِنْهُمْ ۗ إِنَّ اللَّهَ لَا يَهْدِي الْقَوْمَ الظَّالِمِينَ ﴿٥١﴾

**《 ... e nëse ndonjë prej jush i merr ata për *eulija* (**shokë, miq e mbrojtës**), atëherë nuk ka dyshim se ai është një prej tyre. Vërtetë që Allahu nuk e udhëzon atë popull që është *Dhalimun* (**keqbërës, mohues**).** 》 [5:51]

* I tilli, për më tepër, ka refuzuar të cilësojë një person me *kufër*, të cilin person Allahu e ka cilësuar me *kufër*. Ai që refuzon qoftë edhe një ajet të vetëm nga *Kur'ani* është *kafir*.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

بَلَىٰ قَدْ جَاءَتْكَ آيَاتِي فَكَذَّبْتَ بِهَا وَاسْتَكْبَرْتَ وَكُنتَ مِنَ الْكَافِرِينَ ﴿٥٩﴾

**《 Po! Por në të vërtetë ty të erdhën ajetet e Mia (**provat, shenjat, shpalljet**) dhe ti i mohove ato dhe u bëre arrogant dhe ishe nga *kafirat*.** 》 [39:59]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

وَمَا يَجْحَدُ بِآيَاتِنَا إِلَّا الْكَافِرُونَ ﴿٤٧﴾

**《 ... dhe nuk i mohon ajetet Tona (**vargjet Tona, dëshmitë, provat**) pos *kafirave*.** 》 [29:47]

Pra, ashtu siç është e nevojshme t'i bësh *tekfir mushrikët* që të plotësosh *kufrin* tënd në *tagut* atëherë kjo natyrisht është e nevojshme për personin tjetër që *kufri* i tij në *tagut* të jetë i vlefshëm. Pra, gjykimi i atij personit që e konsideron *mushrikun* si musliman është se i tilli nuk e ka plotësuar *kufrin* e tij në *tagut* dhe për këtë arsye ai nuk e ka plotësuar fjalën *la ilahe illAllah* e në bazë të kësaj ai nuk është musliman.

## <u>Shtylla e dytë: *El-Imanu billah* (besimi në Allahun)</u>

Të besosh në Allahun – sipas gjuhës – domethënë të pranosh se ka Krijues dhe Kujdestar etj. dhe ky është besimi që përmendet në ajetin vijues:

وَمَا يُؤْمِنُ أَكْثَرُهُم بِاللَّهِ إِلَّا وَهُم مُّشْرِكُونَ ﴿١٠٦﴾

《 **Shumica e tyre nuk e besojnë Allahun, veçse duke qënë *mushrik* (**duke i bashkuar Atij ortakë si të barabartë me Të**).** 》 [12:106]

Porse ky lloj besimi nuk mjafton për tu bërë musliman, por muslimani duhet të besojë Allahun sipas *Sheriatit* dhe jo vetëm sipas gjuhës. Ky besim në Allahun quhet *Teuhid* (njësimi i Allahut), dhe ky është lloji i besimit që përmendet në ajetin vijues:

الَّذِينَ آمَنُوا وَلَمْ يَلْبِسُوا إِيمَانَهُم بِظُلْمٍ أُولَٰئِكَ لَهُمُ الْأَمْنُ وَهُم مُّهْتَدُونَ ﴿٨٢﴾

《 **Ata të cilët besuan dhe nuk e njollosin besimin e tyre me zullum, për këta është siguria, dhe këta janë të udhëzuarit.** 》 [6:82]

Abdullah ibnu Mesud – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

لَمَّا نَزَلَتْ {الَّذِينَ آمَنُوا ولَمْ يَلْبِسُوا إِيمَانَهُمْ بظُلْمٍ }[الأنعام: 82] شَقَّ ذلكَ على المسْلِمِينَ، فَقالوا: يا رَسولَ اللَّهِ، أَيُّنَا لا يَظْلِمُ نَفْسَهُ؟ قالَ: ليسَ ذلكَ إنَّما هو الشِّرْكُ أَلَمْ تَسْمَعُوا ما قالَ لُقْمَانُ لِابْنِهِ وهو يَعِظُهُ {يَا بُنَيَّ لا تُشْرِكْ باللَّهِ إنَّ الشِّرْكَ لَظُلْمٌ عَظِيمٌ}

*"Kur zbriti:*

الَّذِينَ آمَنُوا وَلَمْ يَلْبِسُوا إِيمَانَهُم بِظُلْمٍ ﴿٨٢﴾

***《Ata të cilët besuan dhe nuk e njollosin besimin e tyre me zullum...》*** *[6:82]*

*Kjo i rëndoi muslimanët dhe thanë: 'O i Dërguari i Allahut, cili prej nesh nuk i ka bërë zullum vetes së tij?' Ai tha: '**Nuk është kjo** (për qëllim)**,** (për qëllim) **është shirku. A nuk e keni dëgjuar çfarë i tha Lukmani birit të tij kur po e këshillonte:***

يَا بُنَيَّ لَا تُشْرِكْ بِاللَّهِ ۖ إِنَّ الشِّرْكَ لَظُلْمٌ عَظِيمٌ ﴿١٣﴾

***《O biri im! Mos i bëj shirk Allahut. Vërtet që shirku është zullumi më i madh. 》***
*[31:13]'"*[30]

Për ta bërë më të lehtë për njerëzit atëherë *Teuhidi* është ndarë në tri kategori, të cilat janë:

**1. *Teuhid el-Rububijjeh*,** që domethënë njësimi i Allahut në Zotërim, ky lloj i *Teuhidit* përfshin besimin e robit në veprat e Allahut.

**2. *Teuhid el-Uluhijjeh*,** që domethënë njësimi i Allahut në adhurim, ky lloj i *Teuhidit* përfshin veprat e robit të cilat i bën për të adhuruar Allahun.

**3. *Teuhid el-Esma ue el-Sifat*,** që domethënë njësimi i Allahut në Emrat dhe Cilësitë e Tij.

Muhammed ibnu Nasr el-Meruezij (v.294h) në shpjegimin e *imanit* (besimit) ka thënë:

فأصله الإقرار بالقلب عن المعرفة، وهو الخضوع لله بالعبودية، والخضوع له بالربوبية، وكذلك خضوع اللسان بالإقرار بالإلهية بالإخلاص له من القلب، واللسان، أنه واحد لا شريك له،

*"Baza e tij është pohimi me zemër për dijen (rreth Allahut dhe fesë së Tij), e që është dorëzimi ndaj Allahut ne adhurim dhe dorëzimi ndaj Tij ne Zotërim. Kësisoj edhe nënshtrimi i gjuhës me pohim në Uluhijjeh (njësimin e Allahut në adhurim), me sinqeritet nga zemra dhe gjuha për Të se Ai është Një që nuk ka ortak."*[31]

Imam Ahmed ibnu Hanbel (v.241h) ka thënë:

نعبد الله بصفاته كما وصف به نفسه قد أجمل الصفة لنفسه ولا نتعدى القرآن والحديث فنقول كما قال ونصفه كما وصف نفسه ولا نتعدى ذلك نؤمن بالقرآن كله محكمه ومتشابهه ولا نزيل عنه تعالى ذكره صفة من صفاته

*"Ne e adhurojmë Allahun me Cilësitë e Tij ashtu sikurse Ai e ka Cilësuar Veten e Tij, Ai e ka dhënë përshkrimin e Vetes së Tij dhe nuk e tejkalojmë Kur'anin dhe hadithin, ne themi ashtu sikurse Ai ka thënë dhe e cilësojmë Atë ashtu sikurse Ai e ka Cilësuar Veten e Tij dhe nuk e tejkalojmë këtë. Ne e besojmë Kur'anin, në tërësi, të qartën dhe të paqartën e tij dhe nuk ia mënjanojmë Atij ndonjë Cilësi prej Cilësive të Tij."*[32]

Ibnu Bettah (v. 387h) ka thënë:

---

30 *Sahih el-Bukharij*.
31 *Tadhim Kadr el-Salah lil-Meruezij* 2/702.
32 *El-Ibaneh el-Kubra libnu Battah*.

وذلك أنَّ أصل الإيمان بالله الذي يجب على الخلق اعتقاده في إثبات الإيمان به ثلاثة أشياء:أحدها: أن يعتقد العبد ربانيته ليكون بذلك مبايناً لمذهب أهل التعطيل الذين لا يثبتون صانعاً.والثاني: أن يعتقد وحدانيته ليكون مبايناً بذلك مذاهب أهل الشرك الذين أقروا بالصانع وأشركوا معه في العبادة غيره.والثالث: أن يعتقده موصوفاً بالصفات التي لا يجوز إلا أن يكون موصوفاً بها من العلم والقدرة والحكمة وسائر ما وصف به نفسه في كتابه.إذ قد علمنا أنَّ كثيراً ممن يقر به ويوحده بالقول المطلق قد يلحد في صفاته فيكون إلحاده في صفاته قادحاً في توحيده.ولأنَّا نجد الله تعالى قد خاطب عباده بدعائهم إلى اعتقاد كل واحدة من هذه الثلاث والإيمان بها.

*"Kjo për shkak se baza e imanit në Allahun – që është obligim për krijesat ta besojnë atë në mënyrë që të zbatojnë besimin në Të – janë tri gjëra. E para, që robi të besojë në Zotërimin e Tij e me këtë të jetë i distancuar prej medh'hebit të njerëzve të tatilit (mohimit) që nuk pohojnë një Krijues. E dyta, që ai të besojë në njëshmërinë e Tij e me këtë të jetë i distancuar prej medh'hebit të njerëzve të shirkut që pohojnë Krijuesin porse i bëjnë shirk Atij në adhurim dhe të tjera. E treta, që ai të besojë Atë (Allahun) të Cilësuar me Cilësi që nuk lejohet përveçse Ai të jetë i Cilësuar me to, me Dije, Aftësi, Urtësi dhe me të gjitha ato që Ai e ka përshkruar Veten e Tij në Librin e Tij. Meqenëse e dimë se shumë prej atyre që e pohojnë dhe e njësojnë Atë me fjalë të përgjithshme kanë devijuar në Cilësitë e Tij, ndërsa devijimi i tyre në Cilësitë e Tij është prishje e Teuhidit të tyre, dhe për këtë shkak ne e gjejmë se Allahu – i Lartësuar – ju ka ligjëruar robërve të Tij duke i thirrur ata në besimin e këtyre të triave dhe duke pasur iman në to."*[33]

Prandaj njeriu nuk mund të jetë musliman pa i besuar dhe pa i vepruar të tri kategoritë e *Teuhidit* duke mos i bërë *shirk* Allahut në ndonjërën prej tyre, apo nëse ai beson në to në një mënyrë që është në kundërshtim me atë që thuhet në *Kur'an* dhe *Sunnet* sipas kuptimit të *Selefëve*. Vërtet Allahu – *i Lartësuar* – i ka grumbulluar të tri llojet e *Teuhidit* në Fjalët e Tij:

رَّبُّ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ وَمَا بَيْنَهُمَا فَاعْبُدْهُ وَاصْطَبِرْ لِعِبَادَتِهِ ۚ هَلْ تَعْلَمُ لَهُ سَمِيًّا ﴿٦٥﴾

**《 Zot i qiejve dhe i tokës dhe i gjithçkaje që gjendet mes tyre, kështu që adhuroni Atë dhe bëhuni të palëkundur në adhurim ndaj Tij. A dini dikë që është i barabartë Me të në emër (**d.m.th. dikush që ka Emrat dhe Cilësitë e Tij**)? 》** [19:65]

El-Taberij (v. 310h) në *tefsirin* e këtij ajeti ka përmendur:

حَدَّثَنَا بِشْرٌ ، قَالَ : ثَنَا يَزِيدُ ، قَالَ : ثَنَا سَعِيدٌ ، عَنْ قَتَادَةَ ، قَوْلُهُ ( هَلْ تَعْلَمُ لَهُ سَمِيًّا ) لَا سَمِيَّ لِلَّهِ وَلَا عَدْلَ لَهُ ، كُلُّ خَلْقِهِ يُقِرُّ لَهُ ، وَيَعْتَرِفُ أَنَّهُ خَالِقُهُ ، وَيَعْرِفُ ذَلِكَ ، ثُمَّ يَقْرَأُ هَذِهِ الْآيَةَ ( وَلَئِنْ سَأَلْتَهُمْ مَنْ خَلَقَهُمْ لَيَقُولُنَّ اللَّهُ ).

[33] *El-Ibaneh an Sheriah el-Firkah el-Naxhijeh libnu Bettah.*

*"Na ka treguar Bishri duke thënë: Na ka treguar Jezidi duke thënë: Na ka treguar Seidi nga Katadeh, (për) Fjalët e Tij:* **《... A dini dikë që është i barabartë Me të në emër?》** *(Ai ka thënë): 'Nuk ka ndonjë të barabartë në emër me Të dhe as të ngjashëm me Të. Të gjitha krijesat e Tij e pohojnë Atë dhe e pranojnë se Ai është Krijuesi i tyre dhe e dinë këtë.' Pastaj e ka lexuar këtë ajet:*

وَلَئِن سَأَلْتَهُم مَّنْ خَلَقَهُمْ لَيَقُولُنَّ اللَّهُ ﴿٨٧﴾

***《E nëse i pyet ata se kush i ka krijuar ata, patjetër që do të përgjigjen: "Allahu."》***
*[43:87]."*[34]

Njerëzit në mesin e të cilëve u dërgua i Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – besuan Allahun, por vetëm në disa aspekte të Zotërimit të Tij. Ata e pranuan Allahun si Krijues dhe Kujdestar, dhe ata i bënin disa lloje të adhurimit ndaj Tij porse për shkak se adhuronin statuja pos Tij, duke ju lutur atyre dhe duke i marrë si ndërmjetës mes tyre dhe Allahut, atëherë Allahu e refuzoi të ashtuquajturin *imanin* e tyre dhe e dërgoi Pejgamberin e Tij – *salAllahu alejhi ue selem* – që t'i paralajmëroi ata.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

قُل لِّمَنِ الْأَرْضُ وَمَن فِيهَا إِن كُنتُمْ تَعْلَمُونَ ﴿٨٤﴾ سَيَقُولُونَ لِلَّهِ ۚ قُلْ أَفَلَا تَذَكَّرُونَ ﴿٨٥﴾ قُلْ مَن رَّبُّ السَّمَاوَاتِ السَّبْعِ وَرَبُّ الْعَرْشِ الْعَظِيمِ ﴿٨٦﴾ سَيَقُولُونَ لِلَّهِ ۚ قُلْ أَفَلَا تَتَّقُونَ ﴿٨٧﴾ قُلْ مَن بِيَدِهِ مَلَكُوتُ كُلِّ شَيْءٍ وَهُوَ يُجِيرُ وَلَا يُجَارُ عَلَيْهِ إِن كُنتُمْ تَعْلَمُونَ ﴿٨٨﴾ سَيَقُولُونَ لِلَّهِ ۚ قُلْ فَأَنَّىٰ تُسْحَرُونَ ﴿٨٩﴾

**《Thuaju: "E kujt është toka dhe gjithë ç'është në të, nëse e dini?!" Ata do të thonë: "E Allahut!" Thuaju: "A nuk do të përkujtoni?" Thuaju: "Kush është Zoti i shtatë qiejve dhe Zoti i *Arshit*** (Fronit) **Madhështor?" Ata do të thonë: "Allahu." Thuaju: "A nuk do të frikësoheni?" Thuaju: "Në Dorë të Kujt është mbisundimi i gjithçkaje? Dhe Ai mbron gjithçka, ndërsa kundër të Cilit nuk ka asnjë mbrojtës, nëse e dini?" Ata do të thonë: "E Allahut." Thuaju: "Si jeni mashtruar (**duke mos e adhuruar vetëm Atë**)?"》** [23:84-89]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

[34] *Tefsir el-Taberij.*

وَلَئِن سَأَلْتَهُم مَّن نَّزَّلَ مِنَ السَّمَاءِ مَاءً فَأَحْيَا بِهِ الْأَرْضَ مِن بَعْدِ مَوْتِهَا لَيَقُولُنَّ اللَّهُ ۚ قُلِ الْحَمْدُ لِلَّهِ ۚ بَلْ أَكْثَرُهُمْ لَا يَعْقِلُونَ ﴿٦٣﴾

**《 E sikur t'i pyesje ata: "Kush e zbret ujin nga qielli dhe i jep jetë tokës me të pas vdekjes së saj?" Patjetër ata do të thonë: "Allahu." Thuaj: "Falënderimi i qoftë Allahut!" Por përkundrazi, shumica e tyre nuk kuptojnë. 》** [29:63]

Pra, njeriu mund të pretendojë ditë e natë se është besimtar në Allahun, dhe ai mund t'i bëjë shumë adhurim Allahut por nëse *imani* i tij nuk është sipas *Sheriatit*, që ai t'i plotëson të tri llojet e *Teuhidit*, atëherë *imani* i tij është i pavlefshëm dhe Allahun nuk e pranon atë.

## *Teuhid el-Rububijjeh* (Njësimi i Allahut në Zotërim)

***Teuhid el-Rububijjeh*** është besimi nënjëshmërinë e Allahut në Krijim, Zotërim, Rregullim, dhe njëshmërinë në Veprat e Tij. Ata që bëjnë *shirk* besojnë në shumë aspekte të këtij llojit të *Teuhidit*, megjithatë kjo nuk është e mjaftueshme për t'i shpëtuar ata nga dënimi i Allahut për shkak se ata adhurojnë të tjerë pos Allahut. Kjo ishte gjendja e *kafirave* të Kurejshve, e që është përmendur më parë. Përshkrimi i *Teuhidit el-Rububijjeh* mund të gjendet në ajetet vijuese.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

قُلْ مَن يَرْزُقُكُم مِّنَ السَّمَاءِ وَالْأَرْضِ أَمَّن يَمْلِكُ السَّمْعَ وَالْأَبْصَارَ وَمَن يُخْرِجُ الْحَيَّ مِنَ الْمَيِّتِ وَيُخْرِجُ الْمَيِّتَ مِنَ الْحَيِّ وَمَن يُدَبِّرُ الْأَمْرَ ۚ فَسَيَقُولُونَ اللَّهُ ۚ فَقُلْ أَفَلَا تَتَّقُونَ ﴿٣١﴾

《 **Thuaju (**O Muhammed**): "Kush ju furnizon nga qielli dhe nga toka dhe kush është Zotëruesi i të dëgjuarit dhe të shikuarit? Dhe kush e nxjerr të gjallën nga e vdekura dhe të vdekurën nga e gjalla? Dhe kush e rregullon çështjen?" Do të thonë: "Allahu." Thuaju: "A nuk do të keni atëherë frikë?"** 》 [10:31]

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

اللَّهُ الَّذِي رَفَعَ السَّمَاوَاتِ بِغَيْرِ عَمَدٍ تَرَوْنَهَا ۖ ثُمَّ اسْتَوَىٰ عَلَى الْعَرْشِ ۖ وَسَخَّرَ الشَّمْسَ وَالْقَمَرَ ۖ كُلٌّ يَجْرِي لِأَجَلٍ مُّسَمًّى ۚ يُدَبِّرُ الْأَمْرَ يُفَصِّلُ الْآيَاتِ لَعَلَّكُم بِلِقَاءِ رَبِّكُمْ تُوقِنُونَ ﴿٢﴾

《 **Allahu është Ai i Cili ngriti qiejt pa shtylla që t'i shihni. Pastaj Ai u ngrit mbi *Arsh* (**Fronin e Tij Madhështor, vërtet siç i shkon Madhështisë së Tij**). Ai e nënshtroi diellin dhe hënën, secili ec për një kohë të përcaktuar. Ai e rregullon çështjen, i shpjegon në imtësi ajetet (**argumentet, provat, shenjat e Tij**) që ju për takimin me Zotin tuaj të bindeni.** 》 [13:2]

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

أَلَا لَهُ الْخَلْقُ وَالْأَمْرُ ۗ تَبَارَكَ اللَّهُ رَبُّ الْعَالَمِينَ ﴿٥٤﴾

《 **... Sigurisht që i Tij është Krijimi dhe Urdhërimi. I bekuar është Allahu, Zoti i *Aleminit* (**i gjithë botëve, i gjithçkaje që ekziston, i njerëzve dhe i xhindeve**).** 》 [7:54]

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

وَلَئِن سَأَلْتَهُم مَّنْ خَلَقَهُمْ لَيَقُولُنَّ اللَّهُ ۖ فَأَنَّىٰ يُؤْفَكُونَ ﴿٨٧﴾

《 **E nëse i pyet ata se kush i ka krijuar ata, patjetër që do të përgjigjen: "Allahu." Si atëherë ata largohen (**nga të adhuruarit Allahun i Cili i ka krijuar ata**)?** 》 [43:87]

Ky lloj i *Teuhidit* është arsyeja që vetëm Allahu meriton të adhurohet dhe askush tjetër pos Tij, Ai është Zoti dhe Krijuesi jonë dhe për këtë arsye Ai është meritor që ne ta adhurojmë. Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

يَا أَيُّهَا النَّاسُ اعْبُدُوا رَبَّكُمُ الَّذِي خَلَقَكُمْ وَالَّذِينَ مِن قَبْلِكُمْ لَعَلَّكُمْ تَتَّقُونَ ﴿٢١﴾

《 **O njerëz! Adhuroni Allahun, Zotin tuaj, i Cili ju krijoi ju dhe ata që ishin para jush, qëtë bëheni të devotshëm?** 》 [2:21]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

ذَٰلِكُمُ اللَّهُ رَبُّكُمْ ۖ لَا إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ ۖ خَالِقُ كُلِّ شَيْءٍ فَاعْبُدُوهُ ۚ وَهُوَ عَلَىٰ كُلِّ شَيْءٍ وَكِيلٌ ﴿١٠٢﴾

《 **Ky është Allahu, Zoti juaj! *La ilahe illa Hu'ue* (**nuk ka të adhuruar me meritëpërveç Atij**). Krijuesi i çdo sendi, adhuroni Atë dhe Ai përmbi çdo gjë është Kujdestar.** 》 [6:102]

Ai që Krijon, Siguron, Mbështet, Bën dobi, Bën dëm, Mban, Di, Jep jetë, Merr jetë, Bën ligje, Fal, Ndëshkon, Cakton, Mbron, Shëron, Vesh, Ushqen, Ekspozon, Mbulon, Nderon, Poshtëron, Shkatërron, tregon Mëshirë dhe u përgjigjet robërve të Tij është Ai që meriton të adhurohet. Natyrishtëm ata që nuk mund të bëjnë ndonjërën nga këto gjëra – dhe nuk posedojnë asnjë ortakëri me Allahun dhe nuk e ndihmojnë Atë në asnjëren prej tyre – në asnjë mënyrë nuk kanë të drejtë që edhe lloji më i vogël i adhurimit t'u kushtohet atyre. Këto gjëra të lartpërmendura, të gjitha, janë nga Veprat e Allahut, të cilat janë specifike për Të – *të Lartësuarin* – dhe ato janë arsyeja se vetëm Ai meriton të adhurohet dhe askush tjetër pos Tij – *Më të Lartit*–. Ai – *i Lartësuari* – ka thënë:

قُلِ ادْعُوا الَّذِينَ زَعَمْتُم مِّن دُونِ اللَّهِ ۖ لَا يَمْلِكُونَ مِثْقَالَ ذَرَّةٍ فِي السَّمَاوَاتِ وَلَا فِي الْأَرْضِ وَمَا لَهُمْ فِيهِمَا مِن شِرْكٍ وَمَا لَهُ مِنْهُم مِّن ظَهِيرٍ ﴿٢٢﴾

《 **Thuaju (**O Muhammed**): "Thirruni atyre të cilët i pretendoni ju (**të jenë me meritë për adhurim**) krahas Allahut; ata nuk posedojnë as sa pesha e një grimcenë qiej dhe as në tokë, ata nuk kanë asnjë ortakëri në njerën prej tyre (**në qiej ose në tokë**) dhe Ai nuk ka nga ata ndonjë ndihmës.** 》 [34:22]

## ***Shirku* në *Teuhidin el-Rububijjeh***

Ndër llojet e *shirkut* që njerëzit e bëjnë në këtë lloj të *Teuhidit* është:

* Besimi se diçka tjetër i krijoi krijesat.

* Besimi se dikush tjetër pos Allahut bën dobi apo dëm, si njeriu në varr, i gjalli (në gjërat që nuk është i aftë), pozita e yjeve në qiell etj.

* Besimi se dikush tjetër ka të drejtën të bëjë ligje për njerëzit. Bërja e ligjëve është e drejtë e Allahut dhe është nga Veprat e Tij, prandaj besimi se dikush tjetër e ka këtë të drejtë është ta përshkruash atë si ortak apo rival të Allahut në këtë vepër specifike për Allahun.

* Besimi se dikush tjetër pos Allahut mund të ketë ndikim në punët e qiejve, të tokës dhe të asaj çka ka mes tyre.

* Besimi se dikush tjetër pos Allahut e di të fshehtën. Njohja e së fshehtës është karakteristikë specifike e Allahut, prandaj kushdo që beson se dikush tjetër e di atë që vetëm Allahu e di atëherë ai i ka përshkruar një ortak apo rival Allahut në këtë karakteristikë specifike.

Kushdo që i përshkruan ndonjë gjë që është nga *Teuhid el-Rububijjeh* dikujt tjetër pos Allahut atëherë ai ka bërë *shirk* në *Teuhid el-Rububijjeh* dhe me këtë ai e lë Islamin dhe bëhet *mushrik*.

## ***Teuhid el-Uluhijjeh* (Njësimi i Allahut në adhurim)**

*Teuhid el-Uluhijjeh* është realizimi i fjalës *la ilahe illAllah*, për të cilën u dërguan, që të ftojnë në të, të gjithë Pejgamberët dhe të Dërguarit, e kjo është kushtimi i të gjitha llojeve të adhurimit vetëm Allahut e askujt tjetër përveç Tij.

Sa i përket adhurimit atëherë ai është një term gjithëpërfshirës që përfshin të gjitha fjalët dhe veprat e brendshme dhe të jashtme me të cilat Allahu është i Kënaqur dhe i Do, është përulësia dhe nënshtrimi i robit ndaj Zotit të tij, duke e bërë atë që Ai e ka obliguar dhe duke u shmangur nga ajo që Ai e ka ndaluar. Qëllimi i krijimit të njerëzimit dhe xhindëve është që ata ta adhurojnë vetëm Allahun.

– *i Lartësuari* – ka thënë:

﴿وَمَا خَلَقْتُ الْجِنَّ وَالْإِنسَ إِلَّا لِيَعْبُدُونِ ﴿٥٦﴾﴾

《 **Unë (**Allahu**) nuk i krijova njerëzit dhe xhindet, veçse që ata të më adhurojnë vetëm Mua.** 》 [51:56]

Ndër llojet e adhurimit që duhet t'i kushtohen vetëm Allahut janë këto:

* ***El-Salah*** (namazi):

﴿وَأَقِيمُوا الصَّلَاةَ وَآتُوا الزَّكَاةَ وَارْكَعُوا مَعَ الرَّاكِعِينَ ﴿٤٣﴾﴾

《 **Falni *namazin*, dhe jepni *zeqatin*…** 》 [2:43]

* ***Rukuja*** dhe ***sexhdja***:

﴿يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا ارْكَعُوا وَاسْجُدُوا ﴿٧٧﴾﴾

《 **O ju që keni besuar! Përkuluni (**në *ruku***) dhe bini me fytyrë përtokë (**në *sexhde***)…** 》 [22:77]

* ***Duaja***:

﴿وَقَالَ رَبُّكُمُ ادْعُونِي أَسْتَجِبْ لَكُمْ ﴿٦٠﴾﴾

《 **Zoti juaj tha: "M'u lutni Mua, Unë do t'ju përgjigjem…"** 》 [40:60]

* ***El-Dhebh*** (therja e kafshës):

فَصَلِّ لِرَبِّكَ وَانْحَرْ ﴿٢﴾

《 **Kështu pra, falu për Zotin tënd dhe ther kurban (**vetëm për Të**).** 》 [108:2]

* ***El-Khauf*** (frika) ndaj Allahut:

إِنَّمَا ذَٰلِكُمُ الشَّيْطَانُ يُخَوِّفُ أَوْلِيَاءَهُ فَلَا تَخَافُوهُمْ وَخَافُونِ إِن كُنتُم مُّؤْمِنِينَ ﴿١٧٥﴾

《 **Vetëm Shejtani jua shtie në mendje frikën e *eulijave* të tij (**të shokëve, pasuesve të tij si mosbesimtarët, paganët, mohuesit etj.**), kështu që mos iu frikësoni atyre aspak, por m'u frikësoni vetëm Mua, nëse jeni besimtarë të vërtetë.** 》 [3:175]

* ***El-Teuekkuli*** (mbështetja tek Allahu):

وَعَلَى اللَّهِ فَتَوَكَّلُوا إِن كُنتُم مُّؤْمِنِينَ ﴿٢٣﴾

《 **... dhe mbështetuni tek Allahu, nëse jeni besimtarë të vërtetë.** 》 [5:23]

*Teuekkuli* është një lloj adhurimi, *teuekkuli* është që zemra të besoj tek Allahu dhe të mbështetet në Të lidhur me arritjen e asaj që është e mirë dhe largimin e asaj që është e keqe.

* ***El-Istigfar*** (kërkimi i faljës):

وَاسْتَغْفِرُوا رَبَّكُمْ ثُمَّ تُوبُوا إِلَيْهِ ۚ إِنَّ رَبِّي رَحِيمٌ وَدُودٌ ﴿٩٠﴾

《 **Kërkoni faljen e Zotit tuaj dhe kthejuni Atij me pendim. Me të vërtetë që Zoti im është Mëshirëplotë, më Mirëdashësi.** 》 [11:90]

* ***El-Inabeh*** (kthimi me pendim):

وَأَنِيبُوا إِلَىٰ رَبِّكُمْ وَأَسْلِمُوا لَهُ مِن قَبْلِ أَن يَأْتِيَكُمُ الْعَذَابُ ثُمَّ لَا تُنصَرُونَ ﴿٥٤﴾

《 **Kthehuni me pendim tek Zoti juaj dhe nënshtrojuni Atij, para se t'ju vijë ndëshkimi, pastaj nuk do të ndihmoheni.** 》 [39:54]

* ***El-Istiadheh*** (kërkimi i mbrojtjes):

قُلْ أَعُوذُ بِرَبِّ الْفَلَقِ ﴿١﴾

《 **Thuaj: “Kërkoj mbrojtjen me Zotin e agimit.”** 》 [113:1]

* ***El-Xhihad*** (përpjekja) me jetë dhe pasuri:

انفِرُوا خِفَافًا وَثِقَالًا وَجَاهِدُوا بِأَمْوَالِكُمْ وَأَنفُسِكُمْ فِي سَبِيلِ اللَّهِ ﴿٤١﴾

《 **Marshoni përpara qoftë kur jeni të lehtë (**të shëndoshë, në moshë, të pasur**) ose të rëndë (**të sëmurë, të moshuar, të varfër**) dhe përpiquni fort me pasurinë tuaj dhe me jetën tuaj në rrugën e Allahut…** 》 [9:41]

* ***El-Hukm*** (gjykimi) mes njerëzve me atë që e ka zbritur Allahu:

وَأَنِ احْكُم بَيْنَهُم بِمَا أَنزَلَ اللَّهُ وَلَا تَتَّبِعْ أَهْوَاءَهُمْ وَاحْذَرْهُمْ أَن يَفْتِنُوكَ عَن بَعْضِ مَا أَنزَلَ اللَّهُ إِلَيْكَ ﴿٤٩﴾

《 **Gjyko (**ti o Muhammed**) mes tyre me atë që të ka shpallur Allahu dhe mos ndjek dëshirat të tyre të kota, por ruaju nga ta që të mos të largojnë nga disa gjëra të cilat Allahu t'i ka zbritur ty…** 》 [5:49]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

إِنَّا أَنزَلْنَا إِلَيْكَ الْكِتَابَ بِالْحَقِّ لِتَحْكُمَ بَيْنَ النَّاسِ بِمَا أَرَاكَ اللَّهُ ﴿١٠٥﴾

《 **Sigurisht që Ne ta zbritëm ty (**O Muhammed**) Librin me të vërtetën që të gjykosh mes njerëzve me atë që Allahu të ka treguar ty…** 》 [4:105]

* ***El-Tehakum*** (kërkimi i gjykimit) nga Allahu dhe i Dërguari i Tij:

فَإِن تَنَازَعْتُمْ فِي شَيْءٍ فَرُدُّوهُ إِلَى اللَّهِ وَالرَّسُولِ إِن كُنتُمْ تُؤْمِنُونَ بِاللَّهِ وَالْيَوْمِ الْآخِرِ ﴿٥٩﴾

《 **… e nëse keni mospajtim për ndonjë çështje, kthejeni atë te Allahu dhe i Dërguari, nëse besoni në Allahun dhe në Ditën e Fundit…** 》 [4:59]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

وَمَا اخْتَلَفْتُمْ فِيهِ مِن شَيْءٍ فَحُكْمُهُ إِلَى اللَّهِ ﴿١٠﴾

《 **Në çfarëdo gjë që keni mospajtim për të, gjykimi i saj është tek Allahu…** 》 [42:10]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

فَلَا وَرَبِّكَ لَا يُؤْمِنُونَ حَتَّىٰ يُحَكِّمُوكَ فِيمَا شَجَرَ بَيْنَهُمْ ثُمَّ لَا يَجِدُوا فِي أَنفُسِهِمْ حَرَجًا مِّمَّا قَضَيْتَ وَيُسَلِّمُوا تَسْلِيمًا ﴿٦٥﴾

《 **Por jo, për Zotin tënd! Ata nuk besojnë derisa të zgjedhin ty për të gjykuar në të gjitha mosmarrëveshjet mes tyre, dhe të mos mbetet në veten e tyre asnjë pikë ngushtimi ndaj vendimeve të tua dhe t'i pranojnë ato (**vendimet e tua**) plotësisht të nënshtruar.** 》 [4:65]

* ***El-Ta'ah*** (nënshtrimi) ndaj Allahut në atë që e ka lejuar dhe ndaluar:

فَكُلُوا مِمَّا ذُكِرَ اسْمُ اللَّهِ عَلَيْهِ إِن كُنتُم بِآيَاتِهِ مُؤْمِنِينَ ﴿١١٨﴾

《 **Hani pra, nga ai mish mbi të cilin është përmendur Emri i Allahut (**kur është therur kafsha**), nëse jeni besimtarë në ajetet e Tij (**provat, shenjat, shpalljet**).** 》 [6:118]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

إِنَّمَا حَرَّمَ عَلَيْكُمُ الْمَيْتَةَ وَالدَّمَ وَلَحْمَ الْخِنزِيرِ وَمَا أُهِلَّ بِهِ لِغَيْرِ اللَّهِ ﴿١٧٣﴾

《 **Ai ju ka ndaluar juve vetëm të ngordhurën, gjakun, mishin e derrit dhe mishin e kafshëve të bëra kurban për të tjerë pos Allahut...** 》 [2:173]

Pra, është nënshtrim – dhe vepër e adhurimit – të konsiderosh të lejuar atë që Allahu e ka lejuar dhe të ndaluar atë që e Allahu e ka ndaluar.

* Gjithashtu nga llojet e adhurimit janë edhe: dashuria për hir të Allahut dhe urrejtja për hir të Tij, dhënia për hir të Allahut dhe shtrëngimi për hir të Tij, miqësimi për hir të Allahut dhe armiqësimi për hir të Tij, *el-ragbeh* (shpresa apo dëshira e fortë), *el-rahbeh* (frika), *el-istigatheh* (kërkimi i ndihmës), *el-shukr* (falënderimi), *tilauetu el-Kur'an* (leximi i Kur'anit), *dhikru Allah* (përmendja e Allahut), *el-sijam* (agjërimi) etj.

## ***Shirku* në *Teuhid el-Uluhijjeh***

*Shirku* në *Teuhid el-Uluhijjeh* është drejtimi i disa prej llojeve të adhurimit që janë përmendur më lartë – apo të tjera pos tyre – dikujt tjetër pos Allahut. Ndër llojet e *shirkut* që janë përhapur sot janë:

* Lutja e njerëzve të vdekur në varre. Kushtet për një *dua* (lutje, kërkesë, thirrje) në mënyrë që të mos jetë *shirk* është që ai i cili pytet të jetë (1) i gjallë, (2) i aftë për atë që i kërkohet dhe (3) i pranishëm në atë kohë. Nëse ndonjëra nga këto tre kushte nuk është e pranishme atëherë *duaja* është *shirk* dhe e nxjerr njeriun nga Islami. Pikërisht, ajo për të cilën lutet i vdekuri nuk është me rëndësi dhe nuk e cakton nëse është *shirk* apo jo pasi që i vdekuri nuk është në gjendje të bëjë asgjë kurrsesi.

* Lutja e *Melekëve*.

* Kërkimi i mbrojtjes apo strehimi te dikush tjetër pos Allahut.

* Therja për dikë tjetër pos Allahut.

* Votimi në zgjedhjet demokratike, kësisoj duke i dhënë të drejtën e ligjëvënies dikujt tjetër pos Allahut.

* Kërkimi i gjykimit në mosmarrëveshje nga gjykatat që gjykojnë me ligje njerëzore.

* Besimi se diçka e ndaluar është e lejuar apo se diçka e lejuar është e ndaluar bazuar në dëshira, tradita, ligje tjera pos *Sheriatit* apo në fjalët e njeriut. Kjo është *shirk* në nënshtrim.

* Përpjekja në rrugën e *tagutit* sikurse të qenurit polic apo ushtar i *tagutit*.

* Ndihmimi e *kafirave* kundër muslimanëve me pasuri, këshillë apo armë.

Pra, kushdo që ia përshkruan atë gjë që është e klasifikuar si adhurim në *Sheriat*, dikujt tjetër pos Allahut atëherë ai ka bërë shirk në *Teuhid el-Uluhijjeh* dhe me këtë ai e lë Islamin dhe bëhet *mushrik*.

## ***Teuhid el-Esma ue el-Sifat*** **(Njësimi i Allahut në Emrat dhe Cilësitë)**

*Teuhidi el-Esma ue el-Sifat* është besimi në cilësimet e Allahut, që kanë ardhur në *Kur'an*, në *hadithët* e të Dërguarit të Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* –, në fjalët e *Sahabëve – Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* –, dhe në fjalët e atyre që transmetuan prej tyre, pa i mohuar, pa e shtrembëruar kuptimin e tyre, pa e krahasuar Allahun me krijesat dhe pa pyetur si, porse njeriu duhet të besojë në atë që është përshkruar në mënyrën se si është përshkruar dhe t'i pranojë transmetimet sikurse janë transmetuar në mënyrë që të ruhet dhe mos të bie në *shirk* apo *bidat* në këtë lloj të *Teuhidit*. Baza për këtë janë fjalët e Allahut – *të Lartësuar* – i Cili ka thënë:

لَيْسَ كَمِثْلِهِ شَيْءٌ ۖ وَهُوَ السَّمِيعُ الْبَصِيرُ ﴿١١﴾

**《 ... asgjë nuk është si shembulli i tij dhe Ai është Dëgjues, Shikues. 》** [42:11]

Pra, çfardoqoftë që Allahu apo i Dërguari i Tij – *salAllahu alejhi ue selem* – dhe *Sahabët – Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* – na kanë informuar rreth saj, lidhur me cilësimin e Allahut, atëherë Allahu është i Vetëm në këtë cilësim dhe nuk është i barabartë me krijesat e Tij në asnjë gjë, megjithëse disa fjalë mund të përdoren edhe për Allahun edhe për robin, sikurse një Zot *Kerim* (bujar) dhe një njeri *kerim* (bujar), ndërsa bujaria e njeriut është e kufizuar në atë që Allahu i ka dhënë atij dhe bazuar në caktimin e Allahut, ndërsa bujaria e Allahut është e pakufizuar, e pa shtrënguar dhe Ai i dhuron nga bollëku i Tij kujtdo që dëshiron dhe si të dëshirojë.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

وَلِلَّهِ الْأَسْمَاءُ الْحُسْنَىٰ فَادْعُوهُ بِهَا ۖ وَذَرُوا الَّذِينَ يُلْحِدُونَ فِي أَسْمَائِهِ ۚ سَيُجْزَوْنَ مَا كَانُوا يَعْمَلُونَ ﴿١٨٠﴾

**《 Allahut i takojnë Emrat më të Bukur, kështu që lutjuni Atij me ta dhe braktisni ata të cilët i përgënjeshtrojnë Emrat e Tij. Ata shpejt do të shpërblehen për çfarë kanë vepruar. 》** [7:180]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

قُلِ ادْعُوا اللَّهَ أَوِ ادْعُوا الرَّحْمَٰنَ ۖ أَيًّا مَّا تَدْعُوا فَلَهُ الْأَسْمَاءُ الْحُسْنَىٰ ﴿١١٠﴾

**《 Thuaju: "Lutjuni Allahut apo lutjuni të Mëshirshmit, me cilindo që ta lutni atëherë Atij i takojnë Emrat më të Mirë..." 》** [17:110]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

هُوَ اللَّهُ الْخَالِقُ الْبَارِئُ الْمُصَوِّرُ ۖ لَهُ الْأَسْمَاءُ الْحُسْنَىٰ ۚ يُسَبِّحُ لَهُ مَا فِي السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ ۖ وَهُوَ الْعَزِيزُ الْحَكِيمُ ﴿٢٤﴾

《 **Ai është Allahu, Krijuesi, Shpikësi i Pashembullt, Formësuesi. Atij i takojnë Emrat më të Bukur. Gjithë ç'është në qiej dhe në tokë e lavdërojnë Atë. Ai është i Fuqishmi, i Urti.** 》 [59:24]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

قُلْ هُوَ اللَّهُ أَحَدٌ ﴿١﴾ اللَّهُ الصَّمَدُ ﴿٢﴾ لَمْ يَلِدْ وَلَمْ يُولَدْ ﴿٣﴾ وَلَمْ يَكُن لَّهُ كُفُوًا أَحَدٌ ﴿٤﴾

《 **Thuaj: "Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm. Allahu është *el-Samed* (**Zotëruesi i Vetëmjaftueshëm, Absolut me të gjitha Cilësitë e përsosura në shkallën më të Lartë, për të Cilin kanë nevojë të gjitha krijesat dhe të gjitha Atij i drejtohen; i Përhershmi; i Pafillim dhe i Pambarim; Ai s'ka nevojë për asgjë; as ha dhe as pi**). Ai as nuk lind, as nuk është i lindur, dhe s'ka asnjë të barabartë ose të krahasueshëm me Të (**Një, i Vetëm, i Pashok**)."** 》 [112:1-4]

Disa nga Emrat dhe Cilësitë e Allahut njihen me *fitrah* (natyrshmëri të pastër) sikurse që Allahu është Krijues, i Cili është i aftë për çdo gjë, Rregullues i çështjeve, Ligjvenësi, se Allahu Shikon dhe Dëgjon, se Allahu Flet kurdo që Dëshiron, se Allahu ka Dije për çdo gjë, se Allahu ka Jetë, se Allahu është në *el-Uluv* (d.m.th. Lartësi, mbi qiej, i ndarë nga krijesat e Tij) dhe cilësi të ngjashme me këto, të cilat e përshkruajnë Allahun me cilësi të përsosmëris dhe e mohojnë çdo të metë, gabim apo mangësi për Të – *të Lartësuarin* –. Kushdo që mohon ndonjërën nga këto apo pretendon se ai është injornat për to atëherë i tilli është *kafir*.

Pastaj ka gjëra të tjera për Allahun, që mund të njihen vetëm përmes tekstit qoftë nga *Kur'ani* apo *Sunneti* apo nga fjalët e *Sahabëve*. Siç është se Allahu Zbret në qiellin më të ulët çdo natë, Allahu është i Ulur, Allahu Qesh, Allahu ka Krah dhe Gjoks, Allahu Çuditet etj. Këto janë gjëra që mund të dihen vetëm përmes teksteve, prandaj, kushdo që i mohon apo është injorant rreth tyre nuk bëhet *kafir* derisa t'i ngritet argumenti. Shumë prej këtyre çështjeve, dijetarët kanë folur rreth tyre në shpjegimin dhe sqarimin e *Sunnetit*, që është përmendur në këtë libër nën dëshminë e dytë të *Muhammedun Rasulullah* për shkak të përmendjes që u është bërë atyre në *Sunnetin* e Pejgamberit – *salAllahu alejhi ue selem* – apo në fjalët e Sahabëve – *Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* –.

Lidhur me *Teuhidin el-Esma ue el-Sifat* ka disa pika që duhet të kuptohen në mënyrë që robi të plotësoj këtë lloj të *Teuhidit* ashtu siç është kërkuar, dhe të cilat pika dëshmojnë për kuptimin dhe zbatimin e saktë të këtij llojit të*Teuhidit*.

**1). *Teuhidi el-Esma ue el-Sifat* dhe pohimi i Cilësive është prej çështjeve të qarta (*muhkemat*) dhe jo prej çështjeve të paqarta (*muteshabihat*), dhe është prej çështjeve të *ixhmasë* (pajtimit të dijetarëve) dhe jo prej çështjeve të mospajtimit (*ikhtilaf*)**

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

وَكَلَّمَ اللَّهُ مُوسَىٰ تَكْلِيمًا ﴿١٦٤﴾

《 **... dhe Musait Allahu i foli me të folur.** 》 [4:164]

Në këtë ajet Cilësia e të Folurit (*kelleme*) pohohet me rrënjën e foljes (d.m.th. *teklimen*), dhe në gjuhën arabe ajo që pohohet me rrënjën është e pamundur të interpretohet në diçka tjetër përveç kuptimit të jashtëm të fjalës. Ky është një fakt i mirënjohur edhe mes kokave të devijimit, që edhe vet ata e pohojnë kur flasin për gjuhën arabe.

Bazuar në këtë nuk lejohet të interpretohen Emrat dhe Cilësitë e Allahut në diçka tjetër përveç kuptimit të tyre të jashtem pasi që ato janë përmendur në mënyrë të qartë dhe të sqaruar në Librin e Allahut dhe *Sunnetin* e të Dërguarit të Tij – *salAllahu alejhi ue selem* –. Veç kësaj nuk ekziston as edhe një fjalë nga Selefët që ata e lejojnë interpretimin e Emrave dhe Cilësive në diçka tjetër përveç kuptimit të tyre të jashtem apo të pretendojnë se ato janë metaforë dhe nuk duhet të kuptohen në kuptimin e tyre të jashtëm, pra, kjo gjithashtu dëshmon se kjo çështje është me *ixhma*, në të cilën nuk ka fare mospajtim.

Ibnu Battah (v. 387h) ka thënë:

فإن أهل الإثبات من أهل السنة يجمعون على الإقرار بالتوحيد وبالرسالة بأن الإيمان قول وعمل ونية ، وبأن القرآن كلام الله غير مخلوق ، ومجمعون على أن ما شاء الله كان ، وما لم يشأ لا يكون ، وعلى أن الله خالق الخير والشر ومقدرهما ، وعلى أن الله يرى يوم القيامة ، وعلى أن الجنة والنار مخلوقتان باقيتان ببقاء الله ، وأن الله على عرشه بائن من خلقه ، وعلمه محيط بالأشياء ، وأن الله قديم لا بداية له ولا نهاية ولا غاية ، بصفاته التامة لم يزل عالما ، ناطقا ، سميعا ، بصيرا ، حيا ، حليما ، قد علم ما يكون قبل أن يكون ، وأنه قدر المقادير قبل خلق الأشياء ، ومجمعون على إمامة أبي بكر ، وعمر ، وعثمان ، وعلي عليهم السلام ، وعلى تقديم الشيخين وعلى أن العشرة في الجنة جزما وحتما لا شك فيه ، ومجمعون على الترحم على جميع أصحاب رسول الله صلى الله عليه وسلم ، والاستغفار لهم ، ولأزواجه ، وأولاده ، وأهل بيته ، والكف عن ذكرهم إلا بخير ، والإمساك وترك النظر فيما شجر بينهم ، فهذا وأشباهه مما يطول شرحه لم يزل الناس مذ بعث الله

نبيه صلى الله عليه وسلم إلى وقتنا هذا مجمعون عليه في شرق الأرض وغربها وبرها وبحرها وسهلها وجبلها يرويه العلماء رواة الآثار ، وأصحاب الأخبار ، ويعرفه الأدباء والعقلاء ، ويجمع على الإقرار به الرجال والنسوان والشيب والشبان والأحداث ، والصبيان في الحاضرة والبادية ، والعرب ، والعجم ، لا يخالف ذلك ولا ينكره ، ولا يشذ عن الإجماع مع الناس فيه إلا رجل خبيث زائغ مبتدع محقور مهجور مدحور ، يهجره العلماء ، ويقطعه العقلاء ، إن مرض لم يعودوه ، وإن مات لم يشهدوه.

*"Vërtet njerëzit e pohimit të cilësive prej Ehli Sunnetit janë të pajtimit në pohimin e Teuhidit dhe Mesazhit Pejgamberik me besim, fjalë, vepër, nijet dhe se Kur'ani është fjala e Allahut i pa krijuar, ata janë të pajtimi në atë se ajo që ka dashur Allahu është dhe ajo që Ai nuk ka dashur nuk është, dhe se Allahu është Krijuesi i hajrit dhe sherrit dhe Caktuesi i tyre, dhe se Allahu do të shihet në Ditën e Gjykimit, dhe se Xheneti e Zjarri janë dy krijesa që do të qëndrojnë duke i lënë Allahu të qëndrojnë, dhe se Allahu është mbi Arshin e Tij, i ndarë nga krijesat e Tij dhe Dija e Tij ka përfshirë gjërat, dhe se Allahu është i përhershëm, nuk ka fillim për Të, mbarim dhe fund, me cilësitë e Tij të plota, Ai nuk ka pushuar se qenuri i Ditur, Folës, Dëgjues, Shikues, i Gjallë, i Matur, Ai e ka ditur atë që do të jetë para se të jetë dhe se Ai i ka caktuar kaderet para krijimit të gjërave. Ata janë të pajtimi për kryetarllëkun e Ebu Bekrit, Umerit, Uthmanit, Alijut – alejhim el-selam – dhe për dhënien e përparsisë se dy shejkhave (Ebu Bekrit dhe Umerit) dhe se të dhjetë janë në Xhenet me bindje dhe domosdoshmëri pa dyshim. Ata janë të pajtuar për kërkimin e mëshirës nga Allahu për të gjithë shokët e të Dërguarit të Allahut – salAllahu alejhi ue selem –, kërkimin e faljes për ta dhe për gratë e tyre, për evladat e tyre, për familjen e tyre dhe përmbajtja nga përmendja e tyre pos me të mirë, përmbajtja dhe braktisja e shikimit në atë që ka ndodhur mes tyre. Kjo dhe e ngjashmja me të, për të cilën do të zgjatej shpjegimi i saj, nuk kanë pushuar njerëzit që kur e dërgoi Allahu Pejgamberin e Tij – salAllahu alejhi ue selem – e deri në këtë kohën tonë, të pajtuar në të, në lindjen e tokës dhe në përendimin e saj, në tokën dhe detin e saj, në rrafshinën dhe kodrat e saj, e transmetojnë atë dijetarët, transmetuesit e etherit (transmetimit), njerëzit e lajmëve, shkruasit dhe të mençurit, dhe pajtohen për pohimin e saj, burra, gra, pleq, të ri, fëmijë dhe të rinjtë në qytet dhe shkretetirë, arab, joarab, nuk e kundërshton e as nuk e mohon këtë dhe nuk devijon nga ixhmaja e njerëzve rreth saj pos një njeri i ndyrë, anues, bidatçi, i poshtër, i lënë anash, i mposhtur, atë e bojkotojnë dijetarët, e këpusin të mençurit, nëse sëmuret nuk e vizitojnë e nëse vdesë nuk prezantojnë te ai."*[35]

Këtu shihet qartë se çështja e Emrave dhe Cilësive të Allahut hynë në çështjet e *ixhmasë* qoftë tek dijetarët ashtu edhe tek muslimanët e thjeshtë.

[35] *El-Ibaneh an Sheriah el-Firkah el-Nexhijjeh*.

**2). Ruga e *Ehli Sunnetit* është pohimi i Cilësive të përmendura në Libër dhe *Sunnet* me kuptimin e tyre të vërtetë, pa bërë *tahrif* (shtrembërim), *tatil* (mohim), *tekjif* (shpjegim) dhe *temthil* (krahasuar).**

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

لَيْسَ كَمِثْلِهِ شَيْءٌ ۖ وَهُوَ السَّمِيعُ الْبَصِيرُ ﴿١١﴾

《 **... asgjë nuk është si shembulli i tij dhe Ai është Dëgjues, Shikues.** 》 [42:11]

Në këtë ajet mund të gjendet mohimi i katër gjërave të ndaluara, ngase fjalët e Tij: 《**... asgjë nuk është si shembulli i tij...**》 mohon *tekjifin* dhe *temthilin*, njëra (*tekjifi*) është që robi ta shpjegon mënyrën e Cilësisë së Allahut apo tjetra (*temthili*) që ai ta krahason Cilësinë duke thënë: "*Një dorë si një dorë.*" apo "*Një shikim si një shikim.*" Ndërsa fjalët e Tij: 《**... dhe Ai është Dëgjues, Shikues.**》 mohon *tehrifin* dhe *tatilin*, njëra (*tehrifi*) është që robi të pretendon se Shikimi i Allahut domethënë Dija e Tij apo tjetra (*tatili*) që ai ta mohon plotësisht se Allahu mund të Sheh.

Ibnu Maxhishun (v. 146h) ka thënë:

اعلم – رحمك الله – أن العصمة في الدين أن تنتهي في الدين حيث انتهى بك ولا تجاوز ما قد حد لك فإن من قوام الدين معرفة المعروف وإنكار المنكر فما بسطت عليه المعرفة وسكنت إليه الأفئدة وذكر أصله في الكتاب والسنة وتوارثت علمه الأمة : فلا تخافن في ذكره وصفته من ربك ما وصف من نفسه عيبا ; ولا تتكلفن بما وصف لك من ذلك قدرا. وما أنكرته نفسك ولم تجد ذكره في كتاب ربك ولا في حديث عن نبيك – من ذكر صفة ربك – فلا تكلفن علمه بعقلك ; ولا تصفه بلسانك ; واصمت عنه كما صمت الرب عنه من نفسه فإن تكلفك معرفة ما لم يصف من نفسه مثل إنكار ما وصف منها ; فكما أعظمت ما جحده الجاحدون مما وصف من نفسه : فكذلك أعظم تكلف ما وصف الواصفون مما لم يصف منها.

*"Dije – Allahu të mëshiroftë – ruajtja në fe është që të ndalosh në fe aty ku ndalon me ty dhe të mos kalosh atë që është kufizuar për ty, vërtet nga baza e fesë është njohja e së mirës dhe refuzimi i së keqes, ajo që të është shpjeguar nga dija dhe zemrat gjejnë qetësi tek ajo – dhe baza e saj është përmendur në Libër, Sunnet dhe dijen e saj e ka trashëguar Ummeti– atëherë kurrsesi mos iu frikëso ndonjë qortimi në përmendjen e saj dhe cilësimin e saj të Zotit tënd, (me) atë që Ai e cilësoi Vetën e Tij dhe mos u ndjej i ngarkuar për atë që Ai ta cilësoi ty prej asaj aspak. Atë që e mohon shpirti yt dhe nuk e gjen përmendjen e saj në Librin e Zotit tënd as në hadithin e Pjegamberit tënd – nga përmendja e cilësimit të Zotit tënd – atëherë mos e ngarko dijen e saj me mendjen tënde, mos e përshkruaj atë me gjuhën tënde. Hesht për të sikurse ka heshtur Zoti për të në lidhje me Vetën e Tij, vërtet ngarkimi yt rreth njohurisë së asaj që Ai nuk e ka cilësuar Vetën Tij është njëjtë si mohimi i*

*asaj që Ai e ka cilësuar, ashtu si është e madhe atë që e mohuan mohuesit prej asaj që Ai e ka cilësuar Vetën e Tij atëherë po kështu është e madhe ngarkimi me atë që e cilësuan cilësuesit me të cilat Ai nuk është cilësuar."*[36]

Ibnu Bettah (v. 287h) ka thënë:

اعْلَمُوا رَحِمَكُمُ اللَّهُ أَنَّ مِنْ صِفَاتِ الْمُؤْمِنِينَ مِنْ أَهْلِ الْحَقِّ تَصْدِيقَ الْآثَارِ الصَّحِيحَةِ، وَتَلَقِّيَهَا بِالْقَبُولِ، وَتَرْكَ الِاعْتِرَاضِ عَلَيْهَا بِالْقِيَاسِ وَمُوَاضَعَةِ الْقَوْلِ بِالْآرَاءِ وَالْأَهْوَاءِ، فَإِنَّ الْإِيمَانَ تَصْدِيقٌ، وَالْمُؤْمِنَ هُوَ الْمُصَدِّقُ، قَالَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ {فَلَا وَرَبِّكَ لَا يُؤْمِنُونَ حَتَّى يُحَكِّمُوكَ فِيمَا شَجَرَ بَيْنَهُمْ ثُمَّ لَا يَجِدُوا فِي أَنْفُسِهِمْ حَرَجًا مِمَّا قَضَيْتَ وَيُسَلِّمُوا تَسْلِيمًا} [النساء: 65] ، فَمِنْ عَلَامَاتِ الْمُؤْمِنِينَ أَنْ يَصِفُوا اللَّهَ بِمَا وَصَفَ بِهِ نَفْسَهُ، وَبِمَا وَصَفَهُ بِهِ رَسُولُهُ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ مِمَّا نَقَلَتْهُ الْعُلَمَاءُ، وَرَوَاهُ الثِّقَاتُ مِنْ أَهْلِ النَّقْلِ، الَّذِينَ هُمُ الْحُجَّةُ فِيمَا رَوَوْهُ مِنَ الْحَلَالِ وَالْحَرَامِ وَالسُّنَنِ وَالْآثَارِ، وَلَا يُقَالُ فِيمَا صَحَّ عَنْ رَسُولِ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: كَيْفَ؟ وَلَا لِمَ؟ بَلْ يَتَّبِعُونَ وَلَا يَبْتَدِعُونَ، وَيُسَلِّمُونَ، وَلَا يُعَارِضُونَ، وَيَتَيَقَّنُونَ وَلَا يَشُكُّونَ وَلَا يَرْتَابُونَ

*"Dijeni – Allahu ju mëshiroftë – se nga cilësitë e besimtarëve të ithtarëve të hakut është besimi në ethere (transmetime) të vërteta, marrja e tyre me pranim, lënia e kundërshtimit ndaj saj me kijas dhe premisa me mendime e dëshira. Vërtet imani është vërtetim ndërsa besimtari është ai që vërteton diçka, Allahu – i Lartë Madhërishëm – ka thënë:*

فَلَا وَرَبِّكَ لَا يُؤْمِنُونَ حَتَّىٰ يُحَكِّمُوكَ فِيمَا شَجَرَ بَيْنَهُمْ ثُمَّ لَا يَجِدُوا فِي أَنفُسِهِمْ حَرَجًا مِّمَّا قَضَيْتَ وَيُسَلِّمُوا تَسْلِيمًا ﴿٦٥﴾

《**Por jo, për Zotin tënd! Ata nuk besojnë derisa të zgjedhin ty për të gjykuar në të gjitha mosmarrëveshjet mes tyre, dhe të mos mbetet në veten e tyre asnjë pikë ngushtimi ndaj vendimeve të tua dhe t'i pranojnë ato (***vendimet e tua***) plotësisht të nënshtruar.** 》 *[4:65]*

*Prej shenjave të besimtarëve është që ta cilësojnë Allahun me atë që Ai e cilësoi Vetën e Tij, dhe me atë që e cilësoi i Dërguari i Tij – salAllahu alejhi ue selem – prej asaj që e kanë transmetuar dijetarët dhe e kanë transmetuar njerëzit e besueshëm nga ithtarët e transmetimit, të cilët janë argument në atë që e kanë transmetuar prej hallallit, haramit, Sunnetit dhe etherit. Nuk thuhet për atë që është saktësuar nga i Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem –: "Si?" dhe as "Përse?" porse ata pasojnë dhe nuk shpikun, nënshtrohen dhe nuk kundërshtojnë, kanë bindje dhe nuk dyshojnë e as nuk janë skeptik."*[37]

---

[36] *El-Ibaneh el-Kubra libnu Bettah.*

[37] Po aty.

Kur bëhej fjalë për Emrat dhe Cilësitë e Allahut Selefët thoshin: "*Kaloni (duke i pranuar) transmetimet ashtu siç janë transmetuar.*" – sikurse do të përmendet më vonë – dhe kështu ata u siguruan në fenë e tyre.

**3) Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – dhe *Selefët* kanë bërë me shenjë tek cilësia si pohim i kuptimit të vërtetë të cilësisë duke e mohuar se ajo është metaforë, dhe kjo ndalon që cilësia të interpretohet sipas *ixhtihadit* (hulumtimit rraskapitës), mendimit dhe analogjisë apo pretendimin se ato janë metaforë.**

Kjo domethënë që Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka bërë me shenjë në kohën kur ishte duke folur – për shembull – në veshin apo syrin e tij apo böntë shenjë me dorën apo gishtin e tij në varësi të cilësis për të cilën ishte duke folur ai – *salAllahu alejhi ue selem* –, pa *temthil* porse duke e pohuar dhe vërtetuar cilësinë, dhe kjo ndodhë në shumë vende nëpër hadithe dhe transmetime.

Ebu Daud (v. 275h) ka transmetuar:

حَدَّثَنَا عَلِيُّ بْنُ نَصْرٍ وَمُحَمَّدُ بْنُ يُونُسَ النَّسَائِيُّ الْمَعْنَى قَالَا حَدَّثَنَا عَبْدُ اللَّهِ بْنُ يَزِيدَ الْمُقْرِئُ حَدَّثَنَا حَرْمَلَةُ يَعْنِي ابْنَ عِمْرَانَ حَدَّثَنِي أَبُو يُونُسَ سُلَيْمُ بْنُ جُبَيْرٍ مَوْلَى أَبِي هُرَيْرَةَ قَالَ سَمِعْتُ أَبَا هُرَيْرَةَ يَقْرَأُ هَذِهِ الْآيَةَ إِنَّ اللَّهَ يَأْمُرُكُمْ أَنْ تُؤَدُّوا الْأَمَانَاتِ إِلَى أَهْلِهَا إِلَى قَوْلِهِ تَعَالَى سَمِيعًا بَصِيرًا قَالَ رَأَيْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَضَعُ إِبْهَامَهُ عَلَى أُذُنِهِ وَالَّتِي تَلِيهَا عَلَى عَيْنِهِ قَالَ أَبُو هُرَيْرَةَ رَأَيْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقْرَؤُهَا وَيَضَعُ إِصْبَعَيْهِ قَالَ ابْنُ يُونُسَ قَالَ الْمُقْرِئُ يَعْنِي إِنَّ اللَّهَ سَمِيعٌ بَصِيرٌ يَعْنِي أَنَّ لِلَّهِ سَمْعًا وَبَصَرًا قَالَ أَبُو دَاوُد وَهَذَا رَدٌّ عَلَى الْجَهْمِيَّةِ

*"Na ka treguar Alij ibnu Nesr dhe Muhammed ibnu Junus el-Nesaijel-Mana duke thënë: Na ka treguar Abdullah ibnu Jezid el-Mukriu (duke thënë): Na ka treguar Harmeleh – domethënë ibnu Imran – (duke thënë): Më ka treguar Ebu Junus Sulejm ibnu Xhubejr – miku i Ebu Hurajras – duke thënë: E kam dëgjuar Ebu Hurajran duke e lexuar këtë ajet:*

إِنَّ اللَّهَ يَأْمُرُكُمْ أَن تُؤَدُّوا الْأَمَانَاتِ إِلَىٰ أَهْلِهَا ﴿٥٨﴾

《***Vërtet Allahu ju urdhëron që t'ua ktheni amanetet prapë atyre që u takojnë…***》 *[4:58]*

*Deri tek fjalët e Tij:*

سَمِيعًا بَصِيرًا ﴿٥٨﴾

《***… Dëgjues, Shikues…***》 *[4:58]*

*Ai (Ebu Hurajrah) tha: 'E kam parë të Dërguarin e Allahut – salAllahu alejhi ue selem – duke e vendosur gishtin e madh në vesh dhe gishtin pas tij në sy.' Ebu Hurajrah ka thënë: 'E kam parë të Dërguarin e Allahut – salAllahu alejhi ue selem – duke e lexuar atë (ajet) dhe duke i vendosur dy gishtat e tij.' Ibnu Junus ka thënë: el-Mukriu ka thënë: 'Domethënë, vërtet Allahu është Shikues dhe Dëgjues, domethënë se Allahu ka Dëgjim dhe Shikim.' Ebu Daud ka thënë: 'Kjo është kundërpërgjigje ndaj xhehmive.'"*[38]

Ibnu Maxheh (v. 273h) ka transmetuar:

حَدَّثَنَا هِشَامُ بْنُ عَمَّارٍ وَمُحَمَّدُ بْنُ الصَّبَّاحِ قَالَا حَدَّثَنَا عَبْدُ الْعَزِيزِ بْنُ أَبِي حَازِمٍ حَدَّثَنِي أَبِي عَنْ عُبَيْدِ اللَّهِ بْنِ مِقْسَمٍ عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عُمَرَ قَالَ سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ وَهُوَ عَلَى الْمِنْبَرِ يَقُولُ يَأْخُذُ الْجَبَّارُ سَمَاوَاتِهِ وَأَرَضِيهِ بِيَدِهِ وَقَبَضَ يَدَهُ فَجَعَلَ يَقْبِضُهَا وَيَبْسُطُهَا ثُمَّ يَقُولُ أَنَا الْجَبَّارُ أَنَا الْمَلِكُ أَيْنَ الْجَبَّارُونَ أَيْنَ الْمُتَكَبِّرُونَ قَالَ وَيَتَمَايَلُ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ عَنْ يَمِينِهِ وَعَنْ شِمَالِهِ حَتَّى نَظَرْتُ إِلَى الْمِنْبَرِ يَتَحَرَّكُ مِنْ أَسْفَلِ شَيْءٍ مِنْهُ حَتَّى إِنِّي لَأَقُولُ أَسَاقِطٌ هُوَ بِرَسُولِ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ

*"Na ka treguar Hisham ibnu Ammar dhe Muhammed ibnu el-Sabbah duke thënë: Na ka treguar Abdul-Azizibnu Ebi Hazim (duke thënë): Më ka treguar babai im nga Ubejdullah ibnu Miksim nga Abdullah ibnu Umer që ka thënë: E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut – salAllahu alejhi ue selem – ndërkohë ai ishte në minber duke thënë: '**El-Xhebbari do t'i kapë qiejt dhe tokat e Tij me dorën e Tij.**' – dhe ai e kapi dorën e tij dhe filloi ta shtrengonte dhe ta shtrinte atë – pastaj do të thotë: '**Unë jam el-Xhebbari, Unë jam Mbreti, ku janë tiranët, ku janë arrogantët.**' Ai tha: 'Ndërsa i Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem – lëkundej nga e djathta dhe e majta derisa shikova tek minberi duke lëvizur nga poshtë derisa thashë, a do të bjerë ai me të Dërguarin e Allahut – salAllahu alejhi ue selem –?'"*[39]

Imam Ahmedi (v. 241h) ka thënë:

حَدَّثَنا مُعَاذُ بْنُ مُعَاذٍ، نا حَمَّادُ بْنُ سَلَمَةَ، نا ثَابِتٌ الْبُنَانِيُّ، عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " فِي قَوْلِهِ عَزَّ وَجَلَّ {فَلَمَّا تَجَلَّى رَبُّهُ لِلْجَبَلِ جَعَلَهُ دَكًّا} [الأعراف: 143] قَالَ: قَالَ: «هَكَذَا، يَعْنِي أَخْرَجَ طَرَفَ الْخِنْصَرِ» قَالَ أَبِي: أَرَنَاهُ مُعَاذٌ فَقَالَ لَهُ حُمَيْدٌ الطَّوِيلُ: مَا تُرِيدُ إِلَى هَذَا يَا أَبَا مُحَمَّدٍ؟ قَالَ: فَضَرَبَ صَدْرَهُ ضَرْبَةً شَدِيدَةً، وَقَالَ: مَنْ أَنْتَ يَا حُمَيْدُ وَمَا أَنْتَ يَا حُمَيْدُ؟ حَدَّثَنِي بِهِ أَنَسُ بْنُ مَالِكٍ عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، تَقُولُ أَنْتَ مَا تُرِيدُ إِلَيْهِ؟

[38] *Sunen Ebu Davud.*
[39] *Sunen ibnu Maxheh.*

*"Na ka treguar Muadh ibnu Muadh nga Hammad ibnu Selemeh nga Thabit el-Bunanij nga Enes ibnu Malik – Allahu qoftë i kënaqur prej tij – nga Pejgamberi – salAllahu alejhi ue selem – për fjalët e Tij (Allahut) – të Lartë Madhërishëm –:*

فَلَمَّا تَجَلَّىٰ رَبُّهُۥ لِلْجَبَلِ جَعَلَهُۥ دَكًّا ﴿١٤٣﴾

《***... Kur iu shfaq Zoti i tij malit Ai e bëri atë pluhur...*** 》 *[7:143]*

*Ai (Enesi) ka thënë: 'Ai (Pejgamberi – salAllahu alejhi ue selem –) ka thënë: '**Ia kështu (**iu paraqit malit**).**' Domethënë e nxorri majën e gishtit të vogël.' Babai im ka thënë: 'Muadhi na e tregoi atë (me gishtin e tij të vogël) ndërsa Humejdi el-Tauil i tha atij: 'Çfarë po synon me këtë o Ebu Muhammed?'' Ai tha: 'Ai (Muadhi) e goditi në gjoks me një goditje të fortë dhe i tha: 'Kush je ti o Humejd? E çfarë je ti o Humejd? Ma tregoi këtë Enes ibnu Malik nga Pejgamberi – salAllahu alejhi ue selem –, ti thua çfarë synon me këtë?''"*[40]

Abdullah ibnu Ahmed (v. 290h) ka thënë:

سَمِعْتُ أَبِي رَحِمَهُ اللَّهُ، ثنا يَحْيَى بْنُ سَعِيدٍ، بِحَدِيثِ سُفْيَانَ عَنِ الْأَعْمَشِ، عَنْ مَنْصُورٍ، عَنْ إِبْرَاهِيمَ، عَنْ عُبَيْدَةَ، عَنْ عَبْدِ اللَّهِ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «أَنَّ اللَّهَ يُمْسِكُ السَّمَاوَاتِ عَلَى أُصْبُعٍ» قَالَ أَبِي رَحِمَهُ اللَّهُ: جَعَلَ يَحْيَى يُشِيرُ بِأَصَابِعِهِ وَأَرَانِي أَبِي كَيْفَ جَعَلَ يُشِيرُ بِأُصْبُعِهِ يَضَعُ أُصْبُعًا أُصْبُعًا حَتَّى أَتَى عَلَى آخِرِهَا

*"E kam dëgjuar babain tim – Allahu e mëshiroftë – (duke thënë): Na ka treguar Jahja ibnu Seid me hadithin e Sufjanit nga el-Eameshi nga Mensuri nga Ibrahimi nga Ubejdeh nga Abdullahi nga Pejgamberi – salAllahu alejhi ue selem – (që ka thënë): '**Allahu do t'i kap qiejt me një gisht.**' Babai im – Allahu e mëshiroftë – tha: 'Jahja bëri me gishtin e tij.' Ndërsa babai im më tregoi mua se si ai (Jahja) bëri me gishtin e tij duke treguar një gisht pas një gisht derisa arriti të i fundit."*[41]

Pra, të gjitha këto transmetime tregojnë se si *Selefët* e pohonin kuptimin e vërtetë të cilësisë, gjë që e bën të pamundshme interpretimin e cilësive në diçka tjetër përveç kuptimit të tyre të vërtetë apo shpjegimin e mënyrës së tyre pa ndonjë argument.

El-Darimij (v. 280h) ka thënë:

[40] *Musned Imam Ahmed*.
[41] *Kitab el-Sunneh liAbdullah*.

أما ما ذكرت من اجتهاد الرأي في تكييف صفات الرب؛ فإنا لا نجيز اجتهاد الرأي في كثير من الفرائض، والأحكام التي نراها بأعيننا، وتسمع في آذاننا؛ فكيف في صفات الله التي لم ترها العيون، وقصرت عنها الظنون

*"Sa i përketë asaj që e ke përmendur prej ixhtihadit për mënyrën e cilësive të Zotit atëherë ne nuk e lejojmë ixhtihadin në shumë prej farzeve dhe dispozitave të cilat i shohim me sytë tonë dhe i dëgjojmë me veshët tonë atëherë si është e mundur për cilësitë e Allahut të cilat nuk i kanë parë sytë, dhe janë izoluar nga to supozimet?"*[42]

Ibnu Mendeh (v. 395h) ka thënë:

وكذلك نقول في ما تقدم من هذه الأخبار في الصفات في كتابنا هذا نرويها من غير تمثيل ولا تشبيه ولا تكييف ولا قياس ولا تأويل على ما نقلها السلف الصادق عن الصحابة الطاهرة عن المصطفى صلى الله عليه وسلم ونجهل من تكلم فيها إلا ببيان عن الرسول صلى الله عليه وسلم أو خبر صحابي حضر التنزيل

*"Gjithashtu ne themi për atë që ka paraprirë prej këtyre transmetimeve rreth Cilësive në këtë librin tonë, i transmetojmë pa temthil, pa teshbih (krahasim), pa tekjif, pa kijas dhe pa komentim sipas asaj që e kanë transmetuar Selefët e sinqertë prej Sahabëve të pastër nga Mustafaja – salAllahu alejhi ue selem –, dhe e llogarisim injorant atë që flet për to përveçse me ndonjë argument nga i Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem – apo ndonjë transmetim nga ndonjë Sahabij që e ka dëshmuar shpalljen."*[43]

---

[42] *El-Nakd lil-Darimij*.

[43] *Kitab el-Teuhid libnu Mendeh*.

## ***Shirku* në *Teuhid el-Esma ue el-Sifat***

*Shirku* në *Teuhid el-Esma ue el-Sifat* është bërja e dikujt të ngjashme me Allahun – *e Lartësuar* – në një gjë prej Emrave dhe Cilësive të Tij apo cilësimi i Allahut me ndonjë cilësi të krijesave. Kësisoj kushdo që e cilëson dikë nga krijesat me ndonjë Emër dhe Cilësi të Allahut duke besuar se kjo qenie apo send i krijuar mban kuptimin e cilësisë që është specifike për Allahun atëherë ai është *mushrik* (idhujtar) në *el-Esma ue el-Sifat*, sikurse cilësimi i dikujt si dëgjues duke besuar se ai mund të dëgjojë ashtu sikurse që Allahu i dëgjon të gjitha, apo që ai mund të dëgjojë nga një distancë apo në rrethana që qenia normale njerëzore nuk mund të dëgjojë.

Disa nga llojet e *shirkut* që njerëzit i bëjnë në këtë lloj të *Teuhidit* janë:

* Nxerrja e emrave nga Emrat e Allahut për zotrat e rrem sikurse *el-Lat* prej emrit Allah, *el-Uzza* prej emrit *el-Aziz*.

* Besimi i disa ***sufive*** dhe ***rafidive*** se hoxhallarët dhe *eulijat* e tyre mund ta dëgjojnë lutjen e tyre pa marrë parasysh se ku ndodhen.

* Besimi i ***mushebbihah*** që e krahasojnë Krijuesin me krijesat. Një shembull i kësaj është:

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

بَلْ يَدَاهُ مَبْسُوطَتَانِ يُنفِقُ كَيْفَ يَشَاءُ ﴿٦٤﴾

《 **... bile të Dy Duart e Tij janë të shtrira. Ai shpenzon ashtu siç do Ai...** 》 [5:64]

Pastaj ***mushebbihu*** thotë: "*Duart e Allahut janë si duart e krijesave.*" Dhe kështu ata e bëjnë Allahun të ngjashëm me krijesat në këtë Cilësi tëTij.

* *Menhexhi* i ***xhehmive*** që i mohoi Emrat dhe Cilësitë e Allahut dhe e shtrembëroi kuptimin e tyre, dhe si rezultat e cilësuan Allahun – *e Lartësuar* – me mangësi dhe hiçin duke pretenduar ikjen nga krahasimi i Krijuesit me krijesat. Këtu përfshihet çdo sekt që mund të jetë me një emër tjetër porse i mohon dhe i shtrembëron kuptimet e Emrave dhe Cilësive të Allahut.

Hammad ibnu Zejd (v. 179h) ka thënë:

مَثَلُ الْجَهْمِيَّةِ مَثَلُ رَجُلٍ قِيلَ لَهُ: أَفِي دَارِكَ نَخْلَةٌ؟ قَالَ: نَعَمْ. قِيلَ: فَلَهَا خُوصٌ؟ قَالَ: لَا. قِيلَ: فَلَهَا سَعَفٌ. قَالَ: لَا. قِيلَ: فَلَهَا كَرَبٌ؟ قَالَ: لَا. قِيلَ: فَلَهَا جِذْعٌ؟ قَالَ: لَا. قِيلَ: فَلَهَا أَصْلٌ؟ قَالَ: لَا. قِيلَ: فَلَا نَخْلَةَ فِي دَارِكَ. هَؤُلَاءِ الْجَهْمِيَّةُ، قِيلَ لَهُمْ: لَكُمْ رَبٌّ؟ قَالُوا: نَعَمْ. قِيلَ:

يَتَكَلَّمُ؟ قَالُوا: لَا. قِيلَ: فَلَهُ يَدٌ؟ قَالُوا: لَا. قِيلَ: فَلَهُ قَدَمٌ؟ قَالُوا: لَا. قِيلَ: فَلَهُ إِصْبَعٌ؟ قَالُوا: لَا. قِيلَ: فَيَرْضَى وَيَغْضَبُ؟ قَالُوا: لَا. قِيلَ: فَلَا رَبَّ لَكُمْ

*"Shembulli i xhehmive është si shembulli i një njeriut që i është thënë: 'A ke në truallin tënd hurmë?' Ai ka thënë: 'Po.' I është thënë: 'A ka ajo gjethe?' Ai ka thënë: 'Jo.' I është thënë: 'A ka ajo degë?' Ai ka thënë: 'Jo.' I është thënë: 'A ka ajo bazë të gjetheve?' Ai ka thënë: 'Jo.' I është thënë: 'A ka ajo trung?' Ai ka thënë: 'Jo.' I është thënë: 'A ka ajo rrenjë?' Ai ka thënë: 'Jo.' I thuhet: 'Atëherë nuk ka hurmë në truallin tënd.' Ndërsa këtyre xhehmive u është thënë: 'A keni Zot?' Ata thanë: 'Po.' U është thënë: 'A Flet Ai?' Ata thanë: 'Jo.' U është thënë: 'A ka Ai Dorë?' Ata thanë: 'Jo.' U është thënë: 'A ka Ai Këmbë?' Ata thanë: 'Jo.' U është thënë: 'A ka Ai Gisht?' Ata thanë: 'Jo.' U është thënë: 'A Kënaqet dhe Zemërohet?' Ata thanë: 'Jo.' U është thënë: 'Atëherë s'ka Zot për juve.'"*[44]

El-Bukharij (v. 256h) thënë:

وَقَالَ بَعْضُ أَهْلِ الْعِلْمِ : " إِنَّ الْجَهْمِيَّةَ هُمُ الْمُشَبِّهَةُ ، لأَنَّهُمْ شَبَّهُوا رَبَّهُمْ بِالصَّنَمِ ، وَالأَصَمِّ ، وَالأَبْكَمِ الَّذِي لا يَسْمَعُ ، وَلا يُبْصِرُ ، وَلا يَتَكَلَّمُ ، وَلا يَخْلُقُ

*"Disa prej njerëzve të dijes kanë thënë: 'Xhehmijet janë antropomorfistat (el-mushebbiheh) sepse ata e përngjasojnë Zotin e tyre me statujen dhe shurdhmemecin i cili nuk dëgjon, nuk sheh, nuk flet e as nuk krijon.'"*[45]

Gjithashtu el-Darimiju (v. 280h) lidhur me *xhehmit* ka thënë:

ونكفرهم أيضا بالمشهور مِنْ كفرهم، أنهم لا يُثْبِتُونَ لله تبارك وتعالى وجهًا ولا سمعًا ولا بصرًا ولا عِلْمًا ولا كلامًا ولا صِفَةً، إلا بِتَأْوِيلِ ضُلاَّلٍ افْتَضَحُوا وتَبَيَّنَتْ عَوَرَاتُهُم، يقولون: سمعُهُ، وبَصَرُهُ، وعِلْمُهُ، وَكَلاَمُهُ؛ بمعنًى واحدٍ، وهو بنفسه في كل مكان، وفي كل بيت مغلق، وصُنْدُوقٍ مُقْفَل، قد أحاطتْ بِهِ –في دعواهُم– حِيطَانُها وَأَغْلاقُها وأَقْفَالُها، فإِلَى اللهِ نَبْرَأُ مِن إلهٍ هِذِه صِفَتُهُ، وهَذَا أيضًا مَذْهَبٌ واضِحٌ في إِكْفَارِهِم.

*"Gjithashtu ne i bëjmë tekfir ata për shkak të asaj që është mjaft e shquar nga kufri i tyre, se ata nuk i pohojnë Allahu – tebarake ue teala – Fytyrë, as Dëgjim, as Shikim, as Dije, as të Folur, e as një Cilësi pos me interpretim të gabuar, ata u ekspozuan dhe u qartësua gabimi i tyre, ata thonë: 'Dëgjimi, Shikimi, Dija dhe të Folurit e Tij janë me një kuptim të vetëm, dhe Ai me Vetën e Tij është në çdo vend, në çdo shtëpi dhe kuti të mbyllur.' Vërtet – sipas pretendimit të tyre – Atë e*

44 *Sherh Medhahib Ehli el-Sunneh libnu Shahin*.
45 *Khalk Efal el-Ibad*.

*kanë rrethuar muret, shufrat dhe bravat e tyre. Te Allahu ne e shpallim vetën të pastër nga një i adhuruar që këto të jenë cilësitë e Tij. Kjo, gjithashtu, është një rrugë e qartë për t'i bërë tekfir ata."*[46]

Gjithashtu El-Darimij (v. 280h) kur ka folur për Bishr el-Merisin, i cili ishte një nga kokat e *xhehmive*, ka thënë:

والعجب من المريسي صاحب هذا المذهب أنه يدعي توحيد الله بمثل هذا المذهب وما أشبهه وقد عطل جميع صفات الواحد الأحد فادعى في قياس مذهبه أن واجده الذي يوحده إله مجدع منقوص مشوه مشيجمقصوص لا تتم وحدانيته إلا بمخلوق ولا يستغني عن مخلوق من الكلام والعلم والاسم، ويلك إنما الموحد الصادق في توحيده الذي يوحد الله بكماله وبجميع صفاته في علمه وكلامه وقبضه وبسطه وهبوطه وارتفاعه الغني عن جميع خلقه بجميع صفاته من النفس والوجه والسمع والبصر واليدين والعلم والكلام والقدرة والمشيئة والسلطان القابض الباسط المعز المذل الحي القيوم الفعال لما يشاء هذا إلى التوحيد أقرب من هذا الذي يوحد إلها مجدعا منقوصا مقصوصا لو كان عبدا على هذه الصفة لم يكن يساوي تمرتين فكيف يكون مثله إلها للعالمين تعالى الله عن هذه الصفة

*"Çudia e Merisit – poseduesit të këtij medh'hebi – është se ai e pretendon Teuhidin e Allahut me këtë medh'heb dhe çka ngjason me të, ndërsa ai i ka mohuar të gjitha cilësitë e Një të Vetmit (Allahut). Ai pretendoi me kijasin e medhhebit të tij se Atë të cilin ai e adhuron është një ilah i amputuar, i mangët, i derformuar dhe i thyer që nuk plotësohet Njëshmëria e Tij pos me të krijuarën dhe nuk është i pavarur nga të krijuarat sikur e Folura, Dija dhe Emri. Mjerë për ty, Muvahidi i vërtetë në Teuhidin e tij është ai që e njëson Allahun në Përsosmërinë e Tij dhe në të gjitha cilësitë e Tij, në Dijen e Tij, të Foluren e Tij, Kapjen e Tij, Shtrirjen e Duarve të Tij, Zbritjen e Tij, Ngritjen e Tij, Ai është i Pavaruri nga të gjitha krijesat e Tij me të gjitha cilësitë e Tij që nga Qënia, Fytyra, Dëgjimi, Shikimi, Dy Duart, Dija, të Folurit, Aftësia, Dëshira, Autoriteti, Ai është Shtrënguesi, Shtrirësi, Ai që dhuron krenari, Poshtruësi, i Gjalli, Ai që i mban gjallë krijesat, Bërësi i asaj që Do, kjo është më afër Teuhidit sesa ky që e njëson një të adhuruar që është i amputuar, i mangët, i këputur. Sikur të ishte një rob me këtë cilësim s'do të vlente as dy hurma e si atëherë të jetë si shembulli i tij një ilah i të gjitha botrave, i Lartësuar është Allahu nga ky cilësim."*[47]

---

[46] *El-rad ala el-xhehmijjeh lil-Darimij.*

[47] *El-Nakd lil-Darimij.*

## Asgjësuesit (Anuluesit) e tjerë që nuk janë përmendur

Ekzistojnë disa asgjësues të Islamit që nuk janë përmendur ende, ata janë:

* *El-Istihza* (tallja) dhe *el-Sebb* (fyerja), këto përfshijnë përqeshjen, nënçmimin apo sharjen e ndonjë gjëje që është nga feja Islame.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

وَلَئِن سَأَلْتَهُمْ لَيَقُولُنَّ إِنَّمَا كُنَّا نَخُوضُ وَنَلْعَبُ ۚ قُلْ أَبِاللَّهِ وَآيَاتِهِ وَرَسُولِهِ كُنتُمْ تَسْتَهْزِئُونَ ﴿٦٥﴾ لَا تَعْتَذِرُوا قَدْ كَفَرْتُم بَعْدَ إِيمَانِكُمْ ﴿٦٦﴾

《 **Në qoftë se i pyet ata (**përse tallen**), atëherë ata thonë: "Ne vetëm po flasim kot dhe po luajmë." Thuaju: "A me Allahun, me *ajetet* e Tij (**provat, shenjat, shpalljet**) dhe me të Dërguarin e Tij po talleni?" Mos kërkoni fare ndjesë; ju keni bërë *kufër* pasi patët iman…** 》 [9:65-66]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

وَإِذَا عَلِمَ مِنْ آيَاتِنَا شَيْئًا اتَّخَذَهَا هُزُوًا ۚ أُولَٰئِكَ لَهُمْ عَذَابٌ مُّهِينٌ ﴿٩﴾

《 **Kur ai mëson diçka nga Vargjet Tona (**të Kur'anit**), ai i merr ato për tallje. Për të tillët do të jetë ndëshkim poshtërues.** 》 [45:9]

Is'hak ibnu Rahujeh (v. 238h) ka thënë:

أجمع المسلمون على أن من سبَّ الله، أو سبَّ رسولَه – صلى الله عليه وسلم – أو دفع شيئاً مما أنزل الله عزَّ وجلَّ، أو قتل نبيًّا من أنبياء الله، أنَّه كافر بذلك وإنْ كان مُقِرًّا بكلِّ ما أنزل الله.

*"Janë pajtuar muslimanët se ai që e shan Allahun apo e shan të Dërguarin e Tij – salAllahu alejhi ue selem – apo mohon një gjë prej asaj që e ka zbritur Allahu – i Lartë Madhërishëm – apo e vret ndonjë Pejgamber nga Pejgamberët e Allahut, është kafir me këtë edhe nëse e pohon çdo gjë që e ka zbritur Allahu."*[48]

* *El-Sihr* (magjia), është një marrëveshje mes magjistarit dhe shejtanit (prej xhindëve), magjistari i bënë disa adhurime ndaj shejtanit i cili në këmbim do ta ndihmojë atë apo do t'i bindet atij në atë që ai e kërkon.

[48] *El-Temhid libnu Abdul-Berr.*

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

وَاتَّبَعُوا مَا تَتْلُو الشَّيَاطِينُ عَلَىٰ مُلْكِ سُلَيْمَانَ ۖ وَمَا كَفَرَ سُلَيْمَانُ وَلَٰكِنَّ الشَّيَاطِينَ كَفَرُوا يُعَلِّمُونَ النَّاسَ السِّحْرَ وَمَا أُنزِلَ عَلَى الْمَلَكَيْنِ بِبَابِلَ هَارُوتَ وَمَارُوتَ ﴿١٠٢﴾

**《 Ata ndoqën atë që shejtanët e recituan në kohën e sundimit të Sulejmanit. Nuk mohoi Sulejmani por shejtanët mohuan, duke u mësuar njerëzve magjinë, dhe asaj që ju shpallë dy melekëve në Babiloni, Harutit dhe Marutit... 》** [2:102]

Gjithashtu Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

ليس منا من تطيَّر أو تُطُيِّر له، أو تَكَهَّن أو تُكُهِّن له، أو سَحَر أو سُحِر له، ومن أتى كاهنًا فصدقه بما يقول، فقد كفر بما أنزل على محمد صلى الله عليه وسلم

***"Nuk është prej nesh ai që bën ogur apo për atë që bëhet ogur, ai që bën fall apo për atë që bëhet fall, ai që bën sihër apo për atë që bëhet sihër. Ai që shkon te fallxhori dhe i beson ne atë që e thotë ai atëherë ai kë bërë kufër në atë që i ka zbritur Muhammedit – salAllahu alejhi ue selem –."***[49]

Në mënyrë që magjistari të arrijë bashkëpunimin e shejtanit duhet të bëjë një vepër sikurse është kërkimi i ndihmës nga shejtanët, lutja e tyre për gjëra që nuk janë të aftë, shqiptimi i fjalëve të *kufrit* për t'i kënaqur ata apo tallja me disa gjëra që Allahu ka urdhëruar të nderohen siç është *Kur'ani* dhe gjëra të tjera, të gjitha këto janë *kufër* i qartë nga vepruesi i tyre. Shtoji këtyre gjërave nëse ai që i bën këto apo për atë që bëhet beson se shejtanët mund të bëjnë dobi apo dëm pa lejen e Allahut apo se ata e dinë *gajbin* (të fshehtën, të panjohurën, të ardhmën).

Kësisoj kushdo që bën magji sipas asaj që është përshkruar më sipër apo që bëhet për të magji apo është i kënaqur me ndonjë nga ato që janë përmendur atëherë ai është *kafir* sipas asaj që është treguar nga argumentet dhe bazat e fesë.

***** *El-Irad* (kthimi i shpinës), është *kufri* që përmban largimin nga mësimi i fesë dhe nga bërja e asaj që nevojitet dhe i kërkohet robit.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

---

[49] *El-Bezzar*. E transmeton me zinxhir të mirë të transmetimit.

وَالَّذِينَ كَفَرُوا عَمَّا أُنذِرُوا مُعْرِضُونَ ﴿٣﴾

《 **... dhe ata që bëjnë *kufër*, prej asaj për të cilën paralajmërohen largohen.** 》 [46:3]

El-Taberiju(v. 310h) në *tefsirin* e këtij ajeti ka thënë:

وَقَوْله : {وَالَّذِينَ كَفَرُوا عَمَّا أُنْذِرُوا مُعْرِضُونَ } يَقُول تَعَالَى ذِكْره : وَالَّذِينَ جَحَدُوا وَحْدَانِيَّة اللَّه عَنْ إِنْذَار اللَّه إِيَّاهُمْ مُعْرِضُونَ , لَا يَتَّعِظُونَ بِهِ , وَلَا يَتَفَكَّرُونَ فَيَعْتَبِرُونَ

*"Fjalët e Tij:* 《 ***... dhe ata që bëjnë kufër, prej asaj për të cilën këshillohen largohen.*** 》 *– i Lartësuari – po thotë: '… dhe ata që e mohojnë njëshmërinë e Allahut nga paralajmërimi i Allahut që ua ka bërë atyre largohen, nuk këshillohen prej saj dhe nuk meditojnë e të marrin mësim.'"*[50]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

فَلَا صَدَّقَ وَلَا صَلَّىٰ ﴿٣١﴾ وَلَٰكِن كَذَّبَ وَتَوَلَّىٰ ﴿٣٢﴾

《 **Ai (*kafiri*) as nuk besoi e as nuk fali *namaz*! Porse ai përgënjeshtroi dhe ktheu shpinën.** 》 [75:31-32]

Gjithashtu Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

والذي نَفْسُ مُحَمَّدٍ بيَدِهِ، لا يَسْمَعُ بي أحَدٌ مِن هذِه الأُمَّةِ يَهُودِيٌّ، ولا نَصْرانِيٌّ، ثُمَّ يَمُوتُ ولَمْ يُؤْمِنْ بالَّذِي أُرْسِلْتُ به، إلَّا كانَ مِن أصْحابِ النَّارِ.

***"Pasha Atë në Dorën e të Cilit është shpirti i Muhammedit, nuk dëgjon për mua dikush prej këtij Ummeti, çifut e i krishterë pastaj vdes dhe nuk beson në atë me të cilën jam dërguar pos që është prej banorëve të Zjarrit."***[51]

Secili që sot nuk i di bazat themelore të Islamit dhe as nuk i bën adhurimet e obliguara për shkak të moskërkimit për t'i mësuar ato atëherë ai nuk llogaritet injorant sepse dija është e pranishme dhe e arritshme porse ai llogaritet të jetë ndër ata që u larguan nga mësimi i fesë së Allahut, e cila është *kufër*.

[50] *Tefsir el-Taberij.*
[51] *Sahih Muslim.*

## Dëshmia e dytë: *Muhammedun Rasulullah*

Dëshmia e *Muhammedun Rasulullah* ngërthen besimin në Pejgamberinë e Muhammedit, birit tëAbdul-Muttalibi biri i Hashimit i biri i Abdi-Menafit i biri i Kusajit i biri i Kilabit i biri i Murrah i biri i Kabit i biri i Luejit i biri i Galibit i biri i Fihrit i biri i Malikut i biri i el-Nedrit i biri i Kinaneh i biri i Khuzejmeh i biri i Mudrikeh i biri i Iljasit i biri i Mudarit i biri i Nezarit i biri i Madit i biri i Adnanit dhe Adnani është nga fëmijët e Ismailit birit të Ibrahimit – *alejhima el-selam* – dhe se ai – *salAllahu alejhi ue selem* – është i Dërguari i Allahut, e kjo ngërthen:

1. Besimi i përgjithshëm në Mesazhin e tij– *salAllahu alejhi ue selem* – për të gjitha krijesat, si për xhindet ashtu edhe për njerëzit.
2. Besimi se ai – *salAllahu alejhi ue selem* – është i Dërguari i fundit dhe se Mesazhi i tij është vula e të gjitha mesazheve.
3. Besimi se Mesazhi i tij – *salAllahu alejhi ue selem* – i ka shfuqizuar të gjitha mesazhet dhe legjislacionet e mëparshme.
4. Besimi se ai – *salAllahu alejhi ue selem* – e barti Mesazhin në tërësinë e tij, ai e përmbushi amanetin, i dha këshilla *Ummetit* të tij derisa e la në një rrugë të qartë, nata e së cilës është si dita e saj.
5. Besimi se ai – *salAllahu alejhi ue selem* – është i mbrojtur në atë që e përcjell nga Allahu – *i Lartësuar* –.
6. Besimi se ai – *salAllahu alejhi ue selem* – i meriton të drejtat, sikurse është dashuria për të, respekti ndaj tij, nderimi i tij dhe vlërsimi i tij i shumtë.
7. Besimi se ai – *salAllahu alejhi ue selem* – ka vdekur dhe është i varrosur në Medine.

Gjithashtu dëshmia e *Muhammedun Rasulullah* ngërthen besimin në të gjitha ato për të cilat ai – *salAllahu alejhi ue selem* – ka njoftuar dhe të nënshtruarit ndaj tij në atë që e ka urdhëruar. Kjo sepse çdo gjë për të cilën i Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – ka njoftuar rreth Allahut, fesë së Tij apo të *gajbit* atëherë kjo është shpallje nga Allahu – *i Lartësuar* – bazuar në fjalët e Tij:

وَالنَّجْمِ إِذَا هَوَىٰ ﴿١﴾ مَا ضَلَّ صَاحِبُكُمْ وَمَا غَوَىٰ ﴿٢﴾ وَمَا يَنطِقُ عَنِ الْهَوَىٰ ﴿٣﴾ إِنْ هُوَ إِلَّا وَحْيٌ يُوحَىٰ ﴿٤﴾

《 **Pasha yllin kur ai bie! Nuk ka devijuar shoku juaj (**Muhammedi – *salAllahu alejhi ue selem* –**) e as nuk ka gabuar, as nuk flet ai nga dëshira, është vetëm Shpallje që i shpallet.** 》 [53:1-4]

Pra, çfarëdo që ai – *salAllahu alejhi ue selem* – ka njoftuar rreth saj dhe e ka zbatuar atëherë është obligim të zbatohet dhe të besohet në të, dhe çdo gjë ai e ka mohuar atëherë është obligim të mohohet. Prandaj, është obligim për besimtarët të zbatojnë dhe të besojnë gjithçka që i Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – ka njoftuar rreth saj; lidhur me Emrat dhe Cilësitë e Allahut, po kështu ata duhet të mohojnë për Të çdo gjë që ai – *salAllahu alejhi ue selem* – e ka mohuar për Allahun, siç është ngjashmëria me qeniet e krijuara, dhe kështu ata janë të lirë nga *tatili*, *tekjifi*, *teshbihi*, *tehrifi*.

Veç kësaj, nuk ka asnjë legjislacion pos legjislacionit me të cilin erdhi i Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* –. Pra, pranimi i një legjislacioni tjetër pos *Sheriatit* është prishje e dëshmisë *la ilahe illAllah* dhe dëshmisë *Muhammedun Rasulullah*. Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

فَلَا وَرَبِّكَ لَا يُؤْمِنُونَ حَتَّىٰ يُحَكِّمُوكَ فِيمَا شَجَرَ بَيْنَهُمْ ثُمَّ لَا يَجِدُوا فِي أَنفُسِهِمْ حَرَجًا مِّمَّا قَضَيْتَ وَيُسَلِّمُوا تَسْلِيمًا ﴿٦٥﴾

《 **Por jo, për Zotin tënd! Ata nuk besojnë derisa të zgjedhin ty për të gjykuar në të gjitha mosmarrëveshjet mes tyre, dhe të mos mbetet në veten e tyre asnjë pikë ngushtimi ndaj vendimeve të tua dhe t'i pranojnë ato (**vendimet e tua**) plotësisht të nënshtruar.** 》 [4:65]

Pra, besimtarët e vërtetë besojnë në të Dërguarin – *salAllahu alejhi ue selem* –, në atë që ai ka njoftuar për Allahu, Ditën e Fundit, Islamin, *imanin*, *ihsanin*, dhe ata i binden atij – *salAllahu alejhi ue selem* – në atë që ai e ka urdhëruar dhe e ka ndaluar, ata e shohin të lejuar atë që ai e ka lejuar dhe e shohin të ndaluar atë që ai e ka ndaluar, ata e pasojnë fenë e vërtetë të bazuar në *Kur'an* dhe *Sunnet*, sepse nuk ka asnjë të mirë pos që i Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – e ka urdhëruar dhe asnjë të keqe pos që ai e ka ndaluar.

*Hadithet* e të Dërguarit të Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – referohen si ***Sunnet***, në *Sunnet* mund të gjenden çështjet si nga baza e fesë ashtu edhe nga degët e fesë, dhe askush nuk është i sigurt nga *bidati* perveç personit që e bazon fenë e tij në *Kur'an* dhe *Sunnet*.

Pas vdekjes së të Dërguarit – *salAllahu alejhi ue selem* – u shfaqën sektet e *bidatit* si *havarixhët*, *kaderitë*, *murxhitë*, *rafiditë*, *xhehmitë* dhe *muetezilitë* ndërsa njerëzit e hakut u dalluan me një

emër që tregon se ata mbetën në atë me të cilin erdhi i Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* –, ky emër është ***Ehli el-Hadith*** (njerëzit e *hadithit*) apo *Ehli el-Sunneh*. Përgjegjësia e rregullimit të besimit me kuptimin e *Selefëve* është obligim individual, prej së cilës askush nuk është i lirë.

## Asgjësuesit e *Muhammedun Rasulullah*

Ndër gjërat që e asgjësojnë dhe e zhvlerësojnë dëshminë *Muhammedun Rasulullah* janë këto:

* Mallkimi, sharja, nënçmimi dhe tallja me të – *salAllahu alejhi ue selem* –, në këtë hynë edhe të flasësh për të – *salAllahu alejhi ue selem* – në një mënyrë negative, sikurse thënia: "*Ai ishte i zënë me gra.*" Apo "*Unë nuk e di nëse ai ishte i shëndoshë në mend apo i çmendur.*" Apo thënie të ngjashme që kanë domethënie negative apo cekja e disa fjalëve negative me të cilat synohet Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – pa e përmedur direkt emrin apo titullin e tij – *salAllahu alejhi ue selem* –.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

وَمِنْهُمُ الَّذِينَ يُؤْذُونَ النَّبِيَّ وَيَقُولُونَ هُوَ أُذُنٌ ۚ قُلْ أُذُنُ خَيْرٍ لَّكُمْ يُؤْمِنُ بِاللَّهِ وَيُؤْمِنُ لِلْمُؤْمِنِينَ وَرَحْمَةٌ لِّلَّذِينَ آمَنُوا مِنكُمْ ۚ وَالَّذِينَ يُؤْذُونَ رَسُولَ اللَّهِ لَهُمْ عَذَابٌ أَلِيمٌ ﴿٦١﴾

《 **Mes tyre ka edhe prej atyre që e fyejnë Pejgamberin dhe thonë: "Ai është *Udhun* (**njeri që beson çdo gjë që dëgjon**)." Thuaju: "Ai është *Udhun* i mirë për ju. Ai beson në Allahun; ai ka besim tek besimtarët dhe është mëshirë për ata nga mesi juaj të cilët besojnë." Por ata që fyejnë të Dërguarin (**Muhammedin – *salAllahu alejhi ue selem* –**) do të kenë dënim të dhimbshëm.** 》 [9:61]

El-Taberij (v. 310h) në *tefsirin* e tij të këtij ajeti ka përmendur:

حَدَّثَنَا ابْنُ حُمَيْدٍ قَالَ : حَدَّثَنَا سَلَمَةُ عَنِ ابْنِ إِسْحَاقَ قَالَ : ذَكَرَ اللَّهُ غِشَّهُمْ يَعْنِي : الْمُنَافِقِينَ وَأَذَاهُمْ لِلنَّبِيِّ – صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ – فَقَالَ : ( وَمِنْهُمُ الَّذِينَ يُؤْذُونَ النَّبِيَّ وَيَقُولُونَ هُوَ أُذُنٌ ) الْآيَةَ . وَكَانَ الَّذِي يَقُولُ تِلْكَ الْمَقَالَةَ ، فِيمَا بَلَغَنِي نَبْتَلُ بْنُ الْحَارِثِ أَخُو بَنِي عَمْرِو بْنِ عَوْفٍ ، وَفِيهِ نَزَلَتْ هَذِهِ الْآيَةُ ، وَذَلِكَ أَنَّهُ قَالَ : " إِنَّمَا مُحَمَّدٌ أُذُنٌ ! مَنْ حَدَّثَهُ شَيْئًا صَدَّقَهُ ! " يَقُولُ اللَّهُ : ( قُلْ أُذُنُ خَيْرٍ لَكُمْ ) أَيْ : يَسْمَعُ الْخَيْرَ وَيُصَدِّقُ بِهِ .

*"Na ka treguar ibnu Humejd duke thënë: Na ka treguar Selemeh nga ibnu Is'hak që ka thënë: 'Allahu e ka përmendur hilen, domethënë e munafikëve, dhe lëndimin që ata ia kanë shkaktuar Pejgamberit – salAllahu alejhi ue selem – duke thënë:* 《***Mes tyre ka edhe prej atyre që e fyejnë Pejgamberin dhe thonë: "Ai është udhun."*** 》 *I gjithë ajeti. Ai që e ka thënë këtë thënie, sipas asaj që më ka arritur, është Nebtel ibnu el-Harith vëllau i Benu Amr ibnu Auf, dhe për të ka zbritur ky ajet, kjo sepse ai ka thënë: 'Vërtetë Muhammedi është Udhun! Kushdo që i tregon atij diçka, ai i beson*

*atij.' Allahu – i Lartësuar – thotë:* 《... **Thuaju: "Ai është Udhun i mirë për ju."...** 》 *Domethënë ai e dëgjon të mirën dhe e beson atë.'"*[52]

Një gjë tjetër që hynë në talljen me Pejgamberin – *salAllahu alejhi ue selem* – dhe kjo vlenë për të gjithë Pejgamberët e Allahut, *alejhim el-selam* – është të luash, veprosh dhe portretizosh atë apo ata në filma dhe seri televizive. Kjo është nga këndi i nënçmimit të tyre sepse kur aktori përpiqet të portretizojë ndonjë Pejgamber atëherë ai i ul ata në pozitën e tij të ulët ndërsa ata – *alejhim el-selam* – janë të pastër nga kjo.

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

لا تَسُبُّوا أصْحابِي، لا تَسُبُّوا أصْحابِي، فَوالذي نَفْسِي بيَدِهِ لو أنَّ أحَدَكُمْ أنْفَقَ مِثْلَ أُحُدٍ ذَهَبًا، ما أدْرَكَ مُدَّ أحَدِهِمْ، ولا نَصِيفَهُ.

***"Mos i shani Sahabët e mi, mos i shani Sahabët e mi se pasha Atë që në Dorën e Tij është shpirti im sikur ndokush prej jush do të shpenzonte ar sa kodra e Uhudit nuk do të arrinte një mudd[53] të ndonjërit prej tyre e as gjysmën e tij."***[54]

Nëse ky është krahasimi i *Sahabëve* me njerëzit e thjeshtë atëherë si është që dikush të portretizohet sikur të ishte Pejgamber i Allahut dhe pastaj pas kësaj ai shkon dhe luan një rol tjetër si kriminel apo homoseksual apo mëkatar apo kthehet tek personaliteti i tij, i cili mund të jetë një *kafir* mëkatar i prishur që nuk ka të drejtë të krahasohet kurrsesi me asnjërin nga Pejgamberët e Allahut – *alejhim el-selam* –. Kjo është krejt e kundërta e respektimit dhe nderimit të tyre.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

فَالَّذِينَ آمَنُوا بِهِ وَعَزَّرُوهُ وَنَصَرُوهُ وَاتَّبَعُوا النُّورَ الَّذِي أُنزِلَ مَعَهُ ۙ أُولَٰئِكَ هُمُ الْمُفْلِحُونَ ﴿١٥٧﴾

《 **... Ata që e besojnë atë (**Muhammedin – *salAllahu alejhi ue selem* –**), që e nderojnë atë, që e ndihmojnë atë dhe që ndjekin Dritën e zbritur me të, mu këta janë më të fituarit.** 》 [7:157]

Gjithashtu – *i Lartësuari*– ka thënë:

[52] *Tefsir el-Taberij.*
[53] Kjo është një sasi e cila mbush një herë dy duart e bashkuara. Pra, *muddi* i arit që *Sahabët* e kanë dhënë në rrugë të Allahut është më e mirë sesa sasia e arit sa kodra e Uhudit e dhënë në rrugë të Allahut nga dikush tjetër pos tyre.
[54] *Sahih Muslim.*

﴿لِّتُؤْمِنُوا بِاللَّهِ وَرَسُولِهِ وَتُعَزِّرُوهُ وَتُوَقِّرُوهُ وَتُسَبِّحُوهُ بُكْرَةً وَأَصِيلًا ﴿٩﴾﴾

《 **Me qëllim që ju të besoni Allahun dhe të Dërguarin e Tij, që ju ta ndihmoni dhe ta nderoni atë (**Muhammedin – *salAllahu alejhi ue selem* –**), dhe që ju të lartësoni atë (**Allahun**) në mëngjes e pasdite.** 》 [48:9]

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – nuk është si çdo njeri në histori që mund të portretizohet në filma apo seriale, as fjalët e tij nuk janë si fjalët e të tjerëve që mund të pranohen apo të refuzohen siç dëshiron dikush porse ai është i Dërguari dhe Pejgamberi i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – dhe nuk duhet të trajtohet si një njeri i zakonshëm.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

﴿لَّا تَجْعَلُوا دُعَاءَ الرَّسُولِ بَيْنَكُمْ كَدُعَاءِ بَعْضِكُم بَعْضًا ﴿٦٣﴾﴾

《 **Mos e bëni thirrjen ndaj të Dërguarit (**Muhammed– *salAllahu alejhi ue selem* –**) mes jush, siç thërrisni ju njëri-tjetrin…** 》 [24:63]

Muxhahidi (v. pas vitit 104h) për këtë ajet ka thënë:

أَمَرَهُمْ أَنْ يَدْعُوا يَا رَسُول اللَّه , فِي لِين وَتَوَاضُع , وَلَا يَقُولُوا يَا مُحَمَّد , فِي تَجَهُّم.

*"Ai i urdhëroj që të thërrasin: 'O i Dërguari i Allahut.' Me butësi dhe përulësi dhe të mos thonë: 'O Muhammed.' Kur i drejtohen (atij)."*[55]

Gjithashtu Katadeh (v. 118h) ka thënë:

أَمَرَهُمْ أَنْ يُفَخِّمُوهُ وَيُشَرِّفُوهُ

*"Ai i urdhëroj ata që ta lavdërojnë dhe ta nderojnë atë."*[56]

Allahu i ka bekuar Pejgamberët në gjithçka, duke filluar nga trupat e tyre e deri te sjelljet dhe dituritë e tyre. Prandaj nuk është e mundur për askënd – qoftë duke e bërë apo duke e thënë këtë në shaka apo duke qenë serioz – të thotë: "*Unë jam ky apo ai Pejgamber.*" Për shkak të natyrës së tij të metë dhe pozitës së tij të ulët në krahasim me ta sepse kjo është nënçmim i Pejgamberit.

[55] *Tefsir el-Tabarij.*
[56] Po aty.

* Ndjekja e ndonjë pejgamberi apo të dërguari pas tij, sikur Musejlemeh el-Kedhab, el-Esued el-Ansij, Gulam Ahmed apo pranimi i ndonjë legjislacioni tjetër përveç legjislacionit të tij, qoftë ndonjë legjislacion të shfuqizuar apo ndonjë legjislacion të sapo shpikur, apo që ai të pretendoi për vete apo për dikë tjetër se është i përjashtuar nga ndjekja e legjislacionit të Muhammedit – *salAllahu alejhi ue selem* –.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

فَلَا وَرَبِّكَ لَا يُؤْمِنُونَ حَتَّىٰ يُحَكِّمُوكَ فِيمَا شَجَرَ بَيْنَهُمْ ثُمَّ لَا يَجِدُوا فِي أَنفُسِهِمْ حَرَجًا مِّمَّا قَضَيْتَ وَيُسَلِّمُوا تَسْلِيمًا ﴿٦٥﴾

《 **Por jo, për Zotin tënd! Ata nuk besojnë derisa të zgjedhin ty për të gjykuar në të gjitha mosmarrëveshjet mes tyre, dhe të mos mbetet në veten e tyre asnjë pikë ngushtimi ndaj vendimeve të tua dhe t'i pranojnë ato (**vendimet e tua**) plotësisht të nënshtruar.** 》 [4:65]

* Besimi se ai – *salAllahu alejhi ue selem* – nuk ka vdekur apo se ai posedon aspekte të hyjnisë përmes të cilave ai, nga varri i tij, mund të ketë ndikim në çështjet, siç është njohja e së *gajbit*, se ai mund të bëjë dobi apo dëm apo se ai i dëgjon dhe ju përgjigjet lutjeve.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

إِنَّكَ مَيِّتٌ وَإِنَّهُم مَّيِّتُونَ ﴿٣٠﴾

《 **Sigurisht që ti (**O Muhammed – *salAllahu alejhi ue selem* –**) do të vdesësh dhe padyshim që edhe ata do të vdesin.** 》 [39:30]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

وَمَا مُحَمَّدٌ إِلَّا رَسُولٌ قَدْ خَلَتْ مِن قَبْلِهِ الرُّسُلُ ۚ أَفَإِن مَّاتَ أَوْ قُتِلَ انقَلَبْتُمْ عَلَىٰ أَعْقَابِكُمْ ۚ وَمَن يَنقَلِبْ عَلَىٰ عَقِبَيْهِ فَلَن يَضُرَّ اللَّهَ شَيْئًا ۗ وَسَيَجْزِي اللَّهُ الشَّاكِرِينَ ﴿١٤٤﴾

《 **Muhammedi nuk është tjetër veçse një i Dërguar. Vërtet që shumë të Dërguar kanë kaluar para tij. E në qoftë se ai vdes ose vritet, a do të ktheheshit menjëherë prapa? Dhe ai që kthehet përsëri prapa, as dëmin më të vogël nuk i bën Allahut, dhe Allahu do t'i shpërblejë falënderuesit.** 》 [3:144]

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

لاَ تُطْرُونِي كَمَا أَطْرَتِ النَّصَارَى ابْنَ مَرْيَمَ، فَإِنَّمَا أَنَا عَبْدُهُ، فَقُولُوا عَبْدُ اللَّهِ وَرَسُولُهُ

*“**Mos e tepronii me mua** (më shumë sesa jam) **në lavdërim sikurse e tepruan të krishterët për të birin e Merjemes. Nuk jam tjetër pos rob i Tij** (Allahut)**, thoni: ‘Robi i Allahut dhe i Dërguari i Tij.’”***[57]

[57] *Sahih el-Bukharij.*

## *Sunneti* dhe rregullat e tij

Termi ***Sunnet*** përfshinë të gjitha çështjet në fe, argumentet e të cilit kanë ardhur në *hadithin* e të Dërguarit të Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* –. Sa i përket këtij libri, atëherë ky është i kufizuar në çështjet e *akides*. Sidoqoftë rregullat e *Sunnetit* janë të përgjithshme për të gjitha çështjet, dhe kjo është mënyra më e saktë e trajtimit të *hadithit* të Pejgamberit – *salAllahu alejhi ue selem* –. Sa përket këtyre rregullave atëherë ato janë:

*** *Sunneti* është *tefsiri* (**komentimi**) i *Kur'anit*.**

Në mënyrë që njeriu të jetë në *akide sunije* dhe ta mbrojë veten nga *bidati* (risia që është e kundërta e *Sunnetit*) duhet të komentojë *Kur'anin* me *Sunnet*. Arsyeja për këtë që përmendet është se shumica e *bidatçive* kanë marrë ajete nga *Kur'ani* dhe i kanë interpretuar sipas rrugës së tyre duke i injoruar *hadithet* e sakta që janë transmetuar për këtë temë, dhe kështu ata ranë në *bidat* në besimet e tyre.[58]

Katadeh (v.118h) ka thënë:

قُلْتُ يَا أُمَّ الْمُؤْمِنِينَ (عائشة) أَنْبِئِينِي عَنْ خُلُقِ رَسُولِ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَتْ أَلَسْتَ تَقْرَأُ الْقُرْآنَ قُلْتُ بَلَى قَالَتْ فَإِنَّ خُلُقَ نَبِيِّ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ كَانَ الْقُرْآنَ

*"Thashë: 'O nëna e besimtarëve (Aisheh) më njofto për edukatën e të Dërguarit të Allahut – salAllahu alejhi ue selem –.' Ajo tha: 'A nuk e lexon Kur'anin?' Thashë: 'Gjithsesi.' Ajo tha: 'Atëherë edukata e Pejgamberit – salAllahu alejhi ue selem – ishte Kur'ani.'"*[59]

*** Kapja në atë që ishin Shokët e të Dërguarit të Allahut – *salAllahu alejhi ue selem ue radijAllahu anhum* –.**

Kjo sepse ata janë njerëzit që më së miri e kuptuan atë – *salAllahu alejhi ue selem* –. Prandaj, kushdo që dëshiron të dijë se si duhet të kuptohet dhe të zbatohet një *hadith* atëherë ai duhet të kthehet tek fjalët e *Sahabëve – Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* –, dhe tek nxënësit e tyre prej *tabi'inëve*, sikurse është shpjeguar në fillim të librit.

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

---

[58] Shembuj të kësaj do të jepen më vonë në këtë libër.
[59] *Sahih Muslim*.

فَإِنَّهُ مَنْ يَعِشْ مِنْكُمْ فَسَيَرَى اخْتِلَافًا كَثِيرًا، فَعَلَيْكُمْ بِسُنَّتِي وَسُنَّةِ الْخُلَفَاءِ الرَّاشِدِينَ الْمَهْدِيِينَ، عَضُّوا عَلَيْهَا بِالنَّوَاجِذِ، وَإِيَّاكُمْ وَمُحْدَثَاتِ الْأُمُورِ؛ فَإِنَّ كُلَّ بِدْعَةٍ ضَلَالَةٌ

*"**Vërtet, kushdo që prej jush jeton (**pas meje**) ka për të parë shumë mospajtime, kapuni për Sunnetin tim dhe Sunnetin e kalifëve të drejtë dhe të udhëzuar. Kafshoni në të me dhëmballë dhe keni kujdes nga çështjet e shpikura, vërtet çdo bidat është devijimi.**"*[60]

*** Braktisja e çdo mendimi që e pengon apo e kundërshton *hadithin*.**

Çdo gjë që e pengon apo e kundërshton kuptimin e *hadithit* është *bidat*. Nga të drejtat e të Dërguarit të Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – është të besosh në të dhe të besosh se ai në mënyrë të përsosur e ka përcjellur Mesazhin, në tërësinë e tij, dhe se ai nuk ka lënë asgjë të paqartë. Prandaj, kushdo që ndjek diçka që nuk vjen nga i Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – atëherë ai është duke ndjekur *bidate*, epshe dhe dëshira, e kjo e bën të domosdoshme pretendimin se Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – e ka tradhtuar këtë *Ummet*, duke mos ju treguar atyre për atë që është pjesë e fesë.

Imam Maliku (v.179h) ka thënë:

مَنْ أَحْدَثَ فِي هَذِهِ الْأُمَّةِ شَيْئًا لَمْ يَكُنْ عَلَيْهِ سَلَفُهَا فَقَدْ زَعَمَ أَنَّ رَسُولَ اللهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ خَانَ الدِّينَ ؛ لِأَنَّ اللهَ يَقُولُ : (الْيَوْمَ أَكْمَلْتُ لَكُمْ دِينَكُمْ) فَمَا لَمْ يَكُنْ يَوْمَئِذٍ دِينًا لَا يَكُونُ الْيَوْمَ دِينًا

*"Kushdo që shpik në këtë Ummet ndonjë gjë për të cilën të parët e saj (Selefët) nuk ishin në të atëherë ai ka pretenduar se i Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem – e ka tradhtuar fenë sepse Allahu thotë:*

الْيَوْمَ أَكْمَلْتُ لَكُمْ دِينَكُمْ ﴿٣﴾

*《**... Këtë ditë Unë e përsosa fenë tuaj për ju...** 》 [5:3]*

*Çfarë atë ditë nuk ka qenë fe nuk do të jetë as sot fe."*[61]

*** Nuk ka *kijas* në *Sunnet* e as nuk sillen ngjasime (**apo shembuj**) me të. Mendimi apo ajo në të cilën anon intelekti apo dëshirat nuk merren në konsideratë kur vjen çështja tek pranimi i *Sunnetit* porse duhet të ndiqet vetëm *Sunneti* ndërsa dëshirat në të duhet të braktisen.**

---

[60] *El-Tirmidhij, ibnu Maxheh, Ebu Davud, Imam Ahmed*; me një ndryshim të vogël – *sahih*.
[61] *Kitab el-Itisam lil-Shatibij*.

*Hadithi* është burim i padiskutueshëm i legjislacionit në fenë Islame. Askush nuk mund, dhe nuk ka të drejtë të vij me ndonjë shembull apo *kijas* nga mendimi i tij që e bën domethënien e *hadithit* të pavlefshëm apo të pazbatueshëm, në të njëjtën mënyrë, as *Sheriati* nuk vendoset në ndonjë votim demokratik që njerëzit ta zgjedhin atë (sepse është i obliguar, e deshën apo nuk e deshën njerëzit) gjithashtu as *Sunneti* nuk është për matje apo për vlerësim nga dikush, kushdo qoftë ai. Atë të cilën e thotë *hadithi* sipas asaj që e kuptuan dhe e zbatuan *Selefët* është mënyra e vetme dhe e saktë e të kuptuarit dhe e zbatimit të *hadithit* ndërsa ajo që e kundërshton këtë është *bidat* dhe devijim.

*** Braktisja e *bidatçive* dhe lënia e diskutimeve me ta rreth besimit, gjithashtu në përgjithësi braktisja e diskutimeve, polemikave dhe grindjeve në fe.**

*Selefët* e kanë llogaritur nga vet bazat e *Sunnetit* që një person t'i braktisë diskutimet dhe polemikat në fe, edhe nëse vetë personi është në rrugën e drejtë. Kjo, edhe njëherë, është për shkak të faktit se askush nga njerëzit e *Sunnetit* dhe *Xhematit* nuk kanë debatuar, argumentuar apo diskutuar ndonjëherë për *Sunnetin*, por të gjitha ata – që nga *Sahabët*, *Allahu qoftë i kënaqur prej tyre*, e deri te fundi i kohës në të cilën kishte dijetarë nga *Selefët* – i janë nënshtruar kuptimit të *hadithit* pa debatuar, argumentuar dhe diskutuar, të gjithë duke ndjekur bazat e përmendura më lartë. Kjo fe është e bazuar në nënshtrim – prandaj është edhe emri *el-Islam* (nënshtrimi) –, pra, për këtë arsye kundërshtimi i kësaj duke u futur në diskutime dhe debatime është *bidat* që nuk e kanë vepruar *Selefët*. Gjithashtu hapja e derës për diskutim dhe debatim në kuptimin e *hadithit* vetëm hap derën e devijimit dhe gabimeve ndërsa nënshtrimi dhe heshtja është mënyra e të qenurit i sigurt.

Imam Ahmedi (v.241h) ka thënë:

أُصُولُ اَلسُّنَّةِ عِنْدَنَا: اَلتَّمَسُّكُ بِمَا كَانَ عَلَيْهِ أَصْحَابُ رَسُولِ اَللَّهِ ﷺ وَالْاِقْتِدَاءُ بِهِمْ، وَتَرْكُ اَلْبِدَعِ، وَكُلُّ بِدْعَةٍ فَهِيَ ضَلَالَةٌ، وَتَرْكُ اَلْخُصُومَاتِ، وَالْجُلُوسِ مَعَ أَصْحَابِ اَلْأَهْوَاءِ، وَتَرْكُ اَلْمِرَاءِ وَالْجِدَالِ وَالْخُصُومَاتِ فِي اَلدِّينِ.

*"Baza e Sunnetit tek ne janë, kapja për atë në të cilën ishin shokët e të Dërguarit të Allahut – salAllahu alejhi ue selem –, marrja e tyre për model, braktisja e bidatit, çdo bidat është devijim, braktisja e grindjeve dhe uljës me ithtarët e tekave, dhe braktisja e polemikave, debateve dhe grindjeve në fe."*[62]

[62] *Usul el-Sunneh lil-Imam Ahmed* – transmetimi i Abdus.

## <u>Ajo që e kundërshton *Sunnetin*</u>

Çdo gjë që e kundërshton *Sunnetin* është *bidat*. Mospajtimi i vetëm që lejohet në fe është ajo për të cilën *Sahabët – Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* – nuk janë pajtuar. Nuk i lejohet askujt të vij me ndonjë mendim apo ndonjë vendim në fe që e kundërshton atë që është transmetuar në *hadith* dhe e kundërshton mendimin që është transmetuar nga *Selefët* për të (*hadithin*).

Të gjithë ata që bien në këtë gabim kanë rënë në *bidat*, i pëlqen apo jo ky fakt.

*Bidati* në fe është dy llojesh:

*** E para: *El-Bidah el-Mukeffirah*, është *bidati* që arrin nivelin e *kufrit* dhe vepruesin e tij apo atë që beson në të e nxjerr nga Islami.**

Çdo *shirk* është ***bidat el-mukeffirah*** (d.m.th. i cili të nxjerrë nga Islami) që nuk është i ligjëruar në *Kur'an* dhe *Sunnet*. Kushdo që pretendon se *shirku* i tij është nga feja, sikur që është marrja e të vdekurve për ndërmjetësues tek Allahu atëherë i tilli ka dalur nga feja. Një shembull tjetër i *bidatit el-mukeffirah* është *bidati* i atyre që pretenduan se *Kur'ani* është i krijuar, për shkak se kjo ngërthen se Cilësitë e Allahut – dhe si rezultat i kësaj edhe vet Allahu – janë të krijuar, apo ata që pretendojnë se njerëzit i krijojnë veprat e tyre pa paraprirë dija e Allahut për to dhe si rezultat i kësaj ata i përshkruajnë një rival dhe partner në krijim Allahut. Kushdo që beson apo e vepron një *bidat el-mukeffirah* është *kafir*.

*** E dyta: *El-Bidah gajri el-Mukeffirah*, është *bidati* që nuk arrin nivelin e kufrit dhe kësisoj nuk e nxjerr vepruesin e tij nga Islami.**

Çdo mënyrë e adhurimit apo e besimit në Allahun e cila nuk është në përputhje me *Kur'anin* dhe *Sunnetin* porse nuk e arrin kufirin e të qenurit *nakid* (asgjësues, anulues) të Islamit, është ***bidat gajri el-mukeffirah*** (d.m.th. që nuk të nxjerrë nga Islami). Kushdo që beson apo vepron një gjë të tillë është *bidatçi* i cili duhet bojkotuar derisa të kthehet në të vërtetën. Shembull për këtë janë ata që e thonë nijetin më zë të lartë para *namazit*, apo festimi i ditëlindjes së Pejgamberit – *salAllahu alejhi ue selem* –, apo bërja e një numri të caktuar të *dhikrit* në një vend dhe kohë të caktuar që nuk kanë ardhur në *Sunnet*, apo bërja e *dhikrit* me *xhemat* dhe çdo gjë që nuk ka asnjë bazë në *Sheriat* etj. të gjitha këto vepra janë të këqija porse vepruesi i kësaj nuk bëhet *kafir* thjeshtë me veprimin e saj.

Më poshtë janë disa nga gjërat që *bidatçit* i përdorin për të arsyetuar *bidatin* e tyre.

## **Metodolgjitë e *bidatit***

*Bidatçitë* kanë shumë metoda përmes të cilave arrijnë te *bidati* i tyre. Emrat mund të ndryshojnë porse rezultati është i njëjtë; saktësisht braktisja e transmetimeve të të Dërguarit të Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* –, transmetimeve të Sahabëve të tij – *Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* – dhe dijetarët që i ndoqën ata në mirësi. Më poshtë janë disa prej këtyre metodave, e që të gjitha e bëjnë të domosdoshëm lënien e *Sunnetit*.

***Raj (mendimi)**

**Mendimi i qortuar** në Islam është ai mendim që e kundërshton *Sunnetin* dhe nuk ka asnjë bazë në *Kur'an* dhe *Sunnet*, porse ai bazohet në mendimin personal, epshin dhe dëshirën, dhe në të njëjtën kohë e kundërshton kuptimin e ardhur në *Kur'an* dhe *Sunnet*.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا لَا تُقَدِّمُوا بَيْنَ يَدَيِ اللَّهِ وَرَسُولِهِ ۖ وَاتَّقُوا اللَّهَ ۚ إِنَّ اللَّهَ سَمِيعٌ عَلِيمٌ ﴿١﴾

**《 O ju që keni besuar! Mos vendosni për asgjë para se të vendosë Allahu dhe i Dërguari i Tij dhe kini frikë Allahun. Vërtetë që Allahu është Gjithëdëgjues, i Gjithëditur. 》** [49:1]

I Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

إنَّ اللَّهَ لا يَنْزِعُ العِلْمَ بَعْدَ أنْ أعْطاكُمُوهُ انْتِزاعًا، ولَكِنْ يَنْتَزِعُهُ منهمْ مع قَبْضِ العُلَماءِ بعِلْمِهِمْ، فَيَبْقَى ناسٌ جُهّالٌ، يُسْتَفْتَوْنَ فيُفْتُونَ برَأْيِهِمْ، فيُضِلُّونَ ويَضِلُّونَ

***"Vërtet që Allahu nuk e shkul dijen me të shkulur pasi që ua ka dhënë juve atë, porse e shkul atë prej jush me marrjen e dijetarëve me dijen e tyre dhe do të mbesin disa njerëz të paditur, të cilët do të pyeten për fetva dhe ata do të japin fetva me mendimin e tyre, ata devijojnë dhe janë të devijuar."***[63]

Umer ibnu el-Khattab – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

إِنَّ أَصْحَابَ الرَّأْيِ أَعْدَاءُ السُّنَنِ أَعْيَتْهُمْ أَنْ يَحْفَظُوهَا وَتَفَلَّتَتْ مِنْهُمْ أَنْ يَعُوهَا ، وَاسْتَحْيَوْا حِينَ سُئِلُوا أَنْ يَقُولُوا : لَا نَعْلَمُ ، فَعَارَضُوا السُّنَنَ بِرَأْيِهِمْ فَإِيَّاكُمْ وَإِيَّاهُمْ

[63] *Sahih el-Bukharij.*

*"Vërtet që njerëzit e mendimit janë armiqtë e Sunnetit, ata ishin të paaftë që ta mësojnë përmendsh atë dhe u iku të kuptuarit e tij, ata u turpëruan të thonë: 'Nuk dimë.' Kur u pyetën, kështu ata e kundërshtuan Sunnetin me mendimin e tyre, kësisoj keni kujdes prej tyre."*[64]

Pra, çdo mendim – pa marrë parasysh se kushe ka nxjerrë atë apo ka folur mirë për të – që e kundërshton kuptimin e *hadithit* atëherë ai mendim është *bidat* dhe devijim, ndërsa baza e këtij mendimi mund të jetë si në vijim, e që të gjitha konsistojnë lënien e transmetimit të *Seleféve*:

- ***Kijasi (analogjia)***

***Kijasi* i qortuar** në Islam është ai *kijas* që bëhet me ekzistencën e argumentit në çështje. *Kijasi* i cili rezulton në diçka që e kundërshton atë që e ka thënë apo e ka vepruar i Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – është i refuzuar dhe nuk merret fare parasysh.

Imam Ahmedi (v. 241h) ka thënë:

وَلَيْسَ فِي اَلسُّنَّةِ قِيَاسٌ، وَلَا تُضْرَبُ لَهَا اَلْأَمْثَالُ، وَلَا تُدْرَكُ بِالْعُقُولِ وَلَا اَلْأَهْوَاءِ، إِنَّمَا هُوَ اَلِاتِّبَاعُ وَتَرْكُ اَلْهَوَى.

*"Në Sunnet nuk ka kijas, nuk sjillen shëmbuj për të, ai (Sunneti) nuk kapet me mendje e teka, vërtetë ai është vetëm pasim dhe braktisje e tekave."*[65]

El-Berbeharij (v. 329h) ka thënë:

واعلم رحمك الله أنه ليس في السنة قياس ولا تضرب لها الأمثال ولا تتبع فيها الأهواء بل هو التصديق بآثار رسول الله ﷺ بلا كيف ولا شرح ولا يقال لم ولا كيف فالكلام والخصومة والجدال والمراء محدث يقدح الشك في القلب وإن أصاب صاحبه الحق والسنة.

*"Dije – Allahu të mëshiroftë – se në Sunnet nuk ka kijas, e as nuk sjillen shembuj për të dhe as nuk ndiqen epshët në të. Përkundrazi është besim-vërtetim në transmetimet e të Dërguarit të Allahut – salAllahu alejhi ue selem – pa kushte, pa komentim, pa fjalën 'pse?' e as 'si?' sepse të folurit, grindja, debatimi dhe polemika janë prej gjërave të shpikura që fut dyshimin në zemër edhe nëse kjo i ndodh ithtarit të hakut dhe Sunnetit."*[66]

*** *Ixhtihadi* (hulumtimit rraskapitëse)**

---

[64] *Xhami bejan el-ilm ue fadlih libnu Abdul-Berr, Ilam el-Muakkin libnu el-Kajjim.* Zinxhiri i këtij transmetimi është në nivelin më të lartë të korrektësisë.
[65] *Usul el-Sunneh lil-Imam Ahmed* – transmetimi i Abdus.
[66] *Sherh el-Sunneh lil-Berbeharij.*

***Ixhtihadi* i refuzuar** që assesi nuk është i pranueshëm është ai që bëhet me ekzistencën e argumenteve në çështje. *Ixhtihadi* i cili rezulton në diçka që e kundërshton atë që i Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – e ka thënë apo e ka vepruar është i refuzuar, nuk merret parasysh, dhe ai që e bën këtë *ixhtihad* nuk do të shpërblehet për të por ai do të bartë barrën e tij dhe të secilit që e ndjek atë në *bidatin* e tij.

*** Filozofia, tekat dhe *ilm el-kelam*.**

Filozofia dhe tekat nuk kanë vend në Islam. Argumentet ekzistojnë, ndaj tyre duhet qenë i nënshtruar dhe duhet besuar në to, nëse shpirti ndjehet i shqetësuar apo ka vështirësi në pranimin e kuptimit që është transmetuar në *hadith* atëherë akoma është obligim që të pranohet transmetimi dhe kuptimi i tij ashtu siç është transmetuar. Sa i përket ***mutekeliminve*** (pasuesve të *ilm el-kelamit*) atëherë ata – bazuar në filozofinë greke – kanë vendosur disa ligje për të cilat Allahu nuk ka dërguar ndonjë autoritet, të cilat i kanë përdorur për të caktuar se çfarë pranohet, refuzohet apo duhet të interpretohet prej burimeve Islame në mënyrë që ajo të jetë brenda kufijve të ligjeve të tyre. Kësisoj ligjet e tyre u bënë një *tagut* për ta, nga i cili kërkuan *tehakum* (gjykim) dhe të cilin e adhuruan.

Imam Ahmedi (v. 241 h) ka thënë:

عليكم بالسنَّة والحديث وما ينفعكم الله به وإياكم والخوض والجدال والمراء، فإنّه لا يفلح من أحب الكلام وكل من أحدث كلاماً لم يكن آخر أمره إلا إلى بدعة، لأن الكلام لا يدعو إلى خير

*"Kapuni për Sunnet, Hadith dhe për atë që Allahu iu bënë dobi me të. Keni kujdes nga zhytja (në diskutime), debati dhe polemika sepse nuk do të shpëtoj ai që e do kelamin (fjalët që nuk kanë bazë në Kur'an dhe Sunnet), dhe secili që shpik disa fjalë (kelam), fundi i çështjes së tij nuk do të jetë pos në bidat sepse kelami nuk thërret në mirësi."*[67]

Gjithashtu Imam el-Shafiju (v. 204h) ka thënë:

حكمي في أهل الكلام أن يضربوا بالجريد ويطاف بهم في العشائر ؛ ينادى عليهم هذا جزاء من ترك الكتاب والسنة وأقبل على الكلام

*"Gjykimi im për njerëzit e kelamit është që ata duhet të goditën me degë të palmës dhe të shëtiten nëpër fise dhe të thirret për ta: 'Ky është shpërblimi i atij që e lë Librin dhe Sunnetin e i drejtohet kelamit.'"*[68]

[67] *El-Ibaneh libnu Battah.*
[68] *Sijer Ealem el-Nubela.*

*** *Teuili* (interpretimi) i kotë**

Gjithashtu edhe interpretimi i argumenteve në një mënyrë të gabuar nuk pranohet në Islam. *Kur'ani* dhe *Sunneti* duhet të kuptohen ashtu siç i kuptuan *Sahabët – Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* – dhe nxënësat e tyre. Kushdo që sjell ndonjë interpretim të argumenteve të Islamit që nuk është në përputhje me kuptimin e *Selefëve* atëherë ky interpretim është *bidat* dhe devijim.

Ibnu Mendeh (v. 295h) ka thënë:

التأويل عند أصحاب الحديث : نوع من التكذيب

> *"Teuili tek njerëzit e hadithit është një formë e përgënjeshtrimit."*[69]

[69] *El-Radd ala el-Xhehmijeh libnu Mendeh*.

## **Bazat e *Sunnetit***

Dijetarët nga *Selefët* kanë përmendur disa çështje nga *akidja* të cilat e kanë bazën në *Sunnet* dhe ata i janë referuar këtyre çështjeve si bazat (*Usul*) e *Sunnetit*, kështu tek *Selefët* e këtij *Ummeti* askush nuk do të konsiderohej si *Sunnij* (pasues i Sunnetit) derisa të plotësonte dhe të besonte në të gjitha këto baza. Kësisoj secili sekt që kundërshtonte ndonjërën prej këtyre bazave – edhe nëse do të ishte vetëm një bazë e vetme e kundërshtuar – u është dhënë atyre një emër për t'i dalluar nga njerëzit e së vërtetës.

Parimisht çdo *bidat* që ekziston sot e ka bazën në të njëjtin lloj të *bidatit* devijues që e kanë përmendur *Selefët* në librat e tyre të *Sunnetit*, vetëm që sot *bidatet* janë bërë më ekstreme dhe më të ashpra në kundërshtimin e teksteve Islame por çfarëdo qoftë prej besimeve dhe bazave të shpikura devijuese që kanë mbijetuar që nga koha e *Seleféve* e deri me sot – e që disa njerëz i përmendin këto çështje në librat e tyre sikur të ishin një menhexh i pranuar – atëherë ato ende janë besime të shpikura devijuese që duhet të bojkotohen para se personi ta quajë veten e tij pasues i *Sunnetit*.

E vërteta nuk njihet përmes njerëzve porse e vërteta njihet përmes transmetimeve.

El-Berbeharij (v.329h) ka thënë:

واحذر صغار المحدثات من الأمور فإن صغار البدع تعود حتى تصير كبارا وكذلك كل بدعة أحدثت في هذه الأمة كان أولها صغيرا يشبه الحق فاغتر بذلك من دخل فيها ثم لم يستطع المخرج منها فعظمت وصارت دينا يدان بها فخالف الصراط المستقيم فخرج من الإسلام فانظر رحمك الله كل من سمعت كلامه من أهل زمانك خاصة فلا تعجلن ولا تدخلن في شيء منه حتى تسأل وتنظر هل تكلم فيه أحد من أصحاب النبي ﷺ أو أحد من العلماء فإن أصبت فيه أثرا عنهم فتمسك به ولا تجاوزه لشيء ولا تختر عليه شيئا فتسقط في النار.

*"Ke kujdes nga shpikjet e vogla prej çështjeve sepse bidati i vogël kthehet derisa bëhet i madh. Kësisoj çdo bidat që është shpikur në këtë Ummet në fillim ishte i vogël që i ka përngjasuar hakut duke u mashtruar me këtë ai që hyri në të pastaj nuk ka mundur të dal prej tij, kështu bidati u bë i madh tek ai dhe u bë fe që jetoi bashk me të, e kundërshtoj rrugën e drejtë e doli nga Islami. Ke kujdes – Allahu të mëshiroftë – prej çdo njeriu që ia dëgjon fjalët e tij, e në veçanti në kohën tënde, mos u nxit dhe mos hy në ndonjë gjë prej saj (mendimit fetar që e thotë) derisa të pyetësh dhe të shikosh se a ka folur për atë ndonjëri prej Sahabëve të Pejgamberit – salAllahu alejhi ue selem – apo ndonjëri prej dijetarëve (të Seleféve), nëse gjën ndonjë ether (transmetim) për të nga ata atëherë kapu*

*për të, mos devijo prej saj për çfarëdo lloj gëje qoftë dhe mos zgjidh para saj diçka tjetër e të biesh në Zjarr."*[70]

Pra, shpëtimi qëndron në ndjekjen e transmetimeve.

Duhet qenë i vetëdijshëm për një gjë të rëndësishme – ashtu siç është përmendur – se *Selefët* nuk do ta konsideronin ndonjë person si pasues të *Sunnetit* derisa ai të besonte dhe të pranonte si fe të tij të gjitha bazat e *Sunnetit*, prandaj për muslimanin është e rëndësishme të studiojë librat e *Selefëve* dhe të mësojë bazat e *Sunnetit* që të distancohet nga *bidati* ashtu sikur që i mëson bazat e *Teuhidit* që të distancohet nga shirku.

Imam Ahmedi (v.241h) ka thënë:

وَمِنْ اَلسُّنَّةِ اَللَّازِمَةِ اَلَّتِي مَنْ تَرَكَ مِنْهَا خَصْلَةً – لَمْ يَقْبَلْهَا وَيُؤْمِنْ بِهَا – لَمْ يَكُنْ مِنْ أَهْلِهَا

*"Nga Sunneti i obliguar është ajo se kushdo që e braktisë prej tij një cilësi – duke mos pranuar apo duke mos besuar në të – atëherë ai nuk është nga njerëzit e tij (Sunnetit)."*[71]

E pastaj ka vazhduar duke i përmendur disa nga bazat e *Sunnetit*.

Sufjan ibnu Ujejneh (v.198h) ka thënë:

السُّنَّةُ عَشَرَةٌ ، فَمَنْ كُنَّ فِيهِ فَقَدِ اسْتَكْمَلَ السُّنَّةَ ، وَمَنْ تَرَكَ مِنْهَا شَيْئًا فَقَدْ تَرَكَ السُّنَّةَ.

*"Sunneti është dhjetë. Ai tek i cili janë ato atëherë ai e ka përmbushur Sunnetin ndërsa kushdo që e lë një gjë prej saj e ka lënë Sunnetin."*[72]

Harb ibnu Ismail el-Kermanij (v.280h) ka thënë:

فمن خالف شيئاً من هذه المذاهب أو طعن فيها أو عاب قائلها فهو مخالف مبتدع وخارج عن الجماعة زايل عن منهج السنة وسبيل الحق

*"Kushdo që kundërshton një gjë prej këtyre medh'hebëve apo i shanë ato apo e kritikon thënësin e tyre atëherë i tilli është kundërshtues bidatçi, i dalë nga xhemati, i devijuar nga menhexhi i Sunnetit dhe rrugës së hakut."*[73]

Gjithashtu el-Berbeharij (v.329h) ka thënë:

---

[70] *Sherh el-Sunneh lil-Berbeharij.*
[71] *Usul el-Sunneh lil-Imam Ahmed* – transmetimi i Abdus.
[72] *Sherh Usul Itikad Ehlu el-Sunneh ue el-Xhemeah lil-Lalekaij.*
[73] *Kitab el-Sunneh lil-Kermanij.*

ولا يحل لرجل أن يقول فلان صاحب سنة حتى يعلم أنه قد اجتمعت فيه خصال السنة فلا يقال له صاحب سنة حتى تجتمع فيه السنة كلها

*"Nuk i lejohet një njeriut që të thotë: 'Filani është pasues i Sunnetit.' Derisa ta di që te ai janë mbledhur të gjitha cilësitë e Sunnetit. Nuk i thuhet atij: 'Pasues i Sunnetit.' Derisa të bashkohen te ai i gjithë Sunneti."*[74]

Në vijim është një hyrje për disa baza të *Sunnetit* dhe disa prej besimeve bazë, por jo që të gjitha, të cilat dijetarët i kanë përmendur në librat e tyre, ndërsa robi inkurajohet që t'i studiojë librat e *Selefëve*[75] që ta mësojë akiden e saktë dhe bazat e fesë të *Selefëve* në përgjithësi por edhe për të arritur dashurinë e njerëzve që Allahu – mbi shtatë palë qiej – i zgjodhi për të ruajtur fenë e Tij.

Lexuesi këshillohet të shoh se sa e lehtë bëhet feja kur robi iu nënshtrohet argumenteve, ashtu sikurse qëllimi dhe domethënia e *Teuhidit* është e lehtë; adhuroni Allahun dhe mos i shoqëroni partnerë Atij në asgjë, atëherë qëllimi i *Sunnetit* është po aq i thjeshtë dhe i lehtë për t'u kuptuar; nënshtrohuni dhe besoni në atë që është transmetuar në *hadithe* dhe *ethere* e mos devijoni nga ai për asgjë.

---

[74] *Sherh el-Sunneh lil-Berbeharij.*

[75] Në fund të këtij libri është një listë e librave të rekomanduara për nxënësin e dijes që t'i studiojë ato.

## *Teuhidi* dhe përshkrimi i Allahut

*Selefët* e kanë përmendur *Teuhidin* e Allahut, përshkrimin e Allahut, Emrat dhe Cilësitë e Tij në librat e *Sunnetit* për shkak të faktit se *hadithi* i të Dërguarit të Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – është rruga e interpretimit të *Kur'anit*. Kushdo që dëshiron të besojë në Allahun dhe ta kuptojë *Kur'anin* ashtu si duhet, ai duhet të ndjekë *Sunnetin* në shpjegimin e *Kur'anit*. Pra, kushdo që ka devijuar dhe devijon sot në *Teuhidin* e Emrave dhe Cilësive të Allahut ndër sektet e devijuara atëherë arsyeja ishte dhe është mungesa e besimit dhe ndjekjes së *tefsirit* të saktë të *Kur'anit* e që është *Sunneti*.

Kushdo që shikon në librat e *Sunnetit* lidhur me përshkrimin e Allahut, Emrave dhe Cilësive të Tij do të gjejë se çelësi për të kuptuar dhe besuar saktë është nënshtrimi ndaj fjalëve të Allahut dhe fjalëve të Dërguarit të Tij – *salAllahu alejhi ue selem* – ashtu siç janë transmetuar pa ndryshuar qoftë edhe një shkronjë të vetme, qoftë për këtë apo atë arsye. Kësisoj është bërë një bazë ndër njerëzit e *Sunnetit* që ata të besojnë në përshkrimin e Allahut – *të Lartësuar* – siç tregohet në *Kur'an*, prej Pejgamberit – *salAllahu alejhi ue selem* –, prej *Sahabëve – Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* – dhe prej atyre që i ndoqën ata në mirësi, pa:

- ***Tehrif*** (shtrembërim) – kjo do të thotë ndryshimin e kuptimit të fjalëve në një kuptim tjetër. Për shembull të ndryshosh kuptimin e dorës në kuptimin e fuqisë.
- ***Tatil*** (mohim) – kjo do të thotë mohimin dhe zhvlerësimin e kuptimit të fjalëve. Për shembull thënia që Allahu nuk Flet.
- ***Teshbih*** (krahasim) – kjo do të thotë krahasimin e Krijuesit me krijesat. Për shembull thënia që Shikimi i Allahut është sikur shikimi i krijesave.
- ***Tekjif*** (shpjegim) – kjo do të thotë shpjegimin e mënyrës së Emrit apo Cilësisë së Allhut. Për shembull të shpjegosh se si Allahu Zbret në qiellin më të ulët.
- ***Tefuid*** – kjo do të thotë pohimin e fjalës të zhveshur nga domethënia, si Dora, Fytyra, Kërciri etj. por pastaj të pretendosh se kuptimi i saj është i panjohur, kësisoj duke mos besuar në kuptimin e drejtpërdrejtë të Cilësisë.

*Menhexhi* i *Selefëve* përmblidhet me fjalët në vazhdim:

El-Uelid ibnu Muslim (v.195h) ka thënë:

سألت سفيان الثوري، ومالك بن أنس، والأوزاعي، والليث بن سعد عن هذه الأحاديث التي في الرؤية والصفات قال : أمروها على ما جاءت، ولا تفسروها".

*"E kam pyetur Sufjan el-Theurij, Malik ibnu Enes, el-Euzaij dhe el-Lejth ibnu Sad për këto hadithe që janë rreth el-ru'jeh (që besimtarët do ta shohin Allahun) dhe Cilësitë (e Allahut), thanë: 'Kaloni (duke i pranuar) ato ashtu siç kanë ardhur dhe mos i shpjegoni.'"*[76]

Ahmed ibnu Nasr (v. 231h) ka thënë:

سألت سفيان بن عيينة قلت : يا أبا محمد أريد أسألك ، قال : لا تسأل ، قلت : إذا لم أسألك فمن أسأل ، قال : سل قلت ما تقول في هذه الأحاديث التي رويت نحو : القلوب بين أصبعين ، وأن الله يضحك أو يعجب ممن يذكره في الأسواق ، فقال : « أمروها كما جاءت بلا كيف«

*"E kam pyetur Sufjan ibnu Ujejnen duke i thënë: 'O Ebu Muhammed, dëshiroj të të pyes.' Ai tha: 'Mos pyet.' Thashë: 'Nëse nuk të pyes ty atëherë kë të pyes?' Ai tha: 'Pyet.' Thashë: 'Çfarë thua për këto hadithe që janë transmetuar si: 'Zemrat janë mes Dy Gishtave (të Allahut).' Se Allahu Qesh apo Çuditet me njeriun që e përmend Atë (Allahun) në pazare.' Ai tha: 'Kaloni (duke i pranuar) ato ashtu siç kanë ardhur pa (i përshkruar) si.'"*[77]

Ebu Bekr el-Merrudhij (v. 275h) ka thënë:

سألت أبا عبد الله عن الأحاديث التي تردها الجهمية في الصفات، والرؤية، والإسراء، وقصة العرش، فصححها أبو عبد الله، وقال : « قد تلقتها العلماء بالقبول، نسلم الأخبار كما جاءت،

*"E kam pyetur Ebu Abdullahun (d.m.th. Imam Ahmedin) për hadithet rreth Cilësive (të Allahut), që besimtarët do ta shohin Allahun, për Isranë dhe ngjarjen e Arshit, të cilat i kanë mohuar xhehmitë. Ebu Abdullahu i bëri ato sahih dhe tha: 'Vërtet që dijetarët i kanë marrë ato me pranim. Ne i nënshtrohemi transmetimeve ashtu siç kanë ardhur.'"*[78]

Gjithashtu Ebu Isa el-Tirmidhij (v. 279h) ka thënë:

هكذا رُوِي عن مالك، و سفيان بن عيينة، و عبد الله بن المبارك أنهم قالوا في هذه الأحاديث» :أمروها بلا كيف .«وهكذا قول أهل العلم من أهل السنة والجماعة، وأما الجهمية فأنكرت هذه الروايات وقالوا: هذا تشبيه. وقد ذكر الله عز وجل في غير موضع من كتابه: اليد والسمع والبصر، فتأولت الجهمية هذه الآيات ففسروها على غير ما فسر أهل العلم، وقالوا: إن الله لم يخلق آدم بيده. وقالوا: إن معنى اليد ههنا القوة.

---

[76] *El-Muxhem libnu el-Mukri.*

[77] *El-Merasil liebi Davud, el-Sijer* 8/467, dhe të tjerë.

[78] *El-Sunneh liebi Bekr el-Khallal, el-Sheriah lil-Axhurrij, Tabekat el-Hanabileh.*

*"Kështu është transmetuar nga Maliku, Sufjan ibnu Ujejneh dhe Abdullah ibnu el-Mubarak se ata kanë thënë për këto hadithe: 'Kaloni (duke i pranuar) ato pa (i përshkruar) si.' Dhe kështu është mendimi i njerëzve të dijes prej Ehli Sunnetit dhe Xhematit ndërsa sa i përket xhehmive atëherë ata i mohuan këto transmetime dhe thanë: 'Ky është krahasim (i Allahut me krijesat).'E vërtet që Allahu – i Lartë Madhërishëm – e ka përmendur në më shumë sesa në një vend në Librin e Tij; Dorën, Shikimin dhe Dëgjimin, ndërsa xhehmitë i interpretuan këto ajete dhe i komentuan jashtë asaj që i komentuan njerëzit e dijes dhe ata (xhehmitë) thanë: 'Allahu nuk e ka krijuar Ademin me Dorën e Tij.' Dhe thanë: 'Kuptimi i dorës këtu është fuqia.'"*[79]

* ***Xhehmitë*** i mohuan Emrat dhe Cilësitë e Allahut me argumentin se ato e bëjnë të domosdoshme krahasimin e Krijuesit me krijesat, e me këtë mohim ata janë *kafira*, për shkak të këtij besimi ata u quajtën edhe ***muattileh*** që do të thotë mohuesit (e Cilësive të Allahut). Gjithashtu edhe ***mutezilitë*** i mohuan Cilësitë e Allahut, po edhe ***maturiditë*** dhe ***esharitë*** bënë një formë të *tatilit* kur ata e mohuan realitetin e të Folurit të Allahut dhe pretenduan se të Folurit e Allahut është e folur e brendshme pa zë apo pa shkronja, prandaj ajo që dëgjohet nga recitimi i *Kur'anit*, sipas pretendimin të tyre, është vetëm një shprehje e fjalës së Allahut porse jo vetë *Kur'ani*, me këtë përshkrim ndaj të Folurit të Allahut, ata prej *tatilit* vazhduan në *tehrif* duke e shtrembëruar kuptimin e Cilësisë.

Shumë sekte sot, siç janë *esharitë*, *ehbashtë* dhe të tjerë mbajnë besimet e njëjta si të *xhehmive* kur vjen çështja tek Emrat dhe Cilësitë e Allahut edhe pse ata mund të kenë ndonjë emër tjetër. Prandaj kushdo që e mohon ndonjë Emër dhe Cilësi të Allahut atëherë i tilli është *xhehmij* në besimet e tij pavarësisht se a e pranon këtë apo jo.

* ***Mushebbihët*** i krahasuan Emrat dhe Cilësitë e Allahut me ato të krijesave, prandaj thanë: "*Shikimi im është si Shikimi i Allahut.*" Apo "*Dora ime është si Dora e Allahut.*" Apo "*Këmba ime është si Këmba e Allahut.*" Kjo ngërthen *tekjif* (përshkrim) nga aspekti se ata kanë përshkruar se si janë Cilësitë e Allahut dhe ngërthen *teshbih* (krahasim) nga aspekti se ata i krahasuan Cilësitë e Allahut me cilësitë e krijesave, e me këtë krahasim ata i përshkruan Allahut partnerë në Cilësitë e Tij dhe janë *kafira*.

* Shumë sekte të ndryshme dhe persona janë zhytur në *tehrif* të disa Emrave dhe Cilësive të Allahut. *Xhehmitë* kanë thënë që *isteuaja* (ngritja) mbi Arsh në realitet do të thotë *isteula* (dominim) i *Arshit*, disa pretendojnë se *Rahmeti* i Allahut do të thotë bekimi i Tij ndërsa Zemërimi (*Gadab*) i Allahut do të thotë dënimi i Tij, duke ikur nga kuptimi i drejtpërdrejtë i të dy fjalëve. E gjithë kjo është *tehrif* i kuptimit të drejtpërdrejtë dhe kjo është e kotë.

[79] *El-Xhami el-Kebir lil-Tirmidhij* 2/42-43.

Përkundrazi, njerëzit e *Sunnetit* besojnë se Allahu është ngritur mbi *Arshin* e Tij, Ai ka Rahmet dhe Zemërim, dhe ata nuk e përshkruajnë gjendjen e tyre dhe as nuk pyesin si.

* Një mendim tjetër i lig që është pretenduar nga ***Mufeuidah*** (ata që bëjnë *tefuid*) ishte se vetë fjalët e Emrave dhe Cilësive duhet të pohohen dhe të besohen porse kuptimi i tyre është i panjohur dhe dijen e tyre e di vetëm Allahu. Për shembull, ata e pranonin dhe besonin në fjalën ***Jed*** (që ka kuptimin e dorës) e ndërtuar prej shkronjave ***Ja*** (ي) dhe ***Dal*** (د) porse pretendonin se nuk e kishin iden se çfarë do të thotë kjo fjalë. Ata pretenduan se po i ndjekin *Selefët* në këtë besim – e që është pretendim i kot – porse ata në të vërtetë kanë shpifur një gënjeshtër të tmerrshme ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij – *salAllahu alejhi ue selem* – kur pretenduan se një pjesë kaq e madhe e fesë – domethënë Emrat dhe Cilësitë e Allahut – është lënë e pa shpjeguar për robërit.

Dijetarët kanë shkruar libra e libra që i përshkruajnë besimet e shpikura dhe të kota të njerëzve të devijuar, dhe ata u kanë dhënë të gjithëve një emër që të njihen me të dhe të paralajmërohet kundër tyre. Studimi i *akides* së saktë shkon paralel me studimin e devjimit dhe *bidatit*, muslimani është i detyruar t'u nënshtrohet argumenteve të *Kur'anit* dhe *Sunnetit* sipas kuptimit dhe menhexhit të *Selefëve* sepse këto çështje janë çështje të *imanit* dhe *kufrit*, kësisoj kushdo që e mohon një çështje prej *Teuhidit* të Allahut, Emrave dhe Cilësive të Tij, ndërkohë që çështja njihet me *fitrah*, atëherë i tilli është *kafir* dhe do të mbetet në Xhehenem përgjithmonë, nëse vdes në këtë gjendje, kjo sepse mohimi i diçkaje prej Emrave dhe Cilësive të Allahut në këto lloje të çështjeve (që njihen me *fitrah*), në përgjithësi përfshin përshkrimin e Allahut – *të Lartësuar* – me një formë të mangësis, sikurse ai që pretendon se Allahu nuk ka pasur dije derisa Ai e krijoi atë, ngase ky pretendim e bënë të domosdoshëm që Allahu ka qenë injorant derisa e ka krijuar dijen, e ky pretendim është *kufër* i qartë.

E kushdo që e mohon një çështje prej *Teuhidit* të Allahut, Emrave dhe Cilësive të Tij, ndërkohë që çështja dihet vetëm përmes tekstit – me kushtin që çështja të mos jetë nga çështjet e mirënjohura – atëherë nëse ai e mohon të vërtetën kur ajo t'i ketë arritur atij atëherë i tilli është *kafir*, ndërsa nëse mbahet për ndonjë mendim të shpikur e që nuk e arrin nivelin e kufrit, apo është në një situatë ku mund të arsyetohet atëherë i tilli konsiderohet *bidatçi*, veprat e të cilit nuk do të pranohen kurrë derisa të pendohet, e se bashku me këtë që është thënë kihet frikë për të që ai të konsiderohet prej *kafirave*.

## ***Kur'ani*** **është fjala e Allahut**

Mohimi i Cilësive të Allahut i ka çuar *xhehmitë* – të emëruar dhe të udhëhequr nga Xhehm ibnu Safuani – deri tek pretendimi se *Kur'ani* është i krijuar, nëse Allahu – sipas pretendimit të tyre – nuk Flet atëherë *Kur'ani* nuk mund të jetë e Folura dhe Fjala e Allahut, prandaj ai duhet të jetë i krijuar, ndërsa njerëzit e *Sunnetit* e kanë pohuar atë që *Kur'ani* dhe *Sunneti* e kanë pohuar, se *Kur'ani* është fjala e Allahut dhe nuk është i krijuar. Ata e kanë bërë *tekfir* atë që thotë se *Kur'ani* është i krijuar, për shkak të asaj që përmbajnë këto fjalë të *kufrit*, ndër to:

- Mohimin se Allahu Flet.
- Pretendimi se Allahu nuk ka pasur Dije derisa Ai e krijoi atë, dhe kjo bazohet mbi faktin se Allahu e ka quajtur *Kur'anin* dije. Andaj kjo është domosdoshmëri e pretendimit të tyre.
- Lejimin e lutjes drejtuar diçkaje të krijuar, Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë: 《 **Thuaj: "Lutjuni Allahut apo lutjuni të Gjithëmëshirshmit (**Allahut**)…"** 》 [17:110] Dhe të gjithë emrat e Allahut sipas tyre janë të krijuar.
- Lejimin e strehimit me diçka të krijuar. Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – i ka inkurajuar besimtarët të thonë: "***Strehohem me fjalët e përsosura të Allahut nga e keqja që Ai e ka krijuar.***" Dhe këto fjalë sipas tyre janë të krijuara.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

وَإِنْ أَحَدٌ مِّنَ الْمُشْرِكِينَ اسْتَجَارَكَ فَأَجِرْهُ حَتَّىٰ يَسْمَعَ كَلَامَ اللَّهِ ﴿٦﴾

《 **Në qoftë se ndonjë prej *mushrikëve* (**idhujtarëve**) kërkon mbrojtjen tënde, atëherë mbroje atë, me qëllim që ai të dëgjojë fjalën e Allahut…** 》 [9:6]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

وَكَلَّمَ اللَّهُ مُوسَىٰ تَكْلِيمًا ﴿١٦٤﴾

《 **… dhe Musait Allahu i foli me të folur.** 》 [4:164]

Xhabir ibnu Abdullah – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

كَانَ النَّبِيُّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَعْرِضُ نَفْسَهُ عَلَى النَّاسِ بِالْمَوْقِفِ فَيَقُولُ: «هَلْ مِنْ رَجُلٍ يَحْمِلُنِي إِلَى قَوْمِهِ؛ فَإِنَّ قُرَيْشًا قَدْ مَنَعُونِي أَنْ أُبَلِّغَ كَلَامَ رَبِّي عَزَّ وَجَلَّ

*"**Pejgamberi – salAllahu alejhi ue selem – prezantonte në vendin e ndaljes (**për haxhilerët**) dhe thonte: 'A ka ndonjë burrë që do të më bartë mua tek populli i tij ngase vërtet kurejshët me kanë ndaluar që t'i përçoj fjalët e Zotit tim – të Lartë Madhërishëm.**"*[80]

Umer ibnu el-Khattab – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

إِنَّ هَذَا الْقُرْآنَ كَلَامُ اللهِ عَزَّ وَجَلَّ فَضَعُوهُ عَلَى مَوَاضِعِهِ

*"Vërtetë që ky Kur'an është fjala e Allahut – të Lartë Madhërishëm – andaj vendosni atë në vëndin e tij."*[81]

El-Lalekaij (v. 418h) pasi që i përmendi emrat e dijetarëve të *Selefëve* nga qytetet dhe vendet e ndryshme, tha:

قَالُوا كُلُّهُمْ: الْقُرْآنُ كَلَامُ اللهِ غَيْرُ مَخْلُوقٍ , وَمَنْ قَالَ مَخْلُوقٌ فَهُوَ كَافِرٌ. فَهَؤُلَاءِ خَمْسُ مِائَةٍ وَخَمْسُونَ نَفْسًا أَوْ أَكْثَرُ مِنَ التَّابِعِينَ وَأَتْبَاعِ التَّابِعِينَ وَالْأَئِمَّةِ الْمَرْضِيِّينَ سِوَى الصَّحَابَةِ الْخَيِّرِينَ عَلَى اخْتِلَافِ الْأَعْصَارِ وَمُضِيِّ السِّنِينَ وَالْأَعْوَامِ. وَفِيهِمْ نَحْوٌ مِنْ مِائَةِ إِمَامٍ مِمَّنْ أَخَذَ النَّاسُ بِقَوْلِهِمْ وَتَدَيَّنُوا بِمَذَاهِبِهِمْ , وَلَوِ اشْتَغَلْتُ بِنَقْلِ قَوْلِ الْمُحَدِّثِينَ لَبَلَغَتْ أَسْمَاؤُهُمْ أُلُوفًا كَثِيرَةً , لَكِنِّي اخْتَصَرْتُ وَحَذَفْتُ الْأَسَانِيدَ لِلِاخْتِصَارِ , وَنَقَلْتُ عَنْ هَؤُلَاءِ عَصْرًا بَعْدَ عَصْرٍ لَا يُنْكِرُ عَلَيْهِمْ مُنْكِرٌ

*"Të gjithë ata kanë thënë: 'Kur'ani është fjala e Allahut, i pa krijuar. E kushdo që thotë i krijuar ai është kafir.' E këta janë pesëqind e pesëdhjetë njerëz apo më shumë, prej tabi'inve dhe ndjekësve të tabi'inve dhe Imamve të pranuar pos Sahabëve të mirë, përkundër ndryshimit të kohëve dhe kalimit të viteve, mes tyre janë rreth njëqind Imam që njerëzit e kanë marrë fjalën e tyre dhe e kanë marrë fenë prej medh'hebit të tyre, sikur të isha ngarkuar me transmetimin e fjalëve të njerëzve të hadithit atëherë emrat e tyre do të arrinin mijërat porse unë i kam përmbledhur dhe e kam fshirë zinxhirin e transmetimit për shkak të përmbledhjes, kam transmetuar nga këta kohë pas kohe e askush nuk ka mohuar prej tyre asgjë."*[82]

Prandaj të thuash se *Kur'ani* është i krijuar është një *bidat* i neveritshëm që përmban *kufër* në Allahun në disa aspekte dhe kushdo që e pretendon këtë është *kafir*.

[80] *El-Tirmidhij, Ahmed, el-Nesaij – sahih* sipas kushteve të *Bukhariut*.
[81] *El-Radd ala el-Xhehmijjeh lil-Darimij*.
[82] *Sherh Usul el-Itikad lil-Lalekaij* 2/312.

**<u>Besimi në *kader* (caktimin e Allahut)</u>**

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

إِنَّا كُلَّ شَيْءٍ خَلَقْنَاهُ بِقَدَرٍ ﴿٤٩﴾

《 **Me të vërtetë që Ne e kemi krijuar çdo gjë me *kader*.** 》 [54:49]

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – e ka shpjeguar se si duhet të besojmë në *kader*, kur tha:

قَدَّرَ اللَّهُ الْمَقَادِيرَ قَبْلَ أَنْ يَخْلُقَ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضَ بِخَمْسِينَ أَلْفَ سَنَةٍ

***"Allahu i ka caktuar kaderet pesëdhjetë mijë vjetë para se t'i krijonte qiejt dhe tokën."***[83]

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

إِنَّ اللَّهَ وَكَّلَ بِالرَّحِمِ مَلَكًا فَقَالَ: أَيْ رَبِّ نُطْفَةٌ، أَيْ رَبِّ عَلَقَةٌ، أَيْ رَبِّ مُضْغَةٌ، فَإِذَا قَضَى اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ خَلْقَهَا قَالَ: أَيْ رَبِّ شَقِيٌّ أَوْ سَعِيدٌ ذَكَرٌ أَوْ أُنْثَى فَمَا الرِّزْقُ وَمَا الْأَجَلُ؟ فَيُكْتَبُ ذَلِكَ فِي بَطْنِ أُمِّهِ

***"Vërtet që Allahu e ka angazhuar një Melek në mitër dhe thotë: 'O Zoti im, një pikë e spermës. O Zoti im, një mpiksje e gjakut. O Zoti im, një copë mishi.' Kur Allahu – i Lartë Madhërishëm – ta përfundoi krijimin e tij, ai (*Meleku*) thotë: 'O Zoti im, i mjeruar apo i lumtur, mashkull apo femër, sa rrizku dhe sa exheli?" Ai (*i Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem –*) tha: 'Kjo shkruhet në barkun e nënës së tij."***[84]

El-Uelid ibnu Ubadeh ibnu el-Samit – *Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* – ka thënë:

أَوْصَانِي أَبِي رَحِمَهُ اللَّهُ تَعَالَى فَقَالَ يَا بُنَيَّ أُوصِيكَ أَنْ تُؤْمِنَ بِالْقَدَرِ خَيْرِهِ وَشَرِّهِ فَإِنَّكَ إِنْ لَمْ تُؤْمِنْ أَدْخَلَكَ اللَّهُ تَبَارَكَ وَتَعَالَى النَّارَ قَالَ وَسَمِعْتُ النَّبِيَّ صَلَّى اللَّهم عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ أَوَّلُ مَا خَلَقَ اللَّهُ تَبَارَكَ وَتَعَالَى الْقَلَمُ ثُمَّ قَالَ لَهُ اكْتُبْ قَالَ وَمَا أَكْتُبُ قَالَ فَاكْتُبْ مَا يَكُونُ وَمَا هُوَ كَائِنٌ إِلَى أَنْ تَقُومَ السَّاعَةُ

*"Babai im – Allahu i Lartësuar e mëshiroftë – më porositi duke thënë: 'O biri im të porosis ty që të besosh në kader, të mirën dhe të keqen e tij, sepse nëse ti nuk beson atëherë Allahu – tebarake ue teala – do të fusë në Zjarr. 'Ai tha: 'E kam dëgjuar Pejgamberin – salAllahu alejhi ue selem – duke thënë: '***Gjëja e parë që e ka krijuar Allahu – tebarake ue teala – është lapsi***

[83] *Sahih ibnu Hibban.*
[84] *Sahih Muslim.*

***pastaj i tha atij: 'Shkruaj.' Ai tha: 'E çfarë të shkruaj?' Ai tha: 'Shkruaje atë që është dhe atë që do të jetë deri kur të vijë Ora.'''***[85]

Prej asaj që e besojnë njerëzit e *Sunnetit* rreth *kaderit* është:

1. Besimi se Allahu i di të gjitha gjërat, në tërësi dhe në detaje, në çdo kohë, qoftë nëse kjo ka të bëjë me Veprat e Tij apo veprat e robërve të Tij.
2. Besimi se Allahu e ka shkruar *kaderin* në *el-Leuh el-Mahfudh* (Librin e caktimeve).
3. Besimi se çfarëdo që ndodhë – nga e mira dhe e keqja – ndodh vetëm me Vullnetin e Allahut.
4. Besimi se çdo gjë nga krijimi është i krijuar nga Allahu, ndër to janë edhe veprat e robërve ashtu siç kanë dëshmuar argumentet.

Njerëzit që shpikën besime të kota për *kaderin* u quajtën ***kaderi***, dhe prej besimeve të tyre janë:

* Mohimi që Allahu ka dije të paraprirë për çdo gjë dhe pretendimi se Allahu nuk e di atë që do të ndodhë derisa të ndodhë, duke përfshirë veprat e robit. Kushdo që e thotë këtë është *kafir* për shkak të mohimit të *kaderit* të Allahut.

* Se veprat e robërve i krijon vetë robi dhe jo Allahu. Kushdo që e thotë këtë është *kafir* për shkak të cilësimit të robërve me cilësinë e krijimit.

* Mohimi që Allahu e ka caktuar atë që është e keqe dhe se Ai e ka caktuar vetëm të mirën. Kushdo që e thotë këtë është *kafir* për shkak të mohimit të një pjese të *kaderit*.

* Pastaj ishin ata që nuk e mohuan asnjërën nga katër shtyllat e *kaderit* por për shkak të dëshirës për ta lartësuar Allahun ata u përmbaheshin nga thënia që: "*Një person bën zina, vjedh dhe konsumon alkool me kader (d.m.th. sipas asaj që Allahu e ka paracaktuar për të).*" Kushdo që përmbahet nga thënia e kësaj është *bidatçi*.

Disa njerëz – si kundërpërgjigje ndaj *kaderive* – kanë thënë se veprat e robit nuk i atribuohen madje as robit dhe se ai nuk ka vullnet në këtë porse veprat e robërve i atribuohen Allahut. Këta janë ***xhebritë*** dhe kjo thënie është *kufër* i qartë.

Ndërsa njerëzit e *Sunnetit* janë në mes të dy ekstremeve. *Ehli Sunneti* nuk e mohon vullnetin e robit; porse vullneti ekziston i nënshtruar ndaj *kaderit* dhe Vullnetit të Allahut – *të Lartësuar*

[85] *Ebu Davud, Ahmed, el-Tirmidhij*; me një ndryshim të vogël – *sahih*.

–. Çfarëdo që dëshiron Allahu atëherë ajo do të ndodh dhe çfarëdo që Ai nuk dëshiron atëherë ajo nuk do të ndodhë kurrë.

وَمَا تَشَاءُونَ إِلَّا أَن يَشَاءَ اللَّهُ رَبُّ الْعَالَمِينَ ﴿٢٩﴾

《 **E ju nuk do të dëshironi pos nëse do Allahu, Zoti i gjithë botëve.** 》 [81:29]

Me të vërtetë që kuptimi i saktë i kësaj çështje është shpjeguar në transmetimet e *Selefëve*.

Abdullah ibnu Umer – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

قَالَ عُمَرُ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ: يَا رَسُولَ اللَّهِ أَرَأَيْتَ مَا نَعْمَلُ فِيهِ أَفِي أَمْرٍ قَدْ فُرِغَ مِنْهُ، أَوْ أَمْرٍ مُبْتَدَإٍ أَوْ مُبْتَدَعٍ؟ قَالَ: «فِيمَا قَدْ فُرِغَ مِنْهُ، فَاعْمَلْ يَا ابْنَ الْخَطَّابِ فَإِنَّ كُلًّا مُيَسَّرٌ، أَمَّا مَنْ كَانَ مِنْ أَهْلِ السَّعَادَةِ فَإِنَّهُ يَعْمَلُ لِلسَّعَادَةِ، وَأَمَّا مَنْ كَانَ مِنْ أَهْلِ الشَّقَاءِ فَإِنَّهُ يَعْمَلُ لِلشَّقَاءِ»

*"Umeri – Allahu qoftë i kënaqur prej tij – ka thënë: 'O i Dërguari i Allahut, a e sheh atë që e veprojmë, a është ajo një çështje e caktuar (me kader) apo një çështje e filluar apo një çështje e shpikur?' Ai tha: '**Është çështje e caktuar (**me kader**). Puno o biri el-Khattab sepse secilit do t'i lehtësohet (**ajo e cila i është caktuar atij**). Sa i përket atij që është nga njerëzit e lumtur atëherë ai do të punojë për lumturinë ndërsa sa i përket atij që është nga njerëzit e mjeruar atëherë ai do të punojë për mjerimin.**"*[86]

Ebu Jahja el-Araxh (v. rreth vitit 80h) miku i ibnu Ifra – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

أَتَيْتُ ابْنَ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا، وَمَعِي رَجُلَانِ مِنَ الَّذِينَ يَذْكُرُونَ الْقَدَرَ أَوْ يُنْكِرُونَهُ، فَقُلْتُ: يَا ابْنَ عَبَّاسٍ، مَا تَقُولُ فِي الْقَدَرِ لَوْ أَنَّ هَؤُلَاءِ أَتَوْكَ يَسْأَلُونَكَ؟ وَقَالَ إِسْمَاعِيلُ مَرَّةً يَسْأَلُونَكَ عَنِ الْقَدَرِ إِنْ زَنَا وَإِنْ سَرَقَ أَوْ شَرِبَ الْخَمْرَ، فَحَسَرَ قَمِيصَهُ حَتَّى أَخْرَجَ مَنْكِبَهُ، وَقَالَ: «يَا أَبَا يَحْيَى لَعَلَّكَ مِنَ الَّذِينَ يُنْكِرُونَ الْقَدَرَ وَيُكَذِّبُونَ بِهِ، وَاللَّهِ لَوْ أَنِّي أَعْلَمُ أَنَّكَ مِنْهُمْ أَوْ هَذَيْنِ مَعَكَ لَجَاهَدْتُكُمْ، إِنْ زَنَا فَبِقَدَرٍ، وَإِنْ سَرَقَ فَبِقَدَرٍ، وَإِنْ شَرِبَ الْخَمْرَ فَبِقَدَرٍ»

*"Shkova te ibnu Abbasi – Allahu qoftë i kënaqur prej tyre – e së bashku me mua ishin dy njerëz prej atyre që e përmendin kaderin apo e mohojnë atë dhe thashë: 'O ibnu Abbas, çfarë thua për kaderin sepse këta kanë ardhur të të pyesin?' Ismaili një herë ka thënë: '(Kanë ardhur) të të pyesin për kaderin, nëse dikush bën zina apo vjedh apo e pi alkoolin (a është me kader)?' 'Ai (ibnu Abbasi) e tërhoqi këmishën derisa i nxorri shpatullat e tij dhe tha: 'O Ebu Jahja, ndoshta ti je prej atyre që e mohojnë kaderin apo e përgënjeshtrojnë atë, pasha Allahun, sikur ta dija që ti je prej tyre apo këta të*

---

[86] *Sahih el-Tirmidhij.*

*dy me ty do t'ju luftoja. Nëse dikush bën zina atëherë me kader, nëse vjedh atëherë me kader dhe nëse e pi alkoolin atëherë me kader.'"*[87]

Andaj, ka disa gjëra për të cilat duhet të kihet kujdes kur bëhet fjalë për *kaderin* e Allahut. E para dhe më e rëndësishmja është se Allahu është i Drejtë dhe Ai nuk i bën padrejtësi askujt, kësisoj çdo kush që hynë në Zjarr atëherë kjo do të jetë e arsyeshme dhe e merituar, dhe vetëm pasi që Allahu t'u ketë dërguar atyre të Dërguar dhe Pejgamberë për t'i paralajmëruar nga dënimi i Allahut dhe t'i informojnë ata për atë që është obligim dhe për atë që është e ndaluar për ta vepruar.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

فَرِيقًا هَدَىٰ وَفَرِيقًا حَقَّ عَلَيْهِمُ الضَّلَالَةُ ۗ إِنَّهُمُ اتَّخَذُوا الشَّيَاطِينَ أَوْلِيَاءَ مِن دُونِ اللَّهِ وَيَحْسَبُونَ أَنَّهُم مُّهْتَدُونَ



《 **Një grup Ai e udhëzoi dhe për një grup devijimi u bë realitet. Ata zgjodhën shejtanët për mbrojtës e ndihmës në vend të Allahut, duke menduar në këtë mënyrë se janë të udhëzuar.** 》 [7:30]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

وَمَا كُنَّا مُعَذِّبِينَ حَتَّىٰ نَبْعَثَ رَسُولًا ﴿١٥﴾

《 **... dhe Ne nuk ndëshkojmë (**askënd**) para se Ne të dërgojmë një të Dërguar (**që të paralajmërojë**).** 》 [17:15]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

وَوُضِعَ الْكِتَابُ فَتَرَى الْمُجْرِمِينَ مُشْفِقِينَ مِمَّا فِيهِ وَيَقُولُونَ يَا وَيْلَتَنَا مَالِ هَٰذَا الْكِتَابِ لَا يُغَادِرُ صَغِيرَةً وَلَا كَبِيرَةً إِلَّا أَحْصَاهَا ۚ وَوَجَدُوا مَا عَمِلُوا حَاضِرًا ۗ وَلَا يَظْلِمُ رَبُّكَ أَحَدًا ﴿٤٩﴾

《 **E libri (**i veprave**) do të vendoset. E do t'i shohësh kriminelët të frikësuar prej asaj që është në të dhe do të thonë: "Mjerë ne! Ç'lloj libri është ky që nuk lënë asgjë të vogël e të madhe përveç se e ka numëruar." Dhe ata do të gjejnë gjithçka që ata e vepruan (**prej veprave**) të pranishme (**në të**) dhe Zoti yt nuk i bën padrejtësi askujt.** 》 [18:49]

[87] *Kitab el-Sunneh liAbdullah.*

Ne si robër nuk mund ta kuptojmë plotësisht *kaderin* e Allahut, pavarësisht nga kjo, ende është obligim të besosh në *kaderin* dhe është rreptësisht e ndaluar të bësh pyetje me "si?" dhe "pse?" kur bëhet fjalë për çështjet e *kaderit* të Allahut, kjo është për shkak se *kaderi* është ndër sekretet e Allahut, e dyshimi apo mohimi i diçkaje prej tij vetëm e çon robin në devijim.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

لَا يُسْأَلُ عَمَّا يَفْعَلُ وَهُمْ يُسْأَلُونَ ﴿٢٣﴾

《 **Ai (**Allahu**) nuk pyetet për atë që Ai e bën, ndërsa ata (**robërit**) do të pyeten.** 》 [21:23]

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

لاَ يُؤْمِنُ عَبْدٌ حَتَّى يُؤْمِنَ بِالْقَدَرِ خَيْرِهِ وَشَرِّهِ

*"Nuk beson ndonjë rob derisa të besojë në kaderin, të mirën dhe të keqen e tij."*[88]

El-Berbeharij (v. 329h) ka thënë:

والكلام والجدل والخصومة في القدر خاصة منهيّ عنه عند جميع الفرق؛ لأن القدر سر الله، ونهى الرب تبارك وتعالى الأنبياء عن الكلام في القدر

*"Të folurit, debati dhe grindja rreth kaderit në veçanti është e ndaluar tek të gjitha grupet sepse kaderi është sekreti i Allahut, dhe Zoti – tebarake ue teala – i ka ndaluar Pejgamberët nga të folurit rreth kaderit."*[89]

El-Axhurrij (v. 320h) ka thënë:

لا يحسن بالمسلمين التنقير والبحث في القدر، لأن القدر سر من أسرار الله عز وجل، بل الإيمان بما جرت به المقادير من خير أو شر واجب على العباد أن يؤمنوا به، ثم لا يأمن العبد أن يبحث عن القدر فيكذب بمقادير الله الجارية على العباد، فيضل عن طريق الحق

*"Nuk është e përshtatshme që muslimanët të zhyten dhe të hulumtojnë në kader sepse kaderi është një sekret prej sekreteve të Allahut – të Lartë Madhërishëm –, porse besimi në atë që e kanë sjellë kaderet prej të mirës dhe të keqes është obligim për robërit që të besojnë në të, pastaj nuk*

[88] *Musned Imam Ahmed – sahih.*
[89] *Sherh el-Sunneh lil-Berbeharij.*

*është i sigurt robi se nëse hulumton në kader të përgënjeshtroj kaderet e Allahut, të cilat zhvillohen mbi robërit, e kështu të devijojë nga e vërteta."*[90]

[90] *El-Sheriah lil-Axhurrij* 2/702.

## Pozita e *Sahabëve*

Shokët e Muhammedit – *salAllahu alejhi ue selem* – janë njerëzit më të mirë që kanë ecur në sipërfaqen e tokës pas Pejgamberëve – *alejhim el-selam* –. Allahu – *i Lartësuar* – i zgjodhi ata që të jenë bartës të fesë së Tij, Ai i lavdëroi ata dhe i miratoi ata në *Kur'an*. Prandaj, besimi i saktë lidhur me ta është që t'i çmosh ata dhe të dëshmosh për ta atë që Allahu dhe i Dërguari i Tij – *salAllahu alejhi ue selem* – kanë dëshmuar për ta për nivel të lartë dhe të përsosmëris, dhe të mos të flasësh keq për ta apo të mos përmendësh gabimet e tyre.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

وَالسَّابِقُونَ الْأَوَّلُونَ مِنَ الْمُهَاجِرِينَ وَالْأَنصَارِ وَالَّذِينَ اتَّبَعُوهُم بِإِحْسَانٍ رَّضِيَ اللَّهُ عَنْهُمْ وَرَضُوا عَنْهُ وَأَعَدَّ لَهُمْ جَنَّاتٍ تَجْرِي تَحْتَهَا الْأَنْهَارُ خَالِدِينَ فِيهَا أَبَدًا ۚ ذَٰلِكَ الْفَوْزُ الْعَظِيمُ ﴿١٠٠﴾

《 **Të parët që paraprinë (**në iman**) nga *muhaxhirët* (**besimtarët që u shpërngulën nga Meka në Medinë**) dhe *ensarët* (**besimtarët e Medinës që i strehuan dhe i ndihmuan ata**) edhe ata të cilët i ndoqën në mirësi ata, Allahu është i kënaqur me ta dhe ata janë të kënaqur me Të. Ai ka përgatitur për ta Xhenete nën të cilat rrjedhin lumenj që të banojnë përgjithmonë aty. Ky është ngadhënjimi madhështor.** 》 [9:100]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

مُّحَمَّدٌ رَّسُولُ اللَّهِ ۚ وَالَّذِينَ مَعَهُ أَشِدَّاءُ عَلَى الْكُفَّارِ رُحَمَاءُ بَيْنَهُمْ ۖ تَرَاهُمْ رُكَّعًا سُجَّدًا يَبْتَغُونَ فَضْلًا مِّنَ اللَّهِ وَرِضْوَانًا ۖ سِيمَاهُمْ فِي وُجُوهِهِم مِّنْ أَثَرِ السُّجُودِ ۚ ذَٰلِكَ مَثَلُهُمْ فِي التَّوْرَاةِ ۚ وَمَثَلُهُمْ فِي الْإِنجِيلِ كَزَرْعٍ أَخْرَجَ شَطْأَهُ فَآزَرَهُ فَاسْتَغْلَظَ فَاسْتَوَىٰ عَلَىٰ سُوقِهِ يُعْجِبُ الزُّرَّاعَ لِيَغِيظَ بِهِمُ الْكُفَّارَ ۗ وَعَدَ اللَّهُ الَّذِينَ آمَنُوا وَعَمِلُوا الصَّالِحَاتِ مِنْهُم مَّغْفِرَةً وَأَجْرًا عَظِيمًا ﴿٢٩﴾

《 **Muhammedi është i Dërguari i Allahut dhe ata që janë me të janë të ashpër ndaj *kafirave* dhe të mëshirshëm ndërmjet veti. I sheh ata duke rënë në *ruku* dhe duke rënë në *sexhde*, duke kërkuar mirësi nga Allahu dhe kënaqësinë (**e Tij**). Shenja e tyre është në fytyrat e tyre nga gjurmët e *sexhdes* (**gjatë faljes**). Ky është përshkrimi i tyre në *Teurat*, ndërsa shembulli i tyre në *Inxhil* përshkruhet si një farë (**e mbjellë**) e cila lëshon filizin, pastaj e forcon atë, bëhet i trashë dhe ai pastaj qëndron vetë në trungun e vet duke i mahnitur mbjellësit, që Ai t'i tërbojë *kafirat* me anë të tyre. Allahu u ka premtuar atyre të cilët besojnë dhe punojnë mirësi prej tyre, falje dhe shpërblim të madh.** 》 [48:29]

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

لا تَسُبُّوا أصْحابِي، لا تَسُبُّوا أصْحابِي، فَوالذي نَفْسِي بيَدِهِ لو أنَّ أحَدَكُمْ أنْفَقَ مِثْلَ أُحُدٍ ذَهَبًا، ما أدْرَكَ مُدَّ أحَدِهِمْ، ولا نَصِيفَهُ.

***"Mos i shani Sahabët e mi, mos i shani Sahabët e mi se pasha Atë që në Dorën e Tij është shpirti im sikur ndokush prej jush do të shpenzonte ar sa kodra e Uhudit nuk do të arrinte një mudd të ndonjërit prej tyre e as gjysmën e tij."***[91]

Ibnu Bettah (v. 387h) ka transmetuar *ixhma* për mos përmendjen e diçkaje negative që ka ndodhur mes *Sahabëve*, dhe duke dëshmuar virtytet dhe veprat e tyre të mira:

ومن بعد ذلك نكف عما شجر بين أصحاب رسول الله – صلى الله عليه وسلم – فقد شهدوا المشاهد معه، وسبقوا الناس بالفضل فقد غفر الله لهم وأمرك بالاستغفار لهم والتقرب إليه بمحبتهم وفرض ذلك على لسان نبيه وهو يعلم ما سيكون منهم وأنهم سيقتتلون وإنما فضلوا على سائر الخلق لأن الخطأ والعمد قد وضع عنهم وكل ما شجر بينهم مغفور لهم ولا تنظر في كتاب صفين والجمل ووقعة الدار وسائر المنازعات التي جرت بينهم ولا تكتبه لنفسك ولا لغيرك ولا تروه عن أحد ولا تقرأه على غيرك ولا تسمعه ممن يرويه فعلى ذلك اتفق سادات علماء هذه الأمة من النهي عما وصفناه منهم: حماد بن زيد ويونس بن عبيد وسفيان الثوري وسفيان بن عيينة وعبدالله بن إدريس ومالك بن أنس وابن أبي ذئب وابن المنكدر وابن المبارك وشعيب بن حرب وأبو إسحاق الفزاري ويوسف بن أسباط وأحمد بن حنبل وبشر بن الحارث وعبدالوهاب الوراق.كل هؤلاء قد رأوا: النهي عنها والنظر فيها والاستماع إليها وحذروا من طلبها والاهتمام بجمعها.

*"Pas kësaj ne përmbahemi nga ajo që ka ndodhur mes Sahabëve të të Dërguarit të Allahut – salAllahu alejhi ue selem –, sepse ata i dëshmuan luftërat me të dhe ata i kanë paraprirë njerëzit në vlerë, vërtet që Allahu i ka falur ata, dhe të ka urdhëruar ty me kërkim të faljes për ta, dhe kërkimin e afërsis tek Ai me dashurinë ndaj tyre. Ai (Allahu) e ka bërë farz këtë në gjuhën e Pejgamberit të Tij duke e ditur se çfarë do të ndodh mes tyre dhe se ata do të luftojnë mes vete. Ata u vlerësuan mbi të gjithë krijimin sepse gabimi dhe bërja me qëllim është larguar prej tyre dhe çdo gjë që ka ndodhur mes tyre u është falur. Mos shiko në librën e Sifinit, Xhemelit, Uakah el-Dar dhe në të gjitha mospajtimet që kanë ndodhur mes tyre, mos e shkruaj atë për veten tënde e as për dikë tjetër, mos e transmeto atë për dikë e as mos ua lexo atë të tjerëve dhe mos e dëgjo nga ai që e transmeton atë. Mbi këtë janë pajtuar udhëheqësit e dijetarëve të këtij Ummeti, për ndalimin e asaj që e përshkruam, prej tyre janë: Hammad ibnu Zejd, Junus ibnu Ubejd, Sufjan el-Theurij, Sufjan ibnu Ujejneh, Abdullah ibnu Idris, Malik ibnu Enes, ibnu ebi Dhi'b, ibnu el-Munkedir, ibnu el-Mubarak, Shuajb ibnu Harb, Ebu Is'hak el-Fezarij, Jusuf ibnu Esbat, Ahmed ibnu Hanbel, Bishr ibnu el-Harith*

[91]*Sahih Muslim.*

*dhe Abdul-Uehhab el-Uerrak, që të gjithë këta kanë besuar në ndalimin e transmetimit të saj, shikimin në të, dëgjimin e saj dhe kanë paralajmëruar nga kërkimi dhe grumbullimi i saj."*[92]

Sa i përket se kush është më i miri në mesin e *Sahabëve – Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* – atëherë më i miri prej tyre është Ebu Bekri pastaj Umeri pastaj Uthmani – *Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* – sipas *hadithit* të ibnu Umerit – *Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* –, i cili ka thënë:

كُنَّا نَعُدُّ وَرَسُولُ اللَّهِ ﷺ حَيٌّ وَأَصْحَابُهُ مُتَوَافِرُونَ أَبُو بَكْرٍ ثُمَّ عُمَرُ ثُمَّ عُثْمَانُ ثُمَّ نَسْكُتُ

*"Ne i konsideronim (për më të mirët), ndërsa i Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem – ishte gjallë dhe shokët e Tij ishin shumë, Ebu Bekrin pastaj Umerin pastaj Uthmanin pastaj kemi heshtur."*[93]

Këta të tre së bashku me Alijun – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – janë *el-Khulefa el-Rashidin* (kalifet e udhëzuara drejtë).

Pastaj vijnë dhjetë të tjerët të cilëve u është dhënë përgëzimi me *Xhenet* nga Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – kur tha:

عشَرةٌ في الجنَّةِ : أبو بكرٍ في الجنَّةِ وعُمَرُ في الجنَّةِ وعُثمانُ في الجنَّةِ وعليٌّ في الجنَّةِ والزُّبيرُ في الجنَّةِ وطَلحةُ في الجنَّةِ وابنُ عوفٍ في الجنَّةِ وسعدٌ في الجنَّةِ وسعيدُ بنُ زيدٍ في الجنَّةِ وأبو عُبَيدةَ بنُ الجرَّاحِ في الجنَّةِ

***"Dhjetë janë në Xhenet: Ebu Bekri është në Xhenet. Umeri është në Xhenet. Uthmani është në Xhenet. Aliju është në Xhenet. El-Zubejri është në Xhenet. Talhah është në Xhenet. (**Abdur-Rahman**) Ibnu Aufi është në Xhenet. Sadi (**ibnu ebi Uekkas**) është në Xhenet. Seid ibnu Zejdi është në Xhenet. Ebu Ubejdeh ibnu el-Xherrah është në Xhenet."***[94]

Pastaj në përgjithësi *Muhaxhirët* – të cilët ishin ata që emigruan me Pejgamberin, *salAllahu alejhi ue selem*, nga Mekja në Medine – dhe *Ensarët*, të cilët ishin banorët e Medines që i pranuan dhe i dhanë mbështetje Pejgamberit – *salAllahu alejhi ue selem* – dhe Islamit, *Allahu qoftë i kënaqur prej të gjithë atyre*.

Ata që janë kundër këtyre bazave janë ***shijat*** dhe ***rafidit***, ndër besimet e tyre të shpikura devijuese janë:

---

[92] *El-Ibaneh el-Sugra libnu Bettah*.
[93] *Tekhrixh el-Musned*. Zinxhiri i transmetimit është *sahih* sipas kushteve të Muslimit.
[94] *Sahih ibnu Hibban*.

* Besimi se Aliju ishte më i mirë se Uthmani. Këta njerëz kanë rënë në një *bidat*.

* Urrejtja dhe sharja e *Sahabëve – Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* – e të Dërguarit të Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* –. Këta njerëz janë *kafira* për shkak të sharjes së njerëzve të cilët Allahu i zgjodhi që të mbajnë Mesazhin e Tij, të cilëve Ai u dha vulën e miratimit dhe me të cilët Ai është i kënaqur.

* Cilësimi i familjes së Pejgamberit – *salAllahu alejhi ue selem* – me cilësi hyjnore dhe përshkimi i tyre si partnerë me Allahun në adhurim, prej tyre janë:

- Ata që e lusin apo kërkojnë ndihmë nga Aliju, Fatimja, Husejni – *Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* – dhe të tjerë.
- Ata që pretendojnë se 12 imamët e tyre kanë dije për *gajbin* apo që mund të rregullojnë apo të kenë ndikim në punët e krijesave.

* Ata që pretendojnë se mungojnë disa pjesë të *Kur'anit* apo që *Kur'ani* është zëvendësuar apo që është ndryshuar apo të ngjashme me këto. Këta njerëz janë *kafira*.

* Disa pretendojnë se ata që erdhën më vonë kanë më shumë dije dhe kuptim në fe sesa *Sahabët* dhe dijetarët e *Selefëve*.

* Disa pretendojnë se Xhibrili – *alejhi el-selam* – ka gabuar që ia solli mesazhin dhe pejgamberinë Muhammedit– *salAllahu alejhi ue selem* –. Këta janë *kafira*.

Ibnu Abbasi – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

كُنْتُ عندَ النَّبيِّ صلَّى اللهُ عليه وسلَّم وعندَه عليٌّ فقال النَّبيُّ صلَّى اللهُ عليه وسلَّم يا عليُّ سيكونُ في أمَّتي قومٌ ينتَحِلونَ حبَّ أهلِ البيتِ لهم نَبْزٌ يُسمَّونَ الرَّافضةَ قاتِلُوهم فإنَّهم مشرِكونَ

*"Isha me të Dërguarin e Allahut – salAllahu alejhi ue selem – dhe me të ishte Aliju. Pejgamberi – salAllahu alejhi ue selem – tha: '**O Alij. Në Ummetin tim do të ketë disa njerëz që do të pretendojnë se kanë dashuri për Ehli Bejtin (**familjen e Pejgamberit – salAllahu alejhi ue selem –**), ata kanë një pseudonim dhe do të quhen rafidi. Vriti ata sepse ata janë idhujtarë (**mushrik**).**'"*[95]

Gjithashtu Aliju – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

سيكون بعدنا قوم ينتحلون مودتنا، يكذبون علينا، مارقة، آية ذلك، أنهم يسبون أبا بكر وعمر

[95] *Mexhma el-Zeuaid*. Zinxhiri i transmetimit është i mirë.

*"Pas nesh do të ketë disa njerëz që do të pretendojnë se kanë dashuri për ne, ata gënjejnë ndaj nesh, (ata janë) marikah (d.m.th. njerëz që kanë dalë nga Islami). Shenja e kësaj është se ata e shajnë Ebu Bekrin dhe Umerin."*[96]

[96] *Sherh Usul el-Itikad lil-Lalekaij.*

## ***Imani* është në fjalë dhe vepra, rritet dhe zvogëlohet**

Njerëzit e *Sunnetit* e ndajnë *imanin* në fjalë dhe vepër[97], dhe se *imani* i robit rritet kur ai bën vepra të mira dhe zvogëlohet kur ai bën mëkate.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

الَّذِينَ قَالَ لَهُمُ النَّاسُ إِنَّ النَّاسَ قَدْ جَمَعُوا لَكُمْ فَاخْشَوْهُمْ فَزَادَهُمْ إِيمَانًا وَقَالُوا حَسْبُنَا اللَّهُ وَنِعْمَ الْوَكِيلُ



**《 Të cilëve njerëzit u thanë: "Vërtet, njerëzit janë grumbulluar kundër jush, kështu që frikësojuni atyre", kjo në të vërtetë vetëm u shtoi *imanin* dhe thanë: "Allahu na mjafton neve dhe sa Rregullues i Mirë (**i punëve**) që është." 》** [3:173]

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

الإيمانُ بِضْعٌ وسَبْعُونَ، أوْ بضْعٌ وسِتُّونَ، شُعْبَةً، فأفْضَلُها قَوْلُ لا إلَهَ إلَّا اللَّهُ، وأَدْناها إماطَةُ الأذَى عَنِ الطَّرِيقِ، والْحَياءُ شُعْبَةٌ مِنَ الإيمانِ.

***"Imani është gjashtëdhjetë e disa apo shtatëdhjetë e disa shkallë. Më e mira e tij është la ilahe illAllah dhe më e ulta e tij është largimi i dëmit nga rruga, edhe turpi është degë e imanit."***[98]

Gjithashtu Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

أَكْمَلُ المؤمِنِينَ إِيمَاناً أَحسَنُهُم خُلُقاً، وخيارُكم خِيَارُكُمْ لِنِسَائِهِمْ

***"Besimtarët me imanin më të plotë janë ata me sjelljen më të mirë, dhe më të mirët prej jush janë më të mirët me gratë e tyre."***[99]

Xhundub ibnu Abdullah – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

كُنَّا معَ النَّبِيِّ – صلَّى اللَّهُ عليهِ وعلى آلِهِ وسلَّمَ – ونحنُ فتيانٌ حَزاوِرَةٌ ، فتعلَّمنا الإيمانَ قبلَ أن نتعَلَّمَ القرآنَ ثمَّ تعلَّمنا القرآنَ فازدَدنا بِهِ إيمانًا

[97] Kur *Selefët* kanë thënë se *imani* është në fjalë dhe vepër atëherë ata e kanë pasur për qëllim: fjalët e zemrës dhe të gjuhës dhe veprat e zemrës dhe të gjymtyrëve. Fjalët e zemrës janë besimi dhe bindja ndërsa veprat e zemrës janë si shpresa, frika, dashuria etj. E sa i përket fjalëve të gjuhës dhe veprave të gjymtyrëve atëherë kjo është e qartë.

[98] *Sahih Muslimi*; dhe shumë të tjerë.

[99] *Ahmed, el-Tirmidhij, EbuDavudi – hasen sahih.*

*"Ishim me të Dërguarin e Allahut – salAllahu alejhi ue selem –, dhe ishim të ri, e mësonim imanin pastaj e mësonim Kur'anin dhe me të e shtuam imanin."*[100]

Abdullah ibnu Mesudi – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – e bënte lutjen:

اللَّهُمَّ زِدْنَا إِيمَانًا وَيَقِينًا وَفِقْهًا

*"O Allah, shtona imanin, bindjen dhe kuptimin."*[101]

Këto transmetime – edhe shumë e shumë të tjera – të gjitha argumentojnë për faktin se veprat janë pjesë e *imanit*, dhe se *imani* rritet dhe zvogëlohet.

Një grup i devijuar, i quajtur ***Murxhi***, e kanë shpikur pretendimin se veprat e gjymtyrëve nuk hyjnë në *iman*, që nënkupton se kushdo që beson me zemrën e tij dhe dëshmon për *imanin* me fjalë atëherë ai ka *iman* të plotë dhe mëkatet nuk e dëmtojnë *imanin* e tij. **Me këtë ata ia hapën *Ummetit* derën e mëkatimit** sepse sipas pretendimit të tyre mëkatet nuk kanë asnjë pasojë në plotësinë e *imanit*. *Selefët* i janë kundërpërgjigjur, dhe nuk janë pajtuar me pretendimin e *murxhive*, ata kanë paralajmëruar kundër tyre dhe i kanë konsideruar si *bidatçi*.

Abdullah ibnu Ahmed ibnu Hanbel (v. 290h) ka transmetuar:

حَدَّثَنِي سُوَيْدُ بْنُ سَعِيدٍ، نا عَبْدُ اللَّهِ بْنُ مَيْمُونٍ، قَالَ: سَمِعْتُ ابْنَ مُجَاهِدٍ، قَالَ: كُنْتُ عِنْدَ عَطَاءِ بْنِ أَبِي رَبَاحٍ فَجَاءَ ابْنُهُ يَعْقُوبُ، فَقَالَ: يَا أَبَتَاهُ إِنَّ أَصْحَابًا لَنَا يَزْعُمُونَ أَنَّ إِيمَانَهُمْ كَإِيمَانِ جِبْرِيلَ عَلَيْهِ السَّلَامُ، فَقَالَ: «يَا بُنَيَّ كَذَبُوا لَيْسَ إِيمَانُ مَنْ أَطَاعَ اللَّهَ عَزَّ وَجَلَّ كَإِيمَانِ مَنْ عَصَى اللَّهَ تَعَالَى»

*"Më ka treguar Sujed ibnu Seid (duke thënë): Na ka treguar Abdullah ibnu Mejmun i cili ka thënë: E kam dëgjuar ibnu Muxhahidin duke thënë: 'Isha me Ata ibnu Ebu Rabah dhe erdhi djali i tij Jakubi, e tha: 'O babai im, vërtet që disa nga shokët tanë po pretendojnë se imani i tyre është sikurse imani i Xhibrilit – alejhi el-selam.' Ai (Ata ibnu Ebu Rabah) tha: 'O djali im, ata kanë gënjyer, nuk është imani i atij që i bindet Allahut – të Lartë Madhërishëm – sikurse imani i atij që nuk i bindet Allahut – të Lartësuar –.'''*[102]

Fudejl ibnu Ijadi (v. 187h) ka thënë:

[100] *Ibnu Maxheh – sahih.*
[101] *El-Sheriah lil-Axhurrij* 7/262.
[102] *Kitab el-Sunneh liAbdullah.*

أَصْلُ الْإِيمَانِ عِنْدَنَا وَفَرْعُهُ بَعْدَ الشَّهَادَةِ وَالتَّوْحِيدِ وَبَعْدَ الشَّهَادَةِ لِلنَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ بِالْبَلَاغِ وَبَعْدَ أَدَاءِ الْفَرَائِضِ صِدْقُ الْحَدِيثِ، وَحِفْظُ الْأَمَانَةِ، وَتَرْكُ الْخِيَانَةِ، وَالْوَفَاءُ بِالْعَهْدِ، وَصِلَةُ الرَّحِمِ، وَالنَّصِيحَةُ لِجَمِيعِ الْمُسْلِمِينَ، وَالرَّحْمَةُ لِلنَّاسِ عَامَّةً

*"Baza e imanit tek ne dhe degët e tij pas Shehadetit, Teuhidit dhe pas dëshmisë se Pejgamberi – salAllahu alejhi ue selem – e përçoj mesazhin dhe pas kryerjes së farzëve është thënia e të vërtetës, mbajtja e amanetit, braktisja e tradhtisë, përmbushja e premtimit, mbajtja e lidhjëve farefisnore, këshillimi i të gjithë muslimanëve dhe të qenurit i mëshirshëm me njerëzit në përgjithësi."*[103]

Pra, besimi i *Selefëve* është në përputhje me *Kur'anin* dhe *Sunnetin*, që konstatojnë se të gjitha veprat e gjymtyrëve hyjnë në *iman*.

***Xhehmitë*** shkuan edhe më tepër në devijim, kur pretenduan se *imani* thjeshtë është dija apo pranimi me zemër, pa fjalë apo pa vepra të dukshme. *Selefët* i shpallën ata *kafira* për këtë, për shkak të pretendimit se kushdo që e shanë Allahun apo bie në ndonjë asgjësues nga asgjësuesit e Islamit, edhe nëse e merr gjykimin e *kafirit* në dynja atëherë ai akoma mund të jetë besimtar tek Allahu për shkak të *imanit* në zemrën e tij, kjo e bën të domosdoshme që çifutët, të krishterët madje edhe iblisi, që të gjithë të jenë besimtarë.

Ueki ibnu el-Xherrah (v. 197h) ka thënë:

قَدْ قَالَتِ الْمُرْجِئَةُ: الْإِقْرَارُ بِمَا جَاءَ مِنْ عِنْدِ اللَّهِ عَزَّ وَجَلَّ يُجْزِئُ مِنَ الْعَمَلِ، وَقَالَتِ الْجَهْمِيَّةُ الْمَعْرِفَةُ بِالْقَلْبِ بِمَا جَاءَ مِنْ عِنْدِ اللَّهِ يُجْزِئُ مِنَ الْقَوْلِ وَالْعَمَلِ وَهَذَا كُفْرٌ

*"Vërtet që murxhitë kanë thënë: 'Pohimi (me zemër dhe gjuhë) i asaj që ka ardhur nga Allahu – i Lartë Madhërishëm – mjafton prej veprës.' Ndërsa xhehmitë thanë: 'Dija me zemër për atë që ka ardhur nga Allahu mjafton prej fjalës dhe veprës.' Dhe kjo është kufër."*[104]

Harb ibnu Ismail el-Kermanij (v. 280h) ka thënë:

ومن زعم إن المعرفة تنفع في القلب و إن لم يتكلم بها فهو جهمي

*"Kushdo që pretendon se dija (apo njohja) me zemër bën dobi edhe nëse nuk flet me të atëherë i tilli është xhehmij."*[105]

---

[103] Po aty.
[104] Po aty.
[105] *Kitab el-Sunneh lil-Kermanij.*

Vërtet Selefët janë pajtuar për kufrin e *xhehmive*.

Bidati i *murxhive* – domethënë përjashtimi i veprave të gjymtyrëve nga *imani* – është pika fillestare e shumë *bidateve* sikurse do të qartësohet.

**<u>Ai që e lë namazin është *kafir*</u>**

Si pasojë e thënies së *murxhieve* – se veprat e gjymtyrëve nuk janë nga *imani* – këta *bidatçi* nuk e bënin *tekfir* lënësin e namazit. Dijetarët e kanë futur çështjen e *tekfirit* të lënësit të namazit në bazat e *Sunnetit* për shkak të argumenteve të qarta që janë transmetuar për të, ndërsa *bidatçitë* janë larguar nga to.

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

ليسَ بينَ العبدِ والشِّرك إلَّا تركُ الصَّلاةِ فإذا تَرَكَها فقد أشرَكَ

***"Nuk ka diçka që është mes robit dhe shirkut përveç lënies së namazit, nëse e lë atë atëherë ai vërtetë ka bërë shirk."***[106]

Gjithashtu ai – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

إِنَّ الْعَهْدَ الَّذِي بَيْنَنَا وَبَيْنَهُمُ الصَّلاَةُ فَمَنْ تَرَكَهَا فَقَدْ كَفَرَ

***"Marrëveshja që është mes nesh dhe mes atyre është namazi. Kushdo që e lë atë ka bërë kufër."***[107]

Gjithashtu është transmetuar me një zinxhir të mirë të transmetimit:

عن مجاهد أبي الحجاج أنه سأل جابر بن عبد الله رضي الله عنه : ما كان يفرق بين الكفر والإيمان عندكم في عهد رسول الله صلى الله عليه وسلم ؟ فقال : الصلاة

*"Nga Muxhahid Ebu el-Haxhaxh se e ka pyetur Xhabir ibnu Abdullah – Allahu qoftë i kënaqur prej tij –: 'Çfarë e ka bërë dallimin mes kufrit dhe imanit tek ju në kohën e të Dërguarit të Allahut – salAllahu alejhi ue selem –?' Ai ka thënë: 'Namazi.'"*[108]

Ebu Hurajrah – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

---

[106] *Sahih ibnu Maxheh.*
[107] *El-Tirmidhij, Ahmed, ibnu Hibban, el-Nesaij – sahih.*
[108] *Sherh Usul el-Itikad Ehlu el-Sunneh ue el-Xhemeah lil-Lelakaij* 4/829.

كان أصحاب رسول الله صلى الله عليه وسلم لا يرون شيئا من الأعمال تركه كفرا غير الصلاة

*"Shokët e të Dërguarit të Allahut nuk kanë parë diçka prej veprave që lënia e tij është kufër pos namazit."*[109]

Ejjub el-Sikhtijanij (v. 131h) ka thënë:

تَرْكُ الصلاة كُفْر، لا يُختلَفُ فيه

*"Lënia e namazit është kufër, nuk ka mospajtim për të."*[110]

Is'hak ibnu Rahujeh (v. 238h) ka thënë:

قد صح عن رسول الله صلى الله عليه وسلم أن تارك الصلاة كافر، وكذلك كان رأي أهل العلم من لدن النبي صلى الله عليه وسلم إلى يومنا هذا أن تارك الصلاة عمدا من غير عذر حتى يذهب وقتها كافر.

*"Është transmetuar saktë prej të Dërguarit të Allahut – salAllahu alejhi ue selem – që lënësi i namazit është kafir, kështu ka qenë edhe mendimi i njerëzve të dijes që nga Pejgamberi – salAllahu alejhi ue selem – e deri në këtë ditën tonë, që lënësi i namazit me qëllim pa ndonjë arsyetim derisa t'i kalon koha është kafir."*[111]

El-Hasen el-Basriju (v. 110h) ka thënë:

بلغني أن أصحاب رسول الله صلى الله عليه وسلم كانوا يقولون: بين العبد وبين أن يشرك فيكفر أن يدع الصلاة من غير عذر

*"Më ka arritur se shokët e të Dërguarit të Allahut – salAllahu alejhi ue selem – thoshin: 'Mes robit dhe mes bërjes së shirkut, ku ai (me këtë) bënë kufër, është që ta lë namazin pa ndonjë arsye.'"*[112]

Gjithashtu Imam Ahmedi (v. 241h) ka thënë:

وَلَيْسَ مِنْ اَلْأَعْمَالِ شَيْءٌ تَرْكُهُ كُفْرٌ إِلَّا اَلصَّلَاةُ، مَنْ تَرَكَهَا فَهُوَ كَافِرٌ.

*"Nuk ka ndonjë gjë prej veprave që lënia e saj është kufër pos namazit, kushdo që e lë atë është kafir."*[113]

---

109 *El-Hakim – sahih* sipas kushteve të Bukhariut dhe Muslimit.
110 *Tadhim kadr el-Salah lil-Meruezij.*
111 Po aty 2/929.
112 *Sherh Usul el-Itikad Ehlu el-Sunneh lil-Lelakaij.*
113 *Usul el-Sunneh lil-Imam Ahmed* – transmetimi i Abdus.

Prandaj, 'mospajtimi' i ashtuquajtur që ka ndodhur për lënësin e namazit, se nëse ai bën *kufër* apo jo nga kjo, është një mospatim që nuk ka ekzistuar në mesin e Sahabëve e të Dërguarit të Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – dhe as në mes atyre që i ndoqën ata në mirësi. Mendimi se lënësi i namazit nuk bën *kufër* dhe nuk del prej Islamit e ka bazën në *akiden* e *murxhive* dhe për këtë arsye është një *bidat* që nuk duhet të merret parasysh.

Lënësi i namazit është *kafir* dhe ai që e arsyeton atë është duke ndjekur ndonjë dyshim që buron nga *irxhaja* (besimi i *murxhive*). *Hadithet* e sakta e kanë hedhur poshtë pretendimin se lënësi i namazit është akoma musliman. Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

إنَّه يُسْتَعْمَلُ عليْكُم أُمَراءُ، فَتَعْرِفُونَ وتُنْكِرُونَ، فمَن كَرِهَ فقَدْ بَرِئَ، ومَن أنْكَرَ فقَدْ سَلِمَ، ولَكِنْ مَن رَضِيَ وتابَعَ، قالوا: يا رَسولَ اللهِ، ألا نُقاتِلُهُمْ؟ قالَ :لا، ما صَلَّوْا.

"'***Me të vërtetë që mbi ju do të caktohen disa udhëheqës, e do të pranoni (****disa nga veprat e tyre****) dhe do të refuzoni. Kushdo që i urren është i pafajshëm dhe kushdo që i mohon është i sigurt porse kushdo që është i kënaqur dhe i ndjek (****është shkatërruar****).*' *Ata thanë: 'O i Dërguari i Allahut, a duhet ti luftojmë ata?' Ai tha: '***Jo për sa kohë që ata e falin namazin.***'"[114]

Is'hak ibnu Rahujeh (v. 238h) për këtë hadith ka thënë:

وفيها هلاك المرجئة

*"Në të është shkatërrimi i murxhive."*[115]

Kjo sepse Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – e bëri namazin faktor dallues mes Islamit dhe *kufrit* në këtë jetë (për aq kohë sa njeriu nuk bie në ndonjë asgjësues të Islamit) dhe kur udhëheqësi e lë namazin atëherë atij nuk i'u nënshtrohet më, që do të thotë se ai bëhet *kafir*.

Gjithashtu Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – në një *hadith* më të gjatë rreth asaj që do të ndodhë në Ditën e Gjykimit pasi disa njerëz kanë hyrë në Xhehenem, ai ka thënë:

أَمَرَ المَلَائِكَةَ أنْ يُخْرِجُوا مِنَ النَّارِ، مَن كانَ لا يُشْرِكُ باللَّهِ شيئًا، مِمَّنْ أرَادَ اللَّهُ أنْ يَرْحَمَهُ، مِمَّنْ يَشْهَدُ أنْ لا إلَهَ إلَّا اللَّهُ، فَيَعْرِفُونَهُمْ في النَّارِ بأَثَرِ السُّجُودِ، تَأْكُلُ النَّارُ ابْنَ آدَمَ إلَّا أثَرَ السُّجُودِ، حَرَّمَ اللَّهُ علَى النَّارِ أنْ تَأْكُلَ أثَرَ السُّجُودِ

[114] *Sahih Muslimi.*
[115] *Musned ibnu Auaneh.*

*"**Ai i obligon Melekët që të nxjerrin nga Zjarri atë që nuk i ka bërë shirk asgjë Allahut (**në dynja**), prej atyre që Allahu dëshiron t'i Mëshirojë, prej atyre që kanë dëshmuar la ilahe illAllah. Ata (**Melekët**) do t'i njohin ata në Zjarr përmes shenjës së sexhdes. Zjarri e ha (**tërë**) birin e Ademit pos shenjën e sexhdes, Allahu ia ka bërë haram Zjarrit që të hajë shenjën e sexhdes.**"*[116]

Gjithashtu ky *hadith* argumenton – në përputhje me të gjitha argumentet e tjera – se kushdo që dëshiron të ketë shpresë që të dalë nga Zjarri pasi të jetë hedhur në të duhet të jetë nga njerëzit që e falin namazin pasi gjurma e *sexhdes* shfaqet vetëm tek ai që e fal namazin.

---

[116] *Sahih el-Bukharij*.

## **Ai që e bën një mëkat të madh është musliman me *iman* të mangët**

*Ehli Sunneti* besojnë se personi që bën një mëkat të madh – i cili është nën *shirk* të madh dhe nën *kufër* të madh – e meriton kërcënimin që është i lidhur me mëkatin e bërë, ashtu siç është transmetuar në tekstet e *Kur'anit* dhe *Sunnetit*, porse ai nuk del nga Islami me këtë dhe as nuk gjykohet se është përgjithmon në Xhehenem nëse ai vdes pa u penduar. Përkundrazi ai është musliman me bazën e *imanit* të tij (d.m.th. baza e *imanit* ekziston porse *imani* i tij është i mangët për shkak të mëkatit të tij) dhe mëkatar për shkak të mëkatit të tij të madh, ai është nën Dëshirën e Allahut, nëse Ai Do e dënon sipas mëkatit të tij dhe nëse Ai Do e falë atë.

Muhammed ibnu Ismail el-Bukharij (v. 256h) ka thënë:

بَاب الْمَعَاصِي مِنْ أَمْرِ الْجَاهِلِيَّةِ وَلَا يُكَفَّرُ صَاحِبُهَا بِارْتِكَابِهَا إِلَّا بِالشِّرْكِ لِقَوْلِ النَّبِيِّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ إِنَّكَ امْرُؤٌ فِيكَ جَاهِلِيَّةٌ وَقَوْلِ اللَّهِ تَعَالَى إِنَّ اللَّهَ لَا يَغْفِرُ أَنْ يُشْرَكَ بِهِ وَيَغْفِرُ مَا دُونَ ذَلِكَ لِمَنْ يَشَاءُ

**30** – حَدَّثَنَا سُلَيْمَانُ بْنُ حَرْبٍ قَالَ حَدَّثَنَا شُعْبَةُ عَنْ وَاصِلٍ الْأَحْدَبِ عَنْ الْمَعْرُورِ بْنِ سُوَيْدٍ قَالَ لَقِيتُ أَبَا ذَرٍّ بِالرَّبَذَةِ وَعَلَيْهِ حُلَّةٌ وَعَلَى غُلَامِهِ حُلَّةٌ فَسَأَلْتُهُ عَنْ ذَلِكَ فَقَالَ إِنِّي سَابَبْتُ رَجُلًا فَعَيَّرْتُهُ بِأُمِّهِ فَقَالَ لِي النَّبِيُّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَا أَبَا ذَرٍّ أَعَيَّرْتَهُ بِأُمِّهِ إِنَّكَ امْرُؤٌ فِيكَ جَاهِلِيَّةٌ إِخْوَانُكُمْ خَوَلُكُمْ جَعَلَهُمْ اللَّهُ تَحْتَ أَيْدِيكُمْ فَمَنْ كَانَ أَخُوهُ تَحْتَ يَدِهِ فَلْيُطْعِمْهُ مِمَّا يَأْكُلُ وَلْيُلْبِسْهُ مِمَّا يَلْبَسُ وَلَا تُكَلِّفُوهُمْ مَا يَغْلِبُهُمْ فَإِنْ كَلَّفْتُمُوهُمْ فَأَعِينُوهُمْ

*"Kaptinë: Mëkatet janë prej çështjes së xhahiljetit (kohës së injorancës), nuk bëhet tekfir vepruesi i tyre me veprimin e tyre pos nëse (vepra) është shirk. Për shkak të fjalës së Pejgamberit – salAllahu alejhi ue selem –: 'Vërtet ti je një njeri që në ty ka xhahiljet.' Dhe fjalëve të Allahut – të Lartësuar –:*

إِنَّ اللَّهَ لَا يَغْفِرُ أَن يُشْرَكَ بِهِ وَيَغْفِرُ مَا دُونَ ذَٰلِكَ لِمَن يَشَاءُ ﴿٤٨﴾

***《Padyshim që Allahu nuk falë t'i vëhen Atij shokë në adhurim, por Ai fal përveç kësaj atij që Ai do…》*** *[4:48, 116]*

***30** – Na ka treguar Sulejman ibnu Harb duke thënë: Na ka treguar Shubeh nga Uasilel-Ehdeb nga el-Marur ibnu Suejd i cili ka thënë: 'E kam takuar Ebu Dherrin në el-Rabedheh dhe kishte veshur një mantel, gjithashtu edhe shërbëtori i tij kishte veshur një mantel, dhe e pyeta atë për këtë.' Ai tha: 'Unë e kam ofenduar një njeri dhe e kam çnderuar atë me nënën e tij, prandaj Pejgamberi – salAllahu alejhi ue selem – më tha mua: '**O Ebu Dherr a e çnderove atë me nënën e tij, vërtet ti je një njeri që në ty ka xhahiljet. Shërbëtorët tuaj janë vëllezërit tuaj, Allahu i ka bërë ata nën duart (*pushtetin*) tuaja, kushdo që e ka vëllaun e tij nën dorën e tij atëherë lë ta ushqejë atë me atë***

***që e ha ai vet dhe le të veshë atë me atë që e veshë ai vet dhe mos i ngarkoni ata me atë që i mposht ata e nëse i ngarkoni ata atëherë ndihmoni atyre.''"***[117]

Imam Ahmedi (v. 241h) ka thënë:

وَمَنْ مَاتَ مِنْ أَهْلِ اَلْقِبْلَةِ مُوَحِّدًا يُصَلَّى عَلَيْهِ، وَيُسْتَغْفَرُ لَهُ وَلَا يُحْجَبُ عَنْهُ اَلِاسْتِغْفَارُ، وَلَا تُتْرَكُ اَلصَّلَاةُ عَلَيْهِ لِذَنْبٍ أَذْنَبَهُ صَغِيرًا كَانَ أَوْ كَبِيرًا، أَمْرُهُ إِلَى اَللَّهِ تَعَالَى.

*"Kushdo që vdes prej njerëzve të kibles (d.m.th. atyre që e falin namazin) si Muvahid atëherë atij i falet namazi i xhenazes, kërkohet falje për të dhe nuk braktiset kërkimi i faljes për të, dhe as që braktiset namazi mbi të për ndonjë mëkat që e ka bërë qoftë i vogël apo i madh, çështja e tij është tek Allahu."*[118]

***Murxhitë*** – sikurse është përmendur – pretendojnë se mëkatet nuk kanë ndikim në *iman* dhe se kushdo që bën një mëkat të madh ende e ka *imanin* e plotë për sa kohë që *imani* i tij mbetet në fjalë dhe zemër. Këta njerëz janë *bidatçi* përderisa pretendimi i tyre nuk e tejkalon këtë që u tha.

***Havarixhët*** devijuan me pretendimin se ai që bën një mëkat të madh është *kafir* dhe do të jetë përgjithmonë në Zjarr nëse vdes pa u penduar prej mëkatit. ***Muetezilit*** morën nga ***havarixhët*** pretendimin e tyre se; ai që bën një mëkat të madh do të jetë përgjithmonë në Zjarr pa mundësinë që Allahu ta falë atë por ata dalluan nga *havarixhët* në atë që e emërtojnë atë person në dynja. *Havarixhët* thonë se ai është *kafir* ndërsa *muetezilitë* pretendojnë se ai që bën një mëkat të madh nuk është as *musliman* dhe as *kafir* porse ai është në pozitën mes dy pozitave.

Këto besime, që të gjitha, janë *bidate* që e kundërshtojnë *Kur'anin* dhe *Sunnetin* sipas kuptimit të *Selefëve*, gjithashtu edhe argumentet i kanë hedhur poshtë të gjitha këto pretendime.

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

يَدْخُلُ أَهْلُ الجَنَّةِ الجَنَّةَ، وأَهْلُ النَّارِ النَّارَ، ثُمَّ يقولُ اللَّهُ تَعَالَى :أخْرِجُوا مِنَ النَّارِ مَن كانَ في قَلْبِهِ مِثْقَالُ حَبَّةٍ مِن خَرْدَلٍ مِن إيمَانٍ .فيُخْرَجُونَ منها قَدِ اسْوَدُّوا

[117] *Sahih el-Bukharij.*
[118] *Usul el-Sunneh lil-Imam Ahmed* – transmetimi i Abdus.

***"Njerëzit e Xhenetit do të hyjnë në Xhenet dhe njerëzit e Zjarrit do të hyjnë në Zjarr, pastaj Allahu – i Lartësuar – do të thotë: 'Nxirrni nga Zjarri atë që në zemrën e tij ka pasur një farë sinapi prej imanit. Ata do të nxirren prej tij ndërsa janë bërë të zi.'"***[119]

Pra, ky *hadith* me qartësi argumenton se disa besimtarë do të hyjnë në Zjarr për shkak të mëkateve të tyre dhe pastaj do të nxirren prej tij për shkak të *imanit* të tyre.

[119]*Sahih el-Bukharij*.

## ***El-Istithna* (përjashtimi)**

*Ehli Sunneti* përmbahen nga emërtimi i vetvetes apo i të tjerëve si besimtarë (*muminun*) pa shtuar fjalën: "*In shaa Allah.*" apo "*Shpresoj.*" apo të ngjashme me këto. Kësaj i thuhet *el-istithna* (përjashtimi) në *iman*. Arsyet e këtij përjashtimi janë që muslimani nuk duhet të pastroj vetën e tij, as nuk duhet të pretendoj se e ka të garantuar hyrjen në Xhenet, as nuk e di se a është i plotë *imanti* i tij apo jo, pasi kjo do të nënkuptojë se ai i ka përmbushur adhurimet e obliguara, pa të metën më të vogël, së bashku me shmangien e gjithçkaje të ndaluar dhe që këto të gjitha janë pranuar nga Allahu. *Ehli Sunneti* e kanë ndjekur Pejgamberin – *salAllahu alejhi ue selem* – dhe *Sahabët – Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* – në këtë besim dhe praktikë.

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – u ka thënë njerëzve në varre:

السَّلامُ عليكم دارَ قومٍ مؤمنينَ وإنَّا إنْ شاء اللهُ بكم لاحِقونَ

***"Es-selamu alejkum vendbanimi i njerëzve besimtarë, edhe ne in shaa Allah do t'ju ndjekim juve."***[120]

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – në një *hadith* të gjatë në të cilin e ka përshkruar testimin në varr, ka thënë:

فيقالُ لَه انظُر إلى ما وقاكَ اللَّهُ عزَّ وجلَّ ثمَّ يُفرَجُ له فرجةٌ إلى الجنَّةِ فينظرُ إلى زَهْرتِها وما فيها فيقالُ لَه هذا مقعدُك منها ويقالُ علَى اليقينِ كنتَ وعليهِ مُتَّ وعليهِ تُبعَثُ إن شاءَ اللَّهُ

***"Do t'i thuhet atij: 'Shiko çfarë ka ruajtur për ty Allahu – i Lartë Madhërishëm –.' Pastaj do t'i hapet atij një pamje në Xhenet ai do të shikojë në shkëlqimin e tij dhe çfarë ka në të dhe do t'i thuhet: 'Ky është vendi yt prej tij (*Xhenetit*). 'Dhe do të thuhet: 'Mbi jekin (*bindje të sigurt*) ishe, mbi të vdiqe dhe mbi të do të ringjallësh in shaa Allah.'"***[121]

Alkameh (v. mes viteve 60h dhe 73h) ka thënë:

قال رجل عند عبدالله: إني مؤمن. قال: قل: إني في الجنة، ولكنا نقول: آمنا بالله وملائكته وكتبه ورسله

[120] *Sahih ibnu Hibban.*
[121] *Musned Imam Ahmed – sahih.*

*"Një njeri tek Abdullah (ibnu Mesudit) tha: 'Vërtet që unë jam besimtar.' Ai tha: '(Atëherë) Thuaj, vërtet unë jam në Xhenet. Porse ne themi: 'E kemi besuar Allahun, Melekët e Tij, Librat e Tij dhe të Dërguarit e Tij.'"*[122]

Abdullah ibnu Ahmed (v. 290h) ka transmetuar:

حَدَّثَنِي أَبُو بَكْرِ بْنُ أَبِي شَيْبَةَ، نا جَرِيرُ بْنُ عَبْدِ الْحَمِيدِ، عَنْ مُغِيرَةَ، عَنْ سِمَاكِ بْنِ سَلَمَةَ الضَّبِّيِّ، عَنْ عَبْدِ الرَّحْمَنِ بْنِ عِصْمَةَ، قَالَ: كُنْتُ عِنْدَ عَائِشَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهَا فَأَتَاهَا رَسُولُ مُعَاوِيَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ بِهَدِيَّةٍ فَقَالَ: أَرْسَلَ بِهَا إِلَيْكِ أَمِيرُ الْمُؤْمِنِينَ فَقَالَتْ: «أَنْتُمُ الْمُؤْمِنُونَ إِنْ شَاءَ اللَّهُ تَعَالَى وَهُوَ أَمِيرُكُمْ وَقَدْ قَبِلْتُ هَدِيَّتَهُ»

*"Më ka treguar Ebu Bekr ibnu Ebi Shejbeh (duke thënë): Na ka treguar Xherir ibnu Abdul-Hamid nga Mugirah nga Simak ibnu Selemeh el-Dabbij nga Abdur-Rahman ibnu Ismeh i cili ka thënë: 'Isha te Aishja – Allahu qoftë i kënaqur prej saj – ndërkohë asaj i erdhi i dërguari i Muavijes – Allahu qoftë i kënaqur prej tij – me një dhuratë dhe tha: 'Udhëheqësi i muslimanëve e dërgoi këtë për ty.' Ajo tha: 'Ju jeni besimtarët in shaa Allahu te'ala, e ai është udhëheqësi juaj ndërsa unë e kam pranuar dhuratën e tij.'"*[123]

***Murxhitë*** e kanë mohuar *istithnan*, e kanë ndaluar dhe e kanë quajtur atë të kesh dyshim në *iman*. Kjo sepse *imani* për ta është vetëm në besim dhe fjalë, pra kushdo që e pohon *imanin* – sipas tyre – e ka *imanin* e plotë. Njerëzit e *Sunnetit* nuk janë pajtuar me ta në këtë çështje dhe disa morën një qëndrim më të butë në këtë çështje me kushtin që personi i cili nuk bën *istithna* të ketë akide të saktë për përkufizimin e *imanit*.

Abdullah ibnu Ahmed (v. 290h) ka transmetuar:

حَدَّثَنِي مُحَمَّدُ بْنُ سُلَيْمَانَ لُوَيْنٌ الْأَسَدِيُّ، قَالَ: قِيلَ لِسُفْيَانَ: رَجُلٌ يَقُولُ مُؤْمِنٌ أَنْتَ؟ قَالَ: «مَا أَشُكُّ فِي إِيمَانِي وَسُؤَالُكَ إِيَّايَ بِدْعَةٌ مَا أَدْرِي مَا أَنَا عِنْدَ اللَّهِ عَزَّ وَجَلَّ شَقِيٌّ أَوْ مَقْبُولُ الْعَمَلِ أَوْ لَا؟»

*"Më ka treguar Muhammed ibnu Sulejman Luvejn el-Esedij që ka thënë: 'I është thënë Sufjanit: 'Një njeri thotë: 'A je besimtar ti?' Ai (Sufjani) tha: 'Unë nuk dyshoj në imanin tim ndërsa pyetja jote drejtuar drejt meje është bidat. Nuk e di çfarë (gjendje) jam unë te Allahu – i Lartë Madhërishëm – i trishtuar ose me vepra të pranuara apo jo?''"*[124]

Ai gjithashtu ka transmetuar nga babai i tij, Imam Ahmedi:

---

[122] *El-Musannef libnu ebi Shejbeh, Kitab el-Sunneh liAbdullah.*

[123] *Kitab el-Sunneh liAbdullah.*

[124] Po aty.

سَأَلْتُ أَبِي عَنِ رَجُلٍ، يَقُولُ: الْإِيمَانُ قَوْلٌ وَعَمَلٌ يَزِيدُ وَيَنْقُصُ وَلَكِنْ لَا يَسْتَثْنِي أَمُرْجِئٌ؟ قَالَ: «أَرْجُو أَنْ لَا يَكُونَ مُرْجِئًا»

*"E kam pyetur babain tim për një njeri që thotë: 'Imani është fjalë dhe vepër, rritet dhe zvogëlohet por ai nuk bën el-istithna, a është murxhij?' Ai tha: 'Shpresoj që të mos jetë murxhij.'"*[125]

[125]Po aty. Shënim për këtë transmetim: Ai person që i ka bazat e *imanit* të sakta por përmbahet nga bërja e *istithnasë* (përjashtimit) atëherë Imam Ahmedi këtu thotë se shpreson që ai të mos jetë *murxhij*, ndërsa dijetarët tjerë e quanin atë *murxhij*, bazuar vetëm në këtë. Kjo tregon rendësin dhe obligimin e *istithnasë* dhe se është një çështje që nuk duhet nënvlerësuar.

## Besimi në Librat dhe në të Dërguarit

Allahu – *i Lartësuar* – i ka dërguar të Dërguarit dhe i ka shpallur librat si udhëzim, mëshirë dhe argument ndaj njerëzimit dhe xhindëve. Njerëzit e *Sunnetit* besojnë në të gjithë të Dërguarit dhe Pejgamberët e Allahut, ata besojnë në të gjitha librat e zbritura nga Allahu përveç se *Kur'ani*, i cili i është shpallur të Dërguarit të fundit Muhammedit – *salAllahu alejhi ue selem* –, i ka shfuqizuar ligjet e mëparshme dhe nuk ndiqen më.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا آمِنُوا بِاللَّهِ وَرَسُولِهِ وَالْكِتَابِ الَّذِي نَزَّلَ عَلَىٰ رَسُولِهِ وَالْكِتَابِ الَّذِي أَنزَلَ مِن قَبْلُ ۚ وَمَن يَكْفُرْ بِاللَّهِ وَمَلَائِكَتِهِ وَكُتُبِهِ وَرُسُلِهِ وَالْيَوْمِ الْآخِرِ فَقَدْ ضَلَّ ضَلَالًا بَعِيدًا ﴿١٣٦﴾

**《 O ju që keni besuar, besoni Allahun dhe të Dërguarin e Tij, dhe Librin të cilin Ai ia ka zbritur të Dërguarit të Tij dhe librin të cilin Ai e zbriti më parë. Kushdo që mohon Allahun, *Melekët* e Tij, Librat e Tij, të Dërguarit e Tij dhe Ditën e Fundit, atëherë ai vërtet ka devijuar me devijim të largët. 》** [4:136]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

آمَنَ الرَّسُولُ بِمَا أُنزِلَ إِلَيْهِ مِن رَّبِّهِ وَالْمُؤْمِنُونَ ۚ كُلٌّ آمَنَ بِاللَّهِ وَمَلَائِكَتِهِ وَكُتُبِهِ وَرُسُلِهِ لَا نُفَرِّقُ بَيْنَ أَحَدٍ مِّن رُّسُلِهِ ﴿٢٨٥﴾

**《 I Dërguari beson në çfarë i është zbritur atij nga Zoti i tij dhe (**po kështu edhe**) besimtarët. Ata të gjithë besojnë në Allahun, në *Melekët* e Tij, në Librat e Tij, në të Dërguarit e Tij. Ne nuk bëjmë dallim në mes asnjërit prej të Dërguarve të Tij... 》** [2:285]

Ibnu Zejd (d. 159h) ka thënë:

" لَا نُفَرِّقُ بَيْنَ أَحَدٍ مِنْ رُسُلِهِ " كَمَا صَنَعَ الْقَوْمُ – يَعْنِي بَنِي إِسْرَائِيلَ – قَالُوا : فُلَانٌ نَبِيٌّ ، وَفُلَانٌ لَيْسَ نَبِيًّا ، وَفُلَانٌ نُؤْمِنُ بِهِ ، وَفُلَانٌ لَا نُؤْمِنُ بِهِ.

*" 《**... Ne nuk bëjmë dallim në mes asnjërit prej të Dërguarve të Tij...** 》 Sikurse kanë vepruar populli – domethënë Bani Israilët – ata thanë: 'Filani është Pejgamberi ndërsa Filani nuk është Pejgamber. Filanin e besojmë, ndërsa Filanin nuk e besojmë.'"*[126]

[126] *Tefsir el-Taberij.*

Xhabir ibnu Abdullah – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka transmetuar:

أَنَّ عُمَرَ بنَ الخَطَّابِ أَتَى النَّبِيَّ صلى الله عليه وسلم بِكِتَابٍ أَصَابَهُ مِنْ بَعْضِ أَهْلِ الْكُتُبِ، فَقَرَأَهُ عَلَى النَّبِيِّ صلى الله عليه وسلم فَغَضِبَ وَقَالَ: أَمُتَهَوِّكُونَ فِيهَا يَا ابْنَ الْخَطَّابِ؟! وَالَّذِي نَفْسِي بِيَدِهِ لَقَدْ جِئْتُكُمْ بِهَا بَيْضَاءَ نَقِيَّةً، لَا تَسْأَلُوهُمْ عَنْ شَيْءٍ فَيُخْبِرُوكُمْ بِحَقٍّ فَتُكَذِّبُوا بِهِ، أَوْ بِبَاطِلٍ فَتُصَدِّقُوا بِهِ، وَالَّذِي نَفْسِي بِيَدِهِ، لَوْ أَنَّ مُوسَى كَانَ حَيًّا، مَا وَسِعَهُ إِلَّا أَنْ يَتَّبِعَنِي

*"Se Umer ibnu el-Khattabi erdhi te i Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem – me një libër që e ka marrë prej disa ithtarëve të librit, ai ia lexoi atë Pejgamberit – salAllahu alejhi ue selem –, ndërsa ai u nervozua dhe tha: '**A je i hutuar rreth saj o biri i el-Khattabit? Pasha Atë që në Dorën e të Cilit është shpirti im, vërtet unë ju kam ardhur me të (**d.m.th. rrugën e drejtë**), të bardhë dhe të pastër. Mos i pyetni ata për ndonjë gjë e pastaj t'ju informojnë me të vërtetën e ju ta mohoni atë apo me të kotën e ju ta besoni atë. Pasha Atë që në Dorën e të Cilit është shpirti im, sikur Musa të ishte gjallë nuk do të kishte ndonjë zgjidhje tjetër përveçse të më ndjek mua.**'"*[127]

Ndër librat që i ka shpallur Allahu e që janë përmendur në *Kur'an* dhe *Sunnet* janë fletat (*el-suhuf*) që i janë shpallur Ibrahimit – *alejhi el-selam* –, *Zeburi* që i është shpallur Davudit – *alejhi el-selam* –, *Teurati* që i është shpallur Musës – *alejhi el-selam* –, *Inxhili* që i është shpallur Isës – *alejhi el-selam* – dhe së fundmi *Kur'ani* që i është shpallur Muhammedit – *salAllahu alejhi ue selem* –.

Sa i përket Pejgamberëve dhe të Dërguarve që janë dërguar prej Allahut, të cilët është obligim t'i besosh atëherë shumë prej tyre – *alejhim el-selam* – janë përmendur si në vijim, Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

إِنَّا أَوْحَيْنَا إِلَيْكَ كَمَا أَوْحَيْنَا إِلَىٰ نُوحٍ وَالنَّبِيِّينَ مِن بَعْدِهِ ۚ وَأَوْحَيْنَا إِلَىٰ إِبْرَاهِيمَ وَإِسْمَاعِيلَ وَإِسْحَاقَ وَيَعْقُوبَ وَالْأَسْبَاطِ وَعِيسَىٰ وَأَيُّوبَ وَيُونُسَ وَهَارُونَ وَسُلَيْمَانَ ۚ وَآتَيْنَا دَاوُودَ زَبُورًا ﴿١٦٣﴾

《 **Vërtet, Ne të kemi shpallur ty (**O Muhammed**), siç i kemi shpallur Nuhut dhe Pejgamberëve pas tij. Ne gjithashtu i kemi shpallur Ibrahimit, Ismailit, Is'hakut, Jakubit dhe *el-Esbat* (**dymbëdhjetë bijve të Jakubit**), Isait, Ejubit, Junusit, Harunit dhe Sulejmanit, dhe Daudit Ne i dhamë *Zeburin*.** 》 [4:163]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

---

[127] *Musned Imam Ahmed.*

وَوَهَبْنَا لَهُ إِسْحَاقَ وَيَعْقُوبَ ۚ كُلًّا هَدَيْنَا ۚ وَنُوحًا هَدَيْنَا مِن قَبْلُ ۖ وَمِن ذُرِّيَّتِهِ دَاوُودَ وَسُلَيْمَانَ وَأَيُّوبَ وَيُوسُفَ وَمُوسَىٰ وَهَارُونَ ۚ وَكَذَٰلِكَ نَجْزِي الْمُحْسِنِينَ ﴿٨٤﴾ وَزَكَرِيَّا وَيَحْيَىٰ وَعِيسَىٰ وَإِلْيَاسَ ۖ كُلٌّ مِّنَ الصَّالِحِينَ ﴿٨٥﴾ وَإِسْمَاعِيلَ وَالْيَسَعَ وَيُونُسَ وَلُوطًا ۚ وَكُلًّا فَضَّلْنَا عَلَى الْعَالَمِينَ ﴿٨٦﴾

《 **Ne i dhuruam atij Is'hakun dhe Jakubin, të gjithë ata i udhëzuam, dhe Nuhun e udhëzuam më parë, dhe nga pasardhësit e tij Daudin, Sulejmanin, Ejubin, Jusufin, Musain dhe Harunin. Kështu i shpërblejmë Ne mirëpunuesit. Edhe Zekerija, edhe Jahja, edhe Isai, edhe Ilijasi; secili prej tyre ishte prej të drejtëve. Edhe Ismaili, El-Jesa, Junusi dhe Luti: secilin prej tyre Ne e preferuam përmbi *Alemin*** (çdo gjë që ekziston)**.** 》 [6:84-86]

Që të gjithë kanë thirrur në *Teuhid*, ndërsa *Sheriatet* dhe dispozitat e tyre kanë ndryshuar sipas asaj që Allahu ua ka shpallur të Dërguarve dhe Pejgamberëve në kohën e tyre dhe popullit të tyre.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

وَلَقَدْ بَعَثْنَا فِي كُلِّ أُمَّةٍ رَّسُولًا أَنِ اعْبُدُوا اللَّهَ وَاجْتَنِبُوا الطَّاغُوتَ ﴿٣٦﴾

《 **Vërtet që Ne kemi dërguar te çdo *Ummet*** (komb) **të Dërguar** (duke shpallur)**: "Adhuroni vetëm Allahun dhe shmanguni** (apo i rrini larg) ***tagutit*** (çdo gjëje tjetër që adhurohet pos Allahut)**."** 》 [16:36]

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

أَنَا أَوْلَى النَّاسِ بِعِيسَى ابْنِ مَرْيَمَ فِي الدُّنْيَا وَالآخِرَةِ، وَالأَنْبِيَاءُ إِخْوَةٌ لِعَلاَّتٍ، أُمَّهَاتُهُمْ شَتَّى، وَدِينُهُمْ وَاحِدٌ

***"Unë jam më i afërti i njerëzve me Isa ibnu Merjemin në dynja dhe ahiret. Pejgamberët janë vëllezër atëror, nënat e tyre janë të ndryshme ndërsa feja e tyre është një."***[128]

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

لِكُلٍّ جَعَلْنَا مِنكُمْ شِرْعَةً وَمِنْهَاجًا ﴿٤٨﴾

[128] *Sahih el-Bukharij.*

《 **... Për të gjithë kemi bërë një *sheriat* dhe një rrugë...** 》 [5:48]

Katadeh (v. 118h) në *tefsirin* e këtij ajeti ka thënë:

يقول: سبيلا وسُنّة. والسنن مختلفة: للتوراة شريعة، وللإنجيل شريعة، وللقرآن شريعة، يحلُّ الله فيها ما يشاء، ويحرِّم ما يشاء بلاءً، ليعلم من يطيعه ممن يعصيه. ولكن الدين الواحد الذي لا يقبل غيره: التوحيدُ والإخلاصُ لله، الذي جاءت به الرسل.

*"Ai thotë: 'Një rrugë dhe një Sunnet.' Sunnetet janë të ndryshme. Teurati ka një sheriat (legjislacion), Inxhili ka një sheriat dhe Kur'ani ka një sheriat. Allahu lejon në të çfarë Do dhe ndalon çfarë Do, si sprovë, që ta di kush i bindet Atij dhe kush nuk i bindet, porse feja është një, (fe) e cila nuk pranohet tjetër pos saj; Teuhidi dhe sinqeriteti ndaj Allahut, me të cilat kanë ardhur (të gjithë) të Dërguarit."*[129]

[129] *Tefsir el-Taberij.*

### **Besimi në *Melekët* (engjëjt)**

*Melekët* janë krijesë nga krijesat e Allahut. Ata janë të krijuar nga drita, janë të bindur ndaj Allahut dhe e bëjnë atë që janë të urdhëruar. Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

الْحَمْدُ لِلَّهِ فَاطِرِ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ جَاعِلِ الْمَلَائِكَةِ رُسُلًا أُولِي أَجْنِحَةٍ مَّثْنَىٰ وَثُلَاثَ وَرُبَاعَ ﴿١﴾

《 **Të gjitha falënderimet janë për Allahun, Krijuesi i qiejve dhe i tokës, Ai i Cili i bëri *Melekët* lajmëtarë me krahë – dy, tri a katër…** 》 [35:1]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

عَلَيْهَا مَلَائِكَةٌ غِلَاظٌ شِدَادٌ لَّا يَعْصُونَ اللَّهَ مَا أَمَرَهُمْ وَيَفْعَلُونَ مَا يُؤْمَرُونَ ﴿٦﴾

《 **… mbi të (*Xhehenemin*) janë (**caktuar**) *Melekë* të vrazhdë e të ashpër. Ata nuk e kundërshtojnë atë që Ai i urdhëron ata, por e zbatojnë atë që u është urdhëruar.** 》 [66:6]

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

إِنَّ الَّذِينَ لَا يُؤْمِنُونَ بِالْآخِرَةِ لَيُسَمُّونَ الْمَلَائِكَةَ تَسْمِيَةَ الْأُنثَىٰ ﴿٢٧﴾

《 **Vërtet ata që nuk besojnë në *ahiret*, ata i emërtojnë *Melekët* me emra femëror!** 》 [53:27]

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

خُلِقَتِ الْمَلَائِكَةُ مِنْ نُورٍ وَخُلِقَ الْجَانُّ مِنْ مَارِجٍ مِنْ نَارٍ وَخُلِقَ آدَمُ مِمَّا وُصِفَ لَكُمْ

*"Melekët janë krijuar nga drita, xhindët janë krijuar nga një flakë zjarri pa tym dhe Ademi është krijuar nga ajo që ju është përshkruar."*[130]

Ndër *Melekët* që janë treguar në *Kur'an* dhe *Sunnet* është Xhibrili i cili është përgjegjës për dërgimin e shpalljes, Mikaili i cili është përgjegjës për shiun dhe bimësinë, Israfili i cili është përgjegjës për fryrjen e *Surit* (Bririt), *Melek el-Meut* i cili është përgjegjës për marrjen e shpirtave, *Hameletu el-Arsh* (Bartësit e Fronit), *el-Hafedhah* (ata të cilët i mbrojnë robërit), rojet e Xhenetit, rojet e Xhehenemit dhe të tjerë. Vërtet është transmetuar në *Sahih el-Bukharij* dhe

[130] *Sahih Muslim*.

*Sahih el-Muslim* se dy *Melek* kanë luftuar së bashku me Pejgamberin – *salAllahu alejhi ue selem* – në betejën e Uhudit, duke e mbrojtur atë.

## **Dënimi i varrit (*Adhab el-Kabr*)**

*Ehli Sunneti* e besojnë atë që është transmetuar saktë nga i Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – për dënimin e varrit dhe përjetimet e tij.

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

إِذَا أُقْعِدَ المؤْمِنُ فِي قَبْرِهِ أُتِيَ، ثُمَّ شَهِدَ أَنْ لا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ وأَنَّ مُحَمَّدًا رَسولُ اللَّهِ، فَذلكَ قَوْلُهُ: **{يُثَبِّتُ اللَّهُ الَّذِينَ آمَنُوا بالقَوْلِ الثَّابِتِ}**

*"Kur besimtari lëshohet në varrin e tij, i vijnë (atij dy Melekët) pastaj ai dëshmon la ilahe illAllah ue enne Muhammeden Rasulullah, ky është kuptimi i fjalëve të Tij:*

يُثَبِّتُ اللَّهُ الَّذِينَ آمَنُوا بِالْقَوْلِ الثَّابِتِ ﴿٢٧﴾

*《**Allahu i forcon ata që besojnë me fjalën e fortë…** 》 [14:27]."*[131]

Aishja – *Allahu qoftë i kënaqur prej saj* – ka transmetuar:

أنَّ يَهُودِيَّةً دَخَلَتْ عَلَيْهَا، فَذَكَرَتْ عَذَابَ القَبْرِ، فَقالَتْ لَهَا: أَعَاذَكِ اللَّهُ مِن عَذَابِ القَبْرِ، فَسَأَلَتْ عَائِشَةُ رَسولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عليه وسلَّمَ عن عَذَابِ القَبْرِ، فَقالَ: نَعَمْ، عَذَابُ القَبْرِ قالَتْ عَائِشَةُ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهَا: فَما رَأَيْتُ رَسولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عليه وسلَّمَ بَعْدُ صَلَّى صَلَاةً إلَّا تَعَوَّذَ مِن عَذَابِ القَبْرِ.

*"Se një grua çifute ka hyrë te ajo dhe e ka përmendur dënimin e varrit, pastaj i ka thënë asaj: 'Allahu të ruajtë nga dënimi i varrit.' Ndërsa Aishja e ka pyetur të Dërguarin e Allahut – salAllahu alejhi ue selem – për dënimin e varrit (se a do të dënohen njerëzit në varr) dhe ai tha: '**Po, dënimi i varrit.**' Aishja – Allahu qoftë i kënaqur prej saj – ka thënë: 'Nuk e kam parë të Dërguarin e Allahut – salAllahu alejhi ue selem – pas kësaj të fal një namaz përveçse ka kërkuar mbrojtje nga dënimi i varrit.'"*[132]

Esma bintu Ebu Bekr – *Allahu qoftë i kënaqur prej saj* – ka thënë:

قام رسولُ اللهِ صلَّى اللهُ عليه وسلَّم ، خطيبًا فذكر فِتْنَةَ القبرِ التي يُفْتَنُ فيها المرْءُ ، فلما ذكر ذلك ؛ ضَجَّ المسلمونَ ضَجَّةً

*"U ngrit i Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem – duke dhënë një fjalim, e përmendi sprovën e varrit, në të cilën do të sprovohet njeriu, pasi e përmendi këtë muslimanët e bënë një zhurmë të madhe."*[133]

---

[131] *Sahih el-Bukharij.*
[132] Po aty.
[133] Po aty.

Shumica e ***havarixhëve*** e mohuan dënimin e varrit pa shikuar argumentet të cilat janë transmetuar në mënyrë që ta vërtetojnë vërtetësin e tij. Gjithashtu edhe sekte të tjera e kanë mohuar dënimin e varrit.

## Besimi në atë që është transmetuar rreth *ahiretit*

Nga bazat e *Sunnetit* është besimi në aspektet e *ahiretit*[134] që janë treguar në *Kur'an* dhe *Sunnet*, pa e mohuar asnjërën prej tyre. Ndër to është se një bri do të fryhet dhe më pas robi do të ringjallet nga vendbanimi i tij në varr, për qëndrimin dhe llogarinë Ditën e Gjykimit. *Kafirat* do të urdhërohen të ndjekin për në Xhehenem atë që e kanë adhuruar në dynja dhe Allahu nuk do t'u flasë atyre. Allahu do t'u flasë robërve të mbetur (muslimanëve dhe hipokritëve) për atë që ata e kanë vepruar në dynja, Ai disa do t'i mbulojë dhe të tjerët do t'i ekspozojë.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

وَنُفِخَ فِي الصُّورِ فَصَعِقَ مَن فِي السَّمَاوَاتِ وَمَن فِي الْأَرْضِ إِلَّا مَن شَاءَ اللَّهُ ۖ ثُمَّ نُفِخَ فِيهِ أُخْرَىٰ فَإِذَا هُمْ قِيَامٌ يَنظُرُونَ ﴿٦٨﴾

《 **Do t'i fryhet *Surit* dhe gjithkush që është në qiej dhe gjithkush që është në tokë do të bie i vdekur, përveç atij që do Allahu. Pastaj do t'i fryhet për herë të dytë dhe ja! Ata të gjithë të ngritur (**në Ditën e Gjykimit**) duke shikuar.** 》 [39:68]

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – në një *hadith* të gjatë ka thënë:

يُحْشَرُ النَّاسُ يومَ القِيامَةِ، فيَقولُ :مَن كانَ يَعْبُدُ شيئًا فَلْيَتَّبِعْ، فَمِنْهُمْ مَن يَتَّبِعُ الشَّمْسَ، ومِنْهُمْ مَن يَتَّبِعُ القَمَرَ، ومِنْهُمْ مَن يَتَّبِعُ الطَّوَاغِيتَ، وتَبْقَى هذِه الأُمَّةُ فِيهَا مُنَافِقُوهَا،

***"Do të tubohen njerëzit Ditën e Gjykimit dhe Ai do të thotë: 'Kushdo që e ka adhuruar një gjë atëherë le ta ndjek atë.' Disa prej tyre do ta ndjekin diellin, disa prej tyre do ta ndjekin hënën, disa prej tyre do t'i ndjekin tagutat dhe do të mbetet ky Ummet, që në të janë edhe munafikët e tij."***[135]

Gjithashtu Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

يُدْنَى الْمُؤْمِنُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ مِنْ رَبِّهِ عَزَّ وَجَلَّ حَتَّى يَضَعَ عَلَيْهِ كَنَفَهُ فَيُقَرِّرَهُ بِذُنُوبِهِ فَيَقُولُ: هَلْ تَعْرِفُ؟ فَيَقُولُ: رَبِّ أَعْرِفُ، قَالَ: فَيَقُولُ إِنِّي سَتَرْتُهَا عَلَيْكَ فِي الدُّنْيَا وَإِنِّي أَغْفِرُهَا لَكَ الْيَوْمَ، فَيُعْطَى صَحِيفَةَ حَسَنَاتِهِ، وَأَمَّا الْكَافِرُونَ وَالْمُنَافِقُونَ فَيُنَادَى بِهِمْ عَلَى رُءُوسِ الْأَشْهَادِ هَؤُلَاءِ الَّذِينَ كَذَبُوا عَلَى اللَّهِ

---

[134] Disa prej këtyre çështjeve janë përshkruar në kapitujt tjerë.

[135] *Sahih el-Bukharij*.

*"**Do të afrohet besimtari Ditën e Gjykimit nga Zoti i tij – i Lartë Madhërishëm – derisa ta vendos Anën e Tij mbi të, dhe e bën atë që t'i pohojë mëkatet e tij. Ai (**Allahu**) thotë: 'A i pranon (**mekatet e tua**)?' Ai (**robi**) thotë: 'Zoti im, i pranoj.' Ai (**Allahu**) thotë: 'Me të vërtetë që unë t'i kam mbuluar ato në dynja dhe me të vërtetë që unë t'i fal ato sot.' E i jepet libri me të mirat e tij. Sa i përket kafirëve dhe munafikëve atëherë ata thirren para dëshmitarëve:***

هَٰٓؤُلَآءِ ٱلَّذِينَ كَذَبُوا۟ عَلَىٰ رَبِّهِمْ ﴿١٨﴾

*《**... Këta janë ata të cilët shpifën kundër Allahut...** 》 [11:18]."*[136]

Aishja – *Allahu qoftë i kënaqur prej saj* – ka transmetuar se Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

مَن حُوسِبَ يَومَ القِيامَةِ، عُذِّبَ فَقُلتُ: أليسَ قدْ قالَ اللَّهُ عزَّ وجلَّ: {فَسَوْفَ يُحاسَبُ حِسابًا يَسِيرًا} [الانشقاق: 8]؟ فقالَ: ليسَ ذاكِ الحِسابُ، إنَّما ذاكِ العَرْضُ، مَن نُوقِشَ الحِسابَ يَومَ القِيامَةِ عُذِّبَ.

*"'**Kushdo që thirret për llogari Ditën e Gjykimit do të dënohet.**' Thashë: 'A nuk ka thënë Allahu – i Lartë Madhërishëm –:*

فَسَوْفَ يُحَاسَبُ حِسَابًا يَسِيرًا ﴿٨﴾

*《**Ai me të vërtetë që do të ketë llogari të lehtë.** 》 [11:18]?'*

*Ai tha: '**Kjo nuk është llogaria. Vërtet kjo është paraqitja**[137]**. Ndaj kujtdo që argumentohet në llogari Ditën e Gjykimit do të dënohet.**'"*[138]

Pra, *kafirat* do të qëndrojnë përgjithmonë në Xhehenem, muslimanët të cilëve nuk u janë falur mëkatet do të qëndrojnë përkohësisht aty dhe disa muslimanë do të hyjnë në Xhenet pa u ndëshkuar dhe do të qëndrojnë aty përgjithmonë. Xheneti dhe Xhehenemi janë të krijuar dhe të përgatitur për banorët e tyre. Ata të dy do të ekzistojnë përgjithmonë dhe nuk do të mbarojnë se ekzistuari.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

---

136 *Sahih Muslim.*

137 Kjo është llogaria e lehtë që është përshkruar në hadithin e mëparshëm, ku Allahu do t'i përmend mëkatet e robit dhe do ta bëjë atë që t'i pranojë ato.

138 *Sahih Muslim.*

وَسَارِعُوا إِلَىٰ مَغْفِرَةٍ مِّن رَّبِّكُمْ وَجَنَّةٍ عَرْضُهَا السَّمَاوَاتُ وَالْأَرْضُ أُعِدَّتْ لِلْمُتَّقِينَ ﴿١٣٣﴾

**《 Nxitoni në një falje nga Zoti juaj dhe drejt një Xhenetit gjerësia e të cilit është sa e qiejve dhe e tokës, i përgatitur për të devotshmit. 》** [3:133]

Gjithashtu – *i Lartësuar* – ka thënë:

وَالَّذِينَ آمَنُوا وَعَمِلُوا الصَّالِحَاتِ سَنُدْخِلُهُمْ جَنَّاتٍ تَجْرِي مِن تَحْتِهَا الْأَنْهَارُ خَالِدِينَ فِيهَا أَبَدًا ۖ وَعْدَ اللَّهِ حَقًّا ۚ وَمَنْ أَصْدَقُ مِنَ اللَّهِ قِيلًا ﴿١٢٢﴾

**《 Por ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, Ne do t'i fusim ata në Xhenete nën të cilat rrjedhin lumenj. Ata do të qëndrojnë aty përgjithmonë. Premtimi i Allahut është i vërtetë dhe fjalët e kujt tjetër mund të jenë më të vërteta se Fjalët e Allahut?》** [4:122]

Gjithashtu – *i Lartësuar* – ka thënë:

وَاتَّقُوا النَّارَ الَّتِي أُعِدَّتْ لِلْكَافِرِينَ ﴿١٣١﴾

**《 Kini frikë Zjarrin i cili është i përgatitur për mohuesit. 》** [3:131]

Gjithashtu – *i Lartësuar* – ka thënë:

إِنَّ اللَّهَ لَعَنَ الْكَافِرِينَ وَأَعَدَّ لَهُمْ سَعِيرًا ﴿٦٤﴾ خَالِدِينَ فِيهَا أَبَدًا ۖ لَّا يَجِدُونَ وَلِيًّا وَلَا نَصِيرًا ﴿٦٥﴾

**《 Vërtet që Allahu i ka mallkuar *kafirat* dhe ka përgatitur për ta Zjarr flakërues. Ata do të qëndrojnë përherë aty dhe nuk do të gjejnë as mbrojtës e as ndihmues. 》** [33:64-65]

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

اطَّلَعْتُ فِي الجَنَّةِ فَرَأَيْتُ أَكْثَرَ أَهْلِهَا الفُقَرَاءَ، واطَّلَعْتُ فِي النَّارِ فَرَأَيْتُ أَكْثَرَ أَهْلِهَا النِّسَاءَ

***"Shikova në Xhenet dhe pashë se shumica e banorëve të tij janë fukarenjt dhe shikova në Zjarr dhe pashë se shumica e banorëve të tij janë gratë."***[139]

El-Berbeharij (v. 329h) ka thënë:

[139] *Sahih el-Bukharij.*

وكل شيء مما أوجب الله عليه الفناء يفنى إلا الجنة والنار والعرش والكرسي والصور والقلم واللوح ليس يفنى شيء من هذا أبدا ثم يبعث الله الخلق على ما أماتهم عليه يوم القيامة ويحاسبهم بما شاء فريق في الجنة وفريق في السعير ويقول لسائر الخلق ممن لم يخلق للبقاء كونوا ترابا.

*"Çdo gjëje që Allahu ia ka bërë obligim të zhduket do të zhduket pos Xhenetit, Zjarrit, Arshit, Kursisë (vendi i Dy Këmbëve të Allahut)*[140]*, Surit, Lapsit dhe Pllakës. Asnjëra nga këto kurrë nuk do të zhduket. Pastaj Allahu do t'i ringjallë krijesat në Ditën e Gjykimit sipas asaj (d.m.th. feje dhe gjendje) që i ka bërë të vdesin dhe do t'i marrë në llogari me çfardo që Dëshiron Ai. Një grup për në Xhenet dhe një grup për në Zjarr flakërues. Ai do t'u thotë të gjitha krijesave (të tjera) që nuk janë krijuar të mbesin: 'Bëhuni dhe.'"*[141]

[140] Për tema si kjo kthehu në telegram kanalin "*Thirrja në Teuhid*" linku https://t.me/thirrjaneteuhid. Kapitujt e librit *el-Sunneh* nga djali i Imam Ahmedit.
[141] *Sherh el-Sunneh lil-Berbeharij*.

## ***Shefati* (ndërmjetësimi)**

*Shefati* i Pejgamberit – *salAllahu alejhi ue selem* – është transmetuar saktë në *Sunnet* me *teuatur*[142]. Ky është besimi se Pejgamberi– *salAllahu alejhi ue selem* – do të ndërmjetësojë në Ditën e Ringjalljes, me lejen e Allahut, për *Ummetin* e tij që të hyjnë sa më shpejt në Xhenet, do të ndërmjetësojë për disa njerëz nga *Ummeti* i tij – *salAllahu alejhi ue selem* – të cilët u hodhën në Zjarr për shkak të mëkateve të tyre që të dalin prej aty dhe do të ndërmjetësojë që disa mëkatar prej *Ummetit* të tij – *salAllahu alejhi ue selem* – t'i shmangen hyrjes në Zjarr edhe pse ata e merituan për shkak të mëkateve të tyre.

Në një *hadith* të gjatë të transmetuar nga Enes ibnu Malik – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* –, i Dërguari i Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

فَيَأْتُونِي فأَسْتَأْذِنُ على رَبِّي، فيُؤْذَنُ لِي، فإذا أنا رَأَيْتُهُ وقَعْتُ ساجِدًا، فَيَدَعُنِي ما شاءَ اللَّهُ، فيُقالُ: يا مُحَمَّدُ، ارْفَعْ رَأْسَكَ، قُلْ تُسْمَعْ، سَلْ تُعْطَهْ، اشْفَعْ تُشَفَّعْ، فأرْفَعُ رَأْسِي، فأحْمَدُ رَبِّي بتَحْمِيدٍ يُعَلِّمُنِيهِ رَبِّي، ثُمَّ أشْفَعُ فَيَحُدُّ لي حَدًّا، فَأُخْرِجُهُمْ مِنَ النَّارِ، وأُدْخِلُهُمُ الجَنَّةَ،

*"**Ata do të vijnë tek unë (**d.m.th. njerëzit, pasi i kanë pyetur Pejgamberët e tjerë për të ndërmjetësuar**) dhe Unë do të kërkojë leje nga Zoti im, e kur ta shohë Atë (**Allahun**) unë do të bie në sexhde dhe Ai do të më lë (**të qëndrojë**) ashtu sa Dëshiron Ai dhe do të thuhet: 'O Muhammed, ngrije kokën tënde. Fol dhe do të dëgjohesh. Pyet dhe do të jepet. Ndërmjetëso dhe ndërmjetësimi yt do të pranohet.' Pastaj unë do ta ngrij kokën time dhe do të lavdëroj Zotin tim me një lavdërimi që ma mëson Zoti im, pastaj do të ndërmjetësoj dhe Ai do të më jap një limit (**të njerëzve**), do t'i nxjerr ata nga Zjarri dhe do t'i fusë në Xhenet.**"*[143]

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

لِكُلِّ نَبِيٍّ دَعْوَةٌ دَعاها لِأُمَّتِهِ، وإِنِّي اخْتَبَأْتُ دَعْوَتِي شَفاعَةً لِأُمَّتِي يومَ القِيامَةِ. وفي رواية: أُعْطِيَ.

*"**Secili Pejgamber e ka pasur një dua që e ka bërë për Ummetin e tij, ndërsa Unë e kam ruajtur duan time si ndërmjetësim për Ummetin tim në Ditën e Kijametit.**"*[144]

***Muetezilit*** e kanë mohuar se Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – do të ndërmjetësojë për ata që kanë hyrë në Zjarr për shkak të besimit të tyre se kushdo që vdes pa u penduar nga

---

[142] Një çështje që është transmetuar me *teuatur* (vazhdueshmëri) – apo një *hadith mutauatir* – është një çështje apo një *hadith* i transmetuar nga aq shumë njerëz saqë praktikisht është e pamundur që ata të bien dakord për gënjeshtra apo që të gjithë të bëjnë gabimin e njëjtë pa e synuar atë.

[143] *El-Bukharij, Muslim, ibnu Hibban*, dhe të tjerë – *sahih*.

[144] *El-Bukharij, Muslim – sahih*.

një mëkat i madh që e ka vepruar do të hyjë në Zjarr dhe Allahu nuk do ta falë atë dhe as nuk do t'i tregojë Mëshirë atij.

***Havarixhët*** e kanë mohuar se Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – do të ndërmjetësojë për ata që kanë hyrë në Zjarr për shkak të besimit të tyre se kushdo që bën një mëkat të madh është *kafir* dhe do të hyjë në Zjarr përgjithmonë.

E këto besime janë vazhdimësi dhe zgjerim i *bidatit* të tyre origjinal të cilin e besuan.

Hanbel (v. 273h) ka thënë:

قُلْتُ لِأَبِي عَبْدِ اللَّهِ يَعْنِي أَحْمَدَ بْنَ حَنْبَلٍ: مَا يُرْوَى عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فِي الشَّفَاعَةِ؟ فَقَالَ: " هَذِهِ أَحَادِيثُ صِحَاحٌ نُؤْمِنُ بِهَا وَنُقِرُّ، وَكُلُّ مَا رُوِيَ عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ بِأَسَانِيدَ جَيِّدَةٍ نُؤْمِنُ بِهَا وَنُقِرُّ، قُلْتُ لَهُ: وَقَوْمٌ يَخْرُجُونَ مِنَ النَّارِ؟ فَقَالَ: نَعَمْ، إِذَا لَمْ نُقِرَّ بِمَا جَاءَ بِهِ الرَّسُولُ وَدَفَعْنَاهُ رَدَدْنَا عَلَى اللَّهِ أَمْرَهُ قَالَ اللَّهُ عَزَّ وَجَلَّ: {وَمَا آتَاكُمُ الرَّسُولُ فَخُذُوهُ وَمَا نَهَاكُمْ عَنْهُ فَانْتَهُوا} [الحشر: 7] قُلْتُ: وَالشَّفَاعَةُ؟ قَالَ: كَمْ حَدِيثٍ يُرْوَى عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فِي الشَّفَاعَةِ وَالْحَوْضِ، فَهَؤُلَاءِ يُكَذِّبُونَ بِهَا وَيَتَكَلَّمُونَ، وَهُوَ قَوْلُ صِنْفٍ مِنَ الْخَوَارِجِ، وَإِنَّ اللَّهَ تَعَالَى لَا يُخْرِجُ مِنَ النَّارِ أَحَدًا بَعْدَ إِذْ أَدْخَلَهُ، وَالْحَمْدُ لِلَّهِ الَّذِي عَدَلَ عَنَّا مَا ابْتَلَاهُمْ بِهِ"

*"I thashë Ebu Abdullahit – domethënë Ahmed ibnu Hanbel –: 'Çfarë transmetohet nga Pejgamberi – salAllahu alejhi ue selem – rreth shefatit?' Ai tha: 'Këto hadithe janë të sakta, i besojmë ato dhe i miratojmë, dhe çdo gjë që është transmetuar nga Pejgamberi – salAllahu alejhi ue selem – me zinxhire të mira të transmetimit, e besojmë dhe e miratojmë.' I thashë atij: 'E disa njerëz që do të dalin nga Zjarri?' Ai tha: 'Po. Nëse nuk e miratojmë atë me të cilën ka ardhur Pejgamberi – salAllahu alejhi ue selem – dhe e zmbrapsim atë atëherë ne e kemi mohuar urdhërin e Allahut. Allahu – i Lartë Madhërishëm – ka thënë:*

وَمَا آتَاكُمُ الرَّسُولُ فَخُذُوهُ وَمَا نَهَاكُمْ عَنْهُ فَانتَهُوا ﴿٧﴾

**《... dhe çfarëdo që t'ju japë juve i Dërguari, merreni atë, e çfarëdo që ai ua ndalon juve, shmanguni (***prej saj***)... 》** *[59:7].'*

*Thashë: 'E shefati?' Ai tha: 'Sa e sa hadithe janë transmetuar nga Pejgamberi – salAllahu alejhi ue selem – për shefatin dhe basenin (haudin) ndërsa këta i përgënjeshtrojnë ato dhe flasin (me epshe), e ky është mendimi i një grupit të havarixhëve; se Allahu – i Lartësuar – nuk do të nxjerrë askënd nga Zjarri pasi ta ketë futur aty. Falënderimi i takon vetëm Allahut i Cili e largojë nga ne atë me të cilën i futi në bela ata.'"*[145]

[145] *Sherh Usul Itikad Ehlu el-Sunneh lil-Lalekaij.*

**<u>Shikimi i Allahut – dhe një përmendje e Lartësisë së Allahut (*el-Uluv*)</u>**

Shikimi i Allahut në botën tjetër është një çështje që është vërtetuar nga *Kur'ani* dhe *Sunneti muteuatir*. Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

وُجُوهٌ يَوْمَئِذٍ نَّاضِرَةٌ ﴿٢٢﴾ إِلَىٰ رَبِّهَا نَاظِرَةٌ ﴿٢٣﴾

《 **Disa fytyra atë Ditë shkëlqejnë, duke shikuar në Zotin e tyre.** 》 [75:22-23]

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

إذا دخلَ أَهلُ الجنَّةِ الجنَّةَ نادى منادٍ: يا أَهلَ الجنَّةِ إنَّ لَكُم عندَ اللَّهِ موعِدًا يريدُ أن يُنجزَكموه فيقولون: ما هو؟ ألم يبيِّضْ وجوهَنا ويثقِّل موازينَنا ويُدخِلْنا الجنَّةَ ويُجِرْنا من النَّار؛ قال فيَكشفُ الحجابَ فينظرونَ إليْهِ فما أعطاهم شيئًا أحبَّ إليْهم من النَّظرِ إليْهِ وَهيَ الزِّيادةُ

***"Kur banorët e Xhenetit të hyjnë në Xhenet thërret një thirrës: 'O banorë të Xhenetit, vërtet ju e keni një takim me Zotin tuaj, Ai Dëshiron t'ua përmbush atë (**marrëveshjen e Tij**) juve.' Ata do të thonë: 'Çfarë është ajo? A nuk na i ka zbardhur Ai fytyrat tona, rënduar peshoret tona, na ka futur në Xhenet dhe na ka mbrojtur nga Zjarri?' Pastaj Ai do të heqë Mbulesën dhe ata do të shikojnë në Të. Ai nuk u ka dhënë atyre diçka më të dashur për ta sesa shikimi në Të. Kjo është shtesa (**që është përmendur në Suren Junus 10:26**)."***[146]

Suhejb ibnu Sinan el-Rumij – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka transmetuar:

عنِ النَّبيِّ صلَّى اللَّهُ عليهِ وسلَّمَ في قَولِ اللَّهُ جلَّ ذِكرُه{ لِلَّذِينَ أَحْسَنُوا الْحُسْنَى وَزِيَادَةٌ} قالَ الحُسْنَى الجنَّةُ والزِّيادةُ النَّظرُ إلى وجهِ اللَّهِ لا يَرهَقُ وجوهَهُم قَتَرٌ ولا ذِلَّةٌ بعدَ نظَرِهم إِلَيهِ

*"Nga Pejgamberi – salAllahu alejhi ue selem – për fjalët e Allahut – të Lartë Madhërishëm –:*

لِّلَّذِينَ أَحْسَنُوا الْحُسْنَىٰ وَزِيَادَةٌ ﴿٢٦﴾

***《Për ata që bëjnë mirë është më e mira dhe shtesa. 》*** *[10:26]*

*Ai ka thënë: '**Më e mira është Xheneti ndërsa shtesa është shikimi në Fytyrën e Allahut. Nuk ka për t'i kapluar fytyrat e tyre errësira dhe as nënçmimi pas shikimit të tyre në Të.**'"*[147]

---

[146] *Ahmed, ibnu Maxheh, el-Nesaij*; me një ndryshim të vogël – *sahih*.

[147] *El-Kamil fi el-Duafa libnu Adij* – *hasan* apo *sahih*.

Xherir ibnu Abdullah – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

كُنَّا جُلُوسًا عِنْدَ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فَنَظَرَ إِلَى الْقَمَرِ لَيْلَةَ الْبَدْرِ فَقَالَ: " أَمَا إِنَّكُمْ سَتُعْرَضُونَ عَلَى رَبِّكُمْ عَزَّ وَجَلَّ فَتَرَوْنَهُ كَمَا تَرَوْنَ هَذَا الْقَمَرَ لَا تُضَامُونَ فِي رُؤْيَتِهِ فَإِنِ اسْتَطَعْتُمْ أَنْ لَا تُغْلَبُوا عَلَى صَلَاةٍ قَبْلَ طُلُوعِ الشَّمْسِ وَقَبْلَ غُرُوبِهَا فَافْعَلُوا قَالَ: ثُمَّ قَرَأَ {وَسَبِّحْ بِحَمْدِ رَبِّكَ قَبْلَ طُلُوعِ الشَّمْسِ وَقَبْلَ غُرُوبِهَا} [طه: 130] "

*"Ishim ulur me Pejgamberin – salAllahu alejhi ue selem – ndërkohë ai e shikoj hënën në natën kur është e plotë dhe tha: '**Vërtet ju do t'i paraqiteni Zotit tuaj – të Lartë Madhërishëm – dhe do ta shihni Atë sikurse e shihni këtë hënë duke mos pasur vështirësi në shikimin e saj. E nëse keni mundësi të mos ju kaloj pa falur ndonjë namaz para lindjes së diellit dhe para perëndimit të tij atëherë veproni.**' Tha: 'Pastaj ai lexoi:*

وَسَبِّحْ بِحَمْدِ رَبِّكَ قَبْلَ طُلُوعِ الشَّمْسِ وَقَبْلَ غُرُوبِهَا ﴿١٣٠﴾

***《... dhe lartëso me lavdërim Zotin tënd para lindjes së diellit dhe para perëndimit të tij...*** *》 [20:130].'"*[148]

***Muetezilitë***, ***xhehmitë*** dhe ***esharitë*** e kanë mohuar shikimin e Allahut në ahiret bazuar në filozofi, epshe dhe dëshira të tyre.

Kjo filozofi dhe e ashtuquajtur logjikë, gjithashtu i çoj *xhehmitë*, *muetezilitë* dhe *esharitë* të mohojnë Lartësinë e Allahut, e që është të qenurit e Tij mbi qiej, i ndarë nga krijesat e Tij me një kufi. Disa prej *muetezilive* kanë thënë që Allahu është kudo ndërsa të tjerët thanë se Allahu nuk është askund. *Esharitë* e pranuan Lartësinë e Allahut në Fuqinë dhe Rregullimin e Tij porse e mohuan lartësinë e Qenies së Allahut ndërsa *Ehli Sunneti* i besojnë të gjitha. *Xhehmitë* kanë thënë se Allahu është kudo, e cila ngërthen se Ai është në tokë. Të gjithë ata që e mohojnë Lartësinë e Qenies së Allahut (*el-Dhat*) janë *kafira*.

Abdullah ibnu el-Mubarak (v. 181h) ka thënë:

نَعْرِفُ رَبَّنَا عَزَّ وَجَلَّ فَوْقَ سَبْعِ سَمَاوَاتٍ عَلَى الْعَرْشِ بَائِنٌ مِنْ خَلْقِهِ بِحَدٍّ وَلَا نَقُولُ كَمَا قَالَتِ الْجَهْمِيَّةُ هَاهُنَا وَأَشَارَ بِيَدِهِ إِلَى الْأَرْضِ

*"'Ne e njohim Zotin tonë – të Lartë Madhërishëm – përmbi qiellin e shtatë, mbi Arsh, i ndarë nga krijesat e Tij me një kufi (hadd), dhe nuk themi sikurse thonë xhehmitë; (se Allahu është) ia këtu.' – dhe bëri me dorë drejtë tokës."*[149]

---

148 *Sahih ibnu Maxheh.*
149 *Kitab el-Sunneh liAbdullah, thabit anhu.*

Imam Ahmedi i ka pranuar këto fjalë të Abdullah ibnu el-Mubarak. Ebu Bekr el-Khallal (v. 311h) ka transmetuar:

وأنبئنا محمد بن علي الوراق حدثنا أبو بكر الأثرم حدثني محمد بن إبراهيم القيسي قال: قلت لأحمد بن حنبل يحكى عن ابن المبارك , وقيل له :كيف نعرف ربنا ؟ قال: في السماء السابعة على عرشه بحد . فقال أحمد : هكذا هو عندنا

*"Na ka njoftuar Muhammed ibnu Alij el-Uerrak (duke thënë): Na ka treguar Ebu Bekr el-Ethrem (duke thënë): Më ka treguar Muhammed ibnu Ibrahim el-Kajsij duke thënë: 'I thashë Ahmed ibnu Hanbelit, tregohet nga ibnu el-Mubaraku ndërsa i është thënë atij: 'Si e njohim Zotin tonë?' Ai ka thënë: 'Në qiellin e shtatë, mbi Arsh me një kufi (d.m.th. i ndarë nga krijesat e Tij).' Ahmedi tha: 'Kështu është edhe tek ne.'''*[150]

Ebu Hatim el-Razij (v. 277h) ka thënë:

أدركنا العلماء في جميع الأمصار حجازًا وعراقًا وشامًا ويمنًا؛ فكان من مذهبهم: أن الله عز وجل على عرشه، بائنٌ من خلقه كما وصف نفسه في كتابه، وعلى لسان رسوله صلى الله عليه وسلم بلا كيف

*"I kemi takuar dijetarët e të gjitha vendeve; Hixhazit, Irakut, Shamit dhe Jemenit, medh'hebi i tyre ka qenë se Allahu – i Lartë Madhërishëm – është mbi Arshin e Tij, i ndarë nga krijesat e Tij, ashtu siç Ai e ka cilësuar Veten e Tij në Librin e Tij dhe në gjuhën e të Dërguarit të Tij – salAllahu alejhi ue selem – pa si."*[151]

Dijetarët e kanë përshkruar çështjen e Lartësisë së Allahut si çështje që njihet me *fitrah*. Është një domosdoshmëri që robi e ndjen në veten e tij, se Zoti i tij është mbi të, në qiell, prandaj ai kur i kthehet Atij me pendim dhe lutje, kthehet kah qielli. Prandaj nuk ka asnjë arsyetim në mohimin e *Uluvit* (Lartësisë së Allahut), disa nga *kafirat* dhe *zindikat* (heretikat) më të ndytë që i janë përshkruar Islamit ishin ata që e pretenduan të kundërtën e *Uluvit*, se Allahu është kudo apo askund, e nga ky pretendim dolën shumë thënie të neveritshme të cilat as që mund të përmenden.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

وَهُوَ الْقَاهِرُ فَوْقَ عِبَادِهِ ﴿١٨﴾

《 **Ai është që i nënshtron të tjerët, mbi robërit e Tij...** 》 [6:18]

---

[150] *Ithbat el-Hadd lil-Deshtij*.
[151] *Sherh Usul Itikad Ehlu el-Sunneh* 1/197.

Gjithashtu – *i Lartësuari* – ka thënë:

أَأَمِنتُم مَّن فِي السَّمَاءِ أَن يَخْسِفَ بِكُمُ الْأَرْضَ ﴿١٦﴾

**《 Apo ndjeheni të sigurt se Ai i Cili është në qiell[152], nuk do ta bëjë tokën të fundoset bashkë me ju… 》** [67:16]

Transmetohet për Pejgamberin – *salAllahu alejhi ue selem* – në një *hadith* të gjatë se:

فقال لها :أين اللهُ؟ قالَتْ :اللهُ في السماءِ، قال: مَن أنا؟ قالَتْ :أنتَ رسولُ اللهِ، قال: إنَّها مُؤمِنةٌ

*"Ai (Pejgamberi – salAllahu alejhi ue selem –) i tha asaj (robëreshës): '**Ku është Allahu?**' Ajo tha: 'Në qiell.' Ai tha: '**Kush jam unë?**' Ajo tha: 'Ti je i Dërguari i Allahut.' Ai tha: '**Vërtet ajo është besimtare.**'"*[153]

El-Darimij (v. 280h) ka thënë:

ففي حديث رسول الله ﷺ هذا دليل على أن الرجل إذا لم يعلم أن الله عز وجل في السماء دون الأرض فليس بمؤمن، ولو كان عبدا فأعتق لم يجز في رقبة مؤمنة إذ لا يعلم أن الله في السماء؛ ألا ترى أن رسول الله ﷺ جعل أمارة إيمانها معرفتها أن الله في السماء.

*"Në këtë hadith të të Dërguarit të Allahut – salAllahu alejhi ue selem – ka argument se nëse njeriu nuk e di se Allahu – i Lartë Madhërishëm – është në qiell dhe jo në tokë nuk është besimtar, e në qoftë se (ky njeri) do të ishte rob dhe do të lirohej atëherë nuk lejohet të numërohet si rob besimtar (i liruar) sepse ai nuk e di se Allahu është në qiell (d.m.th. në lartësi). A nuk e sheh se i Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem – e bëri shenjë të imanit të saj dijen e saj se Allahu është në qiell."*[154]

Abdur-Rahman ibnu Muhammed el-Handhalij (v. 327h) ka thënë:

أَخْبرنِي حَرْب بن إِسْمَاعِيل الْكَرْمَانِي فِيمَا كتب إِلَيّ أَن الْجَهْمِية أَعدَاء الله وهم الَّذين يَزْعمُونَ أَن الْقُرْآن مَخْلُوق وَأَن الله لم يكلم مُوسَى وَلَا يرى فِي الْآخِرَة وَلَا يعرف لله مَكَان وَلَيْسَ على عرش وَلَا كرْسِي وهم كفار فَاحْذَرْهُمْ

---

[152] Kur Allahu përshkruhet se është "*në qiell*" në ajetet, *hadithet* dhe fjalët e *Selefëve* atëherë ajo që nënkuptohet është sipas përshkrimit të Abdullahu ibnu el-Mubarak në të cilin ka thënë: "*Përmbi qiellin e shtatë, mbi Arsh, i ndarë nga krijesat e Tij me një kufi (hadd)…*" Kjo është në përputhje me mënyrën se si arabët e kuptojnë dhe e përdorin këtë term në këtë kontekst.

[153] *Muslim*, *Ebu Davud*, *el-Nesaij*, *Ahmed* – *sahih* sipas kushteve të Muslimit.

[154] *El-Radd ala el-Xhehmijjeh lil-Darimij*.

*"Më ka treguar Harb ibnu Ismail el-Kermanij në atë që më ka shkruar se xhehmitë janë armiqtë e Allahut, ata pretendojnë se Kur'ani është i krijuar, se Allahu nuk i ka folur Musës, se Ai nuk do të shihet në ahiret dhe se nuk dihet për Allahun ndonjë vend, se Ai nuk është mbi Arsh e as Kursij. Ata janë kafira, ke kujdes nga ta."*[155]

[155] *Uluv lil-Aliju el-Gaffar lil-Dhehebij.*

## *El-Haud* (Baseni)

*Hadithet* që janë transmetuar për *haudin* e të Dërguarit të Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – janë gjithashtu në gradën e *teuaturit*. Ndër to janë:

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

إِنَّ قَدْرَ حَوْضِي كَمَا بَيْنَ أَيْلَةَ وَصَنْعَاءَ مِنَ اليَمَنِ، وَإِنَّ فِيهِ مِنَ الأَبَارِيقِ كَعَدَدِ نُجُومِ السَّمَاءِ

***"Vërtet madhësia e haudit tim është sa distanca mes Ejleh dhe San'as së Jemenit, dhe në të ka enë sa numri i yjeve në qiell."***[156]

Gjithashtu ai – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

لَيَرِدَنَّ عَلَيَّ نَاسٌ مِنْ أَصْحَابِي الْحَوْضَ، حَتَّى عَرَفْتُهُمُ اخْتُلِجُوا دُونِي، فَأَقُولُ أَصْحَابِي. فَيَقُولُ لاَ تَدْرِي مَا أَحْدَثُوا بَعْدَكَ

***"Vërtet disa njerëz nga shokët e mi do të vijnë tek unë te haudi, kur t'i njoh ata, ata do të merren nga unë dhe them: 'Shokët e mi.' Pastaj do të më thuhet: 'Ti nuk e di se çfarë kanë shpikur ata pas teje.'"***[157]

Ebu Dherr el-Gifarij – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

قُلْتُ: يَا رَسُولَ اللهِ مَا آنِيَةُ الْحَوْضِ قَالَ: وَالَّذِي نَفْسُ مُحَمَّدٍ بِيَدِهِ لآنِيَتُهُ أَكْثَرُ مِنْ عَدَدِ نُجُومِ السَّمَاءِ وَكَوَاكِبِهَا، أَلَا فِي اللَّيْلَةِ الْمُظْلِمَةِ الْمُصْحِيَةِ، آنِيَةُ الْجَنَّةِ مَنْ شَرِبَ مِنْهَا لَمْ يَظْمَأْ آخِرَ مَا عَلَيْهِ، يَشْخَبُ فِيهِ مِيزَابَانِ مِنَ الْجَنَّةِ، مَنْ شَرِبَ مِنْهُ لَمْ يَظْمَأْ، عَرْضُهُ مِثْلُ طُولِهِ، مَا بَيْنَ عَمَّانَ إِلَى أَيْلَةَ، مَاؤُهُ أَشَدُّ بَيَاضًا مِنَ اللَّبَنِ، وَأَحْلَى مِنَ الْعَسَلِ

*"Thashë: 'O i Dërguari i Allahut, çfarë janë enët e haudit?' Ai tha: '***Pasha Atë që në Dorën e Tij është shpirti i Muhammedit, enët e tij janë më shumë sesa numri i yjeve dhe planeteve në qiell, (*të cilat shkëlqejnë*) në një natë të errët dhe të pastër. Këto do të jenë enë të Xhenetit. Kushdo që pi prej tij (*basenit*) nuk do të ndjehet i etur pas kësaj kurrë, në të rrjedhin dy gryka nga Xheneti, kushdo që pi prej tij nuk do të ndjehet i etur (*kurrë më*). Gjërësia e tij është sa gjatësia e tij; sa distanca mes Ammanit dhe Ejles. Uji i tij është më i bardhë sesa qumështi dhe më i ëmbël sesa mjalti.'"***[158]

---

[156] *Sahih Muslim.*
[157] *Sahih el-Bukharij.*
[158] *Sahih Muslim.*

Disa nga *muetezilitë* dhe *havarixhët* bazuar në besime të shpikura e mohuan *haudin*. Disa pretenduan se ka mospërputhje në transmetime ndërsa të tjerët refuzuan të pranonin vendndodhjen e *haudit* që është transmetuar, kësisoj e mohuan atë në tërësi.

## *Mizani* (Peshorja)

*Ehli Sunneti* besojnë se *mizani* i përmendur në *Kur'an* dhe *Sunnet*, i cili do të sillet në Ditën e Ringjalljes, është peshore e vërtetë, mbi të cilën do të peshohen veprat e robërve sipas *Kur'anit* dhe *Sunnetit*.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

فَمَن ثَقُلَتْ مَوَازِينُهُ فَأُولَئِكَ هُمُ الْمُفْلِحُونَ ﴿١٠٢﴾ وَمَنْ خَفَّتْ مَوَازِينُهُ فَأُولَئِكَ الَّذِينَ خَسِرُوا أَنفُسَهُمْ فِي جَهَنَّمَ خَالِدُونَ ﴿١٠٣﴾

**《 Kujtdo që i rëndohet peshorja e tij, mu këta janë të fituarit. Ndërsa kujtdo që i lehtësohet peshorja e tij, mu këta janë ata që e kanë humbur veten e tyre, në Xhehenem do të mbesin. 》** [23:102-103]

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

كَلِمَتانِ خَفِيفَتانِ علَى اللِّسانِ، ثَقِيلَتانِ في المِيزانِ، حَبِيبَتانِ إلى الرَّحْمَنِ :سُبْحانَ اللَّهِ العَظِيمِ، سُبْحانَ اللَّهِ وبِحَمْدِهِ

***"Dy fjalë që janë të lehta për gjuhën, të rënda në mizan, të dashura tek Er-Rahman: 'SubhanAllahi el-Adhim, SubhanAllahi ue bihamdihi'."***[159]

Abdullah ibnu Mesudi – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka transmetuar:

أنَّه كان يَجْتني سِواكًا مِن الأَراكِ وكان دَقيقَ السَّاقَين، فجعَلَت الرِّيحُ تَكفَؤُه، فضَحِكَ القومُ منه، فقال رسولُ اللهِ صلَّى اللهُ عليه وسلَّمَ: ممَّن تَضْحَكون؟ قالوا: يا نبيَّ اللهِ، مِن دِقَّةِ ساقَيْه، فقال: والَّذي نَفْسي بيدِه، لَهُما أثقَلُ في الميزانِ مِن أُحُدٍ.

*"Se ai ishte duke korrur misvak nga pema Erak dhe i kishte kërcitë e hollë. Era fryu dhe e rrëzoi atë ndërsa njerëzit qeshën me të. I Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem – tha: 'Kë po e qeshni?' Ata thanë: 'O Pejgamber i Allahut, hollësia e kërcirëve të tij.' Ai tha: 'Pasha Atë që në Dorën e Tij është shpirti im, ato të dyja janë më të rënda në mizan sesa kodra e Uhudit.'"*[160]

***Muetezilitë*** e mohuan *mizanin* me pretendimin se veprat e robërve nuk janë masë që kanë peshë dhe për këtë shkak nuk mund të peshohen. Kjo është për arsye se ata nuk besuan në *gajbin* dhe i krahasuan çështjet e dynjasë me çështjet e *ahiretit* gjë që i çoj të mohonin gjëra që nuk mund t'i kuptonin.

[159] *Sahih el-Bukharij.*
[160] *Ahmed, el-Tajalisij, el-Bezzar – sahih ligajrihi.*

## **Dëgjimi dhe nënshtrimi ndaj udhëheqësit musliman**

*Ehli Sunneti* besojnë se për sa kohë që udhëheqësi musliman nuk shfaq ndonjë *kufër* nga vetja e tij, për sa kohë që ai sundon me *Sheriat* – ndryshe nga situatat e vendeve sot – dhe për sa kohë që ai e fal namazin atëherë është obligim ta dëgjosh dhe t'i nënshtrohesh, dhe është e ndaluar të rebelohesh kundër tij apo të luftosh kundër tij, kësisoj të përçash unitetin e muslimanëve. Kjo zbatohet edhe nëse ai bën mëkat apo ju bën padrejtësi atyre që janë nën autoritetin e tij.

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

خِيارُ أئِمَّتِكُمُ الَّذِينَ تُحِبُّونَهُمْ ويُحِبُّونَكُمْ، وتُصَلُّونَ عليهم ويُصَلُّونَ علَيْكُم، وشِرارُ أئِمَّتِكُمُ الَّذِينَ تُبْغِضُونَهُمْ ويُبْغِضُونَكُمْ، وتَلْعَنُونَهُمْ ويَلْعَنُونَكُمْ، قالوا: قُلْنا: يا رَسولَ اللهِ، أفَلا نُنابِذُهُمْ عِنْدَ ذلكَ؟ قالَ: لا، ما أقامُوا فِيكُمُ الصَّلاةَ، لا، ما أقامُوا فِيكُمُ الصَّلاةَ، ألا مَن وَلِيَ عليه والٍ، فَرَآهُ يَأْتي شيئًا مِن مَعْصِيَةِ اللهِ، فَلْيَكْرَهْ ما يَأْتي مِن مَعْصِيَةِ اللهِ، ولا يَنْزِعَنَّ يَدًا مِن طاعَةٍ.

*"'**Udhëheqësit tuaj më të mirë janë ata të cilët i doni dhe ju duan, ata që luteni për ta dhe që lutën për ju, ndërsa udhëheqësit tuaj më të keqinj janë ata të cilët i urreni dhe ju urrejnë, ata që i mallkoni dhe ju mallkojnë.**' Ata thanë: 'O i Dërguari i Allahut, a nuk duhet t'i kundërshtojmë ata (apo të ndahemi prej tyre) në këtë rast?' Ai tha: '**Jo, për sa kohë që ata e falin namazin mes jush. Jo, për sa kohë që ata e falin namazin mes jush. Vërtet kujtdo që i caktohet ndonjë udhëheqës, dhe e sheh atë duke vepruar ndonjë gjë prej mosbindjes ndaj Allahut atëherë lë ta urrej atë që ai e vepron prej mosbindjes ndaj Allahut dhe mos ta nxjerr dorën nga nënshtrimi (**ndaj tij**).**'"*[161]

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

إنَّه يُسْتَعْمَلُ علَيْكُم أُمَراءُ، فَتَعْرِفُونَ وتُنْكِرُونَ، فمَن كَرِهَ فقَدْ بَرِئَ، ومَن أنْكَرَ فقَدْ سَلِمَ، ولَكِنْ مَن رَضِيَ وتابَعَ، قالوا: يا رَسولَ اللهِ، ألا نُقاتِلُهُمْ؟ قالَ :لا، ما صَلَّوْا.

*"'**Me të vërtetë që mbi ju do të caktohen disa udhëheqës, e do të pranoni (**disa nga veprat e tyre**) dhe do të refuzoni. Kushdo që i urren është i pafajshëm dhe kushdo që i mohon është i sigurt porse kushdo që është i kënaqur dhe i ndjek (**është shkatërruar**).**' Ata thanë: 'O i Dërguari i Allahut, a duhet ti luftojmë ata?' Ai tha: '**Jo për sa kohë që ata e falin namazin.**'"*[162]

---

[161] *Sahih Muslim*.
[162] Po aty.

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

مَن رَأَى مِن أمِيرِهِ شيئًا يَكْرَهُهُ فَلْيَصْبِرْ عليه فإنَّه مَن فارَقَ الجَماعَةَ شِبْرًا فَماتَ، إلَّا ماتَ مِيتَةً جاهِلِيَّةً.

***"Kushdo që sheh nga udhëheqësi i tij ndonjë gjë që e urren (****apo nuk e pelqën****) atëherë lë të bëjë sabër në të, sepse kushdo që ndahet nga xhemati (****qoftë edhe****) një pëllëmbë dhe vdes, vetëm se vdes me vdekje të xhahiljetit."***[163]

Hudhejfeh ibnu el-Jeman – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

قُلتُ: يا رَسولَ اللهِ، إنَّا كُنَّا بشَرٍّ، فَجَاءَ اللَّهُ بخَيْرٍ، فَنَحْنُ فِيهِ، فَهلْ مِن وَرَاءِ هذا الخَيْرِ شَرٌّ؟ قالَ: نَعَمْ، قُلتُ: هلْ وَرَاءَ ذلكَ الشَّرِّ خَيْرٌ؟ قالَ: نَعَمْ، قُلتُ: فَهلْ وَرَاءَ ذلكَ الخَيْرِ شَرٌّ؟ قالَ: نَعَمْ، قُلتُ: كيفَ؟ قالَ: يَكونُ بَعْدِي أَئِمَّةٌ لا يَهْتَدُونَ بهُدَايَ، وَلَا يَسْتَنُّونَ بسُنَّتِي، وَسَيَقُومُ فيهم رِجَالٌ قُلُوبُهُمْ قُلُوبُ الشَّيَاطِينِ في جُثْمَانِ إنْسٍ، قالَ: قُلتُ: كيفَ أَصْنَعُ يا رَسولَ اللهِ، إنْ أَدْرَكْتُ ذلكَ؟ قالَ: تَسْمَعُ وَتُطِيعُ لِلأَمِيرِ، وإنْ ضُرِبَ ظَهْرُكَ، وَأُخِذَ مَالُكَ، فَاسْمَعْ وَأَطِعْ.

*"Thashë: 'O i Dërguari i Allahut ne ishim në një gjendje të keqe dhe Allahu erdhi me të mirën në të cilën (tashmë) jemi. A do të ketë pas kësaj të mirës ndonjë të keqe?' Ai tha: '****Po.****' Thashë: 'A do të ketë pas kësaj të keqes ndonjë të mirë' Ai tha: '****Po.****' Thashë: 'A do të ketë pas kësaj të mirës ndonjë të keqe?' Ai tha: '****Po.****' Thashë: 'Si?' Ai tha: '****Do të ketë pas meje disa udhëheqës që nuk do të ndjekun udhëzimin tim dhe as nuk do të kapen për Sunnetin tim. Në mesin e tyre do të ketë njerëz, zemrat e të cilëve janë zemra shejtanësh në trup të njeriut.****' Thashë: 'Çfarë të bëj nëse e arrij këtë o i Dërguari i Allahut?' Ai tha: '****Dëgjoje dhe nënshtroju udhëheqësit edhe nëse ta godet shpinën dhe ta merr pasurinë, dëgjojë dhe nënshtroju.****'"*[164]

Ubadeh ibnu el-Samit – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

دَعانا النبيُّ صَلَّى اللهُ عليه وسلَّمَ فَبايَعْناهُ، فقالَ فِيما أخَذَ عَلَيْنا :أنْ بايَعَنا علَى السَّمْعِ والطَّاعَةِ، في مَنْشَطِنا ومَكْرَهِنا، وعُسْرِنا ويُسْرِنا وأَثَرَةً عَلَيْنا، وأَنْ لا نُنازِعَ الأمْرَ أهْلَهُ، إلَّا أنْ تَرَوْا كُفْرًا بَواحًا، عِنْدَكُمْ مِنَ اللَّهِ فيه بُرْهانٌ.

*"Pejgamberi – salAllahu alejhi ue selem – na thërriti dhe ne i dhamë besën atij. Ndër to (prej fjalëve) që na morri (besën) ishin: që ne i dhamë besën për dëgjim dhe nënshtrim, kur kemi vullnet dhe kur nuk na pëlqen, gjatë vështirësisë dhe lehtësisë tonë, për t'i dhënë përparësi (udhëheqësit) mbi vetet tona dhe të mos ua diskutosh çështjen pjestarëve të saj përveç nëse sheh ndonjë kufër haptazi, në të cilin keni argument nga Allahu."*[165]

---

163 *Sahih el-Bukharij.*
164 *Sahih Muslim.*
165 *Sahih el-Bukharij.*

***Havarixhët*, *muetezilitë*** dhe ***ehli el-raj*** (ithtarët e mendimit) e kanë parë të lejuar dhe për obligim rebelimin kundër udhëheqësve musliman që janë mëkatar, dhe e kanë futur këtë gjë në urdhërimin për të mirë dhe ndalimin nga e keqja.

Imam Ahmedi (v. 241h) ka thënë:

وَمَنْ خَرَجَ عَلَى إِمَامٍ مِنْ أَئِمَّةِ اَلْمُسْلِمِينَ وَقَدْ كَانَ اَلنَّاسُ اِجْتَمَعُوا عَلَيْهِ وَأَقَرُّوا لَهُ بِالْخِلَافَةِ، بِأَيِّ وَجْهٍ كَانَ، بِالرِّضَا أَوْ بِالْغَلَبَةِ – فَقَدْ شَقَّ هَذَا اَلْخَارِجُ عَصَا اَلْمُسْلِمِينَ، وَخَالَفَ اَلْآثَارَ عَنْ رَسُولِ اَللَّهِ ﷺ: فَإِنْ مَاتَ اَلْخَارِجُ عَلَيْهِ مَاتَ مِيتَةً جَاهِلِيَّةً. وَلَا يَحِلُّ قِتَالُ اَلسُّلْطَانِ وَلَا اَلْخُرُوجُ عَلَيْهِ لِأَحَدٍ مِنْ اَلنَّاسِ، فَمَنْ فَعَلَ ذَلِكَ فَهُوَ مُبْتَدِعٌ عَلَى غَيْرِ اَلسُّنَّةِ وَالطَّرِيقِ.

*"Kushdo që rebelohet kundër ndonjë udhëheqësi prej udhëheqësve të muslimanëve, ndërsa njerëzit janë të bashkuar rreth tij dhe e pohojnë për të Kilafetin – në cilindo aspekt, qoftë me dëshirë apo me forcë – atëherë ky rebelues e ka ndarë unitetin e muslimanëve, i ka kundërshtuar transmetimet e të Dërguarit të Allahut – salAllahu alejhi ue selem –. Nëse rebeluesi kundër tij (udhëheqësit) vdes atëherë ai vdes me vdekje të xhahiljetit. Nuk i lejohet askujt prej njerëzve luftimi i udhëheqësit e as rebelimi kundër tij. Kushdo që e bën këtë atëherë ai është bidatçi, i cili nuk është në Sunnet dhe në rrugën (e drejtë)."*[166]

El-Berbeharij (v. 329h)ka thënë:

ولا يحل قتال السلطان ولا الخروج عليه وإن جار وذلك لقول رسول الله صلى الله عليه و سلم لأبي ذر الغفاري اصبر وإن كان عبدا حبشيا وقوله للأنصار اصبروا حتى تلقوني على الحوض وليس من السنة قتال السلطان فإن فيه فساد الدنيا والدين

*"Nuk lejohet luftimi i udhëheqësit e as rebelimi kundër tij edhe nëse ai është i padrejtë. Kjo për shkak të fjalëve të të Dërguarit të Allahut – salAllahu alejhi ue selem – ndaj Ebu Dherr el-Gifarit: 'Bëj sabër edhe nëse është një rob etiopian.' Dhe fjalëve të tij ndaj Ensarëve: 'Bëni sabër derisa të më takoni te haudi.' Nuk është prej Sunnetit luftimi i udhëheqësit sepse në të qëndron shkatërrimi i dynjasë dhe fesë."*[167]

El-Axhurrij (v. 320h) ka thënë:

من أُمِّر عليك من عربي أو غيره، أسود أو أبيض،أو أعجمي، فأطعه فيما ليس لله عَزَّ وَجَلَّ فيه معصية، وإن ظلمك حقًّالك، وإن ضربكَ ظلمًا، وانتهكَ عرضك وأخذ مالك، فلا يَحملك ذَلِكَ عَلَى أنهَيَخرج عليه سيفك حتَّى تقاتله، ولا تَخرج مع خارجي حتَّى تقاتله، ولاتُحرِّض غيرك عَلَى الخروج عليه، ولكن اصبر عليه

[166] *Usul el-Sunneh lil-Imam Ahmed* – transmetimi i Abdus.
[167] *Sherh el-Sunneh lil-Berbeharij.*

*"Kushdo që caktohet si udhëheqës mbi ty, qoftë arab apo jo-arab, i bardhë apo i zi atëherë nënshtroju atij në atë që nuk ka ndonjë mëkat ndaj Allahut – të Lartë Madhërishëm – edhe nëse të bën padrejtësi në një hak tëndin (që e ke mbi të), madje edhe nëse të godet padrejtësisht, e cenon nderin tënd dhe e merr pasurinë tënde, mos të çojë kjo të nxjerrësh shpatën tënde kundër tij e ta luftosh, mos u rebelo me ndonjë rebeluesë e ta luftosh dhe mos i nxit të tjerët të rebelohen kundër tij porse bëj sabër ndaj tij."*[168]

[168] *El-Sheriah lil-Axhurrij.*

**Gjykimet në dynja janë sipas së jashtmes**

*Ehli Sunnet* besojnë se gjykimet e personave në dynja janë sipas të jashtmes. Kushdo që shqipton, vepron apo shfaq *shirk* dhe *kufër* apo shenjat e *shirkut* dhe të *kufrit* atëherë i tilli gjykohet si *kafir*, ndërsa kushdo që shfaq Islam dhe shenjat e Islamit, sikurse janë thënia e *shehadetit*, falja e namazit së bashku me ritualet tjera të Islamit atëherë i tilli gjykohet si musliman në këtë jetë ndërsa çështjet e tij të brendshme janë mes tij dhe Allahut. *Kur'ani* dhe *Sunneti* e kanë vërtetuar këtë fakt në mënyrë shumë të qartë.

Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

فَإِن تَابُوا وَأَقَامُوا الصَّلَاةَ وَآتَوُا الزَّكَاةَ فَإِخْوَانُكُمْ فِي الدِّينِ ۗ وَنُفَصِّلُ الْآيَاتِ لِقَوْمٍ يَعْلَمُونَ ﴿١١﴾

《 **Por në qoftë se ata pendohen (**nga *shirku***), e falin namazin dhe e japin *zeqatin*, atëherë ata janë vëllezër tuaj në fe. Kësisoj Ne i shtjellojmë Ajetet në imtësi për njerëzit që kanë dije.** 》 [9:11]

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

أُمِرْتُ أَنْ أُقَاتِلَ النَّاسَ حَتَّى يَشْهَدُوا أَنْ لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ ، وَأَنَّ مُحَمَّدًا رَسُولُ اللَّهِ ، وَيُقِيمُوا الصَّلَاةَ ، وَيُؤْتُوا الزَّكَاةَ ، فَإِذَا فَعَلُوا ذَلِكَ ، عَصَمُوا مِنِّي دِمَاءَهُمْ وَأَمْوَالَهُمْ ، إِلَّا بِحَقِّ الْإِسْلَامِ ، وَحِسَابُهُمْ عَلَى اللَّهِ تَعَالَى

***"Jam urdhëruar t'i luftoj njerëzit derisa të dëshmojnë la ilahe illAllah ue enne Muhammeden Rasulullah (****nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë pos Allahut dhe se Muhammedi është i Dërguari i Allahut****), të falin namazin dhe të japin zeqatin pasi ta bëjnë këtë atëherë e kanë të mbrojtur prej meje gjakun dhe pasurin e tyre pos me të drejtën e Islamit. E llogaria e tyre është me Allahu."***[169]

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

مَنْ صَلَّى صَلَاتَنَا وَاسْتَقْبَلَ قِبْلَتَنَا وَأَكَلَ ذَبِيحَتَنَا فَذَلِكَ الْمُسْلِمُ الَّذِي لَهُ ذِمَّةُ اللَّهِ وَذِمَّةُ رَسُولِهِ فَلَا تُخْفِرُوا اللَّهَ فِي ذِمَّتِهِ

***"Kushdo që fal namazin tonë, drejtohet kah kibla jonë dhe e ha të therurën tonë atëherë i tilli është musliman i cili është nën besën e Allahut dhe besën e të Dërguarit të Tij. Mos e tradhëtoni Allahun në besën e Tij (****duke e shkelur atë****)."***[170]

[169] *Sahih el-Bukharij.*
[170] Po aty.

Ubejdullah ibnu Abdij ibnu el-Khijar[171] (v. 95) ka transmetuar:

بَيْنَا رَسُولُ اللَّهِ – صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ – جَالِسٌ بَيْنَ ظَهْرَانَيْ أَصْحَابِهِ ، إِذْ جَاءَهُ رَجُلٌ فَسَارَّهُ ، فَلَمْ يَدْرِ مَا سَارَّهُ بِهِ حَتَّى جَهَرَ رَسُولُ اللَّهِ – صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ – فَإِذَا هُوَ يَسْتَأْذِنُ فِي قَتْلِ رَجُلٍ مِنَ الْمُنَافِقِينَ ، فَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ – صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ – حِينَ جَهَرَ : " أَلَيْسَ يَشْهَدُ أَنْ لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ وَأَنَّ مُحَمَّدًا رَسُولُ اللَّهِ ؟ فَقَالَ الرَّجُلُ : بَلَى وَلَا شَهَادَةَ لَهُ . قَالَ : أَلَيْسَ يُصَلِّي ؟ قَالَ : بَلَى وَلَا صَلَاةَ لَهُ ، فَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ – صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ – " أُولَئِكَ الَّذِينَ نَهَانِي اللَّهُ عَنْهُمْ. "

*"Derisa i Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem – ishte i ulur në mesin e shokëve të tij një njeri erdhi dhe ia tregoj atij një sekret, nuk ishte e ditur se çfarë sekreti i tregoj derisa i Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem – foli me të madhe, ai (njeriu) kërkonte leje për vrasjen e një njeriut nga munafikët. I Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem – tha kur foli me të madhe: '**A nuk dëshmon la ilahe illAllah ue enne Muhammeden Rasulullah?**' Njeriu tha: 'Po, por nuk ka shahadet për të (d.m.th. nuk është i vlefshem).' Ai tha: '**A nuk e fal namazin?**' Ai tha: 'Po, por nuk ka namaz për të.' I Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem – tha: '**Këta janë ata të cilët Allahu më ka ndaluar prej tyre.**'"*[172]

Humejd ibnu Ebu Humejd el-Tauil (v. 142h) ka thënë:

سَأَلَ ميمونُ بنُ سِيَاهٍ أنسَ بنَ مالِكٍ، قال: يا أبا حَمزةَ، ما يُحَرِّمُ دمَ المسْلِمِ ومالَهُ؟ فقال :مَن شَهِدَ أنْ لا إلهَ إلَّا اللهُ، وأنَّ محمَّدًا رسولُ اللهِ، واستَقْبَلَ قِبْلَتَنا، وصَلَّى صلاتَنا، وأَكَلَ ذَبِيحتَنا، فهو مُسْلِمٌ، له ما للمُسْلِمينَ، وعليه ما على المسْلِمينَ.

*"Mejmun ibnu Sijah e ka pyetur Enes ibnu Malikun: 'O Ebu Hamzeh, çfarë e ndalon gjakun dhe pasurinë e muslimanit?' Ai ka thënë: 'Kushdo që dëshmon la ilahe illAllah ue enne Muhammeden Rasulullah, drejtohet kah kibla jonë, e fal namazin tonë dhe e ha të therurën tonë atëherë i tilli është musliman. Atij i takon çfarë u takon muslimanëve (prej të drejtave) dhe mbi të janë ato që janë mbi muslimanët (prej obligimeve).'"*[173]

***Havarixhët*** që u shfaqen pas vdekjes së të Dërguarit të Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – devijuan nga kjo bazë duke i bërë *tekfir* muslimanët që kanë rënë në mëkat të madh, i cili është nën *shirk* dhe *kufër* të madh. *Havarixhët* e sotëm e kanë çrrënjosur këtë parim nga *Sunneti* dhe pretendojnë se njeriu nuk gjykohet nga ajo që e shfaq, nga e jashtmja porse ai gjykohet sipas supozimit dhe gjendjes së shumicës së njerëzve. Kësisoj kur shumica e njerëzve në realitet nuk e dinë të vërtetën atëherë personi i panjohur supozohet se është i

---

[171] Ka mospajtim për të se a ka qenë shok i të Dërguarit të Allahut – *salAllahu alejhi ue selem* – apo ishte nga *tabi'inët*.

[172] *Muetta lil-Imam Malik, el-Musned lil-Imam Ahmed.*

[173] *El-Bukharij, el-Nesaij – sahih.*

barabartë me ta, në gjendjen e tyre dhe për këtë arsye i jepet i njëjti gjykim si atyre pa marrë parasysh shenjat e dukshme.

Kjo padyshim që e kundërshton *Kur'anin* dhe *Sunnetin*, dhe e bën të domosdoshme për ata që të bëjnë *tekfir* bazuar në supozime dhe ndenja të tyre për gjendjen e brendshme të njeriut. *Sunneti* i Pejgamberit – *salAllahu alejhi ue selem* – e ndalon qartë këtë dhe na urdhëron të gjykojmë sipas së jashtmes.

Pejgamberi – *salAllahu alejhi ue selem* – ka thënë:

إِنِّي لم أُؤمَرْ أنْ أُنَقِّبَ عن قُلوبِ الناسِ، ولا أشُقَّ بُطونَهم.

***"Nuk jam urdhëruar t'i gjurmoj zemrat e njerëzve e as ti hapi barqet e tyre."***[174]

Umer ibnu el-Khattab – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

إِنَّ أُنَاسًا كَانُوا يُؤْخَذُونَ بِالْوَحْيِ فِي عَهْدِ رَسُولِ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ وَإِنَّ الْوَحْيَ قَدْ انْقَطَعَ وَإِنَّمَا نَأْخُذُكُمْ الْآنَ بِمَا ظَهَرَ لَنَا مِنْ أَعْمَالِكُمْ فَمَنْ أَظْهَرَ لَنَا خَيْرًا أَمِنَّاهُ وَقَرَّبْنَاهُ وَلَيْسَ إِلَيْنَا مِنْ سَرِيرَتِهِ شَيْءٌ اللَّهُ يُحَاسِبُهُ فِي سَرِيرَتِهِ وَمَنْ أَظْهَرَ لَنَا سُوءًا لَمْ نَأْمَنْهُ وَلَمْ نُصَدِّقْهُ وَإِنْ قَالَ إِنَّ سَرِيرَتَهُ حَسَنَةٌ

*"Vërtet njerëzit gjykoheshin me shpallje në kohën e të Dërguarit të Allahut – salAllahu alejhi ue selem – ndërsa shpallja është ndalur. E ne tani ju gjykojmë me atë që e shfaqni tek ne prej veprave tuaja. Ai i cili e shfaq tek ne të mirën atëherë i tilli është i besuar tek ne dhe e afrojmë atë afër e nuk është (punë) e jona aspak e brendshmja e tij, Allahu do ta marrë në llogari për të brendshmën e tij ndërsa ai i cili e shfaq tek ne të keqen atëher të tillit nuk i besojmë dhe nuk e vërtetojmë edhe nëse thotë se e brendshmja e tij është e mirë."*[175]

El-Shafiju (v. 204h) ka thënë:

وَأَنَّ حُكْمَ اللهِ تَعَالَى فِي الدُّنْيَا قَبُولُ ظَاهِرِ الْآدَمِيِّينَ وَأَنَّهُ تَوَلَّى سَرَائِرَهُمْ وَلَمْ يَجْعَلْ لِنَبِيٍّ مُرْسَلٍ وَلَا لِأَحَدٍ مِنْ خَلْقِهِ أَنْ يَحْكُمَ إِلَّا عَلَى الظَّاهِرِ وَتَوَلَّى دُونَهُمُ السَّرَائِرَ لِانْفِرَادِهِ بِعِلْمِهَا

*"Gjykimi i Allahut – të Lartësuar – në dynja është pranimi i të jashtmes së njerëzve, dhe se Ai e ka marrë përgjegjësin për të brendshmet e tyre, dhe nuk e ka lejuar asnjë Pejgamber të*

---

[174] *Sahih el-Bukharij.*
[175] Po aty.

*dërguar e askënd prej krijesave që të gjykojnë pos me të jashtmen ndërsa pos tyre Ai mori përgjegjësin për të brendshmet për shkak të të qenurit i Vetmi që ka dije për to."*[176]

El-Khallal (v. 311h) ka transmetuar:

أخبرني محمد بن أبي هارون، قال: حدثنا محمد بن أبي هاشم، قال: دفع إليّ فوران شيئًا من مسائل أبي عبد الله قال: سألته قال: قلت: اليهود يقول بعضهم: أشهد أن لا إله إلَّا الله وأشهد أن محمدًا رسول الله. فقال: إذا لم يرد الإسلام، أما إذا جاء ليسلم فشهد أن لا إله إلَّا الله وأن محمدًا عبده ورسوله وصلَّى، فأي إسلام أتمّ من هذا؟ ! أليس يروى عن النبي –صلى الله عليه وسلم– قال: "أُمِرْتُ أَنْ أُقَاتِلَ النَّاسَ حَتَّى يَقُولُوا: لَا إله إِلَّا اللَّهُ فَإِذَا قَالُوا منعُوا مِنِّي دِمَاءَهُمْ وَأَمْوَالَهُمْ.

*"Më ka treguar Muhammed ibnu ebi Harun duke thënë: Na ka treguar Muhammed ibnu ebi Hashim duke thënë: 'Feuzani më dërgoi mua diçka prej çështjeve të Ebu Abdullahut duke thënë, e kam pyetur atë. Ai tha, thashë, disa prej çifutëve thonë: 'Dëshmoj la ilahe illAllah dhe dëshmoj se Muhammedi është i Dërguari i Allahut.' Ai (Imam Ahmedi) tha: 'Nëse nuk e dëshiron Islamin (atëherë nuk i pranohet si hyrje në Islam), e sa i përket nëse vijë të pranojë Islamin, dëshmon la ilahe illAllah dhe se Muhammedi është rob i Tij dhe i Dërguari i Tij, dhe falet, atëherë cili Islam është më i përsosur se ky? A nuk transmetohet prej Pejgamberit – salAllahu alejhi ue selem – se ka thënë: '**Jam urdhëruar t'i luftoj njerëzit derisa të thonë la ilahe illAllah kur të thonë atëherë e kanë të ruajtur nga unë gjakun dhe pasurinë e tyre.**'''*[177]

Harb ibnu Ismail el-Kermanij (v. 280h) ka thënë:

والكف عن أهل القبلة لا نكفر أحدًا منهم بذنب، ولا نخرجه من الإسلام بعمل، إلا أن يكون في ذلك حديث، فيروى الحديث كما جاء وكما روي، ويصدق به ويقبله

*"Përmbajtja e dorës (d.m.th. lëndimit) nga Ehli el-Kibleh, nuk e bëjmë tekfir askënd prej tyre për ndonjë mëkat dhe nuk e nxjerrim nga Islami për ndonjë vepër pos nëse për të ka ndonjë hadith atëherë transmetohet hadithi ashtu siç ka ardhur dhe ashtu siç është transmetuar, besohet në të dhe pranohet."*[178]

Imam el-Berbeharij (v. 329h) ka thënë:

---

[176] *El-Umm* 6/178.
[177] *El-Xhami liUlum el-Imam Ahmed* 4/172.
[178] *El-Sunneh liHarb el-Kirmanij.*

ولا يخرج أحد من أهل القبلة من الإسلام حتى يرد آية من كتاب الله تعالى أو يرد شيئا من آثار رسول الله ﷺ أو يصلي لغير الله أو يذبح لغير الله وإذا فعل شيئا من ذلك فقد وجب عليك أن تخرجه من الإسلام فإذا لم يفعل شيئا من ذلك فهو مؤمن ومسلم بالإسم لا بالحقيقة.

*"Nuk del askush prej Ehli el-Kibleh (d.m.th. ata që falen) nga Islami pos nëse ai e mohon ndonjë ajet nga Libri i Allahut apo mohon ndonjë gjë nga transmetimet e të Dërguarit të Allahut – salAllahu alejhi ue selem – apo there për dikë tjetër pos Allahut apo falet për dikë tjetër pos Allahut, nëse ai vepron diçka nga këto atëherë të obligohet ty ta nxjerrësh atë nga Islami e nëse ai nuk vepron asnjërën prej këtyre atëherë ai është besimtar musliman me emër, jo me realitet."*[179]

Kjo sepse vetëm Allahu e di realitetin, dhe ky *bidat* nuk është i ri porse ai mund të gjendet në librat e dijetarëve kur ata i përmendin *havarixhët*.

El-Lalekaij (v. 418h) ka transmetuar:

عن حميد بن هلال عن عبادة بن قرط الليثي، أنه قال للخوارج حين أخذوه بالأهواز : ارضوا مني بما رضي رسول الله صلى الله عليه وسلم حين أسلمت. قالوا: وما رضي به منك رسول الله صلى الله عليه وسلم ؟ قال: أتيته فشهدت أن لا إله إلا الله، وأن محمدا رسول الله، فقبل ذلك مني .قال: فأبوا، فقتلوه

*"Transmetohet nga Humejd ibnu Hilal nga Ubadeh ibnu Kurt el-Lejthi se u tha havarixhëve kur e kapën atë në el-Ehuaz: 'Jeni të kënaqur prej meje me atë që ishte i kënaqur i Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem – kur e pranova Islamin.' Ata thanë: 'E me çfarë ishte i kënaqur i Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem –?' Ai tha: 'Erdha te ai dhe dëshmova la ilaheillAllah Muhammedun Rasulullah e ai e pranoi këtë prej meje.' Ai (Humejdi) tha: 'Porse ata refuzuan (të pranojnë atë) dhe e vranë atë.'"*[180]

Ky është një përshkrim i hollësishëm i *havarixhëve* modern, të cilët në asnjë rrethanë nuk do t'ja japin askujt gjykimin Islam përveç nëse e kanë dëgjuar prej tij domethënien e *Teuhidit* dhe çështjeve të tij. Por meqenëse kjo është një praktik që nuk ka asnjë bazë në *Sunnet*, atëherë është një *bidat*, i cili e bënë *bidatçi* personin që beson në të. Veç kësaj, më ekstremisti i këtyre njerëzve e bën *tekfir* atë që e ndjek besimin e përshkruar në *hadithe* dhe dijetarët në këtë çështje, pra, ata e përshkruajnë menhexhin e muslimanëve – që nga Pejgamberi, *salAllahu alejhi ue selem*, e deri tek *Sahabët*, *Allahu qoftë i kënaqur prej tyre*, pasuesit e tyre dhe të gjithë ata që erdhën pas tyre prej dijetarëve – si *kufër* dhe se ai që beson në të nuk e ka

[179] *Sherh el-Sunneh lil-Berbeharij*.
[180] *Sherh Usul Itikad Ehlu el-Sunneh ue el-Xhemeah*.

mohuar *tagutin*. Ky mendim pa dyshim që është *kufër* dhe *zindikllëk* (heretikllëk) për shkak se ata i mohojnë argumentet e qarta dhe *ixhmanë* e muslimanëve.

## **<u>Kapja për *Sunnetin* dhe braktisja e *bidatçiut*</u>**

Është shumë e rëndësishme të kuptohet se për të qenë në rrugën e *Sahabëve – Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* – dhe të atyre që i ndoqën ata në mirësi, njeriu duhet të ketë besimin e saktë dhe të kapet fortë për atë që e ka bazën e saj në burimet të cilat janë përshkruar në këtë libër. Nuk ka asnjë përjashtim apo arsyetim kur bëhet fjalë për mosndjekjen e *Sunnetit* apo besimit në të.

El-Berbeharij (v. 329h) ka thënë:

وليس لأحد رخصة في شيء أخذ به مما لم يكن عليه أصحاب رسول الله ﷺ أو يكون رجل يدعو إلى شيء أحدثه من قبله من أهل البدع فهو كمن أحدثه فمن زعم ذلك أو قال به فقد رد السنة وخالف الحق والجماعة وأباح الهوى وهو أشر على هذه الأمة من إبليس ومن عرف ما ترك أهل البدع من السنة وما فارقوا منها فتمسك به فهو صاحب سنة وصاحب جماعة وحقيق أن يتبع وأن يعاون وأن يحفظ وهو ممن أوصى به رسول الله ﷺ.

*"Nuk e ka të lejuar askush që të kapet për atë që nuk kanë qenë në të Sahabët e të Dërguarit të Allahut – salAllahu alejhi ue selem – apo që një njeri të thërras në diçka që e ka shpikur para tij dikush nga bidatçit ngase i tilli është sikur ai që e ka shpikur atë (bidat). Kushdo që e pretendon këtë apo kapet për të apo e thotë atë, atëherë i tilli e ka mohuar Sunnetin dhe e ka kundërshtuar të vërtetën, xhematin dhe e ka lejuar epshin, i tilli është më i keq për këtë Ummet sesa iblisi. Kushdo që e di atë që e kanë braktisë bidatçit prej Sunnetit dhe atë që ata janë ndarë prej saj dhe kapet për të, atëherë i tilli është pasues i Sunnetit dhe pasues i xhematit. Ky person e meriton të pasohet, të ndihmohet dhe të mbrohet dhe ai është prej atyre që ka këshilluar i Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem – për ta."*[181]

Pra, personi që në realitet është *sunij* nuk duhet t'i përziej besimet e tij me *bidat* dhe ai duhet të distancohet krejtësisht, në çdo mënyrë, nga *bidatçitë*.

Ibnu Umeri – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – u ka thënë njerëzve që nuk kanë besuar në *kader*:

إِذَا لَقِيتَ أُولَئِكَ فَأَخْبِرْهُمْ أَنِّي بَرِيءٌ مِنْهُمْ وَأَنَّهُمْ بُرَآءُ مِنِّي

*"Nëse i takon ata atëherë tregoju atyre se unë jam i distancuar prej tyre dhe ata janë të distancuar nga unë."*[182]

[181] *Sherh el-Sunneh lil-Berbeharij.*
[182] *Sahih Muslim.*

Abdullah ibnu Imam Ahmed (v. 290h) ka thënë:

وَدَخَلَ رَجُلَانِ مِنْ أَصْحَابِ الْأَهْوَاءِ عَلَى مُحَمَّدِ بْنِ سِيرِينَ فَقَالَا: يَا أَبَا بَكْرٍ نُحَدِّثُكَ بِحَدِيثٍ قَالَ: لَا، قَالَا: فَنَقْرَأُ عَلَيْكَ آيَةً مِنْ كِتَابِ اللَّهِ عَزَّ وَجَلَّ، قَالَ: «لَا، لَتَقُومَانِ عَنِّي أَوْ لَأَقُومَنَّ»، قَالَ: فَقَامَ الرَّجُلَانِ فَخَرَجَا، فَقَالَ بَعْضُ الْقَوْمِ: يَا أَبَا بَكْرٍ مَا كَانَ عَلَيْكَ أَنْ يَقْرَأَ آيَةً مِنْ كِتَابِ اللَّهِ عَزَّ وَجَلَّ، فَقَالَ مُحَمَّدُ بْنُ سِيرِينَ: «إِنِّي خَشِيتُ أَنْ يَقْرَآَا آيَةً عَلَيَّ فَيُحَرِّفَانِهَا فَيَقِرُّ ذَلِكَ فِي قَلْبِي«

*"Dy njerëz nga pasuesit e epsheve hynë te Muhammed ibnu Sirini dhe thanë: 'O Ebu Bekr, të tregojmë ty një hadith' Ai tha: 'Jo.' Ata thanë: 'Atëherë të lexojmë ty një ajet nga Libri i Allahut.' Ai tha: 'Jo. Largohuni nga unë ose do të largohem.' (Transmetuesi) thotë: 'Ata dy njerëzit u ngritën dhe dolën.' E disa njerëz thanë: 'O Ebu Bekr. Çfarë të keqe ka ndaj teje që ta lexojnë ty një ajet nga Libri i Allahut – të Lartë Madhërishëm –.' Muhammed ibnu Sirini tha: 'Vërtet unë u frikësova që ta lexojnë një ajet për mua e ta shtrembërojnë atë ndërsa kjo të zë vënd në zemrën time.''"*[183]

Transmetimet e *Selefëve* janë përplot me distancim të *bidatçive*, sepse në distancimin e tyre qëndron ruajtja e fesë dhe ruajtja e vetvetes. El-Berbeharij – *Allahu e mëshiroftë* – e ka përmbledhur domethënien e distancimit dhe bojkotimit të *bidatçive* duke thënë:

فالله الله في نفسك وعليك بالآثار وأصحاب الأثر والتقليد فإن الدين إنما هو التقليد يعني للنبي ﷺ وأصحابه رضوان الله عليهم أجمعين ومن قبلنا لم يدعونا في لبس فقلدهم واسترح ولا تجاوز الأثر وأهل الأثر وقف عند متشابه القرآن والحديث ولا تقس شيئا ولا تطلب من عندك حيلة ترد بها على أهل البدع فإنك امرت بالسكوت عنهم فلا تمكنهم من نفسك أما علمت أن محمد بن سيرين مع فضله لم يجب رجلا من أهل البدع في مسألة واحدة ولا سمع منه آية من كتاب الله تعالى فقيل له فقال أخاف أن يحرفها فيقع في قلبي شيء.

*"(Ruaju nga) Allahu, (ruaju nga) Allahu për veten tënde. Obligim për ty është kapja për transmetime dhe për njerëzit e transmetimit, dhe ndjekja (e këtyre), sepse vërtet feja është ndjekje, domethënë (ndjekje) e Pejgamberit – salAllahu alejhi ue selem – dhe Sahabëve të tij – Kënaqësia e Allahut qoftë mbi ata, të gjithë –. Ata që ishin para nesh nuk na kanë thirrur në paqartësi, ndiqi ata dhe ji rehat. Mos e tejkalo transmetimin dhe njerëzit e transmetimit, ndalu ne të paqartat e Kur'anit dhe hadithit, mos bëj analogji me asgjë e as mos kërko ndonjë hile nga vetja jote që t'ju përgjigjesh bidatçive sepse ti je urdhëruar të mos flasësh me ta dhe mos e bëj veten tënde të mundshëm për ta (në mënyrë që të manipulojnë). A nuk e di se Muhammed ibnu Sirini – së bashku me virtytet e tij – nuk i është përgjigjur një njeriut nga bidatçitë në një çështje të vetme e as nuk e ka dëgjuar prej tij një ajet*

[183] *El-Sunneh liAbdullah.*

*nga Libri i Allahut – të Lartësuar –, i është thënë atij: ('Pse?') Ai ka thënë: 'Kam frikë që ai do ta shtrembërojë atë (ajetin) e të bie në zemrën time diçka (prej bidatit).'"*[184]

Një gabim në të cilin bien shumë njerëz sot – ndoshta me qëllim të mirë – është se ata me qejf hyjnë në diskutime apo debate me *bidatçit*, apo kërkojnë që t'i korrigjojnë *bidatçit* dhe t'ju kundërpërgjigjen atyre në muhabet me ta. Kjo aspak nuk është rruga e *Selefëve* porse është një guxim i pamatur dhe mos pasje e frikës nga infektimi me helmin e *bidatçive*, ngase nuk ka dyshim se shumë nga *bidatçit* kanë elokuencë, dhe që të gjithë ata sjellin një lloj argumenti të shtrembëruar për *bidatin* e tyre. Kështu që *Sunneti* në këtë çështje është përmbajtja nga çdo lloj forme të bisedës me ta.

El-Berbeharij (v. 329h) ka thënë:

وإذا جاءك يناظرك فاحذره فإن في المناظرة المراء والجدال والمغالبة والخصومة والغضب وقد نهيت عن جميع هذا وهو يزيل عن طريق الحق ولم يبلغنا عن أحد من فقهائنا وعلمائنا أنه جادل أو ناظر أو خاصم قال الحسن الحكيم لا يماري ولا يداري حكمته ينشرها إن قبلت حمد الله وإن ردت حمد الله وجاء رجل إلى الحسن فقال أنا أناظرك في الدين فقال الحسن أنا قد عرفت ديني فإن كان دينك قد ضل منك فاذهب فاطلبه وسمع رسول الله ﷺ قوما على باب حجرته يقول أحدهم ألم يقل الله كذا ويقول الآخر ألم يقل الله كذا فخرج مغضبا فقال أبهذا أمرتكم أم بهذا بعثت إليكم أن تضربوا كتاب الله بعضه ببعض فنهاهم عن الجدال

*"Nëse ai (bidatçiu) vjen për të diskutuar me ty atëherë ruaju nga ai sepse në diskutim ka polemik, debat, luftë, grindje dhe zemërim ndërsa ti je i ndaluar nga të gjitha këto, ato e largojnë njeriun nga rruga e vërtetë. Nuk na ka arritur se dikush nga fukahatë dhe dijetarët tanë të kenë debatuar, diskutuar apo të jenë grindur. Hasani ka thënë: 'I mençuri nuk debaton e as nuk bën lajka. Ai e shpërndanë mençurinë e tij, nëse i pranohet ai e lavdëron Allahun e nëse nuk i pranohet ai e lavdëron Allahun.' Gjithashtu një njeri erdhi te Hasani dhe i tha: 'Unë dua të debatoj me ty në fe.' Hasani tha: 'Unë e njoha fenë time e nëse feja jote ka ikur prej teje atëherë shko dhe gjejë atë.' Dhe i Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem – i dëgjoi disa njerëz tek dera e dhomës së tij kur njëri prej tyre thoshte: 'A nuk ka thënë Allahu kështu?' Ndërsa tjetri thoshte: 'A nuk ka thënë Allahu kështu?' Pastaj ai (i Dërguari i Allahut – salAllahu alejhi ue selem –) doli i zemëruar dhe tha: 'A me këtë jeni urdhëruar apo me këtë jam dërguar tek ju, që të përplasni Librin e Allahut një pjesë të tij me një pjesë (duke debatuar)?' Dhe i ndaloi ata nga debatimi."*[185]

---

184 *Sherh el-Sunneh lil-Berbeharij.*
185 Po aty.

Kësisoj kushdo që futet në debat dhe diskutim me *bidatçit* dhe pastaj devijon atëherë ai nuk duhet të fajësoj askënd përveç vetes së tij nëse zemra e tij goditet me helmin e tyre, dhe që më pas të mos jet më në gjendje ta heq atë.

## **Pozita e *tekfirit* në fe**

Çështja e *tekfirit* gjithashtu është një çështje e lehtë për atë që e di vendin e *tekfirit* në fe. Çdo thënie apo vepër e ka kategorinë e saj në fe, prandaj duhet të trajtohet në përputhje me të. Pra, kushdo që është në gjendje të njohë kategorinë e thënies apo veprës atëherë ai me këtë do të dijë se nëse i bëhet *tekfiri* atij apo jo. Disa thënie dhe vepra mund të jenë *kufër* i prerë ndërsa disa të tjera mund të jenë situata të paqarta, në këtë rast muslimani mund të pyesë vëllanë e tij se çfarë ka synuar me atë gjë dhe pastaj të gjykojë në bazë të shpjegimit të dhënë.

Sa i përket kategorive ku mund të ndodhë një thënie apo vepër e *kufrit* atëherë këto janë tri kategori:

**E para:** Çështjet e bazave të *Teuhidit* dhe *shirkut* të madh. Këto janë çështje që kanë të bëjnë me njohjen e Allahut, e cila njihet përmes *fitres*, sikurse është cilësimi i Allahut me Cilësitë e përsosmërisë, e cila i mohon të metat dhe mangësitë për Allahun, siç është se Allahu është i Gjallë, Shikues, Dëgjues, i Gjithëfuqishëm, i Gjithëdijshem, Krijues, Furnizues, Rregullues i punëve, që Allahu është në Lartësi (*el-Uluv*) dhe që Flet. Këto janë disa gjëra që nëse një person i mohon ato apo dyshon në to atëherë ai e ka mohuar përsosmërinë e Allahut ose ka dyshuar në Të e që është *kufër* para dhe pas ngritjes së argumentit. Gjithashtu edhe llojet e adhurimit hyjnë në këtë kategori, pra, nëse robi i kushton një lloj adhurimi dikujt tjetër pos Allahut, qoftë me vepër apo besim, atëherë kjo gjithashtu është nga gjërat që janë *kufër* para dhe pas ngritjes së argumentit.

Kësisoj nëse muslimani sheh ndonjë gabim nga një musliman tjetër në këtë kategori – qoftë kjo në fjalë apo në vepër – atëherë ai e ka obligim ta nxjerrë atë nga feja dhe ta konsiderojë atë si jomusliman derisa të pendohet nga ajo që e ka bërë prej *kufrit*.

Abdullah ibnu Ahmed (v. 290) ka transmetuar:

سَمِعْتُ أَبِي رَحِمَهُ اللَّهُ، وَسَأَلَهُ عَلِيُّ بْنُ الْجَهْمِ عَنْ مَنْ قَالَ: بِالْقَدَرِ يَكُونُ كَافِرًا؟ قَالَ: " إِذَا جَحَدَ الْعِلْمَ، إِذَا قَالَ: إِنَّ اللَّهَ عَزَّ وَجَلَّ لَمْ يَكُنْ عَالِمًا حَتَّى خَلَقَ عِلْمًا فَعَلِمَ فَجَحَدَ عِلْمَ اللَّهِ عَزَّ وَجَلَّ فَهُوَ كَافِرٌ "

*“E kam dëgjuar babain tim – Allahu e mëshiroftë – kur Alij ibnu el-Xhehm e pyeti për atë që e ka mendimin e kaderit a është kafir? Ai tha: ‘Nëse e mohon Dijen[186] (e Allahut atëherë ai është*

[186] Kjo do të thotë, nëse ai e mohon që Allahu ka dije të paraprirë për gjithçka që do të ndodhë para se të ndodhë.

*kafir). Nëse thotë: 'Allahu – i Lartë Madhërishëm – nuk ka qënë i dijshëm derisa e krijoi dijen dhe u bë i ditur.' Atëherë ai e ka mohuar dijen e Allahut – i Lartë Madhërishëm – dhe i tilli është kafir.'"*[187]

Muhammed ibnu Ismail el-Tirmidhij (v. 280h) ka thënë:

سَمِعْتُ المزَنِيَّ يَقُوْلُ :لاَ يصحُّ لأَحَدٍ توحيدٌ حَتَّى يعلمَ أَنَّ اللهَ عَلَى العَرْشِ بصِفَاتِهِ. قُلْتُ لَهُ: مِثْلُ أَيِّ شَيْءٍ؟ قَالَ: سمِيعٌ، بصيرٌ، عَلِيْمٌقَدِيرٌ.

*"E kam dëgjuar el-Muzenijun duke thënë: 'Nuk është i saktë Teuhidi i askujt derisa të di se Allahu është mbi Arsh me Cilësitë e Tij.' I thashë atij: 'Për shembull me cilën gjë?' Ai tha: 'Dëgjues, Shikues, i Dijshem dhe i Fuqishëm.'"*[188]

El-Bukharij (v. 256h) ka thënë:

بَاب الْمَعَاصِي مِنْ أَمْرِ الْجَاهِلِيَّةِ وَلَا يُكَفَّرُ صَاحِبُهَا بِارْتِكَابِهَا إِلَّا بِالشِّرْكِ

*"**Kaptinë:** Mëkatet janë prej çështjes së xhahiljetit, nuk bëhet tekfir vepruesi i saj me veprimin e saj pos nëse (vepra) është shirk."*[189]

El-Darimij (v. 280h) ka thënë:

فَمَنْ لَمْ يَسْتَيْقِنْ أَنَّ الْقُرْآنَ غَيْرُ مَخْلُوقٍ؛ لَمْ يُؤْمِنْ بَعْدُ بِأَنَّهُ نَفْسُ كَلَامِ اللَّهِ؛ لِأَنَّهُ لَوْ آمَنَ بِأَنَّهُ نَفْسُ كَلَامِ اللَّهِ لَعَلِمَ يَقِينًا أَنَّ الْكَلَامَ صِفَةُ الْمُتَكَلِّمِ، وَاللَّهُ بِجَمِيعِ صِفَاتِهِ وَكَلَامِهِ غَيْرُ مَخْلُوقٍ .

*"Kushdo që nuk është i bindur se Kur'ani nuk është i krijuar ai, pas kësaj, nuk ka besuar se ai (Kur'ani) është vet fjala e Allahut sepse nëse do të kishte besuar se ai është vet fjala e Allahut do të dinte me bindje se të folurit është cilësi e folësit, dhe Allahu me të gjitha Cilësitë e Tij dhe të Folurën e Tij nuk është i krijuar."*[190]

Kushdo që zhytet në librat e *Selefëve* do të gjejë se ato janë të mbushura me fjalë të ngjashme të *tekfirit* ndaj personit që refuzon apo mohon ndonjë gjë nga kjo kategori e dijes apo që njeriu t'i drejtoj ndonjë lloj të adhurimit dikujt tjetër pos Allahut.

**E dyta:** Çështjet e mirënjohura apo çështjet që njihen nga feja me domosdoshmëri. Dallimi mes këtyre dyjave është se çështjet e mirënjohura mund të jenë të mirënjohura në disa vende kurse në disa tjera jo, ndërsa ajo që njihet nga feja me domosdoshmëri është diçka që e dinë edhe dijetarët edhe njerëzit e thjeshtë mes muslimanëve, madje edhe jomuslimanët e dinë

187 *El-Sunneh liAbdullah.*
188 *Uluv lil-Alij el-Gaffar lil-Dhehebij, Sijer el-Ealem el-Nubela,* dhe të tjerë.
189 *Sahih el-Bukharij.*
190 *El-Nakd lil-Darimij.*

këtë për Islamin dhe për këtë shkak muslimani nuk mund të arsyetohet në to. Pra, kur një çështje bëhet e mirënjohur në një vend ajo trajtohet po në atë vend sikur të njihej nga feja me domosdoshmëri, dhe çdo gjë që bie në këtë kategori nuk ka asnjë arsyetim për gabimin e bërë në të përveç ndaj personit i cili sapo ka hyrë në Islam – me kushtin që çështja të mos dihet as në mesin e *kafirave* – dhe ndaj atij që jeton shumë larg në shkretëtirë dhe nuk ka pasur qasje në dije.

Në mesin e këtyre çështjeve janë: pesë namazet, haxhi, agjërimi, *zeqati*, ndalimi i mishit të derrit, alkoolit, kamatës dhe veprave imorale. Kësisoj kushdo që e refuzon ndonjërën nga këto atëherë i tilli nuk arsyetohet për shkak të pozitës së këtyre çështjeve dhe i tilli bëhet *tekfir* menjëherë për shkak të argumentit tashmë të ngritur në çështje të tilla pos nëse ai është në mesin e dy llojeve të përmendura më lartë të njerëzve. Kështu që nëse një person thotë: "*Në Islam janë vetëm 3 namaze.*" Apo "*Zinaja është hallall.*" Apo "*Agjërimi nuk është farz.*" Atëherë i tilli bëhet *tekfir* drejtpërdrejtë për shkak të çështjeve që janë ose të mirënjohura ose që njihen nga feja me domosdoshmëri.

**E treta:** Çështjet e fshehta. Këto janë çështje rreth të cilave muslimanët e thjeshtë nuk kanë dije, dhe ku dijetarët janë ata që kanë dije për këto gjëra. Nëse një person ndër muslimanët e thjeshtë ka ndonjë gabim në disa prej këtyre çështjeve atëherë i tilli nuk bëhet *tekfir* para ngritjes së argumentit të cilin nëse e mohon bëhet *kafir*.

Në mesin e këtyre çështjeve mund të jenë: detajet e trashëgimisë, gjykimi i fëmijës së lindur nga *zinaja*, shpagimi për atë person që ka veshur pantallona në haxh etj. Pra, kushdo që ka ndonjë besim të gabuar në këto çështje atëherë i tilli nuk bëhet *tekfir* menjëherë, por pritet derisa t'i arrij argumenti – që është i mjaftueshëm për ta bërë *tekfir* personin që e refuzon atë –, t'i ngrihet atij me bindje dhe ai pas kësaj akoma i mohon argumentet pasi ato i erdhën atij.

El-Shafij (v. 204h) e ka shpjeguar kategorinë e dytë dhe të tretë, duke thënë:

فقال لي قائل: ما العلم؟ وما يجب على الناس في العلم؟فقلت له: العلم علمان: علم عامة، لا يسع بالغا غير مغلوب على عقله جهله .قال: ومثل ماذا؟قلت: مثل الصلوات الخمس، وأن لله على الناس صوم شهر رمضان، وحج البيت إذا استطاعوه، وزكاة في أموالهم، وأنه حرم عليهم الزنا والقتل والسرقة والخمر، وما كان في معنى هذا، مما كلف العباد أن يعقلوه ويعملوه ويعطوه من أنفسهم وأموالهم، وأن يكفوا عنه ما حرم عليهم منه.وهذا الصنف كله من العلم موجود نصا في كتاب الله، وموجودا عاما عند أهل الإسلام، ينقله عوامهم عن من مضى من عوامهم، يحكونه عن رسول الله، ولا يتنازعون في حكايته ولا وجوبه عليهم .وهذا العلم العام الذي لا يمكن فيه الغلط من الخبر، ولا التأويل، ولا يجوز فيه التنازع.

*"Më tha mua një thënës: 'Çfarë është dija? Dhe çfarë është obligim për njerëzit nga dija?' I thashë atij: 'Dija është dy lloje. (E para është) Dija e përgjithshme, nuk lejohet që i rrituri i cili nuk është i çmendur të jetë injorant për të.' Ai tha: 'Në çfarë për shembull?' Thashë: 'Për shembull pesë namazet, që njerëzit i detyrohen Allahut të agjërojnë Ramazanin, të bëjnë haxhin nëse kanë mundësi, nxjerrjen e zeqatit nga pasuritë e tyre, dhe që Ai ua ka ndaluar atyre kurvërinë, vrasjen, vjedhjen dhe alkoolin, dhe atë që është në kuptimin e kësaj, për të cilat robërit janë të obliguar t'i kuptojnë, t'i veprojnë dhe të japin nga vetët e tyre dhe pasuritë e tyre. Që ata të ndalojnë nga ajo që Ai ua ka ndaluar atyre. Kjo kategori, e gjitha është prej dijes që gjendet tekstualisht në Librin e Allahut, që gjendet përgjithësisht tek njerëzit e Islamit, avami i tyre (dhe jo dijetarët) e transmetojnë atë nga ata që kanë kaluar prej avamit, ata e tregojnë atë nga i Dërguari i Allahut dhe nuk debatojnë në transmetimin e tij dhe as në obligimin e tij mbi ta. Kjo është dija e përgjithshme, në të cilën gabimi është i pamundur qoftë në informatë apo interpretim, dhe në të nuk lejohet debatimi.*

قال: فما الوجه الثاني؟قلت له: ما ينوب العباد من فروع الفرائض، وما يخص به من الأحكام وغيرها، مما ليس فيه نص كتاب، ولا في أكثره نص سنة، وإن كانت في شيء منه سنة فإنما هي من أخبار الخاصة، لا أخبار العامة، وما كان منه يحتمل التأويل ويستدرك قياسا.

*Ai tha: 'Cila është kategoria e dytë?' I thashë atij: 'Ajo që është afër robërve nga degët e farzeve dhe ajo që është e lidhur me të nga gjykimet dhe të tjerat, rreth të cilave nuk ka tekst nga Libri e as në shumicën e tyre tekst nga Sunneti, e nëse ka diçka prej tyre në Sunnet atëherë ajo është prej transmetimeve të veçanta dhe jo prej transmetimeve të përgjithshme dhe ajo që është prej tyre mund të bartë interpretim dhe të kapet me analogji.'"*[191]

Një detaj i fundit për tu përmendur këtu është ndryshimi midis dy llojeve të personave që duhet të kihen parasysh. Një person ka mundësi që mos të besojë në ndonjë Cilësi të Allahut – e cila mund të dihet vetëm përmes tekstit – për shkak se dija rreth saj nuk i ka arritur atij akoma. Në këtë rast ai informohet dhe i ngrihet argumenti, e nëse këmbëngul në mohim atëherë i tilli bëhet *tekfir*. Personi tjetër i cili e mohon të njëjtën Cilësi porse këtë e bënë për shkak të bazave të tij *xhehmije* të *kufrit* (d.m.th. të refuzoj Emrat dhe Cilësitë e Allahut në përgjithësi) atëherë ai nuk arsyetohet, për shkak të *kufrit*, duke pasur baza të *kufrit* në besimet e tij. Prandaj ky lloj personi nuk do të arsyetohet edhe nëse dituria akoma nuk i ka arritur sepse ai tashmë ka rënë në *kufër* para kësaj. E çdo situatë si kjo shqyrtohet me hollësi para se i tilli të bëhet *tekfir*.

[191] *El-Risaleh lil-Shafij.*

## *Selefët* përballë *Khalefëve*

Nuk ka dyshim se ai që i braktis librat e *Selefëve* dhe e studion fenë vetëm nga librat e *khalefëve* (atyre që erdhën me vonë) do të mbetet në dyshim dhe konfuzion. Arsyeja e kësaj është se librat e *Selefëve* e përmbajnë të vërtetën të cilën ata e dëgjuan nga *Sahabët* – *Allahu qoftë i kënaqur prej tyre* –, dhe ata ishin shumë të rreptë në mos pranimin e mendimeve të *bidatçive* dhe të atyre që janë akuzuar në fenë e tyre, qoftë për gënjeshtër apo për besimin në ndonjë *bidat*. Prandaj, ka kapituj madje edhe libra të *Selefëve* që kanë të bëjnë me kokat e devijimit, duke i diskredituar ata dhe duke paralajmëruar kundër tyre.

Porse sa i përket *khalefëve* atëherë këto baza ishin edhe tek ta, porse ata nuk i mbajtën me të njëjtën forcë sikur *Selefët*. Rezultati i kësaj është se njerëzit të cilët kishin besime, të cilat *Selefët* i konsideronin *bidat* – e në disa raste *kufër* – referohen si *Imam* apo *Shejkh* apo *Hafiz*, ndërsa kjo u jep emrave dhe fjalëve të tyre një pozitë në fe, të cilën nuk e meritojnë. Kjo pastaj rezulton që njerëzit t'i pranojnë fjalët e tyre apo të paktën t'i konsiderojnë ato si një mendim i vlefshëm në fe ndërsa në realitet nuk është kështu. Veç kësaj shumë nga *khalefët* i kanë cilësuar *bidatçit* të jenë pjesë e *Ehli Sunnet,* ndërsa në realitet ata nuk janë të tillë. E pastaj si kjo lindin konfunzionet, si mund jetë *Imam* një *bidatçi*? Dhe pse njerëzit i referohen si *Shejkh* një personit të tillë kur ai në të vërtetë është *kafir*? Pse një dijetarë që duket i pranuar flet në favor të *kufrit* dhe *bidatit*?

Zgjidhja e këtij problemi qëndron në studimin e librave të *Selefëve* për të njohur *akiden* e tyre, dhe me këtë njeriu e siguron një peshore me të cilën mund të masë fjalët e atyre që erdhën pas *Selefëve*, sepse mësimi nuk është në emrin apo pozitën e një personi porse mësimi qëndron në atë që përputhet me *Kur'anin* dhe *Sunnetin* sipas kuptimit të *Selefëve*, e ajo që është krahas këtyre është devijim edhe nëse shumica e njerëzve janë në të.

Hudhejfeh ibnu el-Jeman – *Allahu qoftë i kënaqur prej tij* – ka thënë:

اتَّقُوا اللَّهَ يَا مَعْشَرَ الْقُرَّاءِ ، وَخُذُوا طَرِيقَ مَنْ كَانَ قَبْلَكُمْ ، فَوَاللَّهِ لَئِنِ اسْتَقَمْتُمْ لَقَدْ سَبَقْتُمْ سَبْقًا بَعِيدًا ، وَلَئِنْ تَرَكْتُمُوهُ يَمِينًا وَشِمَالا لَقَدْ ضَلَلْتُمْ ضَلالا بَعِيدًا

*"Keni frikë Allahun o ju lexues të Kur'anit! Merrni rrugën e atyre që ishin para jush sepse pasha Allahun nëse e zbatoni këtë atëherë keni paraprirë me një prirje të largët, e nëse e braktisni atë qoftë djathtas apo majtas atëherë keni devijuar me një devijim të largët."*[192]

---

[192] *El-Zuhd ue el-Rakaik libnu el-Mubarak.*

Imam Maliku (v. 179h) ka thënë:

لن يَصلُحَ آخرُ هذه الأمة إلا بما صَلَح به أولها؛ فما لم يكن يومئذٍ دينًا، لا يكون اليوم دينًا

*"Nuk do të rregullohet fundi i këtij Ummeti pos me atë që u rregullua i pari i saj. Çfarë atë ditë nuk ka qenë fe as sot nuk është fe."*[193]

Imam el-Shafiju (v. 204h) ka thënë:

كل من تكلم بِكَلَام فِي الدّين أَو فِي شَيْء من هَذِه الْأَهْوَاء لَيْسَ لَهُ فِيهِ إِمَام مُتَقَدم من النَّبِي صلى الله عَلَيْهِ وَسلم وَأَصْحَابه فقد أحدث فِي الْإِسْلَام حَدثا

*"Çdo kush që flet me disa fjalë në fe – apo me ndonjë gjë nga këto epshe (bidate) – që nuk ka në të ndonjë Imam paraprirës nga Pejgamberi – salAllahu alejhi ue selem – dhe shokët e tij atëherë vërtetë ai ka shpikur në Islam një shpikje."*[194]

Is'hak ibnu Abdur-Rahman ibnu Hasan (v. 1319h) prej *davës* së Nexhdetit ka thënë:

ومن تغذى بكلام المتأخرين ، من غير إشراف ، على كتب أهل السنة المشتهرين ، ككتاب ((السنة)) لعبد الله بن الإمام أحمد ، وكتاب ((السنة)) للخلال ، وكتاب ((السنة)) للالكائي ، والدارمي ، وغيرهم ، بقي في حيرة ، وضلال

*"Kushdo që ushqehet me fjalët e khalefëve, pa shikuar në librat e mirënjohura të Ehli Sunnetit sikurse është libri 'El-Sunneh' i Abdullahit djalit të Imam Ahmedit, libri 'El-Sunneh' i el-Khalalit, libri 'El-Sunneh' i el-Lalekaijt, el-Darimijut dhe të tjerëve pos tyre, do të mbetet në konfuzion dhe devijim."*[195]

Prandaj marrja e *akides* dhe bazave nga librat e *Selefëve* nuk është një çështje që në çdo rrethanë duhet të nënvlerësohet, përkundrazi, kushdo që nuk e ngrit bazën, *menhexhin*, metodën dhe besimet e tij sipas asaj që e gjen në librat e *Selefëve* atëherë ai nuk është i sigurt nga rënia në devijim, majde pa e vërejtur këtë fare.

[193] *Kitab el-Itisam lil-Shatibij.*
[194] *El-Intisar liEshab el-Hadith liebi el-Mudhaffer el-Semanij.*
[195] *El-Durer el-Senijjeh* 4/336.

## **Kërkimi i dijes, kapja për *xhematin* dhe ruajtja e *imanit***

Kërkimi i dijes që është i mjaftueshëm për të pasur *akiden* e saktë është obligim për çdo individ, pa marrë parasysh se kush është ai apo nga vjen, dhe vërtet që dija dhe akidja e saktë vijnë para fjalës dhe veprës. Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

فَاعْلَمْ أَنَّهُ لَا إِلَٰهَ إِلَّا اللَّهُ وَاسْتَغْفِرْ لِذَنبِكَ وَلِلْمُؤْمِنِينَ وَالْمُؤْمِنَاتِ ﴿١٩﴾

《 **Dije se *La ilahe illAllah* (**nuk ka të adhuruar tjetër të merituar pos Allahut**), dhe kërko falje për gjynahin tënd dhe për besimtarët e besimtaret…** 》 [47:19]

Ajo që dëshmon për këtë fakt – siç është shpjeguar më parë – është se Allahu nuk pranon asgjë përveç nëse bëhet me *Teuhid*, dhe as nuk pranon asgjë përveç nëse bëhet sipas *Sunnetit*.

Shtoja kësaj nëse një person bën *shirk* ndërsa e adhuron Allahun atëherë të gjitha veprat e tij asgjësohen dhe në Ditën e Gjykimit Allahu do t'i shndërrojë ato në pluhur të shpërndarë. Allahu – *i Lartësuar* – ka thënë:

ذَٰلِكَ هُدَى اللَّهِ يَهْدِي بِهِ مَن يَشَاءُ مِنْ عِبَادِهِ ۚ وَلَوْ أَشْرَكُوا لَحَبِطَ عَنْهُم مَّا كَانُوا يَعْمَلُونَ ﴿٨٨﴾

《 **Ky është Udhëzimi i Allahut me të cilin Ai udhëzon këdo që Ai dëshiron nga robërit e Tij. Por sikur ata të kishin bërë *shirk*, gjithçka që ata kanë punuar do të asgjësohej.** 》 [6:88]

Ndërsa sa i përket *bidatçive* – *bidati* i të cilëve nuk e ka arritur nivelin e *kufrit* që i nxjerrë nga Islami – atëherë Allahu nuk do të pranojë asgjë nga veprat e tij të mira, as *farzet* e as *nafilet*.

El-Euzaij (v. 158h) ka thënë:

كَانَ بَعْضُ أَهْلِ الْعِلْمِ يَقُولُونَ : لَا يَقْبَلُ اللَّهُ مِنْ ذِي بِدْعَةٍ صَلَاةً وَلَا صِيَامًا وَلَا صَدَقَةً وَلَا جِهَادًا وَلَا حَجًّا وَلَا عُمْرَةً وَلَا صَرْفًا وَلَا عَدْلًا

*"Disa njerëz të dijes thoshin: 'Allahu nuk pranon nga bidatçiu as namaz, as agjërim, as lëmosh, as xhihad, as haxh, as umre, as ndonjë obligim e as ndonjë nafile."*[196]

El-Hasen el-Basriju (v. 110h) ka thënë:

لا يقبل الله لصاحب بدعة صوماً ولا صلاة ولا حجاً ولا عمرة حتى يدعها

[196] *Kitab el-Itisam lil-Shatibij* 1/142.

*"Allahu nuk pranon nga bidatçiu as agjërim, as namaz, as haxh, as umre derisa të braktisë atë (bidatin e tij)."*[197]

Pra, hapi i parë në rrugën e shpëtimi është kërkimi i dijes dhe korrigjimi i besimeve, dhe një parakusht për të kërkuar dituri në realitet është mësimi i gjuhës arabe. Islami është një fe e cila ishte shpallur në gjuhën arabe, tek një popull arab, prandaj kushdo që dëshiron të kuptojë plotësisht burimet dhe argumentet e Islamit duhet të mësojë gjuhën arabe që të jetë në gjendje ta bëjë këtë.

Një aspekt tjetër i kërkimit të dijes është rrethimi i vetvetes me rrethana të cilat e mundësojnë dhe e inkurajojnë njeriun që të kërkojë dijen. Në këtë hynë:

- Miqësimi me njerëzit e devotshëm, dijetarët dhe nxënësit e dijes.
- Qëndrimi larg mëkatarëve, mëkatit dhe nga vendet ku bëhen mëkate.
- Kapja për *xhematin* dhe kalimi i kohës me vëllezërit muslimanë.
- Pranimi i të qenurit i mangët në përmbushjen e të drejtave të Allahut.
- Pranimi i të qenurit nevojtar për dije Islame dhe për vepra të mira.
- Pranimi dhe kuptimi se Allahu është me *xhematin* dhe jo me ata që ndahen prej *xhematit* apo që kërkojnë ta ndajnë atë me debate dhe diskutime.

Nuk ka dyshim se këto gjëra ndihmojnë në ringjalljen e zemrës dhe rritjen e dëshirës për kërkimin e dijes.

Shumë njerëz sot bëjnë një gabim të madh, që kur ata i mësojnë çështjet e *Teuhidit*, shtyllat dhe kushtet e tij, ata mendojnë se kanë mësuar mjaftueshëm dhe ndalen në gjurmët e tyre pa u përmirësuar. Prandaj ti i gjen ata edhe pas dhjetë vjetëve pasi i kanë mësuar këto çështje ata janë plotësisht në gjendje të njëjtë apo edhe më të keqe, pa mësuar përmendësh *Kur'an*, pa mësuar ndonjë çështje të re në fe dhe pa e rritur numrin e adhurimeve, pikërisht ky është kurthi i shejtanit në të cilin ai – *Allahu e mallkoftë* – dëshiron që muslimani të bjerë sepse kush nuk përmirësohet në fe atëherë ka më shumë gjasa që të përfundojë në një gjendje më të keqe sesa kur e filloi, gjë për të cilën njeriu i sinqertë shumë lehtë mund të dëshmojë.

Disa njerëzit të tjerë mësojnë disa çështje në fe dhe menjëherë vrapojnë të debatojnë me secilin njeri, gjë që i bën të bien në shumë gabime pa e kuptuar; sidomos duke folur në fe pa dije që është ndër mëkatet më të mëdha, të cilin njeriu mund ta veprojë.

[197] *Sherh Usul Itikad Ehlu el-Sunneh lil-Lalekaij* 1/138-139.

Kësisoj robi duhet ta pranojë gjendjen e tij të ulët përpara Allahut, të arrijë sinqeritetin dhe pastaj përulësi, përulësi, përulësi.

## Librat e rekomanduara

Sa i përket librave që u rekomandohen nxënësve të diturisë t'i lexojnë atëherë ato janë:

***Sherhel-Sunneh*** nga el-Berbeharij.

***El-Sunneh*** nga el-Kermanij.

***El-Ibanehel-Sugra*** nga ibnu Bettah me *tahkik* të Adil Alu Hamdan.

***El-Ibanehel-Kubra***nga ibnuBettah me *tahkik* të Adil Alu Hamdan.

***El-Xhami fi Akaid ue Rasail Ehlu el-Sunneh ue el-Ether*** nga Adil Alu Hamdan përveç një transmetimit që i përshkruhet el-Shafijut, i transmetuar nga el-Hekkarij, i cili nuk është i saktë as në zinxhir e as në tekst.

***El-Ihtixhaxh bil-Ether el-Selefijjeh*** nga Adil Alu Hamdan.

***El-Sunneh*** nga Abdullah ibnu el-Imam Ahmed me *tahkik* të Adil Alu Hamdan.

***El-Sunneh*** nga el-Khallal me *tahkik* të Adil Alu Hamdan.

***El-Sheriah*** nga el-Axhurrij me *tahkik* të Adil Alu Hamdan.

***Kitabel-Teuhid*** nga ibnu Khuzejmeh me *tahkik* te Semir el-Zuhejrij, duke qenë i vëmendshëm për gabimin në të cilin ka rënë ibnu Khuzejmeh, lidhur me hadithin e pamjes, kështu që ajo pjesë duhet të anashkalohet.

***El-Radd ala el-Xhehmijjeh*** nga el-Darimij.

***Nakd Uthman ibnu Seid ala el-Merisij el-Xhehmij el-Anid fima Iftera ala Allah fiel-Teuhid*** me *tahkik* të Mensurel-Semarij.

***Khalk Efal el-Ibad*** nga el-Bukhariju.

***Kitabel-Teuhid*** nga Muhammed ibnu Abdul-Uehhab.

***Usul el-Thelatheh*** nga Muhammed ibnu Abdul-Uehhab.

***Usul el-Sitteh*** nga Muhammed ibnu Abdul-Uehhab.

***Kauaid el-Erbeah*** nga Muhammed ibnu Abdul-Uehhab.

***Sherh Sitteh Meuadimin el-Sirah*** nga Muhammed ibnu Abdul-Uehhab.

***Risaleh Aslu el-Din*** nga Muhammed ibnu Abdul-Uehhab.

***Mana el-Tagut*** nga Muhammed ibnu Abdul-Uehhab.

Kërkuesi i dijes gjithmonë duhet t'i përmbahet bazave dhe kufijve të *Selefëve*, pra, nëse ai lexon nga *khalefët* atëherë ai nuk duhet të mbështetet vetëm në fjalët e tyre pa i kthyer çështjet tek *Selefët* dhe tek *menhexhi* i tyre. Ai nuk duhet të pranojë ndonjë mospajtim apo mendim që tejkalon fjalët e *Selefëve*, as nuk duhet të konsiderojë nga *Ehli Sunneti* ata që kanë *bidate* në fenë e tyre, nuk duhet të kërkojë mëshirë për ta e as të konsiderojë mendimet e tyre si të vlefshme.

Kushdo që beson në atë që është thënë në këtë libër dhe kapet për bazat e *Selefëve* në fe atëherë Allahu vërtet e ka udhëzuar atë në diçka shumë të mirë. Lexuesi këshillohet që të nënshtrojë veten e tij, si shpirtin ashtu edhe trupin e tij ndaj asaj që erdhi nga Allahu dhe i Dërguari i Tij – *salAllahu alejhi ue selem* – dhe të mos jetë i kënaqur me asgjë që e kundërshton ndonjërën prej këtyre, pa marrë parasysh nga kush mund të vijë ky kundërshtim, ne jemi të obliguar të adhurojmë Allahun duke ndjekur *Kur'anin* dhe *Sunnetin* sipas kuptimit të *Selefëve*, në këtë muslimanët do të arrijnë unitetin në dynja dhe bazuar në këtë – pa më të voglin dyshim – ata do të gjykohen në *ahiret*. Një lajmë i mirë për atë që e korrigjon *akiden* e tij para se t'i afrohet vdekja dhe para se veprat e tij të ndërpiten. E lusim Allahun për një fund të bukur.

I lartësuar qoftë Allahu dhe të gjitha lavdërimit i takojnë vetëm Atij. Ne dëshmojmë se askush nuk ka të drejtë të adhurohet përveç Allahut të Vetmit i Cili nuk ka partner, ne i kërkojmë Atij falje dhe kthehemi tek Ai me pendim.

Paqja dhe bekimet e panumërta të Allahut qofshin mbi Pejgamberin tonë Muhammedin, familjen e tij, shokët e tij dhe të gjithë ata që ndoqën në mirësi deri në Ditën e Gjykimit. *Allahumme Amin*.

## Përmbajtja

